# IBN KAJJIM EL-XHEVZIJJE
# ERR-RRUH – SHPIRTI
## BISMIL-LAHIRR-RRAHMANIRR-RRAHIM
## HYRJE

“Falënderimi i takon All-llahut, që e Tij është çka ka në qiej dhe çka ka në tokë dhe i tërë falënderimi i takon Atij në botën tjetër. Ai është i urti i përsosuri në njohuri” (Sebe’ë : 1).

“Ai ia dhuron urtësinë atij atij që do, e kujt i është dhënë urtësia, atij pra i është dhuruar mirësi e madhe, përveç të mençurëve këtë nuk e kupton kush” (El-Bekare : 269).

“Ai është që të pashkolluarëve (arabëve) u dërgoi një të Dërguar nga mesi i tyre që t’ju lexojë ajetet e Tij, t’i pastrojë ata, t’ua mësojë Librin dhe urtësinë (Sunnetin) edhe pse më parë ishin në një humbje të dukshme” (El-Xhumua : 2).

“Muhammedi është i Dërguar i All-llahut, e ata që janë me të (sahabët) janë të ashpër kundër jobesimtarëve, janë të mëshirshëm ndërmjetvete, ti i sheh ata kah përulen (në rukuë), duke rënë me fytyrë në tokë (në sexhde), e kërkojnë prej All-llahut që të ketë mëshirë dhe kënaqësinë e Tij ndaj tyre. Në fytyrat e tyre shihen shenjat e gjurmës së sexhdes...” (El-Fet-h : 29).

“Ndërsa atyre që besuan, bënë vepra të mira dhe atë që iu shpall Muhammedit e besuan, e ajo është e vërtetë prej Zotit të tyre, Ai atyre u shlyen mëkatet dhe ua përmirëson gjendjen” (Muhammed : 2).

“Është e vërtetë se All-llahu dhe melekët e Tij me madhërim e mëshirojnë Pejgamberin. O ju që keni besuar, madhëronie pra atë (duke rënë salavatë) dhe dorëzoniu tërësisht” (El-Ahzabë : 56).

O All-llah, Ty të lutemi ta mëshirosh Muhammedin (s.a.v.s), gratë dhe pasardhësit e tij, ashtu si e ke mëshiruar Ibrahimin (a.s.), si dhe ta begatosh Muhammedin (s.a.v.s.), gratë dhe pasardhësit e tij ashtu si e begatove familjen e Ibrahimit (a.s.), Ti vërtetë je shumë i falënderuar e i madhëruar.

Më pastaj:

Ky është një libër i ndritur, me dobi të madhe, me interes të madh, ai të bën asket në këtë botë, ia mëson muslimanit pozitat e larta në botën e ardhme, nuk është përpiluar në këtë temë diçka e ngjashme në botë, përfshinë veçoritë e botës së ardhme nga aspekti: i shpirtit, i vdekjes, i jetës, me argumente të prera nga Kur’ani, Sunneti dhe gjurmët e të parëve, si dhe thënieve e lajmërimeve të dijetarëve dhe ëndërrave të njerëzve të mirë. Unë vendosa ta redaktojë dhe ta shfaqi në opinion meqë ky libër është ushqim i muslimanit i cili ta ofron botën e ardhme. Në të është jeta e të parëve në këtë botë e në botën e ardhme dhe dënimi i pabesimtarëve të humbur të cilët nuk besuan All-llahun dhe të Dërguarin e Tij (s.a.v.s.). Unë e lusë All-llahun e madhëruar që të na mbrojë nga devijimet dhe rrëshqitjet, të na mundësojë nijetin, fjalën dhe punën e mirë, të ngritë pozitat e autorit të tij në Firdevsin e lartë dhe të na bashkoi me të Dërguarin tonë, Muhammedin (s.a.v.s.), vërtetë Ai është i fuqishëm për çdo gjë, të Cilit i takon përgjigjeja, na mjafton Ai dhe sa mbështetje e mirë që është, e paqja e mëshira qofshin me zotriun tonë Muhammedin (s.a.v.s.). I tërë falënderimi i takon All-llahut, Zotit të botëve.

E shkruajti:
Kamil Muhammed Muhammed Avida
Egjipt, Mensure, Azbetush-Shal
Rr. 20 Xhamia “Nasrul-Islam”.

**ÇËSHTJA E PARË**

**A DINË TË VDEKURIT PËR VIZITËN DHE SELAMIN E TË GJALLËVE APO JO?**

Ibn Abdul-Berri tha: Është vërtetuar nga i Dërguari i All-llaut (s.a.v.s.) se ka thënë: **"Sa herë që një musliman kalon pranë varrit të vëllait të tij të cilin e ka njohur në këtë botë dhe e përshëndetë atë me selam, do t'ia riktheje All-llahu shpirtin atij që t'ia kthejë selamin",** ky pra është citat që tregon se ai e njeh atë dhe ia kthenë selamin.[1]

Në dy Sahihët (Buhariu dhe Muslimi) transmetohet nga shumë rrugë se I Dërguari (s.a.v.s.) urdhëroi që të mbyturit në Bedr nga pabesimtarët të hidhen në një gropë, pastaj u ndal përballë tyre dhe i ftoi me emra: O filan i biri filanit, o i filan i biri i filanit, a e gjetët të vërtetë atë që ua premtoi Zoti juaj sepse unë e gjeta të vërtetë atë që më premtoi Zoti im, me këtë rast Omeri r.a. i tha: O i Dërguar i All-llahut, si u flet njerëzve të cilët janë kalbur?! Ai u përgjigj: **"Pasha Atë që më dërgoi me të vërtetën, ju nuk më dëgjoni më mirë se ata, por nuk kanë mundësi të na përgjigjen"**.[2]

Poashtu është vërtetuar nga ai (s.a.v.s.) se: I vdekuri i dëgjon trokitjet e këpucëve të atyre që kanë përcjellur xhenazen kur ata largohen.[3]

I Dërguari (s.a.v.s.) i bëri ligj ummetit të tij që kur t'i përshëndesin me selam banorët e varrezave t'i përshëndesin sikur me ata që flasin, e thonë: **"Es-selamu alejkum shtëpi e njerëzve besimtarë",**[4] të parët (selefi) janë të pajtuar rreth kësaj dhe janë të shumta gjurmët nga ata se i vdekuri din për vizitën e të gjallit dhe gëzohet me të.

Ebu Bekr Ibn Abdullah Ibn Muhammed Ibn Ubejd Ibn Ebid-Dun'ja në "Libri i varrezave" nën kapitullin "Dija e të vdekurve për vizitën e të gjallëve" tha: Na tregoi Muhammed Ibn Avn, na tregoi Jahja Ibn Jeman nga Abdullah Ibn Sem'ani nga Zejd Ibn Esleme nga Aisheja (r.a.) se tha: i Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) tha: **"Sa herë që një njeri viziton varrin e vëllait të tij dhe ulet tek ai, do të ndihet mirë me të dhe do t'ia kthenë (selamin) derisa të largohet"**.[5]

Na tregoi Muhammed Ibn Kuddame El-Xhevheriu, na tregoi Muin Ibn Isa El-Kazzazi, na informoi Hisham Ibn Sa'di, na tregoi Zejd Ibn Esleme nga Ebu Hurejre (r.a.) se tha: **"Kur njeriu kalon pranë varrit të vëllait të tij të cilin e njeh dhe e përshëndet me selam, ai ia kthen selamin dhe e njeh atë, ndërsa kur kalon pranë varrit të atij që nuk e ka njohur dhe e përshëndet me selam, ai ia kthen vetëm selamin"**.[6]

Na tregoi Muhammed Ibnul-Husejni, më tregoi Jahja Ibn Bestam El-Musaffer, më tregoi Musmiu, më tregoi një njeri nga familja e Asim El-Xhahderit, i cili tha: e pashë Asim El-Xhahderiun në ëndërr dy vite pas vdekjes së tij dhe i thashë: A nuk është ky shpirti yt, e ti veç ke vdekur? Më tha: Gjithsesi! I thashë: Ku je ti? Më tha: Unë pasha Allahun jam në një kopsht të Xhennetit me disa shokë të mi, aty tubohemi çdo mbrëmje të ditës së xhuma dhe në agimin e saj te Bekr Ibn Abdullah El-Muzni tek i cili i marrim lajmet tuaja. I thashë: Kjo ndodhë me trupat apo me shpirtat tuaj? U përgjigj: Assesi,

---

[1] **Zingjiri i transmetimit është I dobët (daif)**, e transmetoi Hatibi në "Historia" (6/3175) nga rruga e Abdurrahman Ibn Zejd Ibn Eslem nga babai nga Ata Ibn Jesar nga Ebu Hurejre me hadith merfu (të ngritur). E përmendi edhe Tekijjud-Din El-Hindi në "Kenzul-Ummal" (15/42556, 42601, 4260), ia përshkruajti Hatibit, Ibn Asakirit, Ebush-Shejhit dhe Ed-Dejlemiut dhe tha: Zingjiri I tij është I mirë.

[2] E transmetoi Buhariu (3976, 3937-3981), Muslimi në "El-Xhenaiz, 26" dhe Ahmedi në "Musned" (4/29).

[3] E transmetoi Buhariu (1338), Muslimi në (El-Xhennet, 71), Ahmedi në (El-Musned, 2/364) dhe Ibn Hibbani (777).

[4] E transmetoi Muslimi në (El-Xhenaiz, 104), Ahmedi në (El-Musned, 5/353, 360) dhe El-Bejhekiu në (El-Kubra, 4/79) dhe në (El-Irva, 3/235).

[5] **Zingjiri është I dobët (daif)**. E përmendi Sujutiu në (El-Havi, 2/302) dhe Ez-Zubejdi në (Ithafus-Sadetil-muttekin, 10/365). Them: Jahja Ibn Jeman është me gabime të shumta dhe hadithi i tij është jostabil, kurse Abdullah Ibn Sem'anin e paraqitën si të dobët Ebu Hatimi, Ibnul-Medini dhe të tjerët, kurse e përgënjeshtroi Maliku dhe Ibn Meini.

[6] **Zingjiri është i dobët (daif).** E përmendi Ez-Zubejdi në (Ithafus-sadetil-muttekin, 10/365). Them: Aty gjindet Muhammed Ibn Kuddame El-Xhevheriu për të cilin El-Hafidh Ibn Haxheri tha: I butë. Kështu e përmendi në (Et-Takrib, 2/201, 636).

trupat veç janë kalbur, por takohen vetëm shpirtat. Atëherë i thashë: A dini ju për vizitën të cilën ua bëjmë? Më tha: Po, dimë për to në mbrëmjen e ditës së xhuma dhe në ditën e shtune deri në lindje të diellit. I thashë: E pse jo edhe në ditët e tjera? Më tha: Si shkak i vlerës dhe madhështisë së ditës së Xhuma.[7]

Na tregoi Muhammed Ibnul-Husejn, më tregoi Bekr Ibn Muhammed, na tregoi Hasen El-Kassab i cili tha: Dilja me Muhammed Ibn Vasiun çdo mëngjes të ditës së shtune derisa arrinim te El-Xhubbani (vend i caktuar), ku ndaleshim para varrezave të cilat i përshëndetnim me selam, luteshim për ta dhe pastaj largoheshim, e një ditë thashë: Sikur këtë ditë ta ndryshoi me ditën e hënë, e ai më tha: Më ka arritur se të vdekurit dinë për vizitorët e tyre në ditën e Xhuma, si dhe një ditë para saj dhe një ditë pas saj.[8]

Më tregoi Muhammedi, na tregoi Abdul-Aziz Ibn Ibbani i cili tha: Na tregoi Sufjan Eth-Thevriu i cili tha: Më ka arritur nga Ed-Dahhaku se ka thënë: Ai që viziton një varr në ditën e shtune para lindjes së diellit, i vdekuri do të dijë për vizitën e tij. Dikush i tha: E si kjo? Tha: Si shkak i pozitës së lartë të ditës së Xhuma.[9]

Na ka treguar Halid Ibn Haddashi, na ka treguar Xhafer Ibn Sulejmani nga Ebut-Tejjahi i cili tha: Kthehej Matrefi ditën, por kur ishte dita e Xhuma ai kthehej në mbrëmje (e tha se e dëgjova Ebut-Tejjahin) duke thënë: Na ka arritur se kamxhiku i tij bënte dritë, një natë duke ardhur u ndalë te varrezat i hypur në kalin e tij me ç'rast i pa të gjithë pronarët e varreve të ulur në varret e tyre të cilët thanë: Ja ku është Matrefi i cili vjen në ditë të Xhuma! Thashë: A dini ju për ditën e xhuma? Thanë: Po, e ne dimë se edhe çfarë shpezët thonë! Thashë: E çfarë thonë ato? Thanë: Thonë selam, selam (paqe, paqe).[10]

Më tregoi Muhammed Ibnul-Husejni, më tregoi Jahja Ibn Bekiri, më tregoi El-Fadl Ibn Muveffek Ibn Halid Ibn Sufjan Ibn Ujejne i cili tha: Kur vdiç babai im u pikëllova shumë, kështu që shkoja te varri i tij për çdo ditë, pastaj fillova t'i zvogëloj vizitat aq sa All-llahu dëshiroi, një ditë kur shkova aty duke qenë ulur pranë varrit të tij më kaploi gjumi, pash sikur varri i babait tim u hap, ai ishte ulur në varrin e tij me qefinë të shkapërderdhur dhe me pamje të të vdekurve, atëherë unë sikur qajta nga ajo që pashë, ai më tha: O biri im, çka të pengoi që të vishë tek unë? I thashë: A di ti për ardhjen time? Tha: Sa herë që ke ardhur unë e kam ditur, kur ti vishe ndihesha mirë, gëzohesha unë dhe ata që janë rreth meje për shkak të lutjes që na bëje. Tha: Pas kësaj unë e vizitoja atë shumë herë.[11]

Më tregoi Muhammedi, më tregoi Jahja Ibn Bestami, më tregoi Uthman Ibn Sevde Et-Tafavi i cili tha: Nëna e tij ishte adhuruese e devotshme dhe e quanin askete. Tha: Kur i erdhë vdekja e ngriti kokën në qiell dhe tha: O mbështetja dhe thesari im, Ai që në Të mbështetem në jetën dhe pas vdekjes time, mos më poshtëro në momentin e vdekjes time dhe mos më lë të vetmuar në varrin tim. Tha: Ajo vdiç dhe unë shkoja te varri i saj çdo dite të hhuma, lutesha e kërkoja falje për të si dhe për banorët e tjerë të varreve. Një ditë e pashë në ëndërr dhe i thashë: Oj nëna ime, si je ti? Tha: O biri im, vërtetë vdekja ka një fatkeqësi të rëndë, ndërsa unë, duke iu falënderuar All-llahut, jam në një Berzah (jetë e varrezave) të respektuar ku shtrojmë bimë aromatike, mbështetemi në kolltuqe

---

[7] **Zingjiri I transmetimit është shumë I dobët.** Them: Si shkak I mosnjohjes së Jahja Ibn Bestam El-Musafferit. El-Ukajli tha: Fjalët e tij nuk janë të ruajtura (4/394, 2013). Ebu Hatimi tha: Është I sinqertë. Kurse Ibn Hibbani tha: Nuk lejohet transmetimi nga ai (El-Mexhruhin, 3/119).

[8] **Zingjiri është I dobët (daif).** Është përplot me të kotë dhe është vetëm një ëndërr nuk del nga ëndërrat e pakomentuara.

[9] **Zingjiri është shumë I dobtë.** Aty gjindet: Abdul-Aziz Ibn Ibban, për të cilin El-Hafidh Ibn Haxheri tha: I lënë, e përgënjeshtroi Ibn Muini dhe të tjerët (Et-Takrib, 1/507, 1206).

[10] **Zingjiri është I dobët.** Aty gjindet Halid Ibn Haddashi, Ebul-Hejthem El-Mehbeli, El-Basri, I sinqert por gabon, (Takrib, 1/212/22).

[11] **Zingjiri është I dobët.** Aty gjindet El-Fadl Ibn Muveffek Ibn Ebil-Mutteid, Eth-Thekafiju, Ebul-Xhehm El-Kufiju, I cili është I dobët, (Takrib, 2/112/55).

nga mëndafshi i hollë dhe i trashë derinë Ditën e ringjalljes. I thashë: A ke ndonnjë nevojë? Më tha: Po. I thashë: Çfarë nevoje ke? U përgjigj: Mos i le vizitën dhe lutjet të cilat na i bëje sepse unë gëzohem kur ti vjen në ditën e Xhuma, e kur ti nisesh nga familja jote mua më thonë: Oj askete, ja ky biri yt po vjen, atëherë unë dhe të vdekurit rreth meje gëzohemi.[12]
Më tregoi Muhammed Ibn Abdul-Aziz Ibn Sulejmani, na tregoi Bisr Ibn Mensuri i cili tha: Kur ishte koha e kolerës një njeri vinte te El-Xhubbani dhe dëshmonte namazin e xhenazeve, kur ngryste ai ndalej në derën e varrezave dhe thoshte: All-llahu ua lehtësoftë egërsinë tuaj, u mëshiroftë në vetminë tuaj, e kaloftë keqbërësinë tuaj dhe i pranoftë të mirat tuaja. Ai nuk shtonte më shumë se këto fjalë, tha: Një natë u ktheva te familja ime pa shkuar te varrezat dhe nuk u luta ashtu si lutesha, e derisa unë isha në gjumë më erdhën shumë njerëz (në ëndërr) të cilëve u thashë: Kush jeni ju dhe çfarë nevoje keni? Më thanë: ne jemi pronarët e varrezave. U thashë: Çfarë nevoje keni? Më thanë: Ti na ke mësuar me hedije (dhurata) kur ktheheshe te familja jote. U thashë: E cila është ajo hedije? Më thanë: Lutjet të cilat i bëje. U thashë: Unë do ta bëjë prapë atë. Kështu që pastaj asnjëherë nuk i lash ato.[13]
Më tregoi Muhammedi, më tregoi Ahmed Ibn Sehli, më tregoi Rishdin Ibn Sa’di nga një njeri nga Jezid Ibn Ebi Hubejb: Se Sulejm Ibn Umejrin e kishte kapluar nevoja për derdhjen e ujit derisa kalonte pranë disa varreve, e disa shokë i thanë: Sikur të shkosh afër këtyre varreve dhe ta kryesh nevojën tënde në ndonjë gropë aty. Ai me këtë rast qajti dhe tha: SubhanAllah (i lartë e i pastër është All-llahu nga çdo e metë), pasha All-llahun unë marrohem nga të vdekurit sikur nga të gjallët. E sikur i vdekuri të mos ndinte këtë, ai nuk do të marrohej nga ai.[14]
Më shumë se kjo është se i vdekuri di për punët e të gjallëve nga farefisi dhe vëllezërit e tij, Abdullah Ibnul-Mubareku tha: Më tregoi Thevr Ibn Jezidi nga Ibrahimi nga Ebu Ejubi i cili tha: Paraqiten veprat e të gjallëve para të vdekurve dhe kur ata shohin ndonjë të mirë gëzohen, e nëse shohin ndonjë të keqe, thonë: O All-llah, ktheje atë. Ibn Ebud-Dun’ja përmendi nga Ahmed Ibn Ebul-Hivari i cili tha: Më tregoi Muhammedi vëllau im i cili tha: Hyri Ubbad Ibn Ubbadi te Ibrahim Ibn Salihu derisa ishte në Palestin dhe i tha: Më këshillo. Tha: Çfarë të këshilloj, All-llahu të përmirësoftë, më ka arritur se veprat e të gjallëve u paraqiten të vdekurve nga të afërmit e tyre, prandaj shiko çfarë i shfaqet të Dërguarit të All-llahut nga punët tua. Atëherë Ibrahimi qajti derisa iu lagë mjekrra e tij.
Ibn Ebud-Dun’ja tha: Më tregoi Muhammed Ibnul-Husejni, më tregoi Halid Ibn Amr El-Emeviu, na tregoi Sadekatu Ibn Sulejman El-Xhaferiu i cili tha: Kisha një hidhërim të shëmtuar, pastaj vdiç babai im, kurse unë u pendova për teprimin tim. Tha: Pastaj rrëshqita me një rrëshqitje të madhe dhe një natë pashë në ëndërr babain tim i cili më tha: O biri im, unë nuk kam gëzim më të madh se sa me ty, veprat e tua na shfaqen neve dhe ne i përngjasojmë ato me veprat e të mirëve, e kur erdhë kjo grua u marrova për së tepërmi, prandaj mos më pikëllo me këta të vdekur që janë rreth meje. Tha: Pas kësaj e dëgjoje duke thënë në duan e tij në kohën e paraagimit, e atë e kisha fqi në Kufe, : O Zot

[12] **Zingjiri është I dobët.** Aty gjindet Jahja Ibn Bestami të cilin e përmendëm më herët.
[13] Nuk ekziston për këtë ndonjë argument I ngritur I cili mund të vërtetohet.
[14] **Zingjiri është I dobët.** Aty gjindet Rishdini, Ibn Sa’d Ibn Muflih El-Mehri Ebul-Haxhxhaxh El-Misrijju, I dobët, Ebu Hatimi I dha përparësi ndaj tij Ibn Luheja, kurse Ibn Junusi tha: Ishte I mirë në fenë e tij, pastaj e goditi hutia e të mirëve, kështu që përziente fjalët, vdiç më 88 dukepatur 78 vite, (Takrib, 1/251/92).

nga Ti kërkoj të më mundësosh pendimin nga i cili nuk ka kthim, o Ti që i përmirëson të mirët, o Ti që i udhëzon të humburit dhe o Ti që je Mëshiruesi më i madh.[15]
Ky është një kapitull në të cilin janë transmetuar gjurmë të shumta nga Sahabët (r.a.), disa Ensar (banorë të Medinës) të afërm të Abdullah Ibn Ruvahës thonin: O All-llah unë te Ti kërkoj strehim nga ndonjë vepër e cila më poshtëron tek Abdullah Ibn Ruvaha. Ata e thonin këtë pasi që kishte rënë shehid Abdullahu.
Këtu mjafton se muslimani i cili i viziton ata quhet vizitor dhe sikur ata të mos dinin për të nuk do të quhej vizitor, sepse ai i cili vizitohet nëse nuk dinë për atë që e viziton nuk është e saktë të thuhet: E vizitoi. E kjo është diçka e logjikshme te të gjithë popujt. E njejta gjë mund të thuhet edhe për përshëndetjen me selam, sepse përshëndetja e atyre që nuk dinë për atë që i përshëndetë është çështje e pamundur, bazuar në këtë I Dërguari (s.a.v.s.) e mësoi ummetin e tij që kur t'i vizitojnë varret të thonë: Paqja e All-llahut qoftë me ju o banorë besimtarë dhe muslimanë, edhe ne me ju do të bashkohemi, All-llahu i mëshiroftë të parët dhe të fundit tanë dhe tuaj dhe nga All-llahu kërkojmë shpëtim për ne dhe për ju.[16]
Përshëndetja e tillë, ai të folurit me ta dhe thirrja janë çështje që i bëhen atij që është prezent, i cili kupton dhe dëgjon, ata përgjigjen edhe pse këtë nuk e dëgjon muslimani dhe kur njeriu falet afër tyre ata e shohin, dinë për namazin e tij dhe ia kanë lakminë.
Jezid Ibn Haruni tha: Na tregoi Sulejman Et-Tejmiu nga Ebu Uthman El-Hindiu se Ibn Sasi doli një ditë në një xhenaze me tesha të holla derisa përfundoi te një varr, tha: I fala dy reqate pastaj u mbështeta në të dhe pasha All-llahun zemra ime ishte e zgjuar kur dëgjova një zë nga varri: Largohu nga unë dhe mos më dëmto sepse ju jeni njerëz që punoni e nuk dini, kurse ne jemi njerëz të cilët dimë por nuk punojmë dhe sikur unë t'i kem dy reqate sikur tuat do të ishin më të dashura për mua se kjo e kjo. Pra, ky diti për mbështetjen e këtij njeriu në varr dhe për namazin e tij.[17]
Ibn Ebud-Dun'ja tha: Më tregoi El-Husejn Ibn Ali El-Axheliu, na tregoi Muhammed Ibn Es-Salti, na tregoi Ismail Ibn Ijjashi nga Thabit Ibn Sulejmi, na tregoi Ebu Kilabe i cili tha: Isha duke shkuar prej Shamit në Basre dhe u ndala në një vend pasi që arriti mbrëmja ku u pastrova dhe i fala dy reqate, pastaj e vendosa kokën time mbi një varr dhe fjeta, pastaj u zgjova dhe në atë moment pronari i varrit më ankohej duke më thënë: Më ke dëmtuar që prej mbrëmë, pastaj tha: Ju punoni por nuk dini kurse ne dimë por nuk kemi mundësi të punojmë, e më pastaj tha: Dy reqate të cilat ti i fale janë më të mira se krejt bota dhe çka ka në të dhe pastaj tha: All-llahu i shpërbleftë banorët e dun'jas me çdo të mirë, përcillu atyre nga ne selamin sepse na vie neve në pamje të dritës nga lutjet e tyre sa malet.[18]
Më tregoi El-Husejn El-Axheli, më tregoi Abdullah Ibn Numejri, na tregoi Malik Ibn Meguli nga Mensuri nga Zejd Ibn Vehbi i cili tha: Dola në El-Xhubbane dhe u ula aty ku më erdhë një njeri i cili e rrafshoi një varr pastaj erdhë dhe u ulë tek unë. I thashë: I kujtë është ky varr? Tha: I një vallut tim. I thashë: I një vëllaut tënd? Më tha: Vëlla i imi në fe, e pashë në ëndërr dhe thashë nëse jetove el-hamdu lil-lahi rabbil-alemin (falënderimi i takon All-llahut Zotit të botëve). Tha: Unë e kam thënë atë dhe sikur të

[15] **Zingjiri është shumë I dobët.** Aty gjindet Halid Ibn Amr Ibn Muhammed Ibn Abdullah Ibn Seid Ibnul-As El-Emeviu, Ebu Seid El-Kufiu, të cilin Ibn Muini e cilësoi si gënjeshtar, kurse Salih Xhezere dhe të tjerët thanë se shpif hadithe, (Takrib, 1/216/60).
[16] E transmetoi Muslimi në (Et-Tahare, 39), Ebu Davudi (3237), Ibn Maxhe (1546), Ahmedi në (El-Musned, 2/300, 375, 408), El-Bejhekiu në (El-Kubra, 3/411, 7/300), Ibn Es-Sunniju në (Amelul-Jevmi vel-Lejle, 583).
[17] **Zingjiri I tij është I saktë.** Transmetuesit e tij janë të besueshëm.
[18] **Zingjiri është I dobët.** Aty është Ismail Ibn Gajjashi Ibn Sulejm El-Ansiju, Ebu Atebete El-Himsiu, I besueshëm në transmetimin e tij nga banorët e qytetit të tij, I përzier nga të tjerët, vdiç në vitin 81 apo 82 pasi që kishte kaluar 90 vite, (Takrib, 1/73/541).

kem mundësi ta them atë do të ishte më e dashur për mua se krejt bota e çfarë ka në të. Pastaj tha: A e pe aty ku më kanë varrosur filani i fali dy reqate dhe sikur unë të kem mundësi t'i fali ato do të ishin më të dashura për mua se krejt bota e çfarë ka në të.
Më tregoi Ebu Bekr Et-Tejmiu, na tregoi Abdullah Ibn Salihu, më tregoi El-Lejth Ibn Sa'di, më tregoi Hamid Et-Tavili nga Matref Ibn Abdullah El-Hareshiu i cili tha: Dolëm te Err-Rrebiu në kohën e tij dhe thamë: Hynëm në ditën e Xhuma që të prezentojmë namazin e xhumas dhe rruga jonë kalonte pranë varreve. Tha: Ne shkuam dhe e pamë një xhenaze në varre, thashë: Sikur të shfrytëzojë prezentimin në këtë xhenaze. Tha: U ndava afër një varri dhe i fala dy reqate të lehta të cilat nuk desha t'i zgjasë, në atë moment më kaploi gjumi dhe e pashë pronarin e varrit në ëndërr duke më folur i cili më tha: I fale dy reqate të cilat nuk dëshirove t'i zgjatësh? I thashë: Ashtu ishte. Ai më tha: Ju punoni por nuk dini kurse ne nuk mund të punojmë dhe sikur të kisha mundësi t'i fali dy reqate si reqatet e tua do të ishin më të dashura tek unë se krejt bota e çfarë ka në të. I thashë: Kush janë të varrosurit këtu? Më tha: Të gjithë janë muslimanë dhe të gjithë janë mirë. I thashë: Kush nga ata është më i miri? Ai sinjalizoi kah një varr, kurse unë në vetën time thashë: O Zot mundësoma të dal ai nga varri dhe të më flas. Tha: Atëherë doli nga varri një djalë i ri, të cilit i thashë: A ti je më i miri këtu? U përgjigj: Kështu kanë thënë. I thashë: E me çka e arrite atë pozitë sepse pasha All-llahun nuk po shoh te ti ato vite që të them: E arrite atë me kryerjen e shumë Haxheve, Umreve, Xhihadit në rrugë të All-llahut dhe punë të tjera. Ai më tha: Jamë sprovuar me shumë fatkeqësi, por më dhuroi All-llahu durim dhe kështu arrita atë pozitë. [19]
Këto ëndërra edhe pse nuk mund të jenë valide në vetën e tyre për vërtetim, por meqë janë të shumta, të cilat nuk mund t'i përfshijë përveç All-llahut, janë pajtuar në këtë kuptim, ndërsa i Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) tha: **"E shoh se ëndërrat tuaja janë përputhur se ajo (Nata e Kadrit) gjindet në dhjetë netët e fundit"**[20], e nëse ëndërrat e besimtarëve përputhen në diçka, atëherë ajo çështje është e barabartë me përputhjen në transmetim, e si përputhja e tyre në të mirë apo në të keqe dhe atë që muslimanët e shohin të mirë është e mirë edhe tek All-llahu, ndërsa atë që muslimanët e shohin të keqe është e keqe edhe tek All-llahu, poashtu ne këtë nuk e vërtetuam vetëm përmes ëndërrave por edhe përmes argumenteve të tjera të cilat i përmendëm.
Është vërtetuar në Sahih se i vdekuri ndihet mirë me ata të cilët e përcjellin xhenazen e tij edhe pas varrosjes së tij, kështu transmetoi Muslimi në Sahihun e tij nga Abdurr-Rrahman Ibn Shemase El-Mehri i cili tha: Ishim pranë Amr Ibnul-Asit në momentet e vdekjes së tij i cili qajti shumë dhe pastaj e ktheu kokën e tij nga muri, ndërsa biri i tij filloi t'i thotë: Çfarë të bënë të qashë o babai im, a nuk të përgëzoi i Dërguari i All-llahut me kështu e kështu, atëherë ai u rikthye me fytyrën e tij dhe tha: Përgatitja më e mirë që e bëjmë është dëshmia se nuk e meriton adhurimin askush përveç All-llahut dhe se Muhammedi është i Dërguar i Tij, kurse unë i kalova tri etapa: Do të më shihshe një ditë kur nuk kishte urrejtës më të madh të Dërguarit të All-llahur se sa unë, e nuk kishte askush më shumë se unë dëshirë që të mund ta vriste atë dhe sikur unë të vdisja në atë gjendje do të isha prej banorëve të Zjarrit. Pastaj kur All-llahu vendosi Islamin në zemrën time, e takova të Dërguarin e All-llahut (s.a.v.s.) të cilit i thashë: Zgjate dorën tënde që ta japë betimin dhe ai e zgjati dorën e tij, tha: Unë atëherë e tërhoqa dorën time, e ai më tha: Çështë puna me ty o Amr? I thashë: Dëshirova të kushtëzojë, e ai më tha: Çfarë dëshiron të kushtëzosh? I thashë: Që të më falë All-llahu, kurse ai më tha: A

[19] **Zingjiri I tij është I dobët.** Aty gjindet Abdullah Ibn Salih Ibn Muhammed Ibn Muslim El-Xhuheniu, Ebu Salih El-Misriu, shkruesi I Lejthit, I sinqert me shumë gabime, I saktë në shkrimin e tij, ka qenë I hutuar (Takrib: 1/423/381).
[20] E transmetoi Buhariu (1158), Fet'hul-Bari (3/48), Muslimi në (Es-Sijam, 205), Ahmedi në (El-Musned, 2/5, 6/8), Bejhekiu në (El-Kubra, 4/308).

nuk e ke ditur që kalimi në Islam zhdukë çdo gjë para tij, Hixhreti (emigrimi) poashtu zhdukë çdo gjë para tij dhe se Haxhi poashtu zhdukë çdo gjë para tij? Asnjë njeri nuk ka qenë më i dashur te unë dhe më i ndritur në sytë e mi se i Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.), nuk mund t'i mbushja sytë e mi me të nga respekti që kisha për të, sikur të pyetesha që ta përshkruaj atë nuk do të kisha mundësi sepse nuk mund t'i mbushja sytë e mi me të dhe sikur të vdisja në atë gjendje do të shpresoja të isha nga banorët e Xhennetit, por pastaj morëm për sipër disa gjëra (udhëheqësi) nuk e di si është gjendja ime në to, e kur unë të vdes mos të më shoqëroj asnjë vajtuese dhe asnjë zjarrë (për ndriçim), kur të më varrosni rrafshoni dheun pastaj qëndroni rreth varrit tim aq kohë sa të therret një deve dhe të shpërndahet mishi i saj që kështu të ndihem mirë me ju dhe të shikoj se si t'u përgjigjem të dërguarve të Zotit tim.

Ky transmetim vërtetoi se i vdekuri ndihet mirë me ata që janë pranë varrit të tij dhe gëzohet me ta.[21]

Është përmendur nga një grup nga të parët (selefi) se kanë lënë porosi që të lexohet Kur'an në momentin e varrimit. Abdul-Hakku tha: Transmetohet se Abdullah Ibn Omeri urdhëroi të lexohet te varri i tij sureja El-Bekare. Nga ata që thanë këtë është edhe: El-Mual-la Ibn  Abdurr-Rrahman, kurse imam Ahmedi urrejke një gjë të tillë në fillim meqë nuk i kishte arritur ndonjë gjurmë pastaj e ndryshoi mendimin.

El-Hilali në El-Xhami në kapitullin mbi leximin e Kur'anit te varret tha: Na tregoi El-Abbas Ibn Muhammed Ed-Duri, na tregoi Jahja Ibn Meini, na tregoi Mubeshshir El-Halebi, më tregoi Abdurrahman Ibnul-A'la Ibnul-Lexhlaxhi nga babai i tij i cili tha: Më tha babai im: Kur unë të vdes më vëndos në lahd (dollapi i varrit) dhe thuaj: Bismil-lah ve ala Sunneti resulil-lah (s.a.v.s.) - Në emër të All-llahut dhe në Sunnetin e të Dërguarit të All-llahut (s.a.v.s.), pastaj rrafshone dheun tim dhe lexoma te koka ime fillimin e sures El-Bekare sepse unë e kam dëgjuar Abdullah Ibn Omerin (r.a.) duke thënë një gjë të tillë.[22]

Tha Abbas Ed-Duri: E pyeta Ahmed Ibn Hanbelin të cilit i thashë: A di  diçka rreth leximit të Kur'anit pranë varrit? U përgjigj: Jo. E kam pyetur edhe Jahja Ibn Meinin i cili më tregoi për këtë hadith.

Tha Hilali: Më tregoi El-Hasen Ibn Ahmed  El-Verraku, më tregoi Ali Ibn Musa El-Haddadi i cili ishte i besueshëm dhe tha: Isha me Ahmed Ibn Hanbelin dhe Muhammed Ibn Kuddame El-Xhevheriun në përcjelljen e një xhenazeje dhe kur u varros i vdekuri një njeri i verbër u ul pranë varrit të tij dhe filloi të këndoi Kur'an, atëherë imam Ahmedi i tha: O ti, leximi i Kur'anit te varri është bidat (risi në fe). Kur dolëm nga varrezat Muhammed Ibn Kuddame i tha imam Ahmed Ibn Hanbelit: O Ebu Abdullah, çfarë thua për Mubeshshir El-Halebin? U përgjigj: I besueshëm. I tha: A ke shkruar diçka prej tij? Tha: Po. Atëherë ai, Mubeshshiri, më tregoi nga Abdurrahman Ibnul-A'la El-Lexhlaxhi nga  babai i tij: Se ai porositi që kur të varroset të këndohet te koka e tij fillimi i sures El-Bekare dhe fundi i saj. Poashtu i tha: E dëgjova Ibn Omerin (r.a.) duke porositur një gjë të tillë. Atëherë imam Ahmedi i tha: Kthehu dhe thuaj atij njeriu le të lexoj.[23]

El-Hasen Ibnus-Sabbah  Ez-Zaferani tha: E pyeta Shafiiun për këndimin e Kur'anit pranë varrit dhe ai tha: Nuk ka të keqe.

Poashtu përmendi El-Hilali nga Esh-Shabiu se tha: Kur Ensarëve (banorëve të Medinës) u vdiste dikush shkonin te varri i tij dhe i këndonin Kur'an. Tha: Më tregoi Ebu Jahja

[21] E transmetoi Muslimi në (El-Iman, 192) dhe Ahmedi në (El-Musned, 4/199).

[22] **Zingjiri është shumë I dobët.** Aty gjindet Mubeshshir Ibn Ubejd El-Himsi, Ebu Hafs, I lënë, imami Ahmedi tha për të se shpifë hadithe  (Takrib, 2/228/907).

[23] **Zingjiri është I dobët.** Muhammed Ibn Kuddame El-Xhevheriu, Ebu Xhafer El-Bagdadiu, ishte I lehtë, tolerues (Takrib, 2/201/363).

En-Nakidi i cili tha: E dëgjova El-Hasen Ibnul-Xhereviun i cili tha: Kalova pranë varrit të një motres time të cilës i këndova kaptinën Tebareke (El-Mulk) dobia e të cilës është e njohur, pastaj më erdhë një njeri dhe më tha: E pashë motrën tënde në ëndërr duke më thënë: All-llahu e shpërbleftë me të mirë Ebu Aliun sepse pata dobi nga ajo që më këndoi.
Më tregoi El-Hasen Ibnul-Hejthemi i cili tha: E dëgjova Ebu Bekr Ibnul-Atresh Ibn Bint Ebi Nasr Ibnut-Temmar i cili tha: Një njeri vinte te varri i nënës së tij në ditën e xhuma dhe e këndonte aty suren Jasin, në disa ditë të tij erdhë dhe e këndoi suren Jasin pastaj tha: O All-llah, nëse i ke ndarë kësaj sure sevap, ndaje atë në banorët e këtyre varrezave. Kur arriti Xhumaja tjetër erdhë një grua dhe tha: A ti je filani i biri i filanes? Tha: Po. Atëherë ajo tha: Mua më vdeku një vajzë e imja të cilën e pashë në ëndërr të ulur në buzë të varrit të saj dhe i thashë: Çfarë të bëri të ulesh këtu? Më tha: Filani i biri i filanes erdhë te varri i nënës së tij, e këndoi suren Jasin dhe ia dhuroi sevapin e saj banorëve të varreve, kështu që na goditi aroma e saj, apo na u falën gjynahet, apo diçka të ngjashme.
Te Nesaiu dhe te të tjerët transmetohet në hadithin e Makil Ibn Jesar El-Muznit se i Dërguari (s.a.v.s.) tha**: "Këndone suren Jasin te të vdekurit tuaj"**[24]. Me këtë mund të jetë për qëllim këndimi i saj kur njeriu është duke vdekur, sikurse thënia e tij (s.a.v.s.): **"Shqiptonjau të vdekurve tuaj (atyre që janë duke vdekur) La ilahe il-lAll-llah"**[25], poashtu mund të jetë për qëllim këndimi i saj te varri, kurse mendimi i parë është më i qartë për disa aspekte:

**1-** Kjo thënie e tij (s.a.v.s.) është e ngjashme me thënien: **Shqiptonjau të vdekurve tuaj La ilahe il-lAll-llah.**

**2-** Dobia e atij që është duke vdekur me këtë sure, meqë në të përmendët Tevhidi (njëshmëria e All-llahut), vendkthimi, përgëzimi me Xhennet për monoteistët dhe lakmia e atij që vdiç duke thënë**:** *"Atij i është thënë: "Hyn në Xhennet!" E ai tha: "Ah, sikur ta dinte populli im. Për atë se më fali Zoti im dhe më bëri prej të nderuarve!"* /Jasin : 26-27/. E me këtë gëzohet shpirti kështu që e dëshiron takimin me All-llahun dhe Ai e dëshiron takimin me të sepse kjo sure është zemra e Kur'anit dhe ajo ka veçanti të çuditshme kur këndohet pranë atij që është duke dhënë shpirt.
Ebul-Ferexh Ibnul-Xhevziu përmendi duke thënë: Ishim tek imami ynë Ebul-Vakt Abdul-Evvel kur ai ishte duke dhënë shpirt, momenti i fundit i yni me të ishte kur ai shikoi në qiell, buzëqeshi dhe tha: *"Ah, sikur ta dinte populli im. Për atë se më fali Zoti im dhe më bëri prej të nderuarve!",* pastaj vdiç.

**3-** Ky është një veprim dhe traditë e njerëzve në të kaluarën dhe tani, e këndojnë suren Jasin në momentin e vdekjes.

**4-** Sikur Sahabët (r.a.) të kishin kuptuar nga fjala e tij (s.a.v.s.): **"Këndone suren Jasin te të vdekurit tuaj"**, që të këndohet ajo te varri, nuk do ta lënin atë kurse kjo çështje ishte traditë dhe shumë e njohur në mes tyre.

**5-** Dobia e tij me dëgjimin e saj, si dhe përqëndrimi i zemrës e i mendjes së tij me leximin e saj në momentet e fundit në këtë botë, kjo është për qëllim, kurse për leximin e saj te varri i tij nuk shpërblehet sepse sevapi fitohet me këndimin apo dëgjimin e saj, e cila gjë është vepër e mirë dhe veç është ndërprerë nga i vdekuri.

---

[24] **Hadithi është I dobët.** E transmetoi Nesaiu në (El-Jevm vel-Lejle, 1082), Ibn Maxhe (1448), Ebu Davudi (3121). Esh-Shejh El-Albani e konsideroi të dobët, shiko: Hadithet e dobëta te Ibn Maxhe (308).
[25] E transmetoi Muslimi në (El-Xhenaiz, 201), Nesaiu (4/5), Ibn Maxhe (1446), Bejhekiu në "El-Kubra" (3/383) dhe Hadithet Sahiha (1/759).

El-Hafidh Ebu Muhammed Abdul-Hakk El-Eshbili foli për këtë e tha: Përmendja e asaj që transmetohet se të vdekurit pyesin për të gjallët, se dinë për thëniet dhe veprat e tyre, pastaj tha: Ebu Omer Ibn Abdul-Berri transmetoi nga Ibn Abbasi r.a. se Muhammedi (s.a.v.s.) tha: **"Sa herë që një njeri kalon pranë varrit të vëllaut të tij besimtar të cilin e njihte dhe e përshëndet atë me selam, ai do ta njehë atë dhe do t'i kthejë selamin".** Këtë hadith e transmeton edhe Ebu Hurejre të ngritur te I Dërguari (s.a.v.s.), tha: **"...e nëse nuk e ka njohur dhe e përshëndet me selam do t'ia kthejë atij selamin".**

Poashtu tha se transmetohet nga Aishja (r.a.) se I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) tha: **"Sa herë që një njeri e viziton varrin e vëllaut të tij dhe ulet aty, ai (i vdekuri) do të ndihet mirë me prezencën e tij derisa të shkoi"[26].**

El-Hafidh Ebu Muhammedi mori për argument në këtë kapitull atë që transmetoi Ebu Davudi në Sunenin e tij nga Ebu Hurejre (r.a.) i cili transmetoi se Muhammedi (s.a.v.s.) tha: **"Nuk ka asnjë që më përshëndet mua me selam përveçse All-llahu do të ma rikthejë shpirtin tim që t'ia kthejë selamin".** Ai poashtu tha: Sulejman Ibn Neimi tha: E pashë të Dërguarin e All-llahut (s.a.v.s.) në ëndërr dhe i thashë: O I Dërguar i All-llahut, a i kupton këta të cilët vinë te ti dhe të përshëndesin me selam? Më tha: Po dhe ua kthejë selamin[27]. Poashtu ai tha: Ai (s.a.v.s.) i mësonte Sahabët (r.a.) kur të hynë në varreza të thonë: **"Es-Selamu Alejkum (paqja qoftë me ju) o banorë të këtyre shtëpive".** Kjo argummenton se i vdekuri dinë për selamin e atij që e përshëndet dhe për lutjen e atij që lutet.

Ebu Muhammedi tha: Përmendet nga El-Fadl Ibnul-Muffeku se tha: Shkoja te varri i Ebul-Murres disa herë, një ditë dëshmova një xhenaze në varrezat ku ishte varrosur ai kështu që shpejtova për një nevojë timen dhe nuk shkova te varri i tij, në mbrëmje e pashë në ëndërr dhe më tha: O biri im përse nuk më erdhe? I thashë: O babai im, a e di ti kur unë vijë? Tha: Po, pasha All-llahun o biri im, unë vazhdojë të të shikoj kur shfaqesh te El-Kantereja (vend i caktuar) derisa të vishë tek unë dhe të ulesh te varri im, pastaj ngritesh dhe unë të shikoj derisa të kalosh El-Kanteren[28].

Ibn Ebud-Dun'ja tha: Më tregoi Ibrahim Ibn Bishar El-Kufiu i cili tha: Më tregoi El-Fadl Ibnul-Muffeku dhe përmendi këtë rrëfim.

Është vërtetuar se Amr Ibn Dinari tha: Nuk ka asnjë të vdekur përveçse di për atë që ndodhë në familjen e tij pas tij dhe kur ata e pastrojnë dhe i vendosin qefinin ai i shikon ata[29].

Poashtu është vërtetuar se Muxhahidi tha: Njeriu përgëzohet në varrin e tij për mirësinë e fëmijës së tij pas tij[30].

**KAPITULL**

Këtë e argumenton poashtu veprimi që ka rrjedhur në mesin e njerëzve në të kaluarën dhe tani kur ia thonë Tallkinin (thënien La ilahe il-lAll-llah) te varri i tij, e sikur ai të mos dëgjonte atë dhe të mos përfitonte nuk do të kishte dobi, do të ishte kotësi dhe është pyetur imam Ahmedi, All-llahu e mëshiroftë, për të, e ai e konsideroi të mirë (istihsanehu) dhe e mori argument për veprim.

Transmetohet për Tallkinin një hadith i dobët të cilin e përmendi Taberani në Mu'xhemin e tij në hadithin e Ebu Umames i cili transmetoi se Muhammedi (s.a.v.s.) tha: **"Kur ndonjëri nga ju vdes dhe t'i keni rrafshuar dheun atij, le të ngritet ndonjëri nga ju te koka e tij pranë varrit të tij dhe pastaj le të thotë: O**

---

[26] **I dobët.** E transmetoi Ibn Asakiri në "Tarih" (7/292).
[27] Kjo është vetëm një ëndërr e cila nuk mund të jetë argument.
[28] Them: Kjo është vetëm një ëndërr, nuk mund të jetë argument.
[29] Them: Kjo është thënie e një tabiiu, nuk mund të jetë argument.
[30] Them: Kjo është thënie e një tabiu, nuk mund të jetë argument.

**filan i biri i filanes sepse ai do të dëgjoi dhe do të përgjigjet, pastaj le të thotë së dyti: O filan i biri i filanes, atëherë ai (i vdekuri) do të ulet, pastaj le të thotë së treti herë: O filan i biri i filanes, ai do të thotë: Udhëzona All-llahu të mëshiroftë, por ju këtë nuk e dëgjoni, pastaj le t'i thotë: Përkujto atë që dole me të nga kjo dun'ja: Dëshminë se nuk ka zot tjetër përveç All-llahut, se Muhammedi është I Dërguar i Tij dhe se ti je i kënaqur me All-llahun Zot, me Islamin fe, me Muhammedin pejgamber dhe me Kur'anin imam, atëherë Munkeri dhe Nekiri (dy melekët e varrit) largohen nga ai dhe thonë: Të largohemi nga këtu, çfarë të bëjmë te ky kur i është thënë argumenti i tij, atëherë All-llahu dhe i Dërguari i Tij janë diskutuesit për të. Një njeri i tha: O I Dërguar i All-llahut, e nëse nuk i dihet emri i nënës së tij? Tha: E fton në emër të nënës së tij, Havas"[31].**

Ky hadith edhe pse nuk është i saktë, vazhdimësia e veprimit me të në fshatra dhe qytete pa kurrfarë mohimi është i mjaftueshëm për veprimin me të. Poashtu All-llahu nuk do të lejonte që një ummet në Lindje e në Perëndim të tokës të praktikonte një traditë të tillë, kurse ky ummet është nga ummetet më të mençura dhe me njohuritë më të bollshme, si do të ndodhte që t'i flitet atij që nuk dëgjon dhe nuk kupton, ta pëlqejnë këtë dhe mos ta refuzoj asnjë refuzues, madje edhe ta pasojnë njëri-tjetrin në të, e sikur ai të mos dëgjonte kjo do të ishte në pozitën e atij që i flet dheut, drurit apo gurit. Por këtë edhe pse e pëlqeu një, shumica e dijetarëve e konsiderojnë të keqe dhe e refuzojnë.

Transmetoi Ebu Davudi në Sunenin e tij me një zingjir të mjaftueshëm se I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) prezentoi në një xhenaze të një njeriu dhe kur ai u varros tha: **"Lutuni për vëllaun tuaj që All-llahu ta përforcoi sepse ai tani pyetet"[32]**, pra ai lajmëroi se atëherë ai pyetet, e nëse ai pyetet, atëherë edhe e dëgjon Tallkinin.

Poashtu është vërtetuar se Muhammedi (s.a.v.s.) tha: **"I vdekuri i dëgjon trokitjet e këpucëve të tyre kur ata largohen"[33].** Abdul-Hakku përmendi nga disa të devotshëm se njëri nga ata tha: Më vdiç një vëlla i imi të cilin e pashë në ëndërr dhe i thashë: O vëllai im, si ka qenë gjendja jote kur je vendosur në varrin tënd? Ai u përgjigj: Më erdhë dikush me gaca të zjarrta dhe sikur një njeri të mos lutej për mua do të shkatërrohesha.

Shebib Ibn Shejbe tha: Më porositi nëna ime në momentin e vdekjes duke më thënë: O biri im, kur të më varrosni ndalu te varri im dhe thuaj: Oj nëna e Shebibit thuaj La ilahe il-lAll-llah. Kur e varrosa atë u ndala te varri i saj dhe thashë: Oj nëna e Shebibit thuaj La ilahe il-lAll-llah, pastaj shkova. Në mbrëmje e pashë në ëndërr dhe më tha: O biri im, gati u shkatërrova sikur të mos më zinte La ilahe il-lAll-llah, pra ti vërtetë e ruajte porosinë time[34].

Ibn Ebud-Dun'ja përmendi nga Temadir bintu Sehl, gruaja e Ejub Ibn Ujejnes, e cila tha: E pashë Sufjan Ibn Ujejnen në ëndërr i cili më tha: All-llahu e shpërbleftë vëllaun tim Ejubin nga unë me çdo të mirë sepse ai më viziton shpesh dhe sot ka qenë tek unë. Tha Ejubi: Po kam qenë tek ai sepse sot kalova kah El-Xhebbaneja kështu që shkova edhe te varri i tij[35].

---

[31] **Zingjiri është I dobët.** E përmendi El-Hejthemiu në "Mexhmeuz-Zevaid" (2/324) dhe "El-Mugni" nga Hamlul-Esfar të El-Irakiut (4/176).

[32] **Zingjiri është I mirë.** E transmetoi Ebu Davudi (3221), Hakimi në "El-Mustedrek" (1/370) me këtë thënie: **"Kërkoni falje për vëllaun tuaj dhe lutuni që All-llahu ta përforcoi, sepse tani ai pyetet".**

[33] E transmetoi Muslimi në (El-Xhenne, 71), Ahmedi në "El-Musned" (2/445), Hatibi në "Tarih" (2/46) dhe Ibn Hibbani (77).

[34] **Zingjiri I tij është I dobët.** Aty gjindet Shebib Ibn Shejbe (Takrib, 1/346).

[35] Kjo është vetëm një ëndërr, nuk mund të jetë argument.

Poashtu është vërtetuar nga Ammad Ibn Seleme nga Thabiti nga Shehr Ibn Havshebi se Sa'b Ibn Xhuthame ishte i vëllazëruar me Avf Ibn Malikun dhe Sa'b i tha Avfit: O vëllau im, cili të vdesim i pari nga ne do t'i shfaqemi njëri-tjetrit (në ëndërr). Tha: Pse, a ka mundësi të ndodhë kjo? Tha: Po. Pasi vdiç Sa'bi, Avfi pa në ëndërr sikur ai i erdhë dhe i tha: O vëllau im! Ky i tha: Urdhëro. I tha: Çfarë ndodhi me ju? Tha: Na u falë neve pasi që kaluam fatkeqësive. Tha: E pashë një shenjë të zezë në qafen e tij dhe i thashë: O vëllau im, çështë kjo? Tha: Dhjetë dinarë të cilët i mora nga filan hebreu dhe janë në karnin tim, jepjani ato atij dhe dije o vëllau im se çfarëdo ndodhie që ka ndodhë në familjen time pas vdekjes time unë kam informata për të, madje edhe për macen e cila ka ngordhur para disa dite, si dhe dije se bija ime do të vdes pas gjashtë ditësh kështu që silluni me të mirë. Kur gdhiva thashë: Vërtetë këtu ka shenja, kështu që shkova te familja e tij dhe ata më thanë: Mirë se erdhe o Avf, a kështu bëni me të mbeturit e vëllezërve tuaj, nuk na ke ardhur prej se ka vdekur Sa'bi. Tha: Shkova dhe shfaqa arsye ashtu si bëjnë njerëzit, e shikova karnin, pastaj e zbrita atë dhe e zbraza kështu që e gjeta në të qesen në të cilën ishin dinarët, pastaj shkova me to te hebreu dhe i thashë: A ke patur diçka tënden te Sa'bi? Tha: All-llahu e mëshiroftë Sa'bin, ai ishte nga shokët më të zgjedhur të Dërguarit të All-llahut (s.a.v.s.), ato janë të tij. I thashë: Gjithsesi do të më tregosh. Tha: Po, ja kam huazuar dhjetë dinarë. E unë ia hodha ato dhe ai tha: Këto janë vetë ato pasha All-llahun. Thashë: Kjo është shenja e parë.
Tha: U thashë se a ka ndodhur te ju ndonjë ndodhi pas vdekjes së Sa'bit dhe ata më thanë: Po, ka ndodhur kështu e kështu. U thashë: Po tjetër diçka? Më thanë: Po, edhe një macë e cila na ka ngordhur qe disa ditë. Thashë: Kjo është shenja e dytë.
U thashë: Ku është vajza e vëllaut tim? Thanë: Është duke luajtur. Kur shkova tek ajo e preka dhe e gjeta se kishte temperaturë, kështu që u thashë: Kërkoni porosi të mirë nga ajo. Ajo vdiç pas gjashtë ditëve[36].
Kjo tregon fikhun (kuptimin e thukët) e Avfit, All-llahu e mëshiroftë, ai ishte nga Sahabët, e kreu porosinë e Sa'b Ibn Xhuthames pas vdekjes së tij, e kuptoi vërtetësinë e thënies së tij përmes shembujve me të cilët ai e informoi se dinarët janë dhjetë dhe janë në karn, pastaj e pyeti hebreun dhe fjala e tij u përputhë me ëndërrën e tij kështu që Avfi u bindë në vërtetësinë e kësaj çështjeje, prandaj ia dorëzoi dinarët hebreut, e ky është pra fikh (dituria e thellë) i cili i takon njerëzve më të ditur dhe më të mençur, e ata janë As'habët e të Dërguarit të All-llahut (s.a.v.s.) dhe ndoshta shumë nga të vonshmit e urrejnë këtë e thonë: Si i lejohet Avfit që t'i bartë dinarët nga trashëgimia e Sa'bit te hebreu duke u bazuar në një ëndërr kur ato janë të jetimëve dhe trashigimtarëve të tij?
I ngjashëm me këtë fikh, me të cilin i veçoi All-llahu nga njerëzit e tjerë, është edhe rrëfimi i Thabit Ibn Kajsit nga Shemasi, të cilën e përmendi Ebu Omer Ibn Abdul-Berr dhe të tjerët, tha Ebu Omeri: Na tregoi Abdul-Varith Ibn Sufjani, na tregoi Kasim Ibn Asbegu, na tregoi Ebuz-Zinba Ruh Ibnul-Ferexhi, na tregoi Seid Ibn Ufejri dhe Abdul-Aziz Ibn Jahja El-Medini, na tregoi Malik Ibn Enesi nga Shihabi nga Ismail Ibn Muhammed Ibn Thabit El-Ensariu nga Thabit Ibn Kajsi nga Shemasi se i Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) i tha: **"O Thabit, a nuk je i kënaqur që të jetosh falënderues, të vritesh shehid dhe të hysh në Xhennet"[37]**. Maliku tha: Thabit Ibn Kajsi ra shehid në Betejën e Jemames.

---

[36] **Zingjiri është I dobët.** Aty gjiindet Shehr Ibn Havsheb El-Eshariu, Esh-Shamiu, shërbëtori I Esma bint Jezid Ibnus-Seken, I sinqertë, me shumë iluzione, vdiç në vitin e 12 (Takrib, 1/355/112).
[37] **Zingjiri është I dobët.** E transmetoi Hakimi në "El-Mustedrek" (3/234) e përmendi si të saktë, e pëlqeu në këtë edhe Dhehebiu. Them: E vërtetë është ajo që tha Ibn Ebi Hatimi në përshkrimin e tij: Nuk

Ebu Amri tha: Transmetoi Hisham Ibn Ammari nga Sadeka Ibn Halidi, na tregoi Abdurrahman Ibn Jezid Ibn Xhabiri i cili tha: Më tregoi Ata El-Hurasani i cili tha: Më tregoi bija e Thabit Ibn Kajs Ibn Shemasit e cila tha: Kur zbriti ajeti: *"O ju që keni besuar, mos e ngritni zërat tuaja mbi zërin e të Dërguarit..."* (El-Huxhurat : 2), hyri Ebu Habije në shtëpinë e tij dhe e mbylli derën, kështu që i humbi të Dërguarit të All-llahut (s.a.v.s.) dhe dërgoi dikë që të pyet për çështjen e tij? Tha: Unë jam një njeri me zë të fuqishëm dhe kam frikë që të më shkatërrohet puna ime. I Dërguari (s.a.v.s.) i tha: Ti nuk je prej tyre, por ti do të jetosh në mirësi dhe do të vdesësh në mirësi. Pastaj All-llahu i madhëruar e zbriti ajetin: *"...All-llahu nuk e do asnjë arrogant që u lavdërohet të tjerëve"* (El-Hadid : 23), ai prapë e mbylli derën e tij dhe filloi të qajë, kështu që prapë e humbi I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) dhe e dërgoi dikë që të pyet për të, e ai tha: O I Dërguar i All-llahut, unë e dua bukurinë dhe dëshiroj ta udhëheqi popullin tim. Ai (s.a.v.s.) iu përgjigj: Ti nuk je prej tyre, por do të jetosh falënderues, do të vdesësh shehid dhe do të hysh në Xhennet. Tha: Kur ndodhi Beteja e Jemames ai doli me Halid Ibnul-Velidin në ballafaqim të Musejlemes (profetit të rrejshëm), e kur u takuan ballpërball me armikun Thabiti dhe Salimi, i cili ishte shërbëtor i Ebu Hudhejfes, thanë: Nuk luftonim kështu me të Dërguarin e All-llahut (s.a.v.s.), pastaj secili nga ata gropuan nga një grop, u përqëndruan aty dhe luftuan derisa u vranë dhe atë ditë Thabiti kishte në vetën e tij një mburojë të shtrenjtë, e aty pranë kaloi një musliman dhe ia mori atë dhe derisa një prej muslimanëve ishte në gjumë, i erdhë në ëndërr Thabiti dhe i tha: Po të porosis me një porosi dhe kujdes të thuash: Kjo është vetëm një ëndërr dhe mos ta kryesh atë! Kur unë vdiça mbrëmë kaloi kah unë një musliman dhe e mori mburojën time, e shtëpia e tij është nga shtëpitë e fundit të njerëzve, te tenda e tij gjindet një kali i gjatë të cilin mund ta pasojnë të tjerët, mbi mburojë e ka vendosur një kusi, kurse mbi atë kusi është ulur një njeri, urdhëroje Halidin që ta dërgoi dikë të ma marrë mburojën time dhe kur të arrish në Medine te zëvendësi i të Dërguarit të All-llahut (s.a.v.s.), kishte për qëllim Ebu Bekr Es-Siddikun (r.a.), thuaji atij: Se unë kam borxh kaq e kaq dhe se filan robi i im, e filan robi janë të liruar. Ky njeri shkoi te Halidi dhe i tregoi për atë që kishte parë në ëndërr, kështu që Halidi dërgoi dikë dhe e morën atë mburojë, e pasi që i treguan Ebu Bekrit (r.a.) për ëndërrën që ai kishte parë ai e lejoi vasijetin (porosinë) e tij. Tha: E nuk dimë dikë që i është lejuar vasijeti i tij pas vdekjes së tij përveç Thabit Ibn Kajsit, All-llahu e paqë mëshiru[38].
Halidi, Ebu Bekr Es-Siddiku dhe Sahabët (r.a.) u pajtuan që të veprojnë në bazë të kësaj ëndërre, të zbatojnë porosinë dhe të marrin mburojën nga ai që e kishte në dorë, e ky pra është fikh i pastërt. E nëse Ebu Hanifja, Ahmedi dhe Maliku pranojnë thënien e njërit akuzues nga bashkëshortët në atë që është në dobi të njërit nga ata bazuar në ndonjë argument të saktë të tij, atëherë ajo ka më shumë përparësi. Poashtu Ebu Hanifja e pranoi thënien e akuzuesit për murin me ekzistimin e qerpiqëve të pjekur përskaj tij dhe të litarëve lidhës. Pastaj All-llahu e ka lejuar dënimin e gruas me benë e burrit dhe me ndonjë arsye që mund të jetë e bashkangjitur me të.

është përmendur për të kurrfarë akuze apo verifikimi, ai pra është I panjohur. E transmetoi Abdurr-Rrezzaku në "El-Musannef" (20425).

[38] **Zingjiri është I dobët.** E transmetoi Hejthemiu në "Mexhmeuz-Zevaid" (9/321), ia përshkruajti Taberanit. Aty gjindet Ebu Thabit Ibn Kajs Ibn Shemasi të cilin nuk e kam njohur, por tha: Më tregoi babai im Thabit Ibn Kajsi, e sikurse shihet ai është Sahabij. E transmetoi Hakimi në "El-Mustedrek" (3/235) dhe heshti për të. Kështu e pëlqeu edhe Dhehebiu. Them: Por unë nuk kam gjetur askend që foli për jetën e vajzës së Thabitit, kurse Ata El-Hurasani është përplotë iluzione.

E më shumë se kjo është edhe vrasja e atij që është bërë be kundër tij në rastin e betimit të akuzuesve me ekzistimin e ndonjë arsyeje të qartë të përzierjes së tij (në rast vrasjeje). Poashtu All-llahu i madhëruar e ka bërë ligj pranimin e thënieve të akuzuesve për trashëgimin e të vdekurit të tyre nëse ai vdes në udhëtim dhe nëse u ka lënë porosi dy njerëzve nga jomuslimanët, pastaj trashëgimtarët kanë vërejtur tradhtinë e dy personave të cilëve u është lënë porosia dhe ata betohen në All-llahun se e meritojnë, kështu që betimet e tyre janë më të rëndësishme se betimet e trashëgimtarëve dhe këtë çështje e zbriti All-llahu i madhëruar në fund të sures El-Maide, e cila është prej sureve të fundit të zbritura, e të cilën nuk e anuloi asgjë dhe me të punuan Sahabët (r.a.).
Ky pra është argument se në pasuri mund të gjykohet me rastin e ekzistimit të dyshimit në përzierje (levth – ndotjes, zhytjes) sepse nëse lejohet gjaku me dyshim të përzierjes pas betimit, atëherë të gjykohet me dyshim të përzierjes, e që janë arsye të hapta, në pasuri ka më shumë përparësi.
Sipas kësaj punuan udhëheqësit e drejtësisë në nxjerrjen e gjërave të vjedhura nga vjedhësit saqë shumë nga ata që e urrejnë këtë kërkojnë ndihmë nga ata kur u vjedhet pasuria e tyre.
All-llahu i madhëruar na tregoi për dëshmitarin i cili dëshmoi në rastin e Jusufit të sinqertë (a.s.) dhe gruas së udhëheqësit, ai gjykoi me ekzistimin e një arsyeje në sinqeritetin e Jusufit (a.s.) dhe e përgënjeshtroi gruan. Pra, All-llahu i madhëruar nuk ia urrejti këtë, por na tregoi për të duke e vërtetuar atë.
Poashtu i Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) na tregoi se pejgamberi Sulejman Ibn Davud (a.s.) gjykoi në mes dy grave të cilat pretenduan secila se fëmija është i saj, ai gjykoi se fëmija është i më të resë me arsyen që iu shfaqë atij pasi që u kishte thënë: Ma bini një thikë që ta ndajë atë mes jush dhe kjo e detyroi më të madhen të thotë: Po, unë pajtohem me këtë, kështu ajo dëshironte të gëzohej që edhe më e reja ta humbë birin e saj, ndërsa ajo tjetra e cila ishte më e re tha: Mos e bë atë sepse fëmiu është i kësaj. Atëherë Sulejmani a.s. gjykoi se fëmiu është i më të resë si i shkak i mëshirës dhe dashurisë që gjindej në zemrën e saj saqë ia dhuroi atë asaj tjetrës, e në këtë mënyrë ai fëmijë mbetet gjallë dhe ajo mund ta shohë atë[39].
Këto pra janë nga gjykimet më të mira e më të drejta, e Sheriati Islam (legjislacioni) vërteton diç të tillë dhe dëshmon vërtetësinë e tyre. Dhe mos është gjykimi me njohjen e gjurmëve dhe i bashkangjitjes së përkatësisë përveç mbështetjes në arsye të dyshimta me gjithë paqartësinë dhe fshehtësinë e saj në të shumtën e rasteve.
Me këtë kemi për qëllim se arsyet të cilat kanë ekzistuar në ëndrrën e Avf Ibn Malikut dhe në rrëfimin e Thabit Ibn Kajsit nuk mungojnë nga shumë ato arsye, madje ato janë më të fuqishme se vetë ekzistimi i qerpiqëve, litarëve dhe aftësisë së plaqkave në rastin e akuzuesit kundër tjetrit në çështjen e bashkëshortëve dhe prodhuesve, kjo pra është e qartë pa ekzistuar kurrfarë sekreti, si dhe natyrshmëria e njerëzve e mendjet e tyre dëshmojnë vërtetësinë e tyre, ndërsa All-llahut i takon pëlqimi.
Poashtu është për qëllim që t'i përgjigjemi pyetësit se nëse i vdekuri mund të dijë kësi lloj detajesh, atëherë dija e tij për vizitën e të gjallit, përshëndetjen dhe lutjen e tij ka më tepër përparësi.

## ÇËSHTJA E DYTË

## A TAKOHEN, A VIZITOHEN DHE A BISEDOJNË SHPIRTAT E TË VDEKURVE APO JO?

---

[39] E transmetoi Buhariu (3427), Fet'hul-Bari (6/528) dhe Muslimi (El-Akdije, 20).

Edhe kjo është një çështje e ndershme dhe me rëndësi të madhe kurse ne pergjigjemi duke thënë se: Shpirtat janë dy lloj: **Shpirta të dënuar dhe shpirta të begatuar.** Shpirtat e dënuar: Janë në preokupim të mjaftueshëm të dënimit që të vizitohen dhe që të takohen. Ndërsa shpirtat e begatuar janë të liruar e të paburgosur, takohen, vizitohen dhe bisedojnë për atë që ka ndodhë në dun'ja dhe që do të ndodhë me banorët e dun'jas dhe çdo shpirt është me shokun e tij që është i barabartë në punën e tij, ndërsa shpirti i të Dërguarit tonë, Muhammedit (s.a.v.s.), është në shoqërinë më të lartë, e All-llahu i madhëruar thotë: *"E kushdo që i bindet All-llahut dhe të Dërguarit, të tillët do të jenë së bashku me ata që All-llahu i shpërbleu: (me) pejgmberët, besnikët e dalluar, dëshmorët dhe me të mirët. Sa shokë të mirë janë ata!"* (En-Nisa : 69). Ky shoqërim është i vërtetuar në dun'ja, në Berzah (jetën e varrezave) dhe në botën e shpërblimit (në ahiret), si dhe njeriu do të jetë me atë që e do në të tri këto shtëpi.
Transmetoi Xheriri nga Mensuri nga Ebid-Duha nga Mesruki i cili tha: Thanë Sahabët e Muhammedit (s.a.v.s.): Ne jemi me ty në këtë dun'ja, por kur ti të vdesësh do të ngritesh më lartë se ne dhe ne atëherë nuk do të shohim më, atëherë All-llahu i madhëruar e zbriti këtë ajet: *"E kushdo që i bindet All-llahut dhe të Dërguarit, të tillët do të jenë së bashku me ata që All-llahu i shpërbleu: (me) pejgamberët, besnikët e dalluar, dëshmorët dhe me të mirët. Sa shokë të mirë janë ata!".*
Sha'biu tha: Erdhë një njeri nga Ensarët duke qajtur te I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) dhe ai e pyeti: **"Çfarë të bënë të qashë o filan?",** ai tha: O I Dërguar i All-llahut, pasha Atë që nuk ka zot tjetër përveç Tij, ti je më i dashur te unë se familja dhe pasuria ime, pasha Atë që nuk ka zot tjetër përveç Tij, ti je më i dashur te unë se vetja ime, unë dhe familja ime të përmendim dhe nuk qetësohem derisa të shoh, e kujtova vdekjen tënde dhe vdekjen time, e kuptova se të shoqërojë në këtë dun'ja, por ti në botën e ardhme do të ngritesh në pozitën e pejgamberëve kurse unë nëse hy në Xhennet do të jemë në një pozitë më të ulët se pozita jote. I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) nuk i kthejë kurrfarë përgjigje, atëherë All-llahu i madhëruar e zbriti këtë ajet: *"E kushdo që i bindet All-llahut dhe të Dërguarit, të tillët do të jenë së bashku me ata që All-llahu i shpërbleu: (me) pejgamberët, besnikët e dalluar, dëshmorët dhe me të mirët. Sa shokë të mirë janë ata!"*, deri te fjala e Tij: *"Ky shpërblim i madh është prej All-llahut. Mjafton që All-llahu di më së miri"* (En-Nisa : 70).
All-llahu i madhëruar poashtu tha: *"O ti shpirt i bindurplotësisht! Kthehu te Zoti yt i vetëkënaqur e i pranuar! Hyn në turmën e robërve të Mi! Dhe hyn në Xhennetin tim!"* (El-Fexhr : 27-30), d.m.th. hyn në grupin e tyre dhe qëndro me ta dhe kjo i thuhet shpirtit në momentin e vdekjes[40].
Në ndodhinë e Isras transmetohet nga Andullah Ibn Mes'udi se tha: Në ditën e Isras i takoi I Dërgauri i All-llahut (s.a.v.s.) Ibrahimin, Musain dhe Isaun (paqja e All-llahut qoftë me ta) me ç'rast e kujtuan Kijametin, ata filluan me Ibrahimin (a.s.) dhe e pytën atë për të, por ai nuk kishte kurrfarë diturie për të, pastaj e pyetën Musain (a.s.), por edhe ai nuk kishte kurrfarë diturie për të, atëherë ia dhanë fjalën Isaut (a.s.), i cili tha: Më premtoi mua All-llahu se para ardhjes së tij do të ndodhë pastaj e përmendi daljen e Dexhxhallit dhe tha: Atëherë unë zbres dhe e vrasë atë dhe njerëzit kthehen në vendet e tyre të cilët i presin Je'xhuxhët dhe Me'xhuxhët, e ata nga çdo kodër zbresin, afër çdo uji që kalojnë e pinë atë dhe afër çdo gjëje që kalojnë e shkatërrojnë atë, atëherë njerëzit ankohen te unë dhe unë i lutem All-llahut i Cili i mbytë të gjithë ata, atëherë toka ankohet tek All-llahu nga era e keqe e tyre, e

[40] **Zingjiri I tij është mursel** (I ngritur te I Dërguari (s.a.v.s.) pa zingjirin transmetues). Kjo vërehet qartë sepse imam Sha'biu e ngriti atë te I Dërguari (s.a.v.s.) pa e përmendur Sahabiun, kurse Taberani dhe të tjerët e bashkangjitën atë nga Sha'biu nga nëna e besimtarëve Aishja r.a. (Ed-Durrul-Menthur, 2/588).

njerëzit ankohen tek unë dhe unë i lutem All-llahut, atëherë All-llahu i madhëruar e lëshon një shi nga qielli i cili i bartë trupat e tyre dhe i hedhë në detë, pastaj i copëton malet, e shtrinë tokën ashtu si shtrihet lëkura, All-llahu më premtoi se kur kjo të ndodhë Kijameti do të jetë afër njerëzve si gruaje shtatëzëne që i ka plotësuar muajt dhe nuk e dinë familja e saj se në çfarë kohe mund t'i befasoi me lindjen e saj, natën apo ditën. Këtë hadith e përmendën Hakimi, Bejhekiu dhe të tjerët[41].

Ky pra është një citat i cili argumenton se shpirtat përkujtojnë diturinë.

All-llahu i madhëruar gjithashtu na informoi se shehidët janë të gjallë te Zoti i tyre, furnizohen, presin me gëzim ata të cilët ende nuk ju kanë bashkangjitur pas tyre dhe gëzohen me begatinë e mirësinë e All-llahut, e kjo argumenton takimin e tyre nga tri aspekte:

**Aspekti i parë:** Se ata te Zoti i tyre furnizohen dhe nëse ata janë të gjallë, atëherë edhe takohen.

**Aspekti i dytë:** Se ata përgëzohen me vëllezërit e tyre të cilët do të vinë dhe do të takohen me ta.

**Aspekti i tretë:** Se fjala "jestebshirune – presin me gëzim" gjuhësisht ka për qëllim se ata përgëzojnë njëri-tjetrin sikurse është rasti me fjalën "jetebasherun".

Edhe ëndërrat të cilat përkrahin një gjë të tillë janë të shpeshta, prej tyre: Ajo që përmendi Salih Ibn Beshiri i cili tha: E pashë Ata'ë Es-Selmiun në ëndërr pas vdekjes së tij dhe i thashë: All-llahu të mëshiroftë, ti vërtetë ishe me pikëllim të gjatë në dun'ja. Ai më tha: Pasha All-llahun, ai pikëllim më është zëvendësuar me një hare të gjatë dhe me një gëzim të përhershëm. I thashë: Në cilat pozita je ti? Tha: Me ata që All-llahu u dhuroi begatitë e Tij në mesin e pejgamberëve, besimtarëve të sinqertë, shehidëve dhe njerëzve të mirë[42].

Abdullah Ibnul-Mubareku tha: E pashë Sufjan Eth-Thevriun në ëndërr dhe i thashë: Çfarë bëri All-llahu i madhëruar me ty? Tha: E takova Muhammedin dhe partinë e tij[43].

Kurse Sahr Ibn Rashidi tha: E pashë Abdullah Ibnul-Mubarekun në ëndërr pas vdekjes së tij dhe i thashë: A nuk është se ke vdekur? Tha: Gjithsesi. Thashë: E çfarë bëri All-llahu i madhëruar me ty? Tha: Më fali me një falje e cila përfshiu çdo gjynah timin. I thashë: Po Sufjan Eth-Thevriu? Tha: Oho, oho, ai është me ata që i begatoi All-llahu i madhëruar në mesin e pejgamberëve, besimtarëve të sinqertë, shehidëve, njerëzve të mirë dhe sa shoqëri e mirë që është ajo[44].

Poashtu Ibn Ebud-Dun'ja transmetoi nga Hammad Ibn Zejdi nga Hisham Ibn Hassani nga Jakedhatu bintu Rashid, e cila tha: Mervan El-Mahlemiu ishte një fqi i imi dhe ishte një gjykatës muxhtehid (i zellshëm), tha: Ai vdiç dhe unë u pikëllova për të shumë kështu që një natë e pashë në ëndërr dhe i thashë: O Ebu Abdullah, çfarë bëri Zoti yt me ty? Tha: Më dërgoi në Xhennet. I thashë: Pastaj çfarë? Tha: Pastaj u ngrita te As'habul-Jemini (pronarët e krahut të djathtë). I thashë: E pastaj çfarë? Tha: Pastaj u ngrita te El-Mukarrebunët (më të afërmit e Zotit). I thashë: Kë i pe nga vëllezërit e tu? Tha: E pashë Hasanin, Ibn Sirinin dhe Mejmun Ibn Sijahun. Hammadi tha: Hisham Ibn Hassani tha: Më tregoi Ummu Abdullah, e cila ishte nga gratë më të zgjedhura të Basres, e cila tha: Pashë në ëndërr sikur hyra në një shtëpi shumë të bukur pastaj hyra në një kopsht dhe përmenda nga bukuria e tij çka All-

---

[41] **I dobët.** E transmetoi Ibn Maxhe (4081). El-Buseriu në "Ez-Zevaid" tha: ky hadith e ka zingjirin e saktë dhe transmetuesit janë të besueshëm. Kurse Hakimi në "El-Mustedrek" (2/384) tha: Zingjiri I tij është I saktë.

[42] Pra këto janë vetëm ëndërra nuk janë argument në vetën e tyre.

[43] Është vetëm ëndërr nukmund të jetë argument në vete.

[44] Pra edhe kjo është vetëm një ëndërr e cila nuk mund të jetë argument në veten e saj.

llahu dëshiroi, kur aty pashë një njeri të mbështetur në një krevat prej ari, ndërsa rreth tij kishte shërbëtore të cilat në duart e tyre kishin gota të panumërta, tha: Unë isha e habitur nga bukuria që shihja kur dikush tha: Ky është Mervan El-Mahlemiu i cili është duke ardhur, atëherë ai i mbështeturi në krevat u drejtua dhe u ulë në krevatin e tij, tha: Atëherë u zgjova nga ëndërra ime dhe në atë moment pashë se xhenazja e Mervanit kalonte pranë derës time.

**Shpirtat e të vdekurve takohen dhe njihen**

Ekzistojnë hadithe të qarta se shpirtat takohen dhe njihen. Tha Ibn Ebud-Dun'ja: Më tregoi Muhammed Ibn Abdullah Ibn Buzejgi, më tregoi Fudejl Ibn Sulejman En-Numejri, më tregoi Jahja Ibn Abdurrahman Ibn Ebi Lebibe nga gjyshi i tij i cili tha: Kur vdiç Bishr Ibnul-Bera Ibn Ma'ruri nëna e tij Ummu Bishr u pikëllua shumë dhe tha: O i Dërguar i All-llahut, vazhdimisht po ndodhë vdekja në fisin Beni Seleme, a njihen të vdekurit në mes vete që kështu t'i dërgoi selam Bishrit? Atëherë I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) tha: **"Po, pasha Atë që shpirti im është në dorën e Tij, oj nëna e Bishrit, ata njihen ashtu si njihen shpendët në majet e pemëve"**, pas kësaj sa herë që ndodhi të vdes te Beni Seleme dikush ajo shkonte para se të vdes ai dhe i thoshte: O filan paqja qoftë me ty, kurse ata ia kthenin: Edhe me ty. Pastaj kjo u thoshte: Bëni selam Bishrit.[45]

Ibn Ebid-Dun'ja përmendi hadithin e Sufjanit nga Amr Ibn Dinari nga Ubejd Ibn Umejri i cili tha: Banorët e varreve i përcjellin lajmet kështu që kur tu vijë ndonjë i vdekur thonë: Çka ka bërë filani? Thotë: Mirë, çka ka bërë filani? Thotë: Çka ka bërë filani? Thotë: Mirë, çka ka bërë filani? Thonë: Çka ka bërë filani? Thotë: A nuk ka ardhur te ju? Thonë: Jo. Atëherë ai thotë: Inna lil-lahi ve inna ilejhi raxhiun – ne jemi të All-llahut dhe tek Ai do të kthehemi, ka shkuar në tjetër rrugë nga rruga jonë.

Salih El-Merriu tha: Më ka arritur se shpirtat takohen në momentin e vdekjes kurse i shpirtat e të vdekurve i thonë atij shpirti që është duke shkuar tek ata: Si ka qenë vendi yt, në çfarë trupi ke qenë, në trup të mirë apo në trup të keq? Pastaj filloi të qaj derisa e kaploi të qarët.

Ubejd Ibn Umejri tha: Kur të vdes njeriu e presin atë shpirtat dhe fillojnë të marrin informata ashtu si marrin informata udhëtarët, çfarë ka bërë filani, e çfarë ka bërë filani dhe çfarë ka bërë filani? E nëse thotë për ndonjë: Po ai ka vdekur dhe nuk është bashkuar me ata. Thonë: E kanë dërguar në El-Havije (në Xhehennem, apo te shpirtat e pabesimtarëve). Seid Ibnul-Musejjibi tha: Kur vdes njeriu e pret babai i tij ashtu si pritet udhëtari.

Poashtu Ubejd Ibn Umejri tha: Sikur unë të humbë shpresën në takimin e atyre që kanë vdekur nga familja ime do të vdisja nga pikëllimi. Kurse Muavijetu Ibn Jahja përmendi nga Abdullah Ibn Seleme se Ebarhem El-Mesmeiu i tha: Më tregoi Ebu Ejub El-Ensariu se Muhammedi (s.a.v.s.) tha: **"Kur mirret shpirti i besimtarit e presin pronarët e mëshirës tek All-llahu ashtu si pritet një lajmëtar i mirë në këtë botë. Thonë: Leni kohë vëllaut tuaj derisa të pushojë sepse ai ishte në fatkeqësi të madhe, pastaj e pyesin: Çfarë ka bërë filani dhe çfarë ka bërë filan'ja? A është martuar filan'ja? E nëse e pyesin për ndonjë njeri që ka vdekur para tij, thotë: Ai ka vdekur para meje, atëherë ata thonë: Inna lil-lahi ve inna ilejhi raxhiun – ne jemi të All-llahut dhe tek Ai do të kthehemi, e kanë**

---

[45] **Zingjiri është I dobët.** Aty gjindet Fudejl Ibn Sulejman En-Numejri, Ebu Sulejman El-Basriu, I sinqertë, I cili gabonte shumë (Takrib, 2/112/63).

**dërguar me kokën e tij në El-Havije (Xhehennem) dhe sa vend i keq që është ai”[46].**

Më herët kemi përmendur hadithin e Jahja Ibn Bestamit i cili tha: Më tregoi Musmi’ë Ibn Asimi i cili tha: E pashë Asim El-Xhahderiun në ëndërr dy vjet pas vdekjes së tij dhe i thashë: A nuk ke vdekur? Tha: Gjithsesi. I thashë: Ku je ti? Tha: Unë pasha All-llahun, jamë në një kopsht prej kopshteve të Xhennetit, unë dhe disa nga shokët e mi tubohemi çdo nate të xhumas dhe në mëngjesin e saj te Bekr Ibn Abdullah El-Muzniu dhe i marrim lajmet tuaja. I thashë: A me trupat tuaj apo me shpirtat? Më tha: Hejhate (uh), trupat janë kalbur, por takohen shpirtat.

**Ç’ËSHTJA E TRETË**

**A TAKOHEN SHPIRTAT E TË GJALLËVE DHE SHPIRTAT E TË VDEKURVE APO JO?**

Dëshmitë e kësaj çështjeje janë të sumta, ato mund t’i përfshijë vetëm All-llahu i madhëruar, si dhe ndishmëria e gjendja faktike janë dëshmitë më të drejta se shpirtat e të gjallëve takohen me shpirtat e të vdekurve ashtu si takohen shpirtat e të gjallëve, e All-llahu i madhëruar thotë: *“All-llahu i merr shpirtrat kur është momenti i vdekjes së tyre (i vdekjes së trupave të tyre), e edhe atë që është në gjumë e nuk ka vdekur, e atij që i është caktuar vdekja e mban (nuk e kthen), e atë tjetrin (që nuk i është caaktuar vdekja, por është në gjumë), e lëshon (të kthehet) deri në një afat të caktuar. Vërtetë, në këto ka argumente për një popull që mendon”* (Ez-Zummer : 42).

Ebu Abdullah Ibn Mendeh tha: Na tregoi Ahmed Ibn Muhammed Ibn Ibrahim, na tregoi Abdullah Ibn Husejn El-Harrani, na tregoi gjyshi im Ahmed Ibn Shuajbi, na tregoi Musa Ibn A’juni nga Matrefi nga Xha’fer Ibn Ebil-Mugire nga Seid Ibn Xhubejri nga Ibn Abbasi se për këtë ajet tha: Më ka arritur se shpirtrat e të gjallëve dhe të vdekurve takohen në gjumë dhe bashkëbisedojnë, All-llahu i mban shpirtrat e atyre që vdesin dhe i lëshon shpirtrat e të gjallëve në trupat e tyre[47].

Ibn Ebi Hatimi në tefsirin e tij tha: Na tregoi Abdullah Ibn Sulejmani, na tregoi El-Husejni, na tregoi Amiri, na tregoi Esbati nga Es-Sudiu se në komentin e fjalës së All-llahut të madhëruar: *“...e edhe atë që është në gjumë e nuk ka vdekur...”* tha: E merr atë (e vdes) gjatë gjumit të tij kështu që takohet shpirti i të gjallit me shpirtin e të vdekurit me çrast përkujtojnë njëri-tjetrin dhe njihen. Tha: Pastaj kthehet shpirti i të gjallit në trupin e tij në dun’ja që ta plotësojë afatin e mbetur kurse shpirti i atij që do të vdes dëshiron të kthehet në trupin e tij, por ai pengohet.

Kjo pra është njëra nga dy thëniet rreth ajetit: Se shpirti i mbajtur është ai që ka vdekur me vdekje qysh prej fillimit, ndërsa shpirti i lëshuar është ai që është marrë në vdekjen e gjumit, pra kuptimi sipas kësaj është se e merr shpirtin e atij që do të vdes, e mbanë atë dhe nuk e lëshon deri në Ditën e Kijametit, poashtu e merr shpirtin e atij që është në gjumë dhe pastaj e lëshon atë të shkojë në trupin e tij që ta plotësojë afatin dhe më pastaj e bën të vdes me vdekjen tjetër.

Kurse thënia e dytë në këtë ajet është: Se shpirti i mbajtur e edhe i lëshuari që të dy janë në vdekje të gjumit, ai shpirt që ka plotësuar afatin e caktuar nuk kthehet në trupin e tij, kurse ai që nuk ka plotësuar afatin e caktuar kthehet në trupin e tij që ta plotësojë atë, këtë thënie e zgjodhi edhe Shejhul-Islam (Ibn Tejmije) dhe tha: Në

---

[46] **Zingjiri është i dobët.** E transmetoi Taberani në “El-Kebir” (4/153). E përmendi El-Hejthemiu në “Mexhmeuz-Zevaid” (2/327). Albani tha për të se është i dobët në “Ed-Daife” (864). Them: Dobësi e këtij hadithi është Muavijetu Ibn Jahja Es-Sadefi. El-Hafidh Ibn Haxheri tha është i dobët (Takrib, 2/261/1245).

[47] **Zingjiri është i dobët.** Aty gjindet Abdullah Ibnul-Husejn El-Ezdeiu, Ebu Hariz, El-Basri, gjykatësi i Sexhistanit, i sinqertë por gabon (Takrib: 1/409/257).

këtë argumenton Kur'ani dhe Sunneti. Tha: All-llahu i madhëruar e përmendi mbajtjen e atij që ia caktoi vdekjen nga ata shpirtra të cilët i mori në gjumë, kurse atë që e mori në momentin e vdekjes nuk e përmendi as me mbajtje e as me lëshim sepse ai është nga grupi i tretë.

Në mesin e këtyre dy mendimeve i pari është më i saktë sepse All-llahu i madhëruar na tregoi për dy vdekje: Vdekja e madhe, e që është vetë vdekja, si dhe vdekja e vogël, e që është vdekja në gjumë. Shpirtrat ndahen në dy grupe: Grupi i parë janë ata që u është caktuar vdekja dhe në atë moment janë mbajtur, pra janë ata që kanë vdekur, ndërsa grupi i dytë janë shpirtrat që u ka mbetur afat në këtë jetë kështu që kthehen që ta plotësojnë atë afat. All-llahu i madhëruar i bëri mbajtjen dhe lëshimin gjykim për të dy vdekjet e përmendura qysh në fillim: Pra ky shpirt i mbajtur e ky tjetri i lëshuar, pastaj tregoi se ai që nuk ka vdekur ai është i mbajtur në gjumin e tij, e sikur ta kishte ndarë vdekjen e gjumit në dy pjesë, mbajtje e vdekjes dhe mbajtje e gjumit, nuk do të thoshte: *"...e edhe atë që është në gjumë e nuk ka vdekur..."*, sepse ai nga momenti i mbajtjes veç ka vdekur, kurse i Madhëruari na tregoi se ai nuk ka vdekur, e si pra thotë pastaj: *"...e atij që i është caktuar vdekja e mban..."*.

Ai që përkrah këtë mendim mund të thotë se fjala e Tij: *"...e atij që i është caktuar vdekja e mban..."*, pasi që e ka marrë në vdekjen e gjumit, All-llahu i madhëruar në fillim e mori në vdekje të gjumit, pastaj pas kësaj ia caktoi vdekjen. Përfundimisht, ajeti përfshinë të dy llojet, sepse All-llahu i madhëruar përmendi të dy vdekjet, vdekjen e gjumit dhe vdekjen e rëndomtë, pastaj përmendi mbajtjen e të vdekurit dhe lëshimin e tjetrit dhe është e ditur se All-llahu i madhëruar mbanë çdo shpirtë të vdekur, qoftë ai që vdiç në gjumë apo i zgjuar, si dhe e lëshon shpirtin e atij që nuk ka vdekur, prandaj fjala e Tij: *"All-llahu i merr shpirtrat në momentin e vdekjes së tyre..."*, përfshinë atë që ka vdekur i zgjuar dhe atë që vdes në gjumë[48].

Takimi i shpirtrave të të gjallëve me të vdekurve argumenton se i gjalli e sheh të vdekurin në gjumin e tij dhe ai merr informata nga ai, ndërsa i vdekuri e informon të gjallin për atë që nuk e di ai dhe fjalët e tij i përputhen me atë që ka thënë në të kaluarën dhe në të ardhmen, ndoshta edhe e informon për ndonjë pasuri të cilën e ka fshehur i vdekuri në ndonjë vend që nuk e di askush përveç tij, e ndoshta edhe e informon për ndonjë borxh të tij dhe ia përmend dëshmitë e argumentet.

Më shumë se kjo është edhe ajo se ai e informon përndonjë punë që ai e ka bërë dhe askush nuk e ka parë, e edhe më shumë se kjo është se ai i tregon se ti do të na bashkangjitesh në këtë apo këtë kohë dhe ndodhë ashtu si ka thënë ai. Ndoshta edhe e informon për çështje për të cilat i gjalli është i bindur se askush nuk i ka ditur përveç tij dhe ne veç kemi përmendur rrëfimin e Sa'b Ibn Xhuthames me Avf Ibn Malikun dhe kemi përmendur rrëfimin e Thabit Ibn Kajs Ibn Shemmasit kur tregoi për atë që ia kishte parë mburojën e tij dhe për borxhin që kishte.

Poashtu kemi përmendur rrëfimin e Sadeka Ibn Sulejman El-Xha'feriut dhe informimin e birit të tij për atë që bëri pas vdekjes së tij, si dhe rrëfimin e Shebib Ibn Shejbes se si nëna e tij pas vdekjes së saj i tha All-llahu të shpërbleftë me çdo të mirë pasi që i kishte thënë te varri i saj fjalën La ilahe il-lAll-llah dhe rrëfimin e El-Fadl Ibnul-Muffekut me birin e tij kur e informoi për diturinë dhe vizitën e tij.

Seid Ibnul-Musejjibi tha: Një ditë u takuan Abdullah Ibn Selami dhe Selman El-Farisiu dhe i thanë njëri-tjetrit: Nëse vdes para meje më tako mua dhe më trego se çka takove te Zoti yt, por edhe nëse unë vdes para teje do të takoj dhe do të tregoj. Atëherë njëri nga ata pyeti: A takohen të vdekurit me të gjallët? Tha: Po dhe shpirtrat e tyre janë në Xhennet udhëtojnë kahdo që dëshirojnë. Tha: Vdiç filani

[48] **Zingjiri është I dobët.** Aty është Isbat Ibn Nasr El-Hemdani, Ebu Jusuf, e i thuhet edhe: Ebu Nasr, i sinqert, por me shumë gabime (Takrib: 1/53/362).

(njëri nga ata) dhe pasi që e takoi në ëndërr i tha: Mbështetu dhe gëzohu sepse nuk pashë asgjë sikurse mbështetja në All-llahun (et-tevekkul).
El-Abbas Ibn Abdul-Mutal-libi tha: Dëshiroja ta shohë Omerin (r.a.) në ëndërr, por nuk e pashë atë përveçse afër një viti pas vdekjes së tij, e pashë duke fshirë djersën nga balli i tij dhe thoshte: Kjo është koha e përfundimit tim (nga llogaria), gati mu shkatërrua froni im sikur mos ta takosha Atë që është shumë i butë dhe i mëshirshëm[49].
Kur Shurejh El-Abid Eth-Thimalit iu afrua vdekja hyri te ai Gadif Ibnul-Harithi në momentin kur ai dhuronte shpirtin dhe i tha: O Ebul-Haxhxhaxh, nëse ke mundësi të vish te ne pas vdekjes dhe të na informosh për atë që pe, bëne atë. Tha: Kjo ishte një thënie e pranuar te Ehlul-Fikhi (dijetarët). Tha: Shkoi një kohë pa e parë pastaj e pa në ëndërr dhe i tha: A nuk je i vdekur? Tha: Gjithsesi! Tha: E si është gjendja jote? Tha: Na i fali Zoti ynë mëkatet tona dhe nuk u shkatërruan nga ne përveç El-Ahrad-ët. I thashë: Çka janë El-Ahradët? Tha: Janë ata të cilët sinjalizohen me gisht në diçka (në të këqija)[50].
Abdullah Ibn Omer Ibn Abdul-Azizi tha: E pashë babain tim në ëndërr pas vdekjes së tij sikur ishte në një kopsht dhe më dha një moll, të cilën e komentova se do të kem një djal dhe i thashë: Cilën nga veprat e gjete më të mirën? Tha: Istigfarin (kërkimin falje nga All-llahu) o biri im.
Meslemetu Ibn Abdul-Meliku e pa Omer Ibn Abdul-Azizin në ëndërr pas vdekjes së tij dhe i tha: O udhëheqësi i besimtarëve, ah sikur ta di në çfarë gjendje je pas vdekjes tënde? Ai u përgjigj: O Mesleme, kjo është koha e përfundimit tim (të llogarisë), pasha All-llahun nu kam pushuar përveçse tani. I thashë: Në çfarë pozite je ti o udhëheqës i besimtarëve? Tha: Me imamët (udhëheqësit) e udhëzuar në Xhennetin Adn.
Salih El-Beradi tha: E pashë Zuraretu[51] Ibn Evfa në ëndërr pas vdekjes së tij dhe i thashë: All-llahu të paq mëshiru, çfarë të është thënë dhe çfarë the? Por ai më refuzoi. I thashë: Çfarë bëri All-llahu me ty? Tha: Më pranoi me bëmirësinë dhe fisnikërinë e Tij. I thashë: Po me Ebul-A’la Ibn Jezidin, vëllaun e Matrefit? Tha: Ai është në pozitat më të larta. I thashë: Cilat nga veprat janë më të mira te ju? Tha: Et-Tevekkul (mbështetja në All-llahun) dhe shkurtimi i shpresës (apo mosshpresimi i tepërt).
Malik Ibn Dinari tha: E pashë Muslim Ibn Jesarin në ëndërr pas vdekjes së tij të cilin e përshëndeta me selam, por ai nuk ma ktheu selamin! I thashë: Çka të pengon që të ma kthesh selamin? Tha: Unë jam i vdekur, e si pra ta kthej selamin? I thashë: Çfarë gjete pas vdekjes? Tha: Gjeta, pasha All-llahun, trishtime, dridhje të mëdha dhe të ashpra. I thashë: E pastaj çfarë ndodhi? Tha: Çka mendon se mund të ketë prej Fisnikut, i pranoi veprat tona të mira, na i fali neve gjynahet dhe na i garantoi përgjegjësitë tona. Tha: Pastaj Maliku e lëshoi një frymë të thellë nga e cila ra i alivanosur dhe pas kësaj mbeti i sëmurë disa ditë, pastaj vdiç.
Suhejli, vëllau i Hazmit, tha: E pashë Malik Ibn Dinarin në ëndërr pas vdekjes së tij dhe i thashë: O Ebu Jahja, ah sikur ta di se si dole para All-llahut? Tha: Dola para Tij me shumë gjynahe të cilat mi fshiu mendimi i mirë në All-llahun e madhëruar.

[49] Them: Këto rrëfime janë përmendur pa transmetime, autori nuk përmendi zingjirin e tyre që kështu të sqarohen të saktët nga të dobëtit.
[50] Them: Edhe ky rrëfim është përmendur pa transmetim, autori nuk përmendi zingjirin e tij që kështu të sqarohet se a është I saktë apo I dobët.
[51] Zuraretu, Ibn Ebu Evfa El-Amiriu, El-Hareshiu, Ebu Haxhib, El-Basriu, gjykatësi I saj, I besueshëm dhe adhurues, vdiç papritur në namazin e tij në vitin 93h. (Takrib: 1/259/34).

Kur vdiç Rexha Ibn Hajeve[52] e pa në ëndërr gruaja e tij Abidja dhe i tha: O Ebul-Mikdam, çka është bërë me ju? Tha: Mirë, por jemi frikësuar pas jush saqë menduam se u bë Kijameti. Tha: I thashë: Prej nga kjo? Tha: Hyri Xherrahi dhe shokët e tij në Xhennet me ngarkesat e tyre derisa u bë tollovi në derën e tij.

Xhemil Ibn Murre tha: Mevrik El-Axheliu ishte vëlla dhe shok i imi, një ditë i thashë: Cilido që vdes i pari prej nesh le të vijë te shoku i tij dhe le t'i tregojë se çka është bërë me të. Tha: Vdiç Mevreku të cilin e pa gruaja ime në ëndërr sikur na erdhë ashtu si vinte dhe trokiti në derë ashtu sikurse trokitte, tha ajo: U ngrita dhe i hapa derën ashtu sikurse ia hapja atë dhe i thashë: Hyn o Ebul-Mu'temer në derën e vëllaut tënd. Tha: Si të hy kur e kam shijuar vdekjen?! Unë në të vërtetë kam ardhur që t'i tregojë për një të mirë që All-llahu bëri me mua, tregoji se Ai më vendosi në grupin e mukarrebinëve (më të afërmit e Zotit).

Kur vdiç Muhammed Ibn Sirini[53] disa nga shokët e tij u pikëlluan me pikëllim të madh, njëri nga ata e pa në ëndërr në një gjendje të pleqërisë dhe i tha: Po të shoh në një gjendje që më gëzon, por si është Hasani (Hasan El-Basriu) dhe ai i tha: Ai është ngritur mbi mua për shtatëdhjetë pozita. I thashë: E përse kjo kur ne mendonim se ti ishe më i mirë se ai? Tha: E fitoi atë me pikëllimin e tij të gjatë.

Ibn Ujejne tha: E pashë Sufjan Eth-Thevriun në ëndërr dhe i thashë: Më këshillo! Më tha: Pakëso njohjen e njerëzve[54].

Ammar Ibn Jusufi tha: E pashë El-Hasen Ibn Salihun në ëndërr dhe i thashë se shpresoja të takojë ty, çfarë ka te ti që të na tregosh? Tha: Gëzohu sepse unë nuk pashë asgjë si mendimi i mirë në All-llahun[55].

Kur vdiç Rabia e pa në ëndërr një grua nga shoqet e saj me tesha të mëndafshta dhe me një shami prej mëndafshit të hollë, ndërsa ajo ishte varrosur me një xhybe dhe shami nga leshi dhe i tha: Çfarë ndodhi me xhyben dhe shaminë me të cilën ishe varrosur? Tha: Pasha All-llahun janë marrur nga unë, më janë zëvendësuar me këta që sheh, më janë palosur qefinët e më janë vulosur ata dhe u ngrita në Ilijjin (vendi i lartë ku janë shpirtrat e besimtarëve) që të më plotësohet shpërblimi në Ditën e Kijametit. I thashë: Këtë e dije sa ishe në dun'ja? Tha: E çka është kjo kur unë pashë fisnikërinë e All-llahut ndaj evlijave të Tij (të dashurve)?! I thashë: Çfarë ka ndodhë me Abedete Bint Ebi Kilabin? Tha: Hejhate, hejhate (uh, uh) na ka parapri pasha All-llahun në pozitat më të larta. I thashë: Me çka kur ti te njerëzit ishe më e devotshme se ajo? Tha: Ajo nuk u mërzite pa marrë parasyshë në çfarë gjendje që gëdhinte apo ngryste në dun'ja. I thashë: E çfarë ndodhi me Ebu Malikun (Dajgamin)? Tha: Ai e viziton All-llahun kurdo që dëshiron. I thashë: E çfarë ndodhi me Bishr Ibn Mensurin? Tha: Beh, beh (ah, ah) atij iu dha, pasha All-llahun, më shumë se që shpresonte. I thashë: Më urdhëro me një urdhër me të cilin do të afrohem tek All-llahu i madhëruar? Tha: Përmende All-llahun shumë sepse pothuase do ta kanë lakminë për këtë në varrin tënd.

Kur vdiç i devotshmi Abdul-Aziz Ibn Sulejman disa nga shokët e tij e panë në ëndërr me tesha të gjelbra dhe në kokën e tij kishte një kurorë nga margaritarët, i tha: Si je pas nesh, si e gjete shijen e vdekjes dhe si e gjete çështjen atje? Tha: Për

---

[52] Rexha Ibn Hajeve Ibn Xhervel El-Kindi, Ebul-Mikdam, I thuhet edhe Ebun-Nasr esh-Shami el-Filistini, Metar El-Verrak tha: Nuk kam takuar nga Shami njeri më të mirë se Rexha Ibn Hajeve dhe nuk dihet asnjë që I është lejuar dëshmia i vetëm përveç Rexha Ibn Hajeves, d.m.th. se në kohën e Omer Ibn Abdul-Azizit ka dëshmuar i vetmuar, vdiç në vitin 112h. ( Shedheratudh-Dheheb: 1/145).

[53] Muhammed Ibn Sirin El-Ensariu, Ebu Bekr Ibn Ebi Umre El-Basri, shërbëtori I Enes Ibn Malikut. Tha Ibn Hibbani: I besueshëm, I mirë dhe I përpikët, I komentonte ëndërrat dhe I pa tridhjetë sahabij, vdiç në muajin Shevval në vitin 110h. njëqind ditë pas Hasan El-Basriut (Tarihu Bagdad: 5/331).

[54] Kjo është vetëm ëndërr, nuk lejohet argumentimi me të.

[55] Kjo është vetëm ëndërr, nuk lejohet argumentimi me të.

vdekjen mos pyet për ashpërsinë, fatkeqësinë dhe preokupimin e saj përveçse mëshira e All-llahut na mbuloi neve çdo të metë dhe Ai na priti vetëm me mirësinë e Tij.

Salih Ibn Bishri tha: Kur vdiç Ata'ë Es-Silmiu e pashë në ëndërr dhe i thashë: O Ebu Muhammed, a nuk je në grupin e të vdekurve? Tha: Gjithsesi. I thashë: Çfarë ndodhi me ty pas vdekjes tënde? Tha: Kalova, pasha All-llahun, në mirësi të shumta dhe te Një Zot falës dhe falënderues i madh. I thashë: Ti, pasha All-llahun, ishe me pikëllim të gjatë në dun'ja, e ai buzqeshi dhe më tha: Pasha All-llahun, ai pikëllim mu zëvendësua me një rehati të gjatë dhe më një gëzim të përhershëm. I thashë: Në cilat pozita je ti? Tha: Me ata që All-llahu u dhuroi begatitë e Tij me pejgamberët, me besimtarët e sinqertë, me shehidët, me të mirët dhe sa shoqëri e mirë që është ajo.

Kur vdiç Asim El-Xhahderiu e pa dikush nga familja e tij në ëndërr dhe i tha: A nuk ke vdekur? Tha: Gjithsesi. I tha: E ku je ti? Tha: Unë, pasha All-llahun, jam në një kopsht prej kopshteve të Xhennetit me disa shokë të mi dhe çdo mbrëmje të xhumas e në mëngjesin e saj takohemi te Bekr Ibn Abdullah El-Muzniu ku marrim lajmet tuaja. Tha: I thashë: Trupat tuaj apo shpirtrat? Tha: Hejhate (uh), trupat janë kalbur, por takohen shpirtrat.

Dikush e pa Fudejl Ibn Ijjadin[56] në ëndërr pas vdekjes së tij i cili tha: Nuk pashë për robin më të mirë se Zotin e Tij.

Murretu El-Hemdhani ishte aq i devotshëm saqë toka kishte ngrënë ballin e tij nga sexhdet e shumta që kishte bërë, e kur vdiç dikush nga familja e tij e kishte parë në ëndërr pas vdekjes së tij se si vendi i sexhdes në ballin e tij bënte dritë si të ishte yll ndriçues dhe i tha: Çka është kjo shenjë që e shoh në fytyrën tënde? Tha: Vendin e sexhdes të cilin e kishte ngrënë toka e mbuloi drita. Tha: I thashë: Çfarë pozite ke ti në ahiret? Tha: Pozitën më të mirë, në një shtëpi që pronarët e saj nuk largohen nga aty dhe as nuk vdesin[57].

Ebu Ja'kub El-Kariu tha: E pashë në ëndërr një njeri të gjatë të cilin njerëzit e pasonin dhe thashë: Kush është ky? Më thanë: Uvejs El-Karni[58], pastaj edhe unë e pasova. Thashë: Më këshillo, All-llahu të mëshiroftë. Ai u mërrol në fytyrën time. I thashë: Një që kërkon udhëzim, më udhëzo, All-llahu të mëshiroftë. Atëherë u kthye nga unë dhe më tha: Shpreso rahmetin e All-llahut te dashuria e Tij, ruaju dënimit të Tij me rastin e kundërshtimit të Tij dhe mos e ndërprejë shpresën tënde gjatë kësaj, pastaj shkoi dhe më la.

Ibnus-Semmaku tha: E pashë Misarin[59] në ëndërr dhe i thashë: Cilat vepra i gjete më të mira? Tha: Tubimet e dhikrit (përmendjes së All-llahut).

El-Exhlehu tha: E pashë Selemete Ibn Kuhejlin në ëndërr dhe i thashë: Cilat vepra i gjete më të mira? Tha: Namazin e natës[60].

Ebu Bekr Ibn Ebi Merjemi tha: E pashë në ëndërr Vefa Ibn Bishrin pas vdekjes së tij dhe i thashë: Çfarë bëre o Vefa? Tha: Shpëtova pas çdo mundi. I thashë: Cilat vepra i gjetët më të mira? Tha: Të qarit nga frika e All-llahut të madhëruar[61].

---

[56] El-Fudejl Ibn Ijjad Ibn Mes'ud Et-Temimi El-Jerbui, Ebu Ali Ez-Zahid. Ibn Sa'di tha: Ishte I besueshëm, fisnik, I mirë, adhurues, I devotshëm dhe me shumë hadithe. Vdiç në Mekke në vitin 187h. (Hiljetul-Evlija: 8/84).

[57] Është vetëm një ëndërr, nuk lejohet argumentimi me të.

[58] Uvejs Ibn Amir El-Kareni, zotriu I tabiinëve, transmetoi nga ai Muslimi (Takrib: 1/86/661).

[59] Misar Ibn Kiddam Ibn Dhuhejr Ibn Ubejde El-Hilali El-Amiriu, Ebu Selemete El-Kufiu. Thevriu tha: Kur ne kundërshtoheshemi në diç, e pyetnim Misarin. Vdiç në vitin 153h. (El-Iber: 1/124).

[60] Është vetëm ëndërr, nuk mund të mirret argument.

[61] Është vetëm ëndërr, nuk mund të mirret argument.

El-Lejth Ibn Sa’di nga Musa Ibn Virdani tha se e pa Abdullah Ibn Ebi Habiben në ëndërr pas vdekjes së tij i cili tha: Mu paraqiten mua të mirat dhe të këqijat e mia, pash në veprat e mia të mira disa kokrra të shegës të cilat i ngrëna dhe pashë në veprat e mia të këqia dy pejë të mëndafshit që mu kishin ngjitur në kapelen time[62].

Sunejd Ibn Davudi tha: Më tregoi djali i vëllaut të Xhuvejrije Ibn Esmas i cili tha: Ishin në Abadan ku na erdhë një djalë i ri nga banorët e Kufes i cili ishte i devotshëm, ai vdiç aty në një ditë me vapë të madhe dhe unë thashë: Le të ftohet dhe pastaj e bëjmë gati atë. Unë fjeta dhe pashë nëdërr sikur jam në varreza dhe aty pashë një kube të bukur nga margaritarët duke ndriçuar, unë e shikoja atë kur u ça dhe filloi ta dalë një grua që nuk kisha pa më të bukur se ajo dhe ajo u afrua më tha: Pashë All-llahun, mos na e ndalë atë deri në drekë. Tha: U zgjova i frikësuar dhe menjëherë fillova ta përgatis, i hapa një varr në vendin që kisha parë kuben dhe aty e varrosa[63].

Abdul-Melik Ibn Itab El-Lejthiu tha: E pashë Amir Ibn Abdu Kajsin në ëndërr dhe i thashë: Cilat vepra i ke gjetur më të vlefshme? Tha: Ato me të cilat është dëshiruar fytyra e All-llahut (të sinqertat).

Jezid Ibn Haruni tha: E pashë Ebul-Ala Ejjub Ibn Miskinin në ëndërr dhe i thashë: Çfarë bëri Zoti yt me ty? Tha: Më fali mua. I thashë: Me çka? Tha: Për hatër të agjërimit dhe namazit. I thashë: A e ke parë Mensur Ibn Zadanin? Tha: Hejhate (uh), pallatin e tij e shohim nga shumë larg.

Jezid Ibn Nuame tha: Një robreshë e imja vdiç në kolerën e El-Xharif-it të cilën e pa në ëndërr babai i saj dhe i tha: Oj bija ime, më trego për ahiretin (botën tjetër), ajo u përgjigj: O babai im, kemi arritur në një çështje të madhe, ne dimë por nuk punojmë, ndërsa ju punoni por nuk dini, pasha All-llahun, një apo dy tesbih (madhërim i All-llahut si fjala subhanAll-llah), ose një apo dy reqate t’i kem në fletushken e veprave të mia do të ishin më të dashura për mua se krejt bota dhe çfarë ka në të.

Kethir Ibn Murre tha: Pashë në ëndërr sikur hyra në një pozitë më të lartë në Xhennet, fillova të sillem aty dhe të habitem, aty pashë disa nga gratë e xhamisë në një anë të asaj pozite, shkova e i përshëndeta ato me selam dhe pastaj u thashë: Me çka e arritët këtë pozitë? Thanë: Me sexhdet dhe tekbiret e shumta.

Mezahimi, shërbëtori i Omer Ibn Abdul-Azizit[64], tha: Gruaja e Omer Ibn Abdul-Azizit, Fatimetu Bintu Abdul-Melik, tha: Një natë u zgjua Omer Ibn Abdul-Azizi dhe tha: E pashë një ëndërr mahnitëse, tha: I thashë: U bëfsha kurban për ty, ma trego atë! Tha: Nuk ta tregoj atë para agimit. Kur gdhiu ai doli u falë dhe u kthy në vendin e tij. Atëherë e shfrytëzova vetminë e tij dhe i thashë: Ma trego ëndërrën të cilën e ke parë. Tha: Pashë sikur u ngrita në një tokë të gjelbëruar e të gjërë sikur të ishte një shtrojë e gjelbër, aty pashë një pallat të bardhë si argjendi, nga aty doli një njeri i cili me tërë zërin e tij tha: Ku është Muhammed Ibn Abdullah Ibn Abdul-Mutal-libi, ku është i Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.)? Atëherë erdhë i Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) dhe hyri në atë pallat! Tha: Pastaj doli një tjetër nga ai pallat dhe thirri: Ku është Ebu Bekri (r.a.), ku është Ibn Ebu Kuhafe? Atëherë erdhë Ebu Bekri (r.a.) dhe hyri në atë pallat! Pastaj doli një tjetër nga ai pallat dhe thirri: Ku është Omer Ibnul-Hattabi? Atëherë erdhë Omeri (r.a.) dhe hyri në atë pallat! Pastaj doli

---

[62] Është vetëm ëndërr, nuk mund të mirret argument.

[63] Është vetëm ëndërr, nuk mund të mirret argument.

[64] Omer Ibn Abdul-Aziz Ibn Mervan Ibnul-Hakem El-Emevi Ed-Dimeshkiu, udhëheqësi I besimtarëve, imami I drejtë, transmetoi nga Enesi dhe Enesi u fal pas tij, e tha: Nuk ka parë dikend që namazi I tij t’I përngjajë namazit të Dërguarit të All-llahut (s.a.v.s.) më shumë se ku djalë. Ibn Sa’di tha: Ishte I besueshëm, ivërtetë, kishte dituri fetare dhe ishte I devotshëm. Vdiç në ditën e xhuma, dhjetë netë para përfundimit të muajit Rexheb në vitin 101h. (Tabekatul-Huffadh e Sujutiut: f. 53, t/101).

një tjetër dhe thirri: Ku është Othman Ibn Affani? Atëherë erdhë Othmani (r.a.) dhe hyri në atë pallat! Pastaj doli një tjetër dhe thirri: Ku është Ali Ibn Ebu Talibi? Atëherë erdhë Aliu (r.a.) dhe hyri në atë pallat! Pastaj doli një tjetër dhe thirri: Ku është Omer Ibn Aabdul-Azizi? Atëherë unë u ngrita dhe hyra në atë pallat! Më shtynë derisa arrita te I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) dhe njerëzit rrinin ulur rreth tij. Thashë në vete ku të ulem? Atëherë u ula afër babait (gjyshit) tim, Omer Ibnul-Hattabit, shikova dhe e pashë Ebu Bekrin (r.a.) se ishte ulur në të djathtë të Dërguarit të All-llahut (s.a.v.s), Omeri (r.a.) ishte në të majtë të tij, vërejta se në mes të Dërguarit të All-llahut (s.a.v.s.) dhe Ebu Bekrit (r.a.) ishte një njeri! Thashë: Kush është ky njeri në mes të Dërguarit të All-llahut (s.a.v.s) dhe Ebu Bekrit (r.a.)? Më tha: Isau i biri i Merjemes. Athëherë e dëgjova një thirrës duke më folur, por mes meje dhe mes tij kishte një perde nga drita, e më tha: O Omer Ibn Abdul-Aziz, përmbaju asaj në të cilën je dhe u kthehu në atë që je. Pastaj sikur mu lejua të dalë, kur dola nga ai pallat shikova mbrapa e pashë Othman Ibn Affanin duke dalur nga ai pallat dhe thoshte: Falënderimi i qoftë All-llahut i Cili më ndihmoi! Menjëherë pas tij vinte Ali Ibn Ebu Talibi (r.a.) duke dalur nga ai pallat dhe tha: Falënderimi i qoftë All-llahut i Cili më fali mua.
Seid Ibn Ebu Arube[65] tha: Omer Ibn Abdul-Azizi tha: I pashë në ëndërr të Dërguarin e All-llahut (s.a.v.s.) dhe Ebu Bekrin e Omerin (r.a.) të ulur pranë tij, u dhashë selam dhe u ula, derisa unë isha ulur i sollën Aliun r.a. dhe Muavijen r.a. të cilët i futën në një shtëpi në të cilën e mbyllën derën derisa unë shikoja dhe me të shpejtë doli Aliu r.a. duke thënë: Gjykoi për mua, pasha Zotin e Qabes, menjëherë pas tij doli Muavija r.a. i cili tha: Ma fali mua, pasha Zotin e Qabes.
Hammad Ibn Ebi Hashim tha: Erdhë një njeri te Omer Ibn Abdul-Azizi dhe tha: E pashë të Dërguarin e All-llahut (s.a.v.s.) në ëndërr dhe në anën e djathtë të tij ishte Ebu Bekri (r.a.) kurse në anën e tij të majtë ishte Omeri (r.a.), atëherë erdhën dy njerëz të cilët grindeshin derisa ti ishe ulur para tij (s.a.v.s.) dhe ai të tha ty: O Omer, kur të punosh puno me punën e këtyre dyve, kishte për qëllim Ebu Bekrin dhe Omerin (r.a.). Pas kësaj Omeri kërkoi nga ai që të betohet në All-llahun se e ka parë atë ëndërr! Ai i bëri be dhe Omeri filloi të qajë.
Abdurrahman Ibn Ganem tha: E pashë në ëndërr Muadh Ibn Xhebelin tri vite pas vdekjes së tij mbi një kali me lara (të bardha e të zeza) kurse pas tij kishte njerëz të bardhë, të veshur kishin tesha të gjelbra mbi kuaj me lara kurse ai ishte në ballë të tyre dhe thoshte: *“...ah, sikur ta dinte populli im, për atë që më fali Zoti im dhe më bëri prej të nderuarve!”* /Jasin : 26-27/. Pastaj shikoi nga e djathta dhe e majta e tij, e tha: O Ibn Ruvaha, o Ibn Madh’un: *“...falënderimi i qoftë All-llahut, i cili premtimin e Vet e bëri realitet ndaj nesh dhe na e la në disponim tokën e Xhennetit që të vendosemi aty ku të duam! Sa shpërblim i mirë është shpërblimi i atyre që vepruan drejtë”* /Ez-Zummer : 74/, pastaj më zgjati dorën dhe më përshëndeti me selam.
Kubejsa Ibn Akabe tha: E pashë Sufjan eth-Thevriun në ëndërr pas vdekjes së tij dhe i thashë: Çfarë bëri All-llahu me ty? Tha:
**E pashë Zotin tim me sy dhe më tha *** Urime kënaqësitë e Mia për ty o Ibn Sa’d.**
**Ti ishe që qëndrojshe në këmbë natën kur nata errësohej *** Me lot i pikëlluar dhe me zemër të vendosur.**

[65] Seid Ibn Ebu Arube, Mehran El-Adeviu, shërbëtori I tyre Ebun-Nadr El-Basriu, Ahmedi tha: Nuk shkruante port ë gjitha I mbante në mend. Ebu Hatimi tha: Para se t’I përzihej ishte I besueshëm, ishte njohsi me I mirë me transmetimet e Katades. Vdiç në vitin 156h. (Tabekat Ibn Sa’d: 7 k. 2 f. 33).

**Pra, ti zgjedh cilindo pallat që dëshiron *** dhe më vizito Mua sepse Unë nuk jam larg prej teje.**

Sufjan Ibn Ujejne tha: E pashë Sufjan Eth-Thevriun në ëndërr pas vdekjes së tij duke fluturuar nga një palme në një enë të argjiles, e nga një peme në një palmë dhe thoshte: *"Për një gjë të tillë le të punojnë punonjësit",* dikush i tha: Me çka hyre në Xhennet? Tha: Me devotshmëri, me devotshmëri. Dikush i tha: E çfarë bëri Ali Ibn Asimi? Tha: Atë nuk e shohim përveçse si yllin (në lartësi).

Shu'betu Ibnul-Haxhxhaxhi e Misar Ibn Kiddami ishin dy hafiz dhe ishin të respektuar, e Ebu Ahmed El-Beridi tha: I pashë në ëndërr pas vdekjes së tyre dhe thashë: O Eba Bestam, çfarë bëri All-llahu me ty? Tha: All-llahu ta mundësoftë të kuptosh atë që po të them:

**Më dashti Zoti im në Xhennete sa të jem *** Ato kanë një mijë dyer nga argjendi e margaritarët.**

**I Gjithmëshirshmi më tha mua: O Shu'be, ti i cili *** Lundron në tubimin e diturive dhe më shumë.**

**Begatohu pranë meje sepse Unë jam i kënaqur në ty *** Edhe me robin Tim Misarin i cili natën qëndron në këmbë.**

**I mjafton Misarit respekt se ai do të më vizitoj Mua *** Dhe do ta zbuloj fytyrën Time fisnike që ai të më shikoj.**

**Dhe ky është veprimi Im me të gjithë ata që janë adhurues *** E nuk kanë bërë shprehi në kohën e kaluar të bëjnë të këqija.**

Ahmed Ibn Muhammed El-Lebidi tha: E pashë Ahmed Ibn Hanbelin në ëndërr dhe i thashë: O Ebu Abdullah, çfarë bëri All-llahu me ty? Tha: Më fali mua, pastaj më tha: O Ahmed, je rrahur dy vite me kamxhik, i thashë: Po, o Zot. Më tha: Kjo është fytyra Ime të lejova të shikosh në Të.

Ebu Bekr Ahmed Ibn Muhammed Ibnul-Haxhxhaxhi tha: Më tregoi një njeri nga banorët e Tususit, i cili tha: Iu luta All-llahut të madhëruar që të mi paraqes banorët e varreve që t'i pyes për Ahmed Ibn Hanbelin se çfarë ka bërë All-llahu me të? Pas dhjetë viteve pashë në ëndërr sikur banorët e varreve u ngritën nga varret e tyre dhe më paraprinë me fjalë e më thanë: O ti, sa e sa je duke e lutur All-llahun e madhëruar që të na paraqes para teje që kështu të na pyesësh për njeriun i cili prej që është ndarë prej jush e zbukurojnë melekët nën pemën Tuba. Ebu Muhammed Abdul-Hakku tha: Këto fjalë të banorëve të varreve tregojnë pozitën e lartë të Ahmed Ibn Hanbelit, kështu që ata nuk patën mundësi të shprehin cilësinë e gjendjes së tij dhe në atë që është ai përveçse kështu apo në atë kuptim.

Ebu Xha'fer Es-Sika, shoku i Bishr Ibnul-Harithit, tha: I pashë në ëndërr Bishr El-Hafiun e Ma'ruf El-Kerhiun duke ardhur dhe u thashë: Prej nga vini? Thanë: Prej Xhennetit Firdevs ku e vizituam folësin e All-llahut, Musaun a.s.!

Asim El-Xhezeriu tha: Pashë në ëndërr sikur e takova Bishr Ibnul-Harithin dhe thashë: Prej nga po vjen o Ebu Nasr? Tha: Prej Ilijjin-it! I thashë: Çfarë bëri Ahmed Ibn Hanbeli? Tha: Në këtë moment e lashë me Abdul-Vehhab El-Verrakun para duarve të All-llahut duke ngrënë dhe duke pirë! I thashë: Po ti? Tha: E diti dëshirën time të pakët për ushqim kështu që më lejoi të shikoj fytyrën e Tij.

Ebu Xha'fer Es-Sikai tha: E pashë në ëndërr Bishr El-Haarithin pas vdekjes së tij dhe i thashë: O Ebu Nasr, çfarë bëri All-llahu me ty? Tha: Më mori me butësi, më mëshiroi dhe më tha: O Bishr, sikur në dun'ja të më bëje sexhde mbi gaxa nuk do të kishe mundësi të më falënderosh për atë që i mbusha zemrat e njerëzve me dashuri ndaj teje, Ai më lejoi mua gjysmën e Xhennetit dhe unë shetis në të kahdo që dëshiroj, si dhe më premtoi që t'i falë të gjithë ata që përcollën xhenazen time. I

thashë: Çfarë ka bërë Ebu Nasr Et-Timmar? Tha: Ai është mbi njerëzit e tjetër për shkak të durimit të tij të sprovave dhe të varfërisë së tij.
Abdul-Hakku tha: Ndoshta me fjalën e tij “gjysmën e Xhennetit” kishte për qëllim: Gjysmën e begative sepse begatitë e Xhennetit janë dy lloje: Shpirtërore dhe trupore, kështu që begatohen fillimisht vetëm shpirtrat dhe kur shpirtrat të rikthehen në trupat e tyre, atëherë u bashkangjitet begatia trupore me atë shpirtërore. Një tjetër tha: Begatia e Xhennetit është rezultat i diturisë e veprimit dhe se pjesa e Bishrit në veprim ishte më e madhe se sa në dituri, All-llahu e di më së miri.
Një nga të devotshmit tha: E pashë Ebu Bekr Esh-Shiblin në ëndërr sikur ishte ulur në mexhlisin (tubimin) e Rresafes në vendin ku ai ulej, e pashë atë duke ardhur me tesha shumë të bukura, unë u ngrita dhe e përshëndeta atë me selam, u ula para dyarve të tij dhe i thashë: Cilët shokë janë më të afërmit me ty? Tha: Ata që më shumë e përmendin All-llahun, ata që janë më të drejtit në të drejtën e All-llahut dhe ata që shpejtojnë në kënaqësinë e All-llahut.
Ebu Abdurrahman Es-Sahiliu tha: E pashë Mejsere Ibn Sulejmin në ëndërr pas vdekjes së tij dhe i thashë: Na ke munguar një kohë të gjatë?! Tha: Udhëtimi ëshhtë i gjatë! I thashë: Ku ke arritur? Tha: Ma lehtësoi mua sepse ne gjatë fetvave tonë lehtësonim. I thashë: Me çfarë po më urdhëron mua? Tha: Me ndjekjen e gjurmëve (Kur’anit dhe Sunnetit) dhe me shoqërimin e të zgjedhurve të cilat të shpëtojnë nga Zjarri dhe të afrojnë te El-Xebbari (Ai që mposhtë çdo gjë).
Ebu Xha’fer Ed-Dariri tha: E pashë Isa Ibn Zadhanin në nëdërr pas vdekjes së tij dhe i thashë: Çfarë bëri All-llahu me ty? Ai mu përgjigj me poezi:
**Sikur ti të shihje bukuroshet rreth meje në përjetësi *** Dhe plotë gota me to për pirje.**
**Këndojnë me libër të gjitha *** Ecin me tesha zvarritur.**
Një nga shokët e Ibn Xhurejxhit tha: Pashë në ëndërr sikur shkova te varret e Mekkës dhe pashë se shumica e tyre kishin nga një tendë, por në një varr pashë se aty kishte një tendë, një shtëpi nga lëkura dhe një pemë e llotosit, shkova derisa hyra aty dhe i përshëndeta me selam, kur aty pashë Muslim Ibn Halid Ez-Zenxhiun të cilin e përshëndeta me selam dhe i thashë: O Ebu Halid, përse kato varre kanë nga një tendë kurse tenda jote ka një tendë, një shtëpi nga lëkura dhe një pemë të llotosit? Tha: Sepse unë agjëroja shumë. I thashë: Po ku është varri i Ibn Xhurejxhit e ku është vendi i tij sepse unë e shoqëroja shumë dhe dëshiroj ta përshëndes me selam? Ai më tha: Uh (e solli gishtin e tij sinjalizues), ku është Ibn Xhurejxhi kur fletushka e tij është ngritur në Ilijjun.
Një nga shokët e Hammad Ibn Selemes e pa atë në ëndërr dhe i tha: Çfarë bëri All-llahu me ty? Tha: Më tha mua: Gjatë e ke munduar shpirtin tënd në dun’ja kurse sot do ta përjetësoj pushimin tënd dhe të atyre që janë lodhur.
Ky është një kapitull i gjatë, por nëse shpirti yt nuk mund t’i besoi këto dhe thua: Këto janë vetëm ëndërra, e që nuk janë pa gabime, atëherë vështro atë që pa në ëndërr ndonjë shok, ndonjë i afërm apo dikush tjetër dhe e lajmëroi për një çëhtje që nuk e din përveçse ai që ka ëndërruar, ose e lajmëron për ndonjë pasuri të cilën e ka fshehur, ose e paralajmëron për një çështje që do të ndodhë, ose e përgëzon për një çështje që do të ndodhë dhe ajo ndodhë ashtu si e ka paralajmëruar. Ndonjëherë e lajmëron se ai apo dikush nag familja e tij do të vdes me kaq apo kaq, e ndodhë ashtu si ai ka paralajmëruar, ose e lajmëron për bollëkun, thatësinë, për ndonjë armik, fatkeqësi ose sëmundje, ose për ndonjë qëllim të tij dhe ndodhë sikurse ka paralajmëruar ai, thënë realisht këto nuk mund t’i përfshijë përveçse All-llahu i madhëruar dhe njerëzit janë të barabartë në këtë. Edhe ne dhe të tjerët kemi përjetuar çudira nga këto.

Më keq se kjo është ai që thotë: Se të gjitha këto janë dituri dhe besime të lidhura për shpirtin, të cilat i shfaqen njeriut kur shpirti i tij ndahet nga ngarkesat e trupit gjatë gjumit, e kjo është vetë kotësia (e pavërteta) dhe e pamundura sepse shpirti kurrë nuk ka patur njohuri për këto çështje të cilat i lajmëron i vdekuri, as që i ka menduar ai, as që kishte shenjë të tyre, e as ndonjë udhëzim në çfarëdo aspekti dhe ne nuk e refuzojmë se çështja mund të ndodhë ashtu si është paralajmëruar.
Disa ëndërra janë nga të folurit e shpirtit dhe të dukurive mbështetëse, madje e shumta e ëndërrave të njerëzve janë vetëm dukuri të bindjeve të tyre të praktikuara apo të papraktikuara.
Ëndërrat janë tri llojë: Ëndërra prej All-llahut të madhëruar, ëndërra prej Shejtanit dhe ëndërra e të folurit të shpirtit.
Pastaj ëndërrat e vërteta janë disa llojë:
**Prej tyre:** Inspirim të cilin All-llahu i madhëruar e hedhë në zemrën e robit, të cilët është të folur të Zotit me robin e Tij në ëndërr sikurse thanë Ubadetu Ibnus-Samiti dhe të tjerët.
**Prej tyre:** Shembull të cilin ia paraqet meleku i ëndërrës i caktuar për këtë.
**Prej tyre:** Takim mes shpirtit të atij që është në gjumë me shpirtrat e të vdekurve të familjes, të farefisit, të shokëve të tij apo të dikujt tjetër sikurse përmendëm deri tani.
**Prej tyre:** Ngritja e shpirtit të tij te All-llahu i madhëruar dhe të folurit e Tij me Të.
**Prej tyre:** Hyrja e shpirtit të tij në Xhennet dhe shikimi i tij, etj. Takimi i shpirtave të të gjallëve me shpirtrat e të vdekurve është një lloj i ëndërrave të sakta të cilat te njerëzit janë një lloj i gjërave të ndijshme.
Në këtë çështje njerëzit nuk u pajtuan, e disa thanë: Të gjitha dituritë janë të fshehura në shpirt kurse preokupimi me botën e ndijshme e mbulon vështrimin e tyre dhe kur zhveshet gjatë gjumit i sheh ato sipas përgatitjes së tij, e pasi që zhveshja e tij në rastin e vdekje është më e plotë atëherë edhe dituritë dhe njohjet e tij atje janë më të plota. Në këtë ka të vërtetë dhe të pavërtetë, pra nuk mund të refuzohet tërësisht, por edhe nuk mund të pranohet tërësisht sepse zhveshja e shpirtit i mundëson vështrimin e diturive dhe të njohjeve të cilat nuk mund të arrihen përveçse me zhveshje, mirëpo sikur ai të zhveshet tërësisht nuk do të mund të vështroj diturinë e All-llahut me të cilën e dërgoi të Dërguarin e Tij, detajet të cilat i tregoi për të dërguarit e Tij dhe për popujt e kaluar, detajet e botës së ardhme dhe të shenjave të Kijametit, detajet e urdhërave dhe të ndalesave, të emrave dhe të cilësive dhe të të tjerave të cilat nuk mund të dihen përveçse me shpallje, por megjithatë zhveshja e shpirtit i ndihmon t'i kuptoj ato dhe i hedhë nga madeni i tij më lehtë, më afër dhe më shumë sesa që i ndodhë shpirtit të zhytur në preokupimet e trupit.
Dikush tjetër thotë: Këto ëndërra janë dituri të cilat All-llahu i madhëruar i ka lidhur në shpirtë që nga fillimi dhe pa shkak. Kjo është thënie e refuzuesve të shkaqeve e të urtësive të All-llahut të fuqishëm, e cila thënie është në kundërshtim me sheriatin, mendjen dhe natyrshmërinë.
Dikush tjetër thotë: Ëndërrat janë shembuj të cilët All-llahu ia paraqet robit sipas përgatitjes së tij të cilat i përpiloi në dorën e melekut të ëndërrës, kështu që ndonjëherë shfaqet si një shembull i paraqitur dhe ndonjëherë ndodhë mu ashtu si e ka parë ëndërruesi dhe kështu përputhet me realitetin ashtu si dituria me të diturën.
Kjo thënie mund të jetë më afër se ato dyja para saj edhe pse ëndërrat nuk janë të kufizuara në të, por mund të ketë edhe shkaqe të tjera sikurse u tha më herët në takimin e shpirtrave dhe bashkinformimin e tyre, në pëshpëritjen e melekut në zemër dhe në shikimin e çështjeve nga shpirti drejtpërdrejt pa ndërmjetsim.

Ebu Abdullah Ibn Mendeh El-Hafidh përmendi në librin “Nefsi dhe shpirtit” nga Muhammed Ibn Humejdi se na tregoi Abdurrahman Ibn Magra Ed-Devsiu, na tregoi El-Ezher Ibn Abdullah El-Ezdeiu nga Muhammed Ibn Ixhlani nga Salim Ibn Abdullahi nga babai i tij i cili tha: E takoi Omer Ibnul-Hattabi Ali Ibn Ebu Talibin dhe i tha: O Ebul-Hasen, ndoshta ke qenë prezent kurse ne nuk ishim, apo ndoshta ne kemi qenë kurse ti nuk ke qenë, prandaj po të pyes për tri gjëra nëse për to ke dituri. Ali Ibn Ebu Talibi i tha: Cilat janë ato? Tha: Njëri nga ne e do një njeri edhe pse nuk ka pa kurrfarë hajri prej ti dhe një tjetër e urrenë edhe pse nuk ka përjetuar kurrfarë sherri prej tij? Aliu (r.a.) i tha: Po, e kam dëgjuar të Dërguarin e All-llahut (s.a.v.s.) duke thënë: **“Shpirtrat janë si ushtritë e fortifikuara, ata takohen në horizonte dhe pesimizojnë, kështu që ata që njihen ndërmjetvete afrohen, ndërsa ata që urrehen ndërmjet vete largohen”**[66]. Atëherë Omeri (r.a.) tha: Kjo është e para. Pastaj pyeti: Njeriu duke folur harron atë që dëshironte ta thotë dhe derisa e harroi prapë i kujtohet? Aliu r.a. i tha: Po, e dëgjova të Dërguarin e All-llahut (s.a.v.s.): **“Nuk ka asnjë zemër përveçse e ka një re si retë e hënës, derisa hëna është e ndritur e mbulon atë një re e errët dhe kur ajo largohet ajo prapë ndriçon. Kështu derisa njeriu flet ia mbulon atij zemrën ajo re, kështu që ai harron dhe kur ajo largohet atij i kujtohet”**[67]. Atëherë Omeri (r.a.) tha: Kjo është e dyta. Pastaj pyeti: Njeriu e sheh një ëndërr e cila ndonjëherë i del e vërtetë dhe ndonjëherë e pavërtetë? Aliu (r.a.) i tha: Po, e dëgjova të Dërguarin e All-llahut (s.a.v.s.) duke thënë: **“Nuk ka asnjë rob të cilin e kaplon një gjumë i thellë përveçse shpirti i tij ngritet deri në Arsh, kështu ai i cili nuk zgjohet nga gjumi derisa shpirti i tij të arrijë Arshin ëndërra e tij është e vërtetë, ndërsa ai i cili zgjohet para se shpirti i tij të arrijë Arshin ëndërra e tij është e pavërtetë”**[68]. Atëherë Omeri (r.a.) tha: Këto ishin tri gjëra të cilat i kërkoja dhe falënderimi i qoftë All-llahut i Cili më mundësoi t’i arrijë para vdekjes.
Bekijjetu Ibnul-Velidi tha: Na tregoi Safvan Ibn Amri nga Sulejmi nga Amir El-Hadremiu i cili tha: Omer Ibnul-Hattabi (r.a.) tha: Habitem me ëndërrën e njeriut i cili sheh diçka që as nuk e ka menduar dhe i ndodhë sikur ta ketë kapur për dore, si dhe sheh një ëndërr e cila nuk i realizohet! Ali Ibn Ebu Talibi (r.a.) i tha: O udhëheqës i besimtarëve, All-llahu i madhëruar thotë: *“All-llahu i merr shpirtrat kur është momenti i vdekjes së tyre (i vdekjes së trupave të tyre), e edhe atë që është në gjumë e nuk ka vdekur, e atij që i është caktuar vdekja e mban (nuk e kthen), e atë tjetrin (që nuk i është caktuar vdekja, por është në gjumë), e lëshon (të kthehet) deri në një afat të caktuar...”* (Ez-Zummer : 42), tha: Shpirtrat ngriten gjatë gjumit në qiell dhe atë që ata e shohin derisa janë në qiell është e saktë, e kur të kthehen në trupat e tyre i presin ata shejtanët në ajër kështu që janë të pasakta. Atëherë Omeri (r.a.) filloi të habitet me thënien e Aliut (r.a.). Ibn Mendeh tha: Ky është një transmetim i njohur nga Safvan Ibn Amri dhe të tjerët, si dhe u transmetua nga Ebud-Derdai (r.a.).[69]
Taberani transmetoi nga Ali Ibn Ebi Talha nga Abdullah Ibn Abbasi (r.a.) i tha Omer Ibnul-Hattabit: O udhëheqës i besimtarëve, po të pyes për disa gjëra, e ai i tha: Pyet për çfarë të duash, e ai i tha: O udhëheqës i besimtarëve, si i përkujtohet njeriut

[66] **Zingjiri është i dobët.** E transmetoi Hakimi në “El-Mustedrek” (4/240, 420) dhe Hatibi në “Et-Tarih” (8/206). Aty gjindet edhe Muhamed Ibn Humejd Ibn Hajjan Err-Rrazi, hafiz i dobët, kurse Ibn Muini kishte mendim të mirë për të (Takrib: 2/156/159).
[67] **Zingjiri është i dobët.**
[68] **Zingjiri është I dobët.**
[69] **Zingjiri është shumë I dobët.** Aty gjindet Bekijjetu Ibnul-Velidi Ibn Said Ibn Ka’b El-Kulai, I sinqertë, me shumë pështjellime nga të dobëtit (Takrib: 1/105/108). Hadithi është I ndërprerë sepse Sulejm Ibn Amir El-Hadramiu nuk e ka takuar Omer Ibnul-Hattabin (r.a.).

dhe si harron ai, si dhe kur janë ëndërrat të vërteta dhe kur janë të pavërteta? Omeri (r.a.) i tha: Në zemër ekziston një re si retë e hënës dhe kur ajo mbulon zemrën njeriu harron, e kur ajo largohet atij i kujtohet ajo që kishte harruar, kurse sa i përket asaj se kur ëndërra është e saktë dhe kur është e pasaktë, All-llahu i madhëruar thotë: *"All-llahu i merr shpirtrat ur është momenti i vdekjes së tyre, e edhe atë që është në gjumë e nuk ka vdekur..."* , prandaj cili nga ata shpirtra hyn në pushtetin e qiejve, ëndërra e tij është e saktë, ndërsa shpirtrat e atyre që mbesin nën pushtetin e qiejve janë të pasakta[70].

Ibn Lehia transmetoi nga Uthman Ibn Neim Err-Rreini nga Uthman El-Asbehiu nga Ebud-Derdai, i cili tha: Kur njeriu flen ngritet shpirti i tij derisa të arrijë Arshin, nëse ai është i pastër i lejohet sexhdeja, e nëse është i papastër nuk i lejohet sexhdeja[71].

Xha'fer Ibn Avni transmetoi nga Ibrahim El-Hixhriu nga Ebil-Ahvesi nga Abdullah Ibn Mes'udi se tha: Shpirtrat janë si ushtritë e fortifikuar, takohen dhe tubohen si kuajt dhe ata që njihen ndërmjet vete afrohen, ndërsa ata që urrehen largohen[72].

Njerëzit vazhdimisht në të kaluarën dhe tani e dinë dhe e dëshmojnë këtë. Xhemil Ibn Muammer El-Udhriu tha:

**E kaloi ditën duke pritur dhe në mbrëmje *** Në ëndërr takohen shpirti im dhe shpirti i saj.**

Nëse dikush thotë: Ai që është në gjumë ka mundësi t'i shohë në ëndërr të gjallët dhe të fletë me ta edhe pse mes tyre ka një distancë të largët, kurse ai të cilin e sheh në ëndërr është i zgjuar dhe shpirti i tij nuk është ndarë nga trupi, e si pra atëherë takohen shpirtrat e atyre dyve? Themi: Kjo, ose duhet të jetë një shembull i cili i është paraqitur atij që është në gjumë nga meleku i ëndërrës, ose është të folur të shpirtit të atij që është në gjumë pasi që ai është zhveshur në ëndërr.

Ndonjëherë dy shpirtra janë fortë të lidhur ndërmjet vete kështu që çdonjëri nga ata ndien diçka nga ajo që i ndodhë shokut të tij edhe pse nuk ndien se çka u ndodhë të tjerëve dhe kjo si shkak i lidhjes së fortë mes tyre, e njerëzit kanë parë çudira në këtë aspekt.

Për qëllim është se shpirtrat e të gjallëve takohen në ëndërr ashtu sikurse takohen edhe shpirtrat e të gjallëve me të vdekurve. Disa nga të parët thanë: Shpirtrat takohen në horizonte dhe njihen, apo përkujtojnë njëri-tjetrin dhe atyre u vie meleku i ëndërrës me atë të mirë apo të keqe që do ta takojnë. All-llahu i madhëruar përcaktoi për ëndërrat e sakta një melek të cilit i mësoi dhe i inspiroi njohjen e çdo shpirti në veçanti e edhe emrin e tij, gjendjen e tij fetare e gjendjen e tij në këtë botë, natyrën e njohjet e tij, nuk i përzihet atij asgjë dhe nuk gabon, i vie atij kopje nga dituria e fshehtë e All-llahut nga Ummul-Kitabi (Pllaka e ruajtur) se çfarë e mire apo e keqe do ta godet njeriun në fenë apo dun'jan e tij, i shfaqë ai atij shembujt dhe pamjet sipas gjendjes së tij, ndonjëherë e përgëzon me të mirën që i ka ardhur apo që do t'i vijë, e qorton nga ndonjë gjynah që e ka bërë apo mendon ta bëjë, i tërheqë vërejtjen nga një gjë e urrejtur të cilës i janë lidhur shkaqet që t'i kundërshtoj ato shkaqe me shkaqe të cilat e shtyenë atë, si dhe për urtësi dhe interese të tjera të cilat All-llahu i madhëruar i vendosi në ëndërr si begati dhe mëshirë prej Tij, si bëmirësi, si përkujtim dhe si njoftim. Ai bëri që një nga ato rrugë është takimi i shpirtrave, përkujtimi dhe njohja e tyre dhe sa ka që pendimi, bëmirësia, asketizmi e dhënia e tij

---

[70] **Zingjiri është I ndërprerë.** Ali Ibn Ebi Talha, shërbëtor I Benil-Abbas, I ka ngritur te Ibn Abbasi pa e parë atë, ai është I sinqertë dhe mund të gaboi (Takrib: 2/39/362).

[71] **Zingjiri është shumë I dobët.** Aty gjindet Ibn Lehia, I cili konsiderohet I dobët për shkak të përzierjes së tij, kurse Uthman Ibn Neimi është I panjohur (Takrib: 2/15/117).

[72] **Zingjiri është i dobët.** Aty është Ibrahim Ibn Muslim El-Abdiu, Ebu Is'hak El-Hixhri, i butë në hadith, ngriti hadithet e ndalura (Takrib: 2/43/281).

pas botës së ardhme ishte nga një ëndërr të cilën e ka parë dhe sa ka që u pasuruan apo fituan thesar të fshehur nga një ëndërr.
Në librin “El-Muxalese – Shoqërimi” të Ebu Bekr Ahmed Ibn Mervan El-Malikiut nga Ibn Kutejbe nga Ebu Hatimi nga El-Asmeiu nga El-Mu’temer Ibn Sulejmani nga ai që i tregoi atij tha: Dolëm njëherë në një udhëtim me ç’rast ishim tre persona, e njëri nga ne fjeti dhe pamë se nga hunda e tij doli diç në pamje të dritës dhe ajo dritë hyri në një shpellë aty afër pastaj u rikthye dhe hyri prapë në hundën e tij, ai atëherë u zgjua dhe filloi të fshijë fytyrën e tij dhe tha: Pashë çudi, pashë në këtë shpellë kështu e kështu, kur ne hymë aty gjetëm mbetjet e një thesari që kishte qenë aty.
Abdul-Mutal-libi u udhëzua te burimi i Zemzemit në ëndërrën e tij dhe e gjeti thesarin i cili gjindej aty.
Umejr Ibn Vehbi në ëndërr u urdhërua: Çohu dhe gropo në vendin kështu e kështu të shtëpisë do të gjeshë pasurin e babait tënd. Babai i tij kishte fshehur pasuri aty, por kishte vdekur pa lënë testament, atëherë Umejr Ibn Vehbi gropoi aty ku u urdhërua dhe gjeti dhjetë mijë dirhem e shumë pllaka të arit e të argjendit, të cilat i ndihmuan ta lajë borxhin e tij, u përmirësua gjendja e tij e gjendja e familjes së tij dhe kjo i ndodhi pasi që kishte pranuar Islamin. Vajza më e vogël e tij i tha: O babai im, ky Zoti ynë i Cili na ngjalli me fenë e Tij është më i mirë se Hubeli e Uzaja dhe sikur Ai të mos ishte kështu nuk do ta trashëgonte këtë pasuri edhe pse e adhurove vetëm disa ditë.
Ali Ibn Ebu Talib El-Kajrevani, komentuesi i ëndërrave, tha: Ky hadith i Umejrit dhe nxjerrja e pasurisë në ëndërr nuk është më çudi se sa ajo që ndodhi me ne, e që e kemi dëshmuar në kohën tonë në qytetin tonë nga Ebu Muhammed Abdullah El-Beganshi (në disa kopje Et-Teajushi), i cili ishte njeri i mirë, i njohur me pamjen e të vdekurve në ëndërr dhe pyetjen e tyre për të fshehtat, ai i përcillte ato te familja e tij dhe te të afërmit e tij saqë u bë i njohur me këtë, si dhe i ndodhi shumë herë. Vinte njeriu tek ai dhe i ankohej se i dashuri i tij (i afërmi) ka vdekur pa lënë testament, e i cili ka lënë pasuri të cilës nuk ia di vendin, kështu që ai i premtonte mirësi dhe pastaj i lutej All-llahut të madhëruar në atë mbrëmje dhe i shfaqej i vdekuri i përshkruar (në ëndërr) të cilin e pyete për atë pasuri dhe ai e informonte atë.
Nga rastet e rralla të tij është se: Një plakë e mirë vdiç duke i mbetur borç një gruaje shtatë dinar, e ajo grua erdhë te ai e u ankua për atë që i kishte ndodhur dhe i tregoi për emrin e saj e emrin e të vdekurës, shoqës së saj, pastaj të nesërmen erdhë tek ai dhe i tha: Filan’ja të thotë: Numro në kulmin e shtëpisë time shtatë drunjë kështu që do t’i gjeshë dinarët në drurin e shtatë të mbështjellur në një leckë të leshit. Pasiqë ajo veproi sikurse e urdhëroi, i gjeti ata ashtu sikurse i kishte thënë.
Tha: Më tregoi një njeri që besoj se nuk gënjen se një grua e kishte paguar që t’ia rrëzoi shtëpinë dhe që pastaj t’ia ndërtoi atë me pasuri të njohur. Kur fillova ta rrëzoj atë ajo filloi të punoi bashkë me ata që ishin me të dhe unë i thashë: Çfarë po ndodhë me ty? Ajo më tha: Pasha All-llahun, unë nuk kam kurrfarë nevoje që ta rrëzojë shtëpinë, por babai im vdiç dhe ai kishte shumë thesar, e ne nuk gjetëm shumë, unë mendova se mos i ka futur në dhe, prandaj vendosa ta rrëzojë shtëpinë që mos ndoshta do të gjejë diçka. Dikush që aty ishte i tha: Po të tregoj diçka që është më lehtë se kjo! Ajo i tha: Çfarë është ajo? I tha: Të shkosh te filani e t’i tregosh rrëfimin tënd që kështu ndoshta e sheh babain tënd në ëndërr i cili do t’i tregoi për vendin e pasurisë së tij pa kurrfarë mundi dhe pa ngarkesë. Atëherë, ajo shkoi tek ai, pastaj u kthye te ne dhe tha se kishte shkruar emrin e saj e emrin e babait të saj. Të nesërmen shkova herët në punë, kurse ajo grua erdhë nga ai njeri dhe tha: Ai njeri më tha: E pashë babain tënd i cili më thoshte: Pasuria është nën

kusi, tha: Filluam të gërmojmë nën kusi dhe afër saj derisa mu shfaqë mua një gropë në të cilën gjetëm pasurinë dhe filluam të habitemi, por ajo grua nuk ishte e kënaqur me atë që gjeti dhe tha: Pasuria e babait tim ishte më shumë se kjo, unë do të kthehem tek ai njeri dhe kur shkoi kërkoi nga ai që të mundohet edhe njëherë, kështu që të nesërmen erdhë dhe tha se i kishte thënë: Babai yt po të thotë: Gropo nën kovën katrore e cila gjindet në deponë e vajit. Tha: E hapa deponë dhe aty në një qosh pashë një kove katrore të cilën e hoqëm dhe pasi që gropuam nën të gjetëm një vorbë të madhe të cilën ajo e mori, pastaj ajo shpresoi të ketë më shumë kështu që shkoi edhe njëherë, por kur u kthye në fytyrën e saj vëreheshin mërrolat dhe tha: Ai mendoi se e kishte parë në ëndërr dhe i kishte thënë: Ajo mori atë që i është caktuar, ndërsa mbi atë pasuri që ka mbetur është ulur një Ifrit nga xhindët i cili e ruan për atë që i është caktuar. Rrëfimet në këtë kapitull janë të shumta.

Poashtu, ata të cilët u shëruan me përdorjen e ilaqit i cili iu përshkrua në ëndërr janë të shumtë.

Më kanë treguar më shumë se një nga ata që nuk kishin simpati për Shejhul-Islam Ibn Tejmijjen[73] se: E kishte parë në ëndërr pas vdekjes së tij dhe se e kishte pyetur për diçka që nuk e kishte kuptuar në çështjet e mirazit e në çështje të tjera dhe ai i ishte përgjigjur.

Thënë përgjithësisht: Kjo është një çështje që nuk e refuzon përveç atij që është më i padituri i njerëzve me çështjen e shpirtrave, dispozitat dhe punët e tyre. All-llahut i takon pëlqimi.

**ÇËSHTJA E KATËRT**

**A VDES SHPIRTI APO VDEKJA I NDODHË VETËM TRUPIT?**

Njerëzit dhanë mendime të ndryshme për këtë, e një grup thanë: Vdes shpirti dhe e shijon vdekjen, sepse ai është Nefs (frymor, person) dhe çdo Nefs do të shijoj vdekjen.

Thanë: Faktet argumentuan se nuk do të mbetet askush përveç All-llahut të Vetmit, e i Madhëruari thotë: *"Çdo gjë që është në të (në tokë) është e zhdukur. E do të mbetet vetëm Zoti yt që është i madhëruar e i nderuar!"* (Err-Rrahman : 26-27), dhe thotë: *"Çdo send do të zhduket përveç fytyrës së Tij (e Ai jo)..."* (El-Kasas : 88). Thanë: Nëse melekët do të vdesin, atëherë shpirtrat njerëzor kanë më shumë përparësi të vdesin. Poashtu thanë: All-llahu i madhëruar për banorët e Zjarrit thotë: *"...Zoti ynë, na bëre të vdesim dy herë dhe na ngjalle dy herë..."* (Gafir : 11), vdekja e parë është kjo që e shohim, pra vdekja e trupit, ndërsa vdekja e dytë është vdekja e shpirtit.

Një grup tjetër thanë: Nuk vdesin shpirtrat sepse ata janë krijuar që të mbesin përgjithmonë, por vdesin trupat dhe thanë: Këtë e argumentojnë hadithet të cilat vërtetojnë begatinë dhe dënimin e shpirtrave pas vdekjes derisa t'i kthejë All-llahu në trupat e tyre dhe sikur të vdesin shpirtrat nuk mund të jemi të sigurt në begatinë dhe dënimin e tyre, e All-llahu i madhëruar thotë: *"Kurrsesi të mos mendoni se janë të vdekur ata që ranë dëshmorë në rrugën e All-llahut. Përkundrazi, ata janë të gjallë duke u ushqyer te Zoti i tyre. Janë të gëzuar me atë që u dha All-llahu nga të mirat e Tij, dhe atyre që kanë mbetur ende pa iu bashkuar radhëve të tyre, u marrin myzhde se për ta nuk ka as frikë dhe as që kanë pse të brengosen"* (Ali Imran : 169-170). Kjo pra, me gjithë bindjen se shpirtrat e tyre janë ndarë prej trupave të tyre dhe kanë shijuar vdekjen.

[73] Ibn Tejmijje, Shejhu, imami, deti I diturisë, hafizi, kritikuesi, fekihi, muxhtehidi, shejhul-islam Tekijjuddin Ebul-Abbas Ahmed Ibn Shihabuddin Abdul-Halim El-Harrani, një prej më të diturve, vdiç me 20 Dhul-Ka'de në vitin 723h. (Ed-Durrer El-Kamine, Ibn Haxher: 1/154).

E saktë është të thuhet: Vdekja e shpirtrave është ndarja dhe dalja e tyre nga trupat, e nëse dëshirohet me vdekjen e tyre kjo masë, atëherë ata kanë shijuar vdekjen, e nëse dëshirohet se ata zhduken, fiken dhe nuk mbetet asgjë, ata në këtë aspekt nuk vdesin, por ata do të mbesin përgjithmonë pas krijimit të tyre në begati apo në dënim, sikurse do të cekim pas kësaj ashtu si qartësoi citati se do të jenë të tillë derisa t'i rikthejë All-llahu në trupat e tyre.
Nëse thuhet: Gjatë fryerjes në Sur (buria në dorën e Israfilit) a do të mbesin shpirtrat gjallë apo do të vdesin dhe pastaj të ngjallen? Themi: All-llahu i madhëruar thotë: *"Dhe i fryhet Surit dhe bie i vdekur çka ka në qiej dhe çka ka në tokë, përveç atyre që do All-llahu (të mos vdesin)..."* (Ez-Zummer : 68). Pra, All-llahu i madhëruar i veçoi disa në qiej dhe disa në tokë nga ajo vdekje.
Është thënë se: Ata janë shehidët, kështu thanë Ebu Hurejre, Ibn Abbasi dhe Seid Ibn Xhubejri (All-llahu qoftë i kënaqur me ta).
Është thënë se: Ata janë Xhibrili, Mikaili, Israfili dhe meleku i vdekjes (a.s.) kështu thanë Mukatili dhe të tjerët.
Poashtu është thënë se: Ata janë ata të cilët gjinden në Xhennet si hyritë dhe të tjerët, si dhe ata që janë duke u dënuar në Zjarr dhe rojet e tij kështu thanë Ebu Is'hak Ibn Shakila dhe pasuesit e tij.
Imam Ahmedi citoi se hyritë e djelmoshat e Xhennetit nuk vdesin kur t'i fryhet Surit dhe All-llahu i madhëruar tregoi se banorët e Xhennetit: *"Nuk shijojnë aty vdekjen përveç vdekjes së parë..."*, pra ky është citat se ata nuk vdesin përveç vdekjes së parë dhe sikur të vdisnin edhe njëherë do të ishin dy vdekje, ndërsa sa i përket thënies së banorëve të Zjarrit: *"O Zoti ynë, na bëre të vdesim dy herë dhe na ngjalle dy herë..."*, komenti i këtij ajeti gjindet në suren El-Bekare në fjalën e të madhëruarit: *"Si e mohoni All-llahun, e dihet se ju ishit të vdekur, e Ai ju ngjalli, mandej ju bën të vdesni e pastaj ju ringjall, e mandej tek Ai do të ktheheni?!"* (El-Bekare : 28). Ishin të vdekur derisa ishin spermë në kurrizin e babajve të tyre dhe në mitrat e nënave të tyre pastaj i ngjalli, pastaj i bëri të vdesin dhe pastaj i ringjallë në Ditën e ringjalljes, këtu nuk ka vdekje të shpirtrave të tyre para Ditës së Kijametit se përndryshe ato do të ishin tri vdekje, ndërsa alivanosja e shpirtrave me rastin e fryrjes në Sur nuk nënkupton edhe vdekjen e tyre dhe në një hadith të saktë thuhet: **"Njerëzit në Ditën e Kijametit do të alivanosen kurse unë do të jem i pari i cili do të zgjohem, atëherë Musa (a.s.) do të jetë i kapur për shtyllën e Arshit dhe nuk e di a është zgjuar para meje apo i ka mjaftuar alivanosja e asaj dite në kodrën Tur"[74].**
Kjo është një alivanosje në pritjen e Kijametit kur do të vijë All-llahu i madhëruar që të ndajë gjykimin dhe kur toka të ndriçohet me nurin e Tij, atëherë do të alivanosen të gjitha krijesat, e All-llahu i madhëruar thotë: *"Po ti lëri ata derisa të ballafaqohen me ditën e tyre, kur do të alivanosen"* (Et-Tur : 45). Sikur kjo alivanosja të ishte vdekje do të ishte edhe një vdekje tjetër, të cilën gjë e vërejtën disa dijetar të devotshëm, kështu që Ebu Abdullah El-Kurtubiu tha: Nga pamja e jashtme ky hadith tregon se ajo është alivanosje me të fikët e cila ndodhë në Ditën e Kijametit, e jo alivanosja me vdekje e cila ndodhë pas fryrjes në Sur. Ai tha: Imami ynë Ahmed Ibn Amri tha: Pamja e jashtme e hadithit vërteton se ajo alivanosje ndodhë pas fryrjes së dytë në Sur, e cila është fryrja e ringjalljes dhe citati kur'anor rivendikon se ai përjashtim ndodhë pas fryrjes së alivanosjes. Për këtë disa dijetar thanë: Mund të jetë se Musa (a.s.) ishte me ata pejgamberë që nuk vdiçën dhe kjo është e pavërtetë. Gjykatësi Ijjad tha: Mund të jetë për qëllim me këtë alivanosje

---

[74] E transmetoi Buhariu (3407), Fet'hul-Bari (6/508), Muslimi në (El-Fedail: 160), Ebu Davudi (4671) dhe Ahmedi në "El-Musned" (3/41).

frikësimi pas ringjalljes kur do të çahen qiejt dhe toka. Ebul-Abbas El-Kurtubiu ia ktheu duke thënë: Këtë e refuzon fjala e tij (s.a.v.s.) në hadithin e saktë se kur ai (s.a.v.s.) do të dalë nga varri i tij do ta takoi Musain (a.s.) të kapur për shtyllën e Arshit dhe kjo pra ndodhë me rastin e fryrjes së frikësimit (El-Feze'ë).
Ebu Abdullahu tha: Imami ynë Ahmed Ibn Amri tha: Ajo që largon këtë problematikë, in sha All-llah teala, është se vdekja nuk është mosekzistencë e pastër, por është bartje nga një gjendje në një gjendje tjetër, e këtë e argumenton ajo se shehidët edhe pas vrasjes e vdekjes së tyre janë të gjallë te Zoti i tyre, furnizohen, të gëzuar dhe presin të tjerët me gëzim, kjo pra është cilësia e të gjallëve në dun'ja dhe nëse kjo ndodhë me shehidët, atëherë pejgamberët në këtë kanë më shumë të drejtë dhe përparësi edhe pse është transmetuar me saktësi se I Dërguari (s.a.v.s.) ka thënë: **"Toka nuk i ha trupat e pejgamberëve"**[75] dhe se ai (s.a.v.s.): **"U takua me pejgamberët në natën e Isras në Bejtul-Makdis dhe në qiell"**[76]. Në veçanti u takua me Musaun (a.s.) i cili e lajmëroi se: **"Nuk ka asnjë musliman i cili e përshëndet me selam përveçse All-llahu do t'ia kthejë shpirtin atij që t'ia kthejë selamin"**[77], etj, e bazuar në gjithë këtë arrihet bindja e prerë se vdekja e pejgamberëve është një lloj mosprezentimi te ne në mënyrën që nuk e ndiejmë edhe pse ata janë të gjallë sikurse është rasti edhe me melekët të cilët janë të gjallë dhe prezent, por ne nuk i shohim. Nëse vërtetohet se ata janë të gjallë, atëherë kur t'i fryhet Surit në fryrjen e alivanosjes do të alivanosen të gjithë ata që janë në qiej dhe ata që janë në tokë përveç atyre që All-llahu dëshiron të mbesin, sa i përket alivanosjes së jopejgamberëve ajo është vdekje, ndërsa sa i përket alivanosjes së pejgamberëve ajo është, sikurse vërehet, alivanosje, kështu që kur t'i fryhet Surit për ringjallje ata që kanë vdekur ngjallen kurse ata që kanë qenë të alivanosur zgjohen, prandaj edhe tha I Dërguari (s.a.v.s.) në hadithin e saktë: **"...atëherë unë jam i pari që zgjohem".** Pra, I Dërguari ynë (s.a.v.s.) është i pari që do të dalë nga varri përveç Musait (a.s.) rreth të cilit pati dyshim se a u zgjua para tij nga alivanosja apo mbeti në të njejtën gjendje që ishte para fryrjes së alivanosjes, pra në gjendjen normale, sepse i është llogaritur alivanosja që i ndodhi në kodrën Tur, e cila gjë shprehë vlerën e madhe të Musait (a.s.), por kjo vlerë, e cila është një vlerë, nuk sinjalizon vlerësimin e tij të përgjithshëm mbi pejgamberin tonë (s.a.v.s.), sepse një çështje pjesore nuk obligon një çështje përgjithësore.
Ebu Abdullah El-Kurtubiu tha: Nëse hadithi komentohet si alivanosje e krijesave në Ditën e Kijametit nuk ka kurrfarë problemi, por nëse hadithi komentohet si alivanosje e vdekjes me rastin e fryrjes në Sur, atëherë me përmendjen e Ditës së Kijametit është për qëllim fillimet e saj, pra kuptimi është: **"Kur të fryhet në Sur me fryrje të ringjalljes do të jemë i pari që do ta ngre kokën time, atëherë Musa (a.s.) do të jetë i kapur për një shtyllë të shtyllave të Arshit dhe nuk e di a është zgjuar (nga alivanosja) para meje apo është kaluar me alivanosjen në kodrën Tur".**
Them: Komentimi i hadithit sipas kësaj nuk është i saktë sepse ai (s.a.v.s.) dyshoi se a u zgjua Musa (a.s.) para tij apo nuk u alivanos kështu që i mjaftoi alivanosja në kodrën Tur. Pra, kuptimi është se nuk e di a u alivanos apo nuk u alivanos, ndërsa në hadith tha: **"...kurse unë jam i pari që zgjohem"**, e cila gjë vërteton se ai (s.a.v.s.)

---

[75] **Hadithi është I saktë.** E transmetoi Ebu Davudi në (El-Xumua: 1047), Nesaiu në (El-Xhumua: 3/91-92), Ibn Maxhe në (Es-salah: 1085). El-Albani tha është I saktë dhe Hakimi në "El-Mustedrek" (1/278) tha se është I saktë dhe e pëlqeu Dhehebiu.
[76] E transmetoi Muslimi në (El-Iman: 259), Nesaiu (1/220) dhe Ahmedi në "El-Musned" (4/208).
[77] **Hadithi është I mirë.** E transmetoi Ebu Davudi (2041), Ahmedi në "El-Musned" (2/227), Bejhekiu në "El-Kubra" (5/245), kurse El-Albani tha se është I mirë në hadithet e sakta (2266).

u alivanos me ata që u alivanosen, kurse dyshimi ndodhi rreth Musaut (a.s.) a u alivanos dhe u zgjua para tij apo nuk u alivanos, e sikur të ishte për qëllim me atë alivanosje të parë alivanosja e vdekjes, ai (s.a.v.s.) do të vërtetonte vdekjen e tij dhe do të dyshonte a vdiç Musa (a.s.) apo nuk vdiç, e cila gjë është e pavërtetë nga shumë aspekte. Atëherë, u bë e ditur se ajo alivanosje është alivanosja e frikësimit, sipas kësaj ajeti nuk argumenton se të gjithë shpirtrat vdesin gjatë fryrjes së parë, por ai argumenton se krijesat do të vdesin gjatë fryrjes së parë dhe se çdokush që nuk ka shijuar vdekjen do ta shijoj atë atëherë. Ndërsa ata që kanë shijuar vdekjen, ose atyre që nuk u është shkruar vdekja, ajeti nuk argumenton për ta se ata do të vdesin me vdekjen e dytë, All-llahu e di më së miri.
Nëse dikush thotë: Çfarë thuani për fjalën e tij (s.a.v.s.) në hadith: **"Njerëzit do të aliavnosen në Ditën e Kijametit kurse unë jam i pari të cilit do t'i hapet varri, atëherë e gjejë Musaun (a.s.) të kapur fortë për shtyllën e Arshit"[78].** Ne themi: Nuk ka dyshim se kjo shprehje ka ardhur kështu, nga e cila edhe lindi problemi, por transmetuesit i ndërhyri hadithi brenda një hadithi kështu që u bë ndërtimi mes dy shprehjeve, andaj ai dhe dy hadithet erdhën kështu:
**Njëri nga ata:** Njerëzit do të alivanosen në Ditën e Kijametit kurse unë jam i pari që do të zgjohem.
**Kurse i dyti:** Kështu: **"Unë jam i pari të cilit do t'i qahet toka në Ditën e Kijametit"[79]** dhe te Tirmidhiu si dhe te të tjerët në hadithin e transmetuar nga Ebu Seid El-Huderiu (r.a.) I Dërguari (s.a.v.s.) tha: **"Unë jam zotriu i bijve të Ademit në Ditën e Kijametit pa lavdërim, në dorën time do të jetë flamuri i falënderimit pa lavdim, nuk ka asnjë pejgamber atë ditë nga Ademi e më poshtë përveçse do të jetë nën flamurin tim dhe unë jam i pari të cilit do t'i hapet toka pa lavdim".** Tirmidhiu tha: Ky është një hadith i mirë i saktë.
Ky hadith iu bashkangjit transmetuesit me hadithin tjetër dhe imami ynë Ebul-Haxhxhaxh El-Hafidhi[80] e thoshte këtë.
Nëse dikush thotë: Çfarë thuani për fjalën e tij (s.a.v.s.): Nuk e di a u zgjua para meje apo ishte nga ata që i veçoi All-llahu i madhëruar, kurse ata që i veçoi All-llahu i madhëruar në realitet janë të veçuar nga alivanosja e fryrjes, e jo nga alivanosja e Ditës së Kijametit sikurse thotë All-llahu i madhëruar: *"Dhe i fryhet Surit dhe bie i vdekur çka ka në qiej dhe çka ka në tokë, përveç atyre që do All-llahu (të mos vdesin)...*" (Ez-Zummer : 68), ndërsa në alivanosjen e Ditës së Kijametit nuk është përmendur përjashtimi. Ne themi: Kjo, All-llahu e di më së miri, nuk është e mbajtur në mend kështu dhe ai është supozim i disa transmetuesve, kurse e mbajtur në mend është ajo që transmetimet e sakta janë të shumta rreth thënies së tij: E nuk e di a u zgjua para meje apo i mjaftoi alivanosja në kodrën Tur, kështu që disa transmetues supozuan se ajo ishte alivanosja e fryrjes në Sur dhe se Musa (a.s.) është brenda atyre që u veçuan nga ajo alivanosje vdekjeprurëse, e cila gjë nuk përputhet në asnjë mënyrë me vazhdën e hadithit sepse ajo zgjuarje është zgjuarje e ringjalljes, e si pra thotë: Nuk e di a u ringjallë para meje apo i mjaftoi alivanosja në kodrën Tur, pra vështro. Kjo ndryshon nga alivanosja në të cilën do të alivanosen krijesat në Dtën e Kijametit kur do të vijë All-llahu i madhëruar që të gjykojë në mes robërve dhe kur u shfaqet atyre që të gjithë ata alivanosen. Nëse Musa (a.s.) nuk

---

[78] E transmetoi Buhariu (3407), Fet'hul-Bari (6/508), Muslimi në (El-Fedail: 160, 162) dhe Ahmedi në "El-Musned" (3/41).
[79] **Hadithi është I saktë.** E transmetoi Tirmidhiu (3148, 3692), Ibn Maxhe (4308), Ahmedi në "El-Musned" (1/281, 3/332), Hakimi në "El-Mustedrek" (2/465) dhe Ibn Ebi Shejbe në "El-Musannef" (14/98, 135).
[80] Xhemaludin El-Muzij, hadithologu I Shamit, vdiç më 12 Safer të vitit 642h.

alivanoset me ta atij i ka mjaftuar alivanosja në kodrën Tur kur All-llahu i madhëruar iu shfaqë kodrës dhe e bëri copë e grimë, prandaj alivanosja e asaj shfaqjeje iu zëvendësua me alivanosjen e krijesave kur u shfaqet Zoti i madhëruar në Ditën e Kijametit, pra vështroje këtë kuptim të madhë dhe sikur mos të kishte në këtë përgjigje përveç zbulimit të këtij hadithi dhe çështjes së tij do të ishte e drejtë të kapemi me dhëmballa për të, e All-llahut i takon falënderimi, lavdërimi dhe Atij i takon pëlqimi.

**ÇËSHTJA E PESTË**

**KUR SHPIRTRAT NDAHEN NGA TRUPAT, KUR TË ZHVESHEN, ME ÇKA DALLOHEN NGA NJËRI-TJETRI QË KËSHTU TË NJIHEN DHE TË TAKOHEN, SI DHE A MARRIN PAMJEN E TRUPAVE TË TYRE KUR TË ZHVESHEN APO SI ËSHTË GJENDJA E TYRE?**

Kjo është një çështje që pothuase nuk mund të gjeshë se kush foli rreth saj dhe nuk përfitohet nga librat e njerëzve farë dobie, në veçanti në bazë të atyre që thanë se shpirti është i zhveshur nga materia dhe ndërlidhjet e saj, nuk është në brendësi të botës e as jashta saj dhe se ai nuk ka pamje, masë, e as personalitet. Kjo pyetje, sipas bazës së tyre, nuk ka përgjigje. Poashtu ata që thonë: Ai është një dukuri e trupit dhe dallimi i tij është i kushtëzuar me qëndrimin e tij në trupin e tij, prandaj ai nuk dallohet pas vdekjes, madje ai as nuk ekziston sipas bazave të tyre, ai zhduket dhe prishet me dobësimin e trupit sikurse prishen edhe cilësitë e tjera të të gjallit. Kësaj pyetje nuk mund t'i përgjigjemi përveçse duke u bazuar në bazat e Ehlus-Sunnetit në të cilat paraqiten argumentet Kur'anore, të Sunnetit, të gjurmëve, të konsiderimit dhe të mendjes, duke thënë se ai qëndron në vetën e tij, ngritet dhe zbret, ngjitet dhe ndahet, del, shkon, vjen, lëvizë e pushon dhe për këtë ekzistojnë më shumë se njëqind argumente të cilat i kemi përmendur në librin tonë të madh "Njohja e shpirtit dhe nefsit", si dhe sqaruam pavërtetësinë e atyre që kundërshtuan këtë thënie nga shumë aspekte dhe se ata që thanë tjetër gjë nuk kanë njohur vetën e tyre.

All-llahu i madhëruar i përshkruajti atij hyrjen, daljen, kapjen, vdekjen, kthimin dhe ngritjen në qiell, hapjen dhe mbylljen e dyrve të qiellit para tij, e thotë i Madhëruari: *"E, sikur t'i shihje mizorët kur janë në agoni tëvdekjes, e melekët kanë shtrirë duart e veta (mendëshkim) e (u thonë): nxirrni shpirtrat tuaj..."* (El-En'amë : 93) dhe thotë: *"O ti shpirt i bindur plotësisht! Kthehu te Zoti yt i vetëkënaqur e i pranuar! Hyn në turmën e robërve të Mi! Dhe hyn në xhennetin Tim!"* (El-Fexhr : 27-30), kjo do t'i thuhet atij në momentin e ndarjes nga trupi, dhe thotë: *"Pasha shpirtin dhe Atë që e krijoi atë! Dhe ia mësoi se cilat janë të këqijat dhe të mirat e tij"* (Esh-Shems : 7-8), Ai këtu na tregoi se si e krijoi shpirtin sikurse na tregoi se e krijoi trupin në thënien e Tij: *"I cili të krijoi, të përsosi dhe të drejtoi"* (El-Infitar : 7). Ai, i Madhëruari, e krijoi shpirtin e njeriut sikurse e krijoi trupin e tij, madje trupin e tij e bëri si kallap për shpirtin e tij, pra krijimi i trupit i ka paspri krijimit të shpirtit kurse trupi është vendosur si kallap për atë.

Prej këtu dihet se ai merr nga trupi i tij një pamje me të cilën dallohet nga të tjerët, sepse ai është i ndikuar nga trupi dhe nga ai bartet sikurse edhe që është trupi i ndikuar nga ai dhe bartet nga ai. Kështu trupi fiton të mirën apo të keqën nga të mirët apo të keqët e shpirtit dhe shpirti fiton të mirën apo të keqën nga të mirët e trupit apo e keqja e tij, sepse nga çështjet më të forta në ndërlidhjen, përshtatjen, bashkëveprimin dhe të ndikuarit e njërit me tjetrin është shpirti me trupin, e për këtë i thuhet atij kur ai të ndahet prej trupit: Dil o shpirt i mirë që ishe në trup të mirë dhe dil o shpirt i keq që ishe në trup të keq.

All-llahu i madhëruar thotë: *"All-llahu i merr shpirtrat kur është momenti i vdekjes së tyre (i vdekjes së trupave të tyre), e edhe atë që është në gjumë e nuk ka vdekur, e*

*atij që i është caktuar vdekja e mban (nuk e kthen), e atë tjetrin (që nuk i është caktuar vdekja, por është në gjumë), e lëshon (të kthehet) deri në një afat të caktuar..."* (Ez-Zummer : 42). Ai këtu i përshkruajti atij vdekjen, mbajtjen, lëshimin sikurse e përshkruajti atë edhe me hyrje, dalje, kthim dhe përsosje, ndërsa I Dërguari (s.a.v.s.) tregoi se: **"Shikimi i të vdekurit përcjell shpirtin kur ai fillon të dalë"[81],** dhe tregoi se: **"E merr atë meleku, pastaj melekët e marrin nga dora e tij kurse ai ka një aromë të miskut më të mirë që ekziston në tokë, apo erën e një coftine më të keqe që ekziston mbi fytyrë të tokës".**

Ndërsa dukuritë nuk kanë aromë, nuk kapen dhe nuk barten prej një dore në tjetrën.

Poashtu ai (s.a.v.s.) tregoi se: **"Ai ngritet në qiell dhe lutet për të çdo melek mes qiellit dhe tokës, i hapen atij dyert e qiellit dhe ngritet prej një qielli në tjetrin derisa të përfundojë në qiellin në të cilin është All-llahu i madhëruar, ndalet ai para Tij dhe pastaj urdhërohet të shkruhet emri i tij në divanin e banorëve të Ilijjinit, ose në divanin e banorëve të Sixhxhinit pastaj rikthehet në tokë. Ndërsa shpirti i pabesimtarit hidhët me një hedhje të fortë dhe hyn në varr bashkë me trupin e tij që të pyetet"[82].**

I Dërguari (s.a.v.s.) poashtu tregoi se: **"Shpirti i besimtarit është një shpend i cili ushqehet nga pemët e Xhennetit, kështu derisa ta rikthejë All-llahu në trupin e tij"[83].**

Poashtu ai (s.a.v.s.) tregoi se: **"Shpirtrat e shehidëve gjinden në brendësinë e shpendëve të gjelbër, zbresin në lumenjtë e Xhennetit dhe ushqehen nga frytet e tij"**, dhe tha se **shpirti begatohet dhe dënohet në Berzah (në varr) deri në Ditën e Kijametit[84].**

All-llahu i madhëruar tregoi se shpirtrat e popullit të Faraonit i shfaqen Zjarrit mëngjes e mbrëmje para Ditës së Kijametit (Gafir : 46). Poashtu Ai i madhëruari tregoi se shehidët janë të gjallë te Zoti i tyre dhe furnizohen (Ali Imran : 169), pra ajo jetë është e shpirtrave të tyre dhe furnizimi i tyre është i vazhdueshëm, përndryshe trupat e tyre janë coptuar, kurse I Dërguari (s.a.v.s.) e komentoi jetën e tyre duke thënë: **"Shpirtrat e tyre janë në brendësinë e disa shpendëve të gjelbër të cilët kanë drita të ngjitura për Arsh, shëtisin nëpër Xhennet kahdo që dëshirojnë, pastaj strehohen te ata kandila dhe Zoti i tyre i shikoi me shikim të plotë e u tha: A dëshironi diçka? Thanë: Çfarë të dëshirojmë kur ne shetisim nëpër Xhennet kahdo që dëshirojmë. Këtë ua përsëriti tri herë. Kur ata vërejtën se nuk do të lihen pa kërkuar diç, i thanë: Dëshirojmë t'i rikthesh shpirtrat tonë në trupat tanë që të vritemi edhe njëherë në rrugën Tënde"[85].**

Është vërtetuar poashtu se ai (s.a.v.s.) tha: **"Shpirtrat e shehidëve janë disa shpendë të gjelbër të cilët ushqehen nga frytet e Xhennetit".**

Ibn Abbasi (r.a.) tha: I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) tha: **"Kur vdiçën vëllezërit tuaj në Uhud, All-llahu i vendosi shpirtrat e tyre në brendësinë e disa shpendëve të gjelbër, zbresin në lumenjtë e Xhennetit, ushqehen nga frytet e tij dhe strehohen te disa kandila nga ari nën hijen e Arshit. Kur ata u ndeshën me atë pije, ushqim dhe qëndrim të mirë thanë: Ah, sikur vëllezërit tanë ta dinë se**

---

[81] E transmetoi Muslimi në (El-Xhenaiz: 7,8) dhe Ibn Maxhe (1454).

[82] **Hadithi është I saktë.** E transmetoi Ebu Davudi (4753), Ahmedi në "El-Musned" (4/287, 288) dhe Hakimi në "El-Mustedrek" (1/37).

[83] **Transmetimi është I dobët.** E transmetoi Ahmedi në "El-Musned" (6/386), Hejtemiu në "Mexhmeuz-Zevaid" (2/329), aty është edhe Ibn Luheja.

[84] E transmetoi Muslimi në (El-Imare: 121), Ahmedi në "El-Musned" (6/386), Taberani në "El-Kebir" (19/66) dhe "It'hafus-sadetil-Muttekin" (9/235, 10/386).

[85] E transmetoi Muslimi në (El-Imare: 121), Tirmidhiu (3011), Ibn Maxhe (2801) nga Abdullah Ibn Mes'udi.

**çfarë bëri All-llahu me ne që pastaj të mos largohen nga Xhihadi dhe të mos pritojnë luftën, atëherë All-llahu i madhëruar u tha: Unë u komunikojë atyre në vend tuajin dhe i zbriti të Dërguarit të Tij (s.a.v.s.) këtë ajet:** ***"Kurrsesi të mos mendoni se janë të vdekur ata që ranë dëshmorë në rrugën e All-llahut. Përkundrazi, ata janë të gjallë duke u ushqyer te Zoti i tyre",*** e transmetoi imam Ahmedi[86]. Kjo tregon qartë se ata ushqehen, pinë, lëvizin, barten, flasin dhe më poshtë do të vërtetojmë edhe më shumë këtë, in sha All-llah.

Nëse kjo është çështja e shpirtrave, atëherë dallimi i tyre pas ndarjes nga trupi është më i madh se sa dallimi i trupave, si dhe përngjasimi në mes tyre është më i largët se sa përngjasimi i trupave sepse trupat gjasojnë shumë ndërmjetvete, ndërsa shpirtrat i gjasojnë shumë pak njëri-tjetrit.

Kjo sqaron: Se ne nuk i kemi parë trupat e pejgamberëve, të Sahabëve dhe të imamëve kurse ata dallojnë në botën tonë në mënyrë të qartë, e ky dallim nuk bazohet në vetëm trupat e tyre edhe pse na janë përmendur neve cilësitë e trupave të tyre dhe se me çka dallohet njëri nga tjetri, por dallimi i tyre i cili ekziston te ne është sipas asaj që kemi ditur rreth cilësive të tyre shpirtërore, prandaj dallimi i një shpirti me cilësitë e tij nga një shpirt tjetër është më i madh se sa dallimi i një trupi nga një trup tjetër. A nuk e vëren se trupi i një besimtari është i ngjashëm me trupin e një pabesimtari edhe pse mes shpirtrave të tyre ekziston dallim i madh, pastaj ti sheh dy vëllezër binjakë të cilët përngjajnë krejtësisht në krijimtari kurse mes shpirtrave të tyre ka dallim të madh. Pra, kur ata shpirtra të zhveshen dallimi i tyre vërehet qartë.

Do të tregoj për një çështje që nëse ti vështron gjendjen e shpirtrave dhe trupave do ta shohësh atë syhapur dhe ajo është se rrallëherë sheh një trup të keq apo pamje të shëmtuar përveçse ai trup është i përbërë nga një shpirtë i cili i përngjanë dhe i përshtatet, si dhe rrallëherë e sheh në trupin e dikujt një të metë përveçse edhe në shpirtin e tij është një e metë që i përshtatet. Për këtë arësye, pronarët e shikimit të thellë (firase), i marrin gjendjet e shpirtrave nga pamjet e trupave e gjendjet e tyre dhe rrallëherë gabojnë.

Në këtë aspekt ekzistojnë rrëfime të çuditshme nga imam Shafiiu, All-llahu e paqë mëshiru.

Poashtu rrallëherë sheh ndonjë pamje të mirë e të bukur dhe konstrukt të lehtë përveçse do të gjeshë shpirtin të cilin ai bartë të përshtatshëm me të, kjo përderisa nuk kundërshton këtë diçka që obligon të kundërtën sikurse është të mësuarit, të ushtruarit dhe shprehia.

Dhe nëse shpirtrat e lartë, e që janë melekët, dallojnë njëri nga tjetri pa patur trupa të cilët i bartin, poashtu edhe xhindët, atëherë shpirtrat e njerëzve kanë më shumë përparësi ëë të dallojnë.

## ÇËSHTJA E GJASHTË

## A KTHEHET SHPIRTI TE I VDEKURI NË VARRIN E TIJ APO JO?

I Dërguari (s.a.v.s.) na mjaftoi nga shtjellimi i kësaj çështjeje dhe na pasuroi nga thëniet e njerëzve kur e tha qartë se shpirti kthehet te i vdekuri. El-Bera Ibn Azibi (r.a.) tha: Ishim pranë një xhenazeje në Beki El-Garkad (varrezat e Medinës) me çrastë erdhë I Dërguari (s.a.v.s.) i cili u ulë dhe ne u ulëm rreth tij, e pothuase mbi kokat tona qëndronin shpendët dhe derisa varri përgatitej ai tha: **"Kërkoi strehim tek All-llahu nga dënimi i varrit** (e tha tri herë)**, pastaj tha: Kur robi është i drejtuar për në Ahiret dhe në shkëputje nga kjo botë zbresin tek ai melekë fytyrat e të cilëve janë si dielli, ulën pranë tij sa largësia e shikimit të tij pastaj**

[86] **Hadithi është I saktë.** E transmetoi Ahmedi në "El-Musned" (4/2388), Ebu Davudi (2520), Hakimi në "El-Mustedrek" (2/88, 279) tha është I saktë dhe e pëlqeu Dhehebiu.

**vie meleku i vdekjes i cili ulet te koka e tij dhe i thotë: O ti shpirtë i mirë, dil në falje dhe kënaqësi të All-llahut. Tha: Del ai duke pikuar sikurse rrjedh pika e ujit kur dikush ujitë, atëherë ai e merrë atë dhe kur ai e merr atë nuk e lë në dorën e tij as sa rrahja e një qerpiku dhe e vendosin atë në atë qefin e atë balsam, nga ai del një aromë e miskut më e mirë që ka ekzistuar mbi faqen e tokës. Tha: Melekët e ngritin atë lartë dhe sa herë kalojnë afër ndonjë grupi të melekëve ata thonë: "Ç'është ky shpirt i mirë"? I thonë: Ky është filani i biri i filanit duke e përmendur me emrat e tij më të bukur që e thirnin në dun'ja, kështu vazhdojnë derisa të arrijnë me të te qielli i dun'jas, kur aty arrijnë kërkojnë tu hapet dera e cila u hapet dhe e përcjellin atë banorët e një qielli deri në qiellin tjetër, kështu derisa të përfundojnë në qiellin në të cilin është All-llahu i madhëruar, atëherë All-llahu i madhëruar thotë: "Shkruane librin e robit Tim në Il-lijjunë (vend i lartë ku janë të shkruar emrat e besimtarëve) dhe kthene atë në tokë, sepse Unë nga ajo i kam krijuar, në të do t'i rikthej dhe prej saj prapë do t'i nxjerrë". Tha: I kthehet shpirti në trupin e tij, i vijnë dy melekët të cilët e ulin atë dhe i thonë: Kush është Zoti yt? Thotë: All-llahu është Zoti im! I thonë: Cila është feja jote? Thotë: Feja ime është Islami! I thonë: Ç'është ky njeri i cili është dërguar te ju? Thotë: Ai është I Dërguari i All-llahut! I thonë: Prej nga e di ti këtë? Thotë: E lexova Librin e All-llahut, e besova dhe e vërtetova atë! Atëherë një thirrës nga qielli thërret: Vërtetoi robi Im, shtroni atij prej Xhennetit dhe hapeni atij një derë nga Xhenneti! Tha: I vie atij atëherë nga aroma dhe bukuria e tij dhe i zgjerohet varri sa largësia e shikimit të tij. Tha: Atëherë i vie atij një njeri me fytyrë të bukr, me tesha të bukura dhe me aromë të mirë, i cili i thotë: Gëzohu me atë që do të gëzon, kjo është dita e cila të është premtuar. Kurse ai i thotë: Kush je ti? Fytyra jote është e atij që vie me mirësi. I thotë: Unë jam puna jote e mirë! Ai, atëherë, thotë: O Zot, bëre Kijametin që të rikthehem te familja dhe pasuria ime.**

**Tha: Kur robi pabesimtar është në shkëputje nga kjo dun'ja dhe i drejtuar për ahiret zbresin te ai melekë nga qielli me fytyra të zeza të cilët me vete kanë pëlhura (të zjarrit), ulen pranë tij sa largësia e shikimit të tij pastaj vie meleku i vdekjes, i ulet te koka e tij dhe i thotë: O shpirtë i keq, dil në poshtërim dhe hidhërim të All-llahut. Tha: Shpirti i tij shpërndahet në trupin e tij, atëherë ai ia shkulë atë sikurse shkulet hekuri me shumë therra nga leshi i lagur, e merrë ai atë dhe nuk i mbetët në dorën e tij as sa një të rrahur qerpiku, e vendosin atë në ato pëlhura (të zjarrit), del nga ai një erë më e keqe se e çdo coftine që ka mbi faqën e tokës, e ngritin atë lartë dhe sa herë që kalojnë pranë ndonjë grumbulli të melekëve ata thonë: "Ç'është ky shpirt i keq? Thonë: Ky është filani i biri i filanit duke përmendur emrat e tij më të këqinjë që me ta e thirrnin në dun'ja, kështu vazhdojnë derisa të arrijnë te qielli i dun'jas dhe kur arrijnë aty kërkojnë tu hapet dera, por ajo nuk i hapet, e këtu I Dërguari (s.a.v.s.) e këndoi ajetin: *"...atyre nuk do t'ju hapen dyert e qiellit dhe nuk do të hyjnë në Xhennet, derisa të përbirojë deveja nëpër vrimën e gjilpërës".* (El-A'rafë : 40). All-llahu i madhëruar atëherë thotë: "Shkruane librin e tij në Sixhxhin në tokën më të ulët, kështu që hidhet shpirti i tij me një hedhje të fortë pastaj e këndoi këtë ajet: *"...e kush i përshkruan shok All-llahut, ai është sikur të bjer nga qielli e ta rrëmbej shpendi, ose si ai të cilin e gjuan era e stuhishme në ndonjë vend të humbur"* (El-Haxhxh : 31). Pastaj i rikthehet shpirti i tij në trup dhe i vijnë dy melekët të cilët i thonë: Kush është Zoti yt? Thotë: Ha, ha, nuk e di! I thonë: Çfarë thua për këtë njeri (Muhammedin (s.a.v.s.) që u dërgua te ju? Thotë: Ha, ha, nuk e di! Atëherë një thirrës nga qielli thërret: Përgënjeshtroi**

**robi im, shtroni atij prej zjarrit dhe hapni atij një derë për në Zjarr, me atë rast i vie atij nga nxehtësia dhe vapa e tij, i ngushtohet atij varri derisa i mbështillen brinjët e tij dhe i vie atij një njeri me fytyrë të keqe, me tesha të këqija, me erë të qelbur dhe i thotë: Gëzohu me atë që do të bëjë keq kjo është dita jote që të premtohej kurse ai i thotë: Kush je ti? Fytyra jote është e atij që vjenë me sherr? Ai i thotë: Unë jam puna jote e keqe. Atëherë ai thotë: Zot, mos e bënë Kijametin".** E transmetuan këtë hadith imam Ahmedi, Ebu Davudi, Nesaiu, Ibn Maxhe dhe Ebu Avane El-Isfirajini në Sahihun e tij[87].
Në bazë të këtij hadithi punuan të gjithë Ehlus-Sunneti dhe sektet e tjera.
Ebu Muhammed Ibn Hazmi në librin e tij "El-Milel ven-Nihal – fetë dhe sektet" tha: Ata që mendojnë se i vdekuri jeton në varrin e tij para Ditës së Kijametit gabojnë sepse ajetet të cilat i përmendëm pengojnë një gjë të tillë. Ka për qëllim thënien e të madhëruarit: *"Ata thanë: "Zoti ynë, na bëre të vdesim dy herë dhe na ngjalle dy herë..."*(Gafir : 11), dhe thënien e Tij: *"Si e mohoni All-llahun, e dihet se ju ishit të vdekur, e Ai ju ngjalli, mandej ju bën të vdisni e pastaj ju ringjall..."* (El-Bekare : 28). Tha: Sikur i vdekuri të jetonte në varrin e tij atëherë All-llahu i madhëruar do të na bënte të vdisnim tri herë dhe do të na ringjallte tri herë, ndërsa kjo është e pavërtetë dhe në kundërshtim me Kur'anin, duke përjashtuar ata që All-llahu i madhëruar i bëri mrekulli ndonjë pejgamberi sikur ata që dolën nga shtëpitë e tyre nga frika e vdekjes dhe që ishin me mijëra, e të cilëve All-llahu u tha vdisni, pastaj i ringjalli (kjo ndodhi në kohën e Beni Israilëve), si dhe ai që kaloi pranë një fshati të mbetur në gërmadhat e tij (Uzejri a.s.), ata që i veçoi citati dhe në këtë kontest është edhe fjala e të madhëruarit: *"All-llahu i merr shpirtrat kur është momenti i vdekjes së tyre (i vdekjes së trupave të tyre), e edhe atë që është në gjumë e nuk ka vdekur, e atij që i është caktuar vdekja e mban (nuk e kthen), e atë tjetrin (që nuk i është caktuar vdekja, por është në gjumë), e lëshon (të kthehet) deri në një afat të caktuar..."* (Ez-Zummer : 42). Pra, është e saktë me citat kur'anor se shhpirtrat e të tjerëve që i kemi përmendur nuk kthehen në trupat e tyre deri në Ditën e Kijametit, poashtu I Dërguari (s.a.v.s.) na tregoi se i pa shpirtrat në natën e Isras në qiellin e dun'jas, e në anën e djathtë të Ademit a.s. ishin shpirtrat e të lumturëve (xhennetlinjët) kurse në anën e majtë të tij ishin shpirtrat e të palumturëve (xhehnemlinjët) dhe tregoi se në ditën e Bedrit kur u foli të vdekurve ata i dëgjuan fjalët e tij para se të hynë në varret e tyre[88]. Ai me këtë rast nuk ia mohoi Sahabëve (r.a.) fjalën e tyre se ata veç janë kalbur, pra u vërtetua se të folurit dhe dëgjimi kishte të bëjë vetëm me shpirtrat e tyre kurse trupi nuk kishte kurrfarë ndjenje, e All-llahu i madhëruar thotë: *"...e ti nuk mund të bësh të dëgjojë ai që është në varr"* (Fatir : 22). Pra, e mohoi dëgjimin e atyre që janë në varr, e ata janë trupat pa kurrfarë dyshimi dhe asnjë musliman nuk dyshon se dëgjimin të cilin All-llahu i madhëruar e mohoi është tjetër nga ai që I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) e tha për dëgjimin e tyre, e sikur të vërtetohej me lajm të saktë se ai (s.a.v.s.) e tha një gjë të tillë edhe ne do të thonim atë. Tha: Asnjëherë nuk është transmetuar nga I Dërguari (s.a.v.s.) me transmetim të saktë se shpirtrat kthehen në trupat e të vdekurve kur ata pytën dhe sikur të vërtetohej prej tij një gjë e tillë ne do ta thonim atë. Tha: Me këtë zijade (shtesë në hadith) se shpirtrat kthehen në trupat e tyre në varre, u veçua El-Minhal Ibn Amr, i cili nuk është i fortë, e lanë atë Shu'beja dhe të tjerët kurse El-Mugire Ibn Muksim Ed-Dabji, i cili ishte një prej imamëve, tha: Asnjëherë nuk i

[87] **Hadithi është I saktë.** E transmetoi Ahmedi në "El-Musned" (4/287, 288), Ebu Davudi (4753) dhe Hakimi në "El-Mustedrek" (1/37), për të cilin tha se është I saktë dhe e pëlqeu në këtë Dhehebiu.
[88] E transmetoi Muslimi në "El-Xhenne" (77) nga Enesi r.a.

është lejuar El-Minhal Ibn Amrit dëshmi në Islam sipas asaj që është transmetuar dhe lajmet e vërteta janë në kundërshtim me këtë.
Tha: Këtë që e thamë është poashtu edhe ajo që është vërtetuar nga Sahabët (r.a.).
Pastaj ai përmendi nga Ibn Ujejne nga Mensur Ibn Safije nga nëna e tij nga Safije Binti Shejbe e cila tha: Hyri Ibn Omeri (r.a.) në xhami dhe e pa Ibnuz-Zubejrin të shtrirë para se të varroset, e dikush i tha: Kjo është Esma Bint Ebi Bekr Es-Siddik (r.a.), atëherë Ibn Omeri (r.a.) shkoi tek ajo, e ngushëlloi dhe i tha: Këta trupa nuk janë asgjë kurse shpirtrat janë tek All-llahu. Ajo i tha: Çfarë më pengon mua kur koka e Jahja Ibn Zekrijas (a.s.) u dhurua për një lavire të Beni Israilëve.
Them: Ajo që përmendi Ebu Muhammedi posedon të vërtetë dhe të pavërtetë, sa i përket thënies së tij se: Ai që mendon se i vdekuri jeton në varrin e tij, ai ka gabuar. Kjo thënie është e përgjithshme dhe nëse ai me këtë kishte për qëllim jetën e rëndomtë në këtë botë në të cilën është shpirti me trupin, e sjellë atë dhe e drejton, si dhe se ka nevojë për ushqim, për pije e veshje, është gabim sikurse ka thënë ai, të cilën gjë e mohon edhe ndjeshmëria, mendja dhe citati e përgënjeshtron një gjë të tillë. Por, nëse ai ka për qëllim me këtë një jetë tjetër nga kjo jetë, rikthehet ajo në një rikthim tjetër nga kjo e njohur në këtë botë që kështu të pyetet dhe të sprovohet në varrin e tij, është e vërtetë dhe mohimi i saj është gabim sepse këtë e vërtetoi citati i saktë dhe i qartë i të Dërguarit (s.a.v.s.) i cili tha: **"...atëherë i kthehet shpirti në trupin e tij"** dhe më vonë do të përmendim atë që tha se hadithi është i dobët, in sha All-llah.
Kurse argumentimi i tij me thënien e të madhëruarit: *"Ata thanë: "Zoti ynë, na bëre të vdesim dy herë dhe na ngjalle dy herë..."*(Gafir : 11), nuk e mohon vërtetësinë e atij kthimi rastësor të shpirtit në trup sikurse që e ringjalli All-llahu i madhëruar të vrarin e Beni Israilëve pas vrasjes së tij dhe pastaj e bëri të vdes, ajo jetë e tij rastësore që të pyetet nuk ishte e zakonshme sepse ai jetoi një moment derisa tha: Filani më ka mbytur dhe pastaj ra i vdekur. Edhe thënia e tij (s.a.v.s.): **"...pastaj i kthehet shpirti në trupin e tij"** nuk është argument për një jetë të rehatshme, por argumenton se ai kthehet në trup, ngjitet për të dhe se shpirti vazhdon të jetë i lidhur për trupin e tij edhe nëse është kalbur dhe coptuar.
Sekreti i kësaj është se: Shpirti me trupin i ka pesë lloje të ndërlidhjes me dispozita të ndryshme.
**E para:** Ndërlidhja e tij me të në mitrën e nënës si embrion.
**E dyta:** Ndërlidhja e tij me të pas daljes së tij në këtë tokë.
**E treta:** Ndërlidhja e tij me të në gjendjen e gjumit, sepse ai është i ndërlidhur me të nga një aspekt dhe është i ndarë me të nga një aspekt tjetër.
**E katërta:** Ndërlidhja e tij me të në Berzah (jetën e varrezave, mes dun'jas dhe ahiretit), sepse ai edhe nëse është ndarë nga ai dhe është zhveshur nuk është ndarë në tërsi në atë mënyrë që të mos ketë kurrfarë lidhje me të. Më herët kemi përmendur në përgjigjen e parë hadithet dhe gjurmët të cilat argumentojnë kthimin e tij në të gjatë përshëndetjes së tij me selam nga ndonjë musliman, e ky kthim është i veçantë dhe nuk e obligon jetën e trupit para Dtës së Kijametit.
**E pesta:** Ndërlidhja e tij me të në Ditën e ringjalljes së trupave, e që është ndërlidhja më e fortë me trupin dhe nuk ka kurrfarë përkatësie me llojet e ndërlidhjeve të tjera të cilat i paraprinë, meqë ajo ndërlidhje nuk i pranon trupit kurrfarë vdekjeje, gjumi dhe asgjësimi.
Kurse thënia e të madhëruarit: *"All-llahu i merr shpirtrat kur është momenti i vdekjes së tyre (i vdekjes së trupave të tyre), e edhe atë që është në gjumë e nuk ka vdekur, e atij që i është caktuar vdekja e mban (nuk e kthen), e atë tjetrin (që nuk i është caktuar vdekja, por është në gjumë), e lëshon (të kthehet) deri në një afat të*

*caktuar...”* (Ez-Zummer : 42). Mbajtja e atij shpirti të cilit i është caktuar vdekja nga I Madhëruari nuk mohon kthimin e tij në trupin e të vdekurit në një moment, por që mund të jetë një kthim rastësor i cili nuk obligon jetën e rëndomtë në këtë botë.
Nëse ai që është duke fjetur e ka shpirtin e tij në trupin e tij dhe është i gjallë, ndërsa jeta e tij nuk është si jeta e atij që është i zgjuar dhe gjumi është vëllau i vdekjes, kështu edhe të vdekurit kur i kthehet shpirti në trupin e tij ai merr një gjendje të mesme në mes të gjallit e të vdekurit të cilit nuk i është kthyer shpirti në trupin e tij, sikurseështa gjendja e mesme e atij që është në gjumë me gjendjen e mesme të të gjallit me të vdekurin, prandaj vështro këtë sepse do të heqë ty probleme të shumta.
Ndërsa sa i përket asaj se I Dërguari (s.a.v.s.) i pa pejgamberët (a.s.) në natën e Isras, disa njohës të hadithit menduan se i pa hijet dhe shpirtrat e tyre. Tha: Sepse ata janë të gjallë te Zoti i tyre dhe ai e pa Ibrahimin (a.s.) të mbështetur me shpinën e tij në Bejtul-Ma’mur (Qabja e qiellit), e pa Musaun (a.s.) duke u falur në varrin e tij, poashtu ai përshkruajti pamjen e pejgamberëve (a.s.) kur pa hijet e tyre, ai e pa Ademin (a.s.) të madh e të gjatë sikur të ishte nga njerëzit e Shenues (fis në Jemen), e pa Isaun (a.s.) duke i pikur koka e tij sikur të kishte dalur nga banjoja dhe e pa Ibrahimin (a.s.) për të cilin tha se i përngjante atij.
Disa të tjerë i kundërshtuan ata dhe thanë: Ky ishte shikim i shpirtrave të tyre e jo edhe i trupave kurse trupat e tyre janë gjithsesi në tokë dhe ata do të ringjallen në ditën kur do të ringjallen trupat dhe nuk janë ringjallur para kësaj, sepse sikur të ishin ringjallur para kësaj toka do të ishte qarë për ta para Ditës së Kijametit, si dhe ata do të shijonin vdekjen kur ti fryhet Surit dhe sipas kësaj ajo do të ishte vdekje e tretë, e nuk ka dyshim se kjo është e pavërtetë dhe sikur trupat të ishin ringjallur nga varret e tyre All-llahu nuk do t’i kthhente ata në të, por do të ishin në Xhennet, ndërsa është vërtetuar se I Dërguari (s.a.v.s.) tha se All-llahu ua ndaloi hyrjen në Xhennet pejgamberëve derisa të hyjë ai (Muhammedi (s.a.v.s.), ai është i pari që do të kërkoj t’i hapet dera e Xhennetit dhe se ai është i pari të cili do t’i qahet toka në përgjithësi e askujt para tij[89].
Është shumë e ditur se trupi i tij është i freskët në tokë sepse disa nga Sahabët (r.a.) e pyetën se si i shfaqet lutja jonë atij kur është kalbur? Ai tha: **“All-llahu i ka ndaluar tokës që t’i hajë trupat e pejgamberëve”[90].**
Sikur trupi i tij të mos ishte në varrin e tij, ai nuk do të përgjigjej me këtë përgjigje.
Poashtu është vërtetuar nga ai (s.a.v.s.) se All-llahu i madhëruar i ka obliguar disa melekë të cilët qëndrojnë te varri i tij që t’i përcjellin tek ai selamin e ummetit të tij[91].
Është vërtetuar nga ai (s.a.v.s.) poashtu se një ditë doli në mes të Ebu Bekrit e Omerit (r.a.) dhe tha: **“Kështu do të ringjallemi”[92]**.
Kjo është kështu edhe pse ne jemi të bindur se shpirti i tij fisnik është në shoqërinë më të lartë dhe në lartësitë më të larta me shpirtrat e pejgamberëve.
Është e saktë se edhe e pa Musaun (a.s.) në natën e Isras duke u falur në varrin e tij[93], poashtu e pa atë edhe në qiellin e gjashtë[94]. Pra, shpirti ishte atje lartë, por ai ka

---

[89] E transmetoi Muslimi në “El-Iman” (333) nga Enes Ibn Maliku (r.a.).
[90] **I dobët.** E transmetoi Ebu Davudi në “El-Xhumua” (k/1), Ibn Maxhe (1085, 1636, 1637), Ahmedi në “El-Musned” (4/8), Bejhekiu në “El-Kubra” (3/249) dhe Hakimi në “El-Mustedrek” (4/560).
[91] **Hadithi është I saktë.** E transmetoi Nesaiu në “Es-Sehv” (3/43), Darimiu në “Err-Rrekaik” (2/409) dhe Ahmedi në “El-Musned” (1/387, 441, 452).
[92] **I dobët.** E transmetoi Tirmidhiu në “El-Menakib” (572) dhe aty gjindet Seid Ibn Mesleme I cili tek ata nuk është I fortë, Ibn Maxhe (99) dhe Hakimi në “El-Mustedrek” (3/68) dhe tha se është I saktë, e pëlqeu në këtë edhe Dhehebiu.
[93] E transmetoi Buhariu (3887), Muslimi në “El-Iman” (259) dhe Nesaiu (1/220).

lidhje dhe mbikëqyrje me trupin në varrin e tij, ai falet në varrin e tij dhe ia kthenë selamin atij që e përshëndet edhe pse shpirti i tij është në shoqërinë më të lartë.

Mes këtyre dy çështjeve nuk ka kundërshtim sepse çështja e shpirtrave është ndryshe nga çështja e trupave, ti ndonjëherë sheh dy shpirtra të ngjashëm dhe të harmonizuar deri në skaj të afërsisë edhe pse në mes tyre ka distancë sa mes Lindjes dhe Perëndimit, poashtu i gjen dy shpirtra të paparështatshëm dhe të urrejtur ndërmjet vete deri në skaj edhe pse trupat e tyre janë afër njëri-tjetrit dhe të ngjitur.

Zbritja dhe ngritja e shpirtit, si dhe afërsia dhe largësia e tij nuk është e të njejtit lloj si te trupi, sepse ai lartësohet deri mbi shtatë qiejt, pastaj ai zbret në tokë brenda daljes së tij nga trupi dhe vendosja e të vdekurit në varr, e kjo është një kohë shumë e shpejtë që trupi nuk ka mundësi assesi ta bëjë, poashtu këtu mund të përmendet ngritja dhe zbritja e tij në trup gjatë gjumit dhe në gjendje të zgjuar, disa e paraqitën shembullin e tij me shemmbullin e diellit i cili është në qiell kurse rrezet e tij në tokë, ndërsa imami ynë (Ibn Tejmije) tha: Ky nuk është një shembull adekuat sepse vetë dielli nuk zbret nga qielli dhe se rrezet e tij në tokë nuk janë vetë dielli e as cilësia e tij, por ato janë një dukuri të cilat ndodhën si shkak i diellit dhe planetit përballë tij, kurse shpirti vetë ai ngritet dhe zbret dhe sa i përket thënies së Sahabëve (r.a.) të cilët i thanë të Dërguarit (s.a.v.s.) për të mbyturit në Bedr: Si u flet njerëzve të cilët janë kalbur, kur ai u tha se e dëgjuan thënien e tij, e kjo nuk mohon kthimin e shpirtrave të tyre në trupa në atë kohë me një kthim që i bën të dëgjojnë thënien e tij, sepse trupat ishin kalbur ndërsa të folurit i është drejtuar shpirtrave të cilët ishin të ndërlidhur me trupat të cilët ishin kalbur.

Ndërsa sa i përket thënies së All-llahut të madhëruar: *"...e ti nuk mund të bësh të dëgjojë ai që është në varr"* (Fatir : 22), vetë rrjedhja e ajetit argumenton se për qëllim është pabesimtari me zemër të vdekur i cili nuk mund të dëgjojë me një dëgjim që i bën dobi sikurse nuk ke mundësi që t'i bësh të dëgjojnë ata që janë në varr me dëgjim që u bën dobi, e All-llahu i madhëruar nuk ka për qëllim se banorët e varreve nuk dëgjojnë tërësisht, e si mund të jetë kështu kur I Dërguari (s.a.v.s.) na lajmëroi se ata **dëgjojnë rrahjen e këpucave të atyre që e përcjellin** (xhenazen) dhe se **të mbyturit e Bedrit i dëgjuan fjalët e tij,** e bëri ligj që të përshëndeten ata me selam sikur përshëndetet ai që është prezent dhe na lajmëroi se **ai që e përshëndet vëllaun e tij besimtar** (të vdekur) **me selam**, **ai ia kthen selamin.**

Ky ajet është i ngjashëm me ajetin: *"Ti nuk mund t'i bësh të dëgjojnë të vdekurit, e as nuk mund ta bësh të shurdhëtin të dëgjojë thirrjen, e sidomos kur ata ta kthejnë shpinën"* (En-Neml : 80). Mund të thuhet: Mohimi i dëgjimit nga i shurdhëri bashkë me mohimin e dëgjimit nga të vdekurit argumenton mospërgatitjen e të dy palëve për dëgjim dhe se zemrat e atyre pasiqë ishin të vdekura e të shurdhëra edhe dëgjimi i tyre i fjalëve është i pamundur si rasti i të vdekurit dhe të shurdhërit. Kjo është e vërtetë, por nuk mohon dëgjimin e shpirtrave pas vdekjes të një dëgjimi qortues e këshillues përmes ndërlidhjes së tij me trupat në ndonjë kohë dhe ky nuk është dëgjimi i mohuar, All-llahu e di më së miri.

Kuptimi i vërtetë është: Ti nuk ke mundësi ta bësh të dëgjoj atë që All-llahu nuk dëshiron ta bëj të dëgjoj, ti je vetëm qortues, d.m.th. All-llahu ta mundësoi ty qortimin me të cilin të ngarkoi dhe jo ta bësh të dëgjoj atë që All-llahu nuk dëshiron ta bëjë të dëgjoj.

Kurse thënia e tij: Hadithi nuk është i saktë si shkak i veçorimit të El-Minhal Ibn Amrit, kjo thënie nuk është e fortë dhe është nga ngutësistë e tij, All-llahu e paqë mëshiru, sepse hadithi është i saktë pa kurrfarë dyshimi dhe atë e transmetuan nga

[94] E transmetoi Muslimi në "El-Fedail" (164), Nesaiu (3/215) dhe Ahmedi në "El-Musned" (3/248) nga Enesi (r.a.).

El-Bera Ibn Azibi një grup transmetuesish përveç Zadhanit, e nga ata edhe Adij Ibn Thabiti, Muhammed Ibn Ukbe dhe Muxhahidi.

El-Hafidh Ebu Abdullah Ibn Mendeh në librin e tij “Err-Rruh ven-Nefs” tha: Na lajmëroi Muhammed Ibn Jakub Ibn Jusufi, na tregoi Muhammed Ibn Is’hak Es-Saffari, na lajmëroi Ebun-Nadr Hashim Ibnul-Kasim, na tregoi Isa Ibnul-Musejjibi nga Adij Ibn Thabiti nga El-Bera Ibn Azibi i cili tha: Dolëm me të Dërguarin e All-llahut (s.a.v.s.) në përcjelljen e një xhenazeje të një Ensariu derisa arritëm te varri i cili ende nuk ishte përgatitur dhe ne u ulëm, edhe ai (s.a.v.s.) u ul, ne heshtëm sikur në brinjët tonë të kishte gurë dhe mbi kokat tona të qëndronin shpendët, ai (s.a.v.s.) heshti pak pastaj e ngriti kokën dhe tha: **“Kur besimtari të jetë drejtuar për ahiret, të ketë lënë këtë botë mbrapa dhe t’i ketë ardhur atij meleku i vdekjes zbresin tek ai melekë të cilët me vete kanë qefin e aroma të Xhennetit, ulën pranë tij sa largësia e shikimit të tij, atëherë i vie meleku i vdekjes te koka e tij dhe pastaj i thotë: Dil o shpirt i qetë, dil në mëshirë të All-llahut dhe në kënaqësinë e tij, atëherë shpirti i tij del sikurse pika e ujit kur del nga kofja dhe kur ai del luten për të të gjithë ata që janë mes qiellit e tokës përveç xhindëve dhe njerëzve, pastaj ai ngritet në qiell dhe i hapet qielli, pastaj banorët e çdo qielli e bartin në qiellin e dytë, të tretin, të katërtin, të pestin, të gjashtin, të shtatin dhe deri tek Arshi (Froni i All-llahut), e kur ai arrinë tek Arshi emri i tij shkruhet në Il-lijjun dhe Zoti i madhëruar thotë: Kthene robin tim në vendshtrirjen e tij sepse unë u kam premtuar se nga ajo (toka) i kam krijuar, në të do t’i kthejë dhe prej saj prapë do t’i ringjallë. Atëherë e kthejnë atë në vendshtrirjen e tij dhe i vien Munkeri e Nekiri të cilët gërmojnë tokën me thonjët e tyre, <u>të cilët vështrojnë tokën</u> dhe e ulin atë, pastaj i thuhet atij: O filan, kush është Zoti yt? Thotë: Zoti im është All-llahu. I thonë: Të vërtetën e the! Pastaj i thuhet: Cila është feja jote? Thotë: Feja ime është Islami. I thonë: Të vërtetën e the! Pastaj i thuhet: Kush është i Dërguari yt? Thotë: Muhammedi I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.). I thonë: Të vërtetën e the! Pastaj i zgjerohet varri i tij sa largësia e shikimit të tij dhe i vie një njeri me fytyrë të bukur, me aromë të mirë, me tesha të bukura dhe i thotë: All-llahu të shpërbleftë me mirësi, pasha All-llahun të kam njohur të shpejtë në bindje ndaj All-llahut dhe të ngadalshëm në kundërshtim të Tij, ndërsa ai i përgjigjet: Edhe ty All-llahu të shërbleftë me të mirë, kush je ti? Thotë: Unë jam puna jote e mirë! Pastaj i hapet një derë nga Xhenneti nga e cila ai shikon vendin dhe pozitën e tij në Xhennet derisa të bëhet Kijameti. Kurse pabesimtari kur të është në lëshim të kësaj bote, i drejtuar për në ahiret dhe të i është afruar vdekja, zbresin tek ai melekë nga qielli të cilët me vete bartin qefinë dhe erë të keqe nga Zjarri, tha: Ulën pranë tij sa largësia e shikimit të tij pastaj vie meleku i vdekjes i cili ulet te koka e tij dhe thotë: Dil o shpirtë i keq, dil në poshtërim dhe hidhërim të All-llahut, atëherë shpirti i tij shpërndahet në trupin e tij sepse urren të dal nga ajo që sheh, kurse ai (meleku i vdekjes) e nxjerr atë sikur nxirret hekuri nga leshi i lagur dhe kur shpirti i tij del e mallkojnë atë të gjithë ata që janë mes të qiellit dhe tokës përveç xhindëve e njerëzve, pastaj ngritet ai në qiell, por i mbyllet ai, atëherë Zoti i madhëruar thotë: Kthene robin Tim në vendshtrirjen e tij sepse Unë u kam premtuar se nga ajo i kam krijuar, në të do t’i kthejë dhe nga ajo prap do t’i ringjalli. I kthehet shpirti i tij në vendshtrirjen e tij dhe i vien Munkeri e Nekiri, të cilët gërmojnë tokën me thonjët e tyre dhe <u>jehasanierda bi esharihima</u>, zërat e tyre janë si kërsima e murmurimës, kurse shikimi i tyre si vetëtima e cila ta merr shikimin, e ulin atë dhe i thonë: O filan, kush është Zoti yt? Thotë: Nuk e di!**

**Dikush nga qoshi i varrit i thotë: Mos paqe ditë dhe e godasin me një kamxhik të hekurt që sikur të ishin goditur me të të gjithë ata që janë mes Lindjes e Perëndimit nuk do të ishte pak, i ngushtohet varri atij sa që i mbështillen eshtrat e tij dhe i vie atij një njeri me fytyrë të keqe, me tesha të këqija, me aromë të keqe dhe i thotë: All-llahu të shpërbleftë me të keqe, pasha All-llahun ti ishe i ngadalshëm në bindje ndaj All-llahut dhe i shpejtë në kundërshtim të All-llahut, ndërsa ai i thotë: Kush je ti? Thotë: Unë jam puna jote e keqe! Pastaj i hapet një derë nga Zjarri nga e cila e sheh vendin e tij aty derisa të bëhet Kijameti",** e transmetoi imam Ahmedi, Mahmud Ibn Gajlani dhe të tjerët nga Ebin-Nadri.

Pra, në këtë hadith është përmendur se shpirtrat kthehen në varr, se melekët e ulin dhe e pyesin atë.

Pastaj Ibn Mendeh përmendi hadithin nga Muhammed Ibn Seleme nga Hasif El-Xhezeri nga Muxhahidi nga El-Bera Ibn Azibi (r.a.) i cili tha: Ishim në përcjelljen e një xhenazeje të Ensarëve, me ne ishte I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) dhe shkuam me të derisa arritëm te varri i cili ende nuk ishte përgatitur, kur e vendosën xhenazën I Dërguari (s.a.v.s.) u ulë dhe tha: **"Kur besimtarit i afrohet vdekja i vie meleku i vdekjes në një pamje më të bukurën dhe me një aromë më të mirën, ulët pranë tij që t'ia marrë shpirtin e tij, atëherë i vien dy melekë me aromë dhe qefin prej Xhenneti, të cilët qëndrojnë në një largësi nga ai, me atë rast meleku i vdekjes ia nxjerr shpirtin atij nga trupi si pikimi i ujit dhe derisa ai është në dorë të melekut të vdekjes e kapin atë me të shpejtë ata dy melekë, të cilët e mbështjellin në atë aromë dhe qefin të Xhennetit, pastaj e ngritin atë deri në Xhennet, i hapën atij dyert e qiellit, melekët gëzohen me të dhe thonë: I kujt është ky shpirtë i mirë të cilit i janë hapur dyert e qiellit? Atëherë e thërrasin me emrat më të mirë me të cilët e thirrnin në dun'ja dhe thonë: Ky është shpirti i filanit. Kur ai të arrijë në qiell e përcjellin atë të afërmit e çdo qielli derisa të vendoset para duarve të All-llahut te Arshi, aty i del puna e tij nga Il-lijjuni dhe All-llahu i madhëruar u thotë melekëve më të afërm: Dëshmoni se unë e fala pronarin e kësaj pune, atëherë vulosët libri i tij, rikthehet në Il-lijjun dhe All-llahu i madhëruar thotë: Rikthene shpirtin e robit tim në tokë sepse unë kam premtuar që do t'i rikthejë në të, pastaj I Dërguari (s.a.v.s.) e këndoi ajetin: *"Nga ajo (toka, dheu) u kemi krijuar, në të do t'u rikthejmë dhe nga ajo prap do t'u nxjerrim"* (Taha : 55). Kur besimtari të vendoset në varrin e tij i hapet një derë për në Xhennet te këmbët e tij dhe i thuhet: Shiko se çfarë shpërblimi të ka përgatitur All-llahu. Pastaj i hapet një derë për në Zjarrë te koka e tij dhe i thuhet: Shiko se çfarë dënimi të ka larguar All-llahu i madhëruar! Pastaj i thuhet: Flej me sy të qetë dhe asgjë nuk ka më të dashur për të se të bëhet Kijameti".** Poashtu I Dërguari (s.a.v.s.) tha: **"Kur besimtari vendoset në varrin e tij toka i thotë: Ti ishe i dashur për mua derisa ishe edhe mbi shpinën time, e si pra tani kur je në brendësinë time, ti do të shohësh se çfarë do të bëjë unë me ty dhe atëherë i zgjerohet varri i tij sa largësia e shikimit të tij"[95].** Ndërsa për pabesimtarin tha: **"Kur pabesimtari të vendoset në varrin e tij i vien Munkeri dhe Nekiri, e ulinë atë dhe i thonë: Kush është Zoti yt? Thotë: Nuk e di. I thonë: Mos paqe ditë dhe e godasin me një goditje e cila e bënë atë pluhur, pastaj ai rikthehet në gjendjen e parë, e ulin dhe i thonë: Çfarë thua ti për këtë njeri (Muhammedin a.s.)? Thotë: Cili njeri? I thonë:**

---

[95] **I dobët.** E transmetoi Tirmidhiu (2460).

**Muhammedi (s.a.v.s.). Thotë: Njerëzit kanë thënë se ishte I Dërguari i All-llahut! Atëherë e godasin me një goditje e cila e bën atë pluhur”[96].**
Ky është një hadith i fortë, i njohur, i përhapur dhe një grup i dijetarëve thanë se është i saktë dhe nuk njohim asnjë prej imamëve që e dobësoi atë, por e transmetuan në librat e tyre dhe e pranuan atë, pastaj atë e morën si bazë të fesë për dënimin dhe begatinë e varrit, për pyetjen e Munkerit dhe Nekirit, për marrjen dhe ngritjen e shpirtrave deri para duarve të All-llahut pastaj kthimin e tij në varr. Ndërsa thënien e Ebu Muhammedit nuk e transmetoi askush përveç Zadhanit[97], ai supozoi për të sepse atë e transmetoi nga El-Berai (r.a.) dhe jo Zadhani, nga ai e transmetoi edhe Adij Ibn Thabit (r.a.), Muxhahid Ibn Xhubejri, Muhammed Ibn Ukbe dhe të tjerët, kurse Ed-Daru Kutuniu i tuboi rrugët transmetuese të këtij hadithi në një libër të veçantë kurse Zadhani është nga transmetuesit e besueshëm, ai transmetoi nga Sahabët e mëdhenjë si Omeri (r.a.) dhe të tjerët, poashtu Muslimi transmetoi nga ai në Sahihun e tij kurse Jahja Ibn Muini tha për të: Ishte i besueshëm. Ndërsa Humejd Ibn Hilali duke u pyetur për të tha: Ai është i besueshëm mos pyet për të tillët. Ibn Adiju tha: Hadithet e tij janë të mira kur transmetohen nga të besueshmit.
Ndërsa thënia e tij se: El-Minhal Ibn Amri u veçua me këtë shtesë të hadithit, e që është thënia: Pastaj i rikthehet shpirti në trupin e tij, për të cilën tha se është e dobët, El-Minhali është një nga të besueshmit e drejtë. Ibn Muini tha: El-Minhali është i besueshëm. El-Axheliu tha: Ishte nga Kufja dhe i besueshëm. Më së shumti që është thënë për të është se: Nga shtëpia e tij është dëgjuar zëri i muzikës. E kjo nuk obligon akuzimin në transmetimin e tij e as hedhjen e hadithit të tij, kurse ajo se Ibn Hazmi e konsideroi të dobët, nuk është asgjë, sepse ai nuk përmendi diçka që obligon dobësinë e tij përveçse ai u veçua me këtë thënie dhe pastaj i rikthehet shpirti në trupin e tij, ndërsa ne sqaruam se ai nuk u veçua me këtë shtesë, por e transmetuan edhe të tjerët, madje është transmetuar diçka që është edhe më shumë se kjo apo ngjashëm me të sikur thënia: Pastaj rikthehet shpirti në të, apo thënia: Kthehet në varrin e tij dhe ai ulet, apo thënia: Dhe e ulin atë. Apo thënia: Ulët në varrin e tij. Dhe që të gjitha janë hadithe të sakta pa kurrfarë të mete në to. Disa thanë se ka të metë sepse Zadhani nuk e dëgjoi prej El-Beras, e cila e metë është e pavërtetë sepse Ebu Avane El-Isfirajni e transmetoi në Sahihun e tij me transmetim prej tij. Tha: Transmetohet nga Amr Zadhan El-Kindi i cili tha: E dëgjova El-Bera Ibn Azibin dhe El-Hafidh Ebu Abdullah Ibn Mendeh se tha: Ky është një transmetim i ngjitur dhe i njohur, e transmetuan një grup nga El-Beraja (r.a.).
Sikur ne edhe ta lëmë hadithin e El-Beras (r.a.), hadithet e tjera janë të saktë dhe të qarta për këtë, sikur hadithi i Ibn Dhi’bit nga Muhammed Ibn Amri nga Ataja nga Seid Ibn Jesari nga Ebu Hurejre (r.a.) se I Dërguari (s.a.v.s.) tha: **“I vinë melekët atij që është duke vdekur, e nëse njeriu është i mirë i thotë (meleku i vdekjes): Dil o shpirtë i mirë që ishe në trup të mirë, dil i falënderuar dhe gëzohu me kënaqësi e furnizim dhe me një Zot që nuk është i hidhëruar në ty. Tha: E thotë këtë derisa të dalë pastaj e ngritin atë në qiell dhe kërkojnë që ai t’i hapet, e i thuhet: Kush është ky? Thonë: Filani i biri i filanit. Thonë: Mirë se erdhët me shpirtin e mirë që ishte në trup të mirë, hyn i falënderuar, gëzohu me kënaqësi e furnizim dhe me një Zot që nuk është i hidhëruar në ty, pastaj kjo i thuhet derisa të arrijnë te qielli në të cilin është All-llahu i madhëruar. Ndërsa nëse është njeri i keq i thotë (meleku i vdekjes): Dil o shpirtë i keq që**

---

[96] E transmetoi Buhariu (1338), Ebu Davudi (4751, 4753) Nesaiu (4/97, 98) dhe Ahmedi në “El-Musned” (3/126, 4/296).
[97] Zadhan, Ebu Amr El-Kindi El-Bezar, ofiq I tij është edhe Ebu Abdullah poashtu, I sinqert, I ngritë hadithet, kishte shiizëm, vdiç në vitin 82h. (Takrib: 1/256/1).

**ishe në trup të keq, dil i poshtëruar e gëzohu me ujë të valë dhe kalbësirë, si dhe shumë gjëra të tjera të ngjashme, i thonë këtë derisa të dal, pastaj e ngritin atë në qiell e kërkojnë që t'i hapet qielli dhe thonë: Kush është ky? Thonë: Filani i biri i filanit. Thonë: Nuk ka mirëseardhje për shpirtin e keq që ishte në shpirt të keq, kthehu i poshtëruar sepse nuk do të hapen dyert e qiellit, kështu që e lëshojnë atë në mes të qiellit e tokës derisa të futet në varr. Njeriu i mirë ulët në varrin e tij i pafrikësuar dhe pa të meta, pastaj i thuhet: Çfarë thoshe në Islam, çka ishte ky njeri? Thotë: Muhammedi I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) i cili na erdhë me argumente prej All-llahut e ne i besuam dhe e vërtetuam"[98].** Pastaj e përmendi plotësisht hadithin.

El-Hafidh Ebu Neimi tha: Ky është një hadith që janë pajtuar në drejtësinë e transmetuesve të tij, dy imamët u pajtuan Muhammed Ibn Ismail El-Buhariu dhe Muslim Ibnul-Haxhxhaxhi nga Ibn Ebu Dhi'bi dhe Muhammed Ibn Amr Ibn Ataja, si dhe Seid Ibn Jesari dhe që të gjithë i plotësojnë kushtet e tyre. Poashtu e transmetuan dijetarët e mëdhenjë të mëparshëm nga Ibn Ebu Dhi'bi si Ibn Ebi Fudejk dhe Abdurrahim Ibn Ibrahim, si dhe transmetuan nga Ibn Ebi Dhi'bi më shumë se një.

Ebu Abdullah Ibn Mendeh mori për argument kthimin e shpirtit në trup duke thënë: Na tregoi Muhammed Ibnul-Husejn, na tregoi Muhammed Ibn Zejd En-Nejsaburi, na tregoi Hammad Ibn Kirati, na tregoi Muhammed Ibnul-Fadli nga Jezid Ibn Abdurrahmani Es-Saig El-Belhi nga Ed-Dahhak Ibn Mezahim nga Ibn Abbasi (r.a.) se tha: Derisa një ditë I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) ishte i ulur e këndoi këtë ajet: *"...e, sikur t'i shihje mizorët kur janë në agoni të vdekjes, e melekët kanë shtrirë duart e tyre (me ndëshkim)...",* tha: **"Pasha Atë që shpirti im është në dorën e Tij, nuk ka asnjë shpirtë i cili ndahet nga kjo botë përveçse do ta shoh vendin e tij në Xhennet apo në Zjarr, pastaj tha: Kur i vie atij momenti rreshtohen tek ai dy rreshta të melekëve të cilët rënditën në mes të Lindjes dhe Perëndimit me fytyra të ndritura si dielli, ai i shikon ata dhe nuk sheh asgjë tjetër përveç tyre edhe nëse ju shihni se ata (të vdekurit) u shikojnë juve, çdonjëri nga ata melekë mbanë në dorën e tij qefin dhe aromë, nëse ai është besimtar e përgëzojnë me Xhennet dhe i thonë: Dil o shpirtë i mirë në kënaqësi të All-llahut dhe Xhennetin e Tij, ty All-llahu të ka përgatitur nga fisnikëria diçka që është më e mirë se sa bota dhe çfarë ka në të, e ata melekë vazhdimisht e përgëzojnë dhe e rrethojnë atë, e ata janë më të butë dhe më të mëshirshëm me të se sa nëna me fëmijën e saj, pastaj e nxjerrin shpirtin e tij nga çdo thua e nyje, i vdesin një nga një dhe i lehtësohet atij, ju e shihni atë të fortë derisa arrinë fytin e tij, e tha: Ai (shpirti) e urren daljen nga trupi më shumë se foshnja kur del nga mitra, atëherë shpejtojnë melekët se cili do ta merr atë, por e merr atë meleku i vdekjes, pastaj I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) e këndoi këtë ajet: *"Thuaj: "Meleku i vdekjes, i cili është caktuar për ju, ua merr shpirtrat, e pastaj do të ktheheni te Zoti juaj"* (Es-Sexhde : 11). E pret atë meleku i vdekjes me qefinë të bardhë pastaj e përqafon atë dhe ai e mbanë atë më shumë se nëna foshnjen e saj, pastaj del nga ai një aromë më e mirë se e miskut kështu që i marrin erë atij, gëzohen me të dhe thonë: Mirë se erdhe o shpirtë i mirë dhe trup i mirë, o All-llah mëshiroje shpirtin e tij dhe mëshiroje trupin nga i cili ka dalur, tha: E ngritin atë, kurse në qiell ka krijesa të All-llahut të madhëruar që vetëm Ai e di numrin e tyre, del nga ai një aromë më e mirë se e miskut, kështu që melekët luten dhe gëzohen me të, u hapen atyre dyert e qiellit dhe luten për të melekët e**

---

[98] **I saktë.** E transmetoi Nesaiu në "El-Muxhteba" (4/8), Ibn Maxhe (4262), Ahmedi në "El-Musned" (2/364) dhe Albani tha se është I saktë.

**çdo qielli që ai kalon derisa të përfundojnë me të para duarve të El-Melikul-Xhebbarit (Mbretit, Mbizotëruesit), me atë rast Mbizotëruesi i madhëruar thotë: Mirë se erdhe o shpirtë i mirë që doli nga një trup i mirë dhe kur Zoti i madhëruar i thotë një shpirti: Mirë se erdhe i bëhet atij e dashur çdo gjë dhe i largohet atij çdo ngushtim, pastaj i thotë këtij shpirti të mirë: Futeni në Xhennet, paraqitnja atij vendin e tij në Xhennet dhe paraqitni atij lumturinë e begatinë të cilën i kam përgatitur, pastaj zbritne atë në tokë sepse prej saj i kam krijuar, në të do t'i kthejë dhe prej saj prapë do t'i nxjerri, pasha Atë që shpirti i Muhammedit është në dorën e Tij, ai (shpirti) urren të dalë nga aty më shumë se që urrente të dalë nga trupi i tij dhe thotë: Ku po më dërgoni, a në atë trup që kam qenë, i thonë: Ne jemi të urdhëruar që ta bëjmë atë, kështu që patjetër duhet të të ndodhë kjo. Zbresin me të brenda kohës së pastrimit dhe mbështjelljes me qefin dhe atë shpirtë e fusin në mes trupit dhe qefinëve"[99].**

Ky hadith argumenton se shpirti kthehet në mes të trupit dhe qefinëve, ky kthim është një lidhje tjetër me trupin nga ajo që ishte me të në dun'ja, poashtu është një lloj i ndërlidhjes tjetër nga ajo ndërlidhje që i ndodhë me të gjatë gjumit sepse ky është një rikthim i veçantë që kështu ai të pyetet.

Shejhul-Islam (Ibn Tejmije) tha: Hadithet e sakta të një pas njëshme argumentojnë kthimin e shpirtit në trup në momentin e sualit (pyetjes). Kurse thënia se pyetet trupi pa shpirtë është një thënie që e thanë një grupë njerëzish dhe atë e refuzuan xhumhuri (shumica e dijetarëve), kurse në anën e kundërt të tjerët thanë: Pyetja i bëhet vetëm shpirtit pa trup, të cilën thënie e thanë Ibn Murre dhe Ibn Hazmi dhe që të dy gabuan, sepse hadithet e sakta e refuzojnë atë dhe sikur suali t'i bëhej vetëm shpirtit ndërlidhja e varrit me shpirtin nuk do të kishte ndonjë veçanti.

Kjo mund të sqarohet gjatë përgjigjes në këtë problematikë:

**Thënia e pyetësit: Dënimi i varrit ndodhë mbi shpirtin dhe trupin, apo mbi shpirtin pa trup, apo mbi trupin pa shpirtë dhe trupi a e shoqëron shpirtin gjatë begatisë e dënimit të tij apo jo?**

U pyet për këtë çështje Shejhul-Islam (Ibn Tejmije) dhe ne po përmendim thënien e tij. Ai tha: Dënimi dhe begatia i ndodhin shpirtit dhe trupit me pajtimin e Ehlus-Sunne vel-Xhemaah (pasuesve të vërtetë të Muhammedit (s.a.v.s.). Shpirti begatohet dhe dënohet i ndarë nga trupi, por begatohet dhe dënohet edhe i bashkuar me trupin dhe trupi i bashkuar me të, me këtë rast begatia dhe dënimi i ndodhin në këtë gjendje të bashkuar sikurse i ndodhë shpirtit pa trupin.

Sa i përket asaj se a ndodhë dënimi dhe begatia mbi trupin pa shpirtë? Në përgjigjjen e kësaj pyetje janë të njohura dy thënie të njohura të Ehlul-Hadithi ves-Sunne (njohësve të Hadithit dhe Sunnetit) e Ehlul-Kelamit (apologetikëve) dhe se në përgjigjjen ndaj kësaj çështjeje ekzistojnë disa thënie të vetmuara të cilat nuk janë të njohësve të Sunnetit e Hadithit. Thënia e atyre që thanë: Begatia dhe dënimi nuk i ndodhin përveçse shpirtit, ndërsa trupi nuk begatohet dhe nuk dënohet, është thënie e filozofëve të cilët refuzojnë ringjalljen e trupave, e të cilët janë pabesimtarë me pajtimin e të gjithë muslimanëve, të cilën thënie e thonë edhe shumë nga Ehlul-Kelami (apologetikët) në mesin e Mu'tezilëve[100] dhe të tjerë të cilët vërtetojnë

---

[99] **I dobët.** Sepse Hammad Ibn Kirat është I dobët, tha Ibn Hibbani: Nuk lejohet transmetimi nga ai, sepse ai vjenë me çudira.

[100] El-Mu'tezile: Është shkolla e parë e madhe e Ehlul-Kelamit (apologetikëve), e cila beson në mendje, mundohetë bëjë pëlqimin në mes mendjes dhe shpalljes, anojnë kah komentimi (te'vili) sat ë kenë mundësi, e cila gjë bëri që të ndodhë ndarja në mes tyre dhe selefit (të parëve) dhe Ehlus-Sunnetit. E themeloi atë Vasil Ibn Ata, kurse nga burrat më të mëdhenjë të atij drejtimi janë: Ebu Hudhejl dhe Ibrahim En-Nidham.

ringjalljen e trupave, por ata thonë: Nuk ndodhë kjo në Berzah (në varreza), por gjatë ringjalljes nga varret. Pra, ata refuzojnë vetëm dënimin e trupit në varr dhe thonë: Shpirtrat begatohen dhe dënohen në Berzah kurse kur të ndodhë Dita e Kijametit do të dënohet shpirti bashkë me trupin. Këtë thënie e kanë thënë edhe disa grupe të muslimanëve nga Ehlul-Kelami dhe Hadithi edhe të tjerët, atë e zgjodhën edhe Ibn Hazmi dhe Ibn Murre. Kjo thënie nuk është në mesin e tri thënieve të vetmuara, por ajo i bashkangjitet thënies së atyre që pranojnë dënimin e varrit, vërtetojnë ringjalljen dhe pranojnë ringjalljen e trupave e të shpirtrave, por ata për dënimin e varrit kanë tri thënie:

**Thënia e parë:** Ai ndodhë vetëm me shpirtin.

**Thënia e dytë:** Ai ndodhë mbi shpirtin dhe mbi trupin përmes tij.

**Thënia e tretë:** Ai ndodhë vetëm mbi trupin, kësaj mund t’i bashkohet thënia e dytë, e që është thënia e atyre që vërtetojnë dënimin e varrit dhe që thonë se shpirti është vetë jeta, kështu që e vetmuar mbetët thënia e atyre që refuzuan dënimin e trupave përgjithësisht dhe e atyre që refuzuan dënimin e shpirtit përgjithësisht. Nëse thëniet e vetmuara mbesin tri, atëherë thënia e dytë e vetmuar është thënia e atyre që thonë: Shpirti në vetvete nuk begatohet dhe nuk dënohet, por shpirti është vetë jeta, e këtë e thonë disa grupe të Ehlul-Kelamit në mesin e Mu’tezilëve dhe El-Esharive, si p.sh. gjykatësi Ebu Bekr dhe të tjerët, të cilët refuzojnë që shpirti mbetët pas ndarjes nga trupi, e kjo është një thënie e pavërtetë të cilën ia refuzuan disa shokë të tij si Ebul-Meali El-Xhuvejni dhe të tjerët. Mirëpo, është vërtetuar me Kur’an e Sunnet dhe me pëlqimin e Ummetit se shpirti vazhdon të begatohet apo të dënohet edhe pas ndarjes së tij nga trupi, dhe se filozofët besimtarë e besojnë këtë, por ata refuzojnë ringjalljen e trupave, kurse këta besojnë në ringjalljen e trupave, por refuzojnë kthimin e shpirtrave, begatinë dhe dënimin e tyre pa trupa, e që të dy thëniet janë të devijuara (të humbura), por thënia e filozofëve është më larg nga thëniet e grupeve islame edhe pse mund t’i pëlqejë ata në këtë ata që besojnë se janë të kapur për fenë Islame, madje edhe ata që mendojnë se janë njohës të mirë, sufistët, ata të hakikatit dhe kelamit (apologetikë).

Thënia e tretë e vetmuar është thënia e atyre që thonë: Në Berzah nuk ka as begati dhe as dënim dhe kjo nuk ndodhë deri në ndodhjen e Kijametit të madh, të cilën gjë e thanë disa nga El-Mu’tezilët dhe të ngjashëm me ta të cilët refuzojnë dënimin dhe begatinë e varrit duke u mbështetur në atë se shpirti nuk mbetet pas ndarjes nga trupi, dhe se trupi as nuk begatohet e as nuk dënohet. Pra, të gjitha këto grupe janë në devijim rreth çështjes së Berzahut, por në të njjejtën kohë janë më të mirë se filozofët sepse këta besojnë në Kijametin më të madh (Ditën e ringjalljes).

**KAPITULL**

Pasi që t’i keshë kuptuar këto thënie të pavërteta, dije se medhhebi (drejtimi) i të parëve të këtij ummeti dhe i imamëve të tij është se i vdekuri pas vdekjes së tij është në begati apo në dënim, dhe se kjo i ndodhë shpirtit dhe trupit të tij, si dhe shpirti i tij mbetet në begati apo në dënim edhe pas ndarjes nga trupi i tij, se ai bashkohet me trupin ndonjëherë dhe i ndodhë bashkë me të begatia e dënimi, pastaj kur të ndodhë Kijameti i madh rikthehen shpirtrat në trupa, ngriten prej varreve të tyre për të qëndruar para Zotit të botëve dhe se ringjallja e trupave është një çështje në të cilën janë pajtuar muslimanët, hebrenjët dhe të krishterët.

**KAPITULL**

Ne këtu vërtetojmë atë që përmendëm më herët, ndërsa hadithet për dënimin e varrit dhe pyetjen e Munkerit dhe Nekirit janë të shumta e të një pas njëshme (mutevatire) nga I Dërguari (s.a.v.s.) sikurse transmetohet në të dy librat Sahih nga Ibn Abbasi (r.a.) se I Dërguari (s.a.v.s.) kaloi pranë dy varreve dhe tha: **“Pronarët e këtyre dy**

**varreve janë duke u dënuar dhe nuk janë duke u dënuar për diçka të madhe** (sipas mendimit tuaj)**, njëri nga ata nuk pastrohej nga derdhja e ujit** (nevojës së vogël)**, kurse tjetri i barte fjalët", pastaj kërkoi një degë të njomë të cilën e ndau në dy pjesë dhe tha: "Ndoshta u lehtësohet atyre derisa të mos vyshken".**
Në Sahihun e Muslimit[101] transmetohet nga Zejd Ibn Thabiti (r.a.) i cili tha: I Dërguari ynë (s.a.v.s.) kaloi një ditë pranë një muri të Benin-Nexhxharëve derisa ishte mbi mushkën e tij, e ne ishim me të kur mushku i tij lakoi me të saqë gati e rrëzoi dhe aty vërejtëm se ishin varret e gjashtë, pesë, apo katër personave, tha: **"Kush i njeh pronarët e këtyre varreve"?** Një njeri tha: Unë. Ai tha: **"Kur kanë vdekur ata"?** Tha: Vdiçën në shirk (idhujtari). Ai tha: **"Vërtetë ky ummet sprovohet në varret e tyre dhe sikur të mos vdisnit do t'i lutesha All-llahut që t'ju mundësojë të dëgjoni atë që unë dëgjoj nga dënimi i varrit",** pastaj u kthye me fytyrë prej nesh dhe tha: **"Kërkoni strehim tek All-llahu nga dënimi i Zjarrit",** thanë: Kërkojmë strehim tek All-llahu nga dënimi i Zjarrit, pastaj tha: **"Kërkoni strehim tek All-llahu nga dënimi i varrit"**, ata thanë: Kërkojmë strehim tek All-llahu nga dënimi i varrit, pastaj tha: **"Kërkoni strehim tek All-llahu nga sprovat e hapta dhe ato të fshehta",** ata thanë: Kërkojmë strehim tek All-llahu nga sprovat e hapta dhe ato të fshehta, pastaj tha: **"Kërkoni strehim tek All-llahu nga sprova e Dexhxhallit",** ata thanë: Kërkojmë strehim tek All-llahu nga sprova e Dexhxhallit".
Poashtu në Sahihun e Muslimit[102] dhe në të gjitha Sunenet e tjera transmetohet nga Ebu Hurejre (r.a.) se I Dërguari (s.a.v.s.) tha: **"Kur ndonjëri nga ju përfundon teshehhudin e fundit** (gjatë uljes së fundit në Et-tehijjat) **le të kërkoj strehim tek All-llahu nga katër gjëra: Nga dënimi i Xhehennemit, nga dënimi i varrit, nga sprova e jetës e e vdekjës dhe nga sprova e Mesihud-Dexhxhallit".**
Gjithashtu në Sahihun e Muslimit[103] dhe te të tjerët transmetohet nga Ibn Abbasi (r.a.) se I Dërguari (s.a.v.s.) ua mësonte këtë lutje sikur suret e Kur'anit: **"O All-llah, unë te Ti kërkoj strehim nga dënimi i Xhehennemit, te Ti kërkoj strehim nga dënimi i varrit, te Ti kërkoj strehim nga sprova e jetës e e vdekjes dhe te Ti kërkoj strehim nga sprova e Mesihud-Dexhxhallit".**
Në dy Sahihët[104] transmetohet nga Ebu Ejubi (r.a.) se I Dërguari (s.a.v.s.) doli një ditë pas perëndimit të diellit dhe pasi që dëgjoi një zë tha: **"Disa hebrenjë po dënohen në varret e tyre".**
Poashtu në dy Sahihajnët[105] transmetohet nga Aishja (r.a.) e cila tha: Hyra te një plakë hebreje e hebrenjëve të Medinës e cila tha: Pronarët e varreve dënohen në varret e tyre. Tha: Unë e përgënjeshtrova dhe nuk pata dëshirë t'i besoj. Tha: Dola nga ajo dhe pasi që erdhë I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) i thashë: O I Dërguar i All-llahut, një plakë e hebrenjëve të Medinës, te e cila shkova, supozoi se banorët e varreve dënohen në varret e tyre dhe ai tha: **"Të vërtetën e ka thënë, ata dënohen me dënim të cilin e dëgjojnë të gjitha shtazët".** Aishja (r.a.) tha: Kurrë më nuk e pashë atë (s.a.v.s.) që në namaz të mos kërkonte strehim nga dënimi i varrit.

---

[101] E transmetoi Muslimi në "El-Xhenne" (67), Ahmedi në "El-Musned" (3/3, 233), Ibn Hibbani (785) dhe Ibn Ebi Shejbe në "El-Musannef" (3/373).
[102] E transmetoi Muslimi në "El-Mesaxhid" (130), Ebu Davudi (983), Ibn Maxhe (909), Ahmedi në "El-Musned" (2/237) dhe Darimiu (1/310).
[103] E transmetoi Muslimi në "El-Mesaxhid" (134), Nesaiu (8/284), Ebu Davudi (980), Tirmidhiu (3494), Ibn Maxhe (3840), Ahmedi në "El-Musned" (1/242, 258) dhe Maliku "El-Muvetta" (f. 215).
[104] E transmetoi Buhariu (1375), Muslimmi në "El-Xhenne" (69), Nesaiu (4/102) dhe Ahmedi në "El-Musned" (5/354, 417, 419).
[105] E transmetoi Buhariu (6366) dhe Muslimi në "El-Mesaxhid" (125).

Në Sahihun e Ibn Hibbanit[106] transmetohet nga Ummu Mubeshshiri (r.a.) se tha: Hyri tek unë I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) duke thënë: **"Kërkoni strehim tek All-llahu nga dënimi i varrit",** unë i thashë: O I Dërguar i All-llahut, a ka varri dënim? Tha: **"Ata dënohen në varret e tyre me një dënim që e dëgjojnë shtazët".**
Disa dijetarë thanë: Për këtë arësye në Egjipt dhe Sham shkonin njerëzit me shtazët e tyre kur ato fryheshin (apo kishin dhimbje na bark) te varret e hebrenjëve, të krishterëve dhe të dyfytyrshëve (munafikëve) si: Ismailitët, Nusajrit, Keramitët nga Beni Ubejdët dhe të tjerët. Pronarët e kuajve shkojnë te varret e tyre për këtë arsye sikurse shkojnë edhe te varret e hebrenjëve dhe të krishterëve. Tha: Kur kuajt dëgjojnë dënimin e varrit ai u shkakton frikë dhe temperaturë e cila u largon fryerjen.
Abdul-Hakk El-Eshhbili tha: Më tregoi fekihu Ebul-Hakem Berhani, i cili ishte dijetar dhe punëtor, se ata varrosen një të vdekur në fshatin e tyre në afërsi të Eshbilis dhe kur përfunduan varrosjen e tij u ulën në një anë dhe filluan të bisedojnë, e derisa një shtazë ishte duke kullotur aty afër ajo u nis me të shpejtë kah varri dhe e vendosi veshin e saj aty sikur dëgjonte diçka pastaj vrapoi duke ikur pastaj u kthhye te varri dhe e vendosi veshin e saj sikur po dëgjonte diçka, pastaj vrapoi duke ikur dhe këtë e veproi disa herë.
Ebul-Hakemi tha: Në atë moment mu kujtua dënimi i varrit dhe thënia e të Dërguarit (s.a.v.s.): **"Ata dënohen me dënim që e dëgjojnë shtazët".** Ai na e përmendi këtë rrëfim derisa ne dëgjonim nga ai librin e Muslimit kur lexuesi kishte arritur te thënia e të Dërguarit (s.a.v.s.): **"Ata dënohen me një dënim që shtazët e dëgjojnë".**
Ky dëgjim ndodhë nga zërat e atyre që dënohen. Hennad Ibnus-Sirrij në librin "Ez-Zuhd – Asketizmi" tha: Na tregoi Vekiu nga El-A'meshi nga Shekiku nga Aishja (r.a.) e cila tha: Hyra te një hebreje dhe ajo përmendi dënimin e varrit, por unë e përgënjeshtrova, kur erdhë I Dërguari (s.a.v.s.) ia përmenda atë dhe ai tha: **"Pasha Atë që shpirti im është në dorën e Tij, ata dënohen në varret e tyre sa që shtazët dëgjojnë zërat e tyre"[107].**
Them: Hadithet për pyetjen në varr janë të shumta, sikurse transmetohet p.sh. në dy Sahihat dhe Sunenet nga El-Bera Ibn Azibi se I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) tha: **"Kur muslimani pyetet në varrin e tij dhe ai dëshmon se nuk ka zot (të adhuruar) tjetër përveç All-llahut dhe se Muhammedi është I Dërguar i All-llahut, e ky është kuptim i thënies së All-llahut: *"All-llahu forcon ata që besuan me fjalën e fortë* (*të mirë*) *në jetën e kësaj bote edhe në botën tjetër..."* (Ibrahim : 27).** Ndërsa në një transmetim thuhet: **Ky ajet zbriti për dënimin e varrit, i thuhet atij: Kush është Zoti yt? Ndërsa ai thotë: All-llahu është Zoti im dhe Muhammedi është I Dërguari im, e kjo është thënia e All-llahut: *"All-llahu forcon ata që besuan me fjalën e fortë në jetën e kësaj bote edhe në botën tjetër...".***
Këtë hadith e tarnsmetuan shkruesit e Suneneve me senede të gjata sikurse u tha më herët.
Në atë hadith është përmendur qartë kthimi i shpirtit në trup dhe mbështjellja e e brinjëve të tij, e kjo është e qartë se dënimi ndodhë bashkë mbi shpirtin dhe trupin.
Të ngjashëm me hadithin e El-Beras (r.a.) ku përmendët marrja e shpirtit, pyetja në varr, begatia dhe dënimi, ka transmetuar edhe Ebu Hurejre (r.a.) dhe hadithi i tij

[106] E transmetoi Ibn Hibbani në "Mevaridudh-Dham'an" (787), Muslimi në "El-Xhenne" (67), Ahmedi në "El-Musned" (5/190) dhe Ibn Ebish-Shejbe në "El-Musannef" (3/373, 10/185, 190).
[107] E transmetoi Muslimi në "El-Mesaxhid" (123) dhe Ahmedi në "El-Musned" (6/205).

gjindet në El-Musned dhe në Sahihun e Ebi Hatimit[108] se I Dërguari (s.a.v.s.) tha: **“Kur i vdekuri të vendoset në varrin e tij ai i dëgjon të rrahurat e këpucëve kur njerëzit largohen nga varri i tij, nëse është besimtar namazi i qëndron te koka e tij, agjërimi në anën e djathtë të tij, zekati në anën e majtë të tij, kurse punët e mira si: Lëmosha, lidhja farefisnore, punët e mira dhe bëmirësia i qëndrojnë te këmbët e tij. I vie atij dënimi nga koka e tij, por namazi thotë: Nuk ka hyrje kah unë. Pastaj i vie dënimi nga ana e djathtë, por agjërimi thotë: Nuk ka hyrje nga ana ime. Pastaj i vie dënimi nga ana e majtë, por zekati thotë: Nuk ka hyrje nga ana ime. Pastaj i vie dënimi nga këmbët e tij, por punët e mira si lëmosha, lidhja farefisnore, punët e mira dhe bëmirësia i thonë: Nuk ka hyrja nga ana jonë. Atëherë i thuhet: Ulu dhe kur ai ulet i paraqitet dielli sikur është duke përënduar dhe i thuhet: Ky njeriu i cili ishte te ju, çfarë thua për të dhe çfarë dëshmon për të? Thotë: Më lejoni derisa të falem. I thonë: Ti do të falesh, por na trego për atë që po të pyesim, çfarë thua për këtë njeri që ishte te ju dhe çfarë dëshmon për të? Thotë: Dëshmoi se Muhammedi ishte I Dërguar i All-llahut dhe ai erdhë me të vërtetën nga All-llahu. I thonë: Në këtë jetove, në këtë vdiçe dhe në këtë do të ringjallesh, in sha All-llah, pastaj i hapet një derë për në Xhennet dhe i thuhet: Ky është vendi dhe ajo që All-llahu të ka përgatitur në të, kështu që atij i shtohet lakmia dhe gëzimi, pastaj i zgjerohet varri shtaëdhjetë kut, i ndriçohet ai, i kthehet trupi në gjendjen e mëparshme dhe i vendoset shpirti në Nesmetut-Tajjib, të cilët janë shpendë që ushqehen nga pemët e Xhennetit. Tha: Kjo është thënia e All-llahut të madhëruar: *“All-llahu forcon ata që besuan me fjalën e fortë ata që besuan në jetën e kësaj bote edhe në botën tjetër...”*,** kurse për pabesimtarin e përmendi të kundërtën e saj derisa tha: **“...pastaj i ngushtohet varri atij derisa i mbështillen brinjët atij dhe kjo është jeta e ngushtë për të cilën All-llahu i madhëruar thotë: *“...ai do të ketë jetë të ngushtë dhe në Ditën e Kijametit do ta ringjallim të verbër”* (Taha : 124).**

Në dy Sahihët[109] transmetohet nga Katade nga Enesi (r.a.) se I Dërguari (s.a.v.s.) tha: **“Kur i vdekuri të vendoset në varrin e tij dhe të largohen nga ai shokët e tij ai i dëgjon të rrahurat e këpucëve të tyre, atëherë i vien dy melekët të cilët e ulin dhe i thonë: Çfarë thoshe për këtë njeri Muhammedin? Sa i përket besimtarit ai thotë: Dëshmoj se ai ishte rob i All-llahut dhe I Dërguar i Tij. Tha: I thonë: Shiko vendin tënd në Zjarr të cilin ta ndërroi me një vend në Xhennet”.** I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) tha: **“I sheh të dy ato vende”.** Kurse Katedeja tha: Na është përmendur neve se i zgjerohet varri shtatëdhjetë kut dhe i mbushet ai me gjelbërim deri në Ditën e Ringjalljes, pastaj u rikthye te hadithi i Enesit dhe tha: **“Kurse pabesimtarit dhe munafikut** (dyfytyrshit) **i thuhet: Çfarë thoshe për këtë njeri? Kurse ai thotë: Nuk e di, e thosha atë që e thonin njerëzit. Ata i thonë: Nuk dite as nuk pasove pastaj i bien me një çekan të hekurit në mes të dy veshëve me ç’rast ai lëshon një bërtimë të cilën e dëgjon çdo gjë në mes të Lindjes dhe Perëndimit përveç njerëzve e xhindëve”.**

Në Sahihun e Ebi Hatimit[110] transmetohet nga Ebu Hurejre (r.a.) se I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) tha: **“Kur të varroset ndonjëri nga ju apo njeriu i vien dy melekë**

---

[108] **I saktë.** E transmetoi Ahmedi në “El-Musned” (2/337, 445) dhe Ibn Hibbani në Sahihun e tij, si dhe “Mevaridudh-Dhhama’an” (781).

[109] E transmetoi Buhariu (1338), Fet’hul-Bari (3/244) dhe Muslimi në “El-Xhenne” (70).

[110] **I saktë.** E transmetoi Ibn Ebi Hatimi në Sahihun e tij në “Mevaridudh-Dham’an” (780). Nuk kam gjetur asgjë për Omer Ibn Muhammed El-Hemdanin, kurse transmetuesit e tjerë janë të besueshëm. E transmetoi edhe Tirmidhiu (1071) dhe tha: ky është hadith I mirë, garib.

**të zinjë e të kaltër të cilët quhen: Munker dhe Nekir dhe ata i thonë: Çfarë thoshe për këtë njeri Muhammedin (s.a.v.s.)? Kurse ai thotë atë që thoshte, nëse është besimtar thotë: Ai është rob i All-llahut dhe I Dërguar i Tij, dëshmoj se nuk ka zot tjetër përveç All-llahut dhe dëshmoj se Muhammedi është rob dhe I Dërguar i Tij. Ndërsa ata i thonë: Ne e dinim se ti e thoshe këtë. Pastaj i zgjerohet varri shtëdhjetë kut në shtatëdhjetë kut, i ndriçohet ai dhe i thuhet: Flej. Kurse ai thotë: Të kthehem te familja dhe pasuria ime e t'i lajmëroj, por ata i thonë: Flej si fjetja e dhëndrrit të cilin nuk e zgjojnë përveçse më të dashurit e familjes së tij, kështu derisa ta ringjallë atë All-llahu nga vendshtrirja e tij. Ndërsa nëse është munafik** (dyfytyrësh) **thotë: Nuk e di, i dëgjoja njerëzit duke thënë diç edhe unë thoja ashtu, kurse ata i thonë: Ne e dinim se ti e thoshe atë, pastaj i thuhet tokës: Tubohu mbi të dhe ajo i bashkohet derisa t'ia mbështjellë brinjët e tij dhe ai vazhdon të dënohet kështu derisa ta ringjallë All-llahu nga vendshtrirja e tij".** Ky hadith, pra, është i hapët për dënimin e trupit.

Nga Ebu Hurejre (r.a.) transmetohet se I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) tha: **"Kur besimtarit i afrohet vdekja i vien melekët me një pëlhurë mëndafshi të bardhë dhe thonë: Dil o shpirtë i mirë, i kënaqur dhe të gëzuar në ty në një qetësi, në furnizim të mirë dhe te Një Zot që nuk është i hidhëruar, atëherë ai del me një aromë më të mirë se misku derisa edhe melekët e marrin nëpër duart e tyre derisa të vinë te dera e qiellit ku thonë: Sa e mirë që është kjo aromë që u ka ardhur prej tokës, i afrohen atij shpirtrat e besimtarëve, e ata janë më të gëzuar me të se sa ndonjëri nga ju me ardhjen e atij që ju ka munguar dhe e pyesin: Çfarë ka bërë filani? Melekët thonë: Lene atë të pushoj sepse ai ishte në preokupimin e dun'jas. Por nëse ai (shpirti i të vdekurit) u thotë: Ai ka ardhur te ju (ka vdekur)! Atëherë ata thonë: Ai qenka kedhur me kokën e tij në El-Havije (Xhehennem). Kurse kur pabesimtarit i afrohet vdekja i vien melekët e dënimit me një pëlhurë të trashë dhe i thonë: Dil i hidhëruar në ty në dënim të All-llahut, kurse ai del me një erë më të keqe se të coftinës dhe e dërgojnë te shpirtrat e pabesimtarëve".** E transmetoi Nesaiu (4/8), El-Bezzari dhe Muslimi të shkurtuar në "El-Xhenne" (75).

Atë hadith e transmetoi edhe Ebu Hatimi në Sahihun e tij dhe tha: **"Kur besimtarit i afrohet vdekja i vien atij melekët e mëshirës, pasi që ta marrin atë e vendosin në një pëlhurë mëndafshi të bardhë, e bartin atë deri te dera e qiellit dhe thonë: Nuk kemi nuhatur erë më të mirë se sa kjo. I thonë (shpirtrat e të vdekurve): Çfarë ka bërë filani? Çfarë ka bërë filan'ja? U thuhet: Lene të pushojë sepse ai ishte në preokupim të dun'jas. Kurse kur pabesimtarit ia marrin shpirtin ia dërgojnë atë në tokë dhe rojet e tokës thonë: Nuk kemi nuhatur erë më të keqe se sa kjo dhe e dërgojnë atë në tokën më të ulët"[111].**

Transmetoi Nesaiu në Sunenin e tij në hadithin e Abdullah Ibn Omerit (r.a.) se I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) tha: **"Ky, për të cilin u dridh Arshi, iu hapen dyert e qiellit dhe dëshmuan xhenazen e tij shtatëdhjetë mijë melekë, e shtrëngoi varri me një shtrëngim dhe pastaj e liroi".** Nesaiu tha: Kishte për qëllim Sa'd Ibn Muadhin (r.a.).

---

[111] **I saktë.** E transmetoi Hakimi në "El-Mustedrek" (1/353), e përmendi Ibn Kethiri në tefsirin e tij (4/216) dhe Ez-Zubejdi në "Ithafus-Sadetil-Muttekin" (10/266).

Poashtu u transmetua në një hadith nga Aishja (r.a.) se I Dërguari (s.a.v.s.) tha: **"Varri ka një shtrëngim dhe sikur dikush të shpëtonte do të shpëtonte nga ai Sa'd Ibn Muadhi".** E transmetoi nga hadithi i Shu'bes[112].
Hennad Ibnus-Sirriu tha: Na tregoi Muhammed Ibn Fudajli nga babai i tij nga Ibn Ebi Melike i cili tha: Nuk ka shpëtuar nga shtrëngimi ivarrit askush, e as Sa'd Ibn Muadhi, një faculetë e të cilit është më e vlefshme se sa krejt bota dhe çfarë ka në të[113].
Tha: Na tregoi Abedetu nga Ubejdil-lah Ibn Omer nga Nafiu i cili tha: Më ka arritur se kanë dëshmuar xhenazen e Sa'd Ibn Muadhit shtatëdhjetë mijë melekë, të cilët kurrrë nuk kanë zbritur në tokë dhe më ka arritur se I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) tha: **"Ky, shoku juaj, është shtrënguar me një shtrëngim në varr"[114].**
Ali Ibn Ma'bedi tha: Na tregoi Ubejdil-lahi nga Zejd Ibn Ebi Enise nga Xhabiri nga Nafiu i cili tha: Shkuam te Safia Bintu Ebi Ubejd, e cila ishte gruaja e Abdullah Ibn Omerit (r.a.) e cila ishte e frikësuar dhe ne i thamë: Ç'është me ty? Tha: Erdha nga disa gra të Dërguarit (s.a.v.s.) të cilat më thanë se I Dërguari (s.a.v.s.) tha: **"Sikur dikush të lirohej nga dënimi i varrit do të lirohej Sa'd Ibn Muadhi, i cili u shtrëngua me njjë shtrëngim"[115].**
Na tregoi Mervan Ibn Muavije nga El-Ala Ibnul-Musejjibi nga Muavijetul-Abesiu nga Zadhan Ibn Amri[116] i cili tha: Kur I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) e varrosi vajzen e tij u ulë te varri i saj e me atë rast i ndryshoi ngjyra e fytyrës së tij dhe pastaj u qetësua, kurse shokët e tij i thanë: E pamë fytyrën tënde më herët, por pastaj u qetësove, e ai (s.a.v.s.) tha: **"E kujtova vajzen time dhe dobësinë e saj dhe kujtova dënimin e varrit, kështu që i'u luta All-llahut dhe Ai e liroi atë, pasha All-llahun, ajo u shtrëngua me një shtrëngim të cilin e dëgjuan çdo gjë në mes Lindjes dhe Perëndimit"[117].**
Na tregoi Shuajbi nga Ibn Dinari nga Ibrahim El-Ganeviu nga një njeri i cili tha: Isha tek Aishja (r.a.) në momentin kur kaloi një xhenaze e një fëmiu dhe ajo qajti, kurse unë i thashë: Çfarë të bën të qashë, oj nëna e besimtarëve? Ajo tha: Qajta për këtë fëmijë nga mëshira për të nga shtrëngimi i varrit[118].
Është e ditur se e gjithë kjo ndodhë me trupin përmes shpirtit.

**KAPITULL**

Pra, sikurse është kjo nga rivendikimet e hadititheve të sakta është edhe çështje në të cilën janë pajtuar Ehlus-Sunneti.
El-Mervizi tha: Ebu Abdullahu tha: Dënimi i varrit është realitet të cilin nuk e mohon përveç ndonjë i humbur apo i devijuar.
Hanbeli tha: E pyeta Ebu Abdullahun për dënimin e varrit dhe ai tha: Këto janë hadithe të sakta të cilat i besojmë dhe i vërtetojmë, si dhe çdo gjë që vie nga I Dërguari (s.a.v.s.) me transmetim të mirë ne e vërtetojmë atë. Nëse ne nuk vërtetojmë atë që ka ardhur nga I Dërguari (s.a.v.s.), e largojmë dhe e refuzojmë atë, në dorën e All-llahut është çështja e tij, All-llahu i madhëruar thotë: *"Çka t'ju jep I*

---

[112] **I saktë.** E transmetoi Ahmedi në "El-Musned" (6/55, 98) dhe e përmendi Hejthemiu në "Mexhmeuz-Zevaid" (3/46) dhe transmetuesit e tij janë të besueshëm.
[113] **I saktë.** E transmetoi Ahmedi në "El-Musned" (6/55, 98).
[114] **I saktë.** Me dëshmitë e tij. E transmetoi Ibn Sa'di në "Et-Tabekat" (3/2/9) dhe Taberani në "El-Kebir" (10/406).
[115] **I dobët.** E përmendi Hejthemiu në "Mexhmeuz-Zevaid" (3/47), të cilin ia përshkruajti Taberanit në "El-Evset", e hadithi është mursel (I ngritur) dhe në zingjirin e tij ka të tillë që nuk I njoh.
[116] Kështu është në original, ndoshta është Zadhani nga Omeri, apo nga Ibn Omeri.
[117] **Mursel (I ngritur).** E ngriti Zadhani nga I Dërguari (s.a.v.s.). E transmetoi atë Ez-Zubejdi në "It'hafus-Sadetil-Muttekin" (10/423) dhe Sujutiu në "El-Leali" (2/231).
[118] **I dobët.** Aty gjindet një njeri pa emër.

*Dërguari, atë merrnie...”* (El-Hashr : 7), i thashë: Dënimi i varrit a është realitet? Tha: Është realitet dhe ata dënohen në varre. Tha: E dëgjova poashtu Ebu Abdullahun duke thënë: Ne besojmë në dënimin e varrit, në Munkerin dhe Nekirin dhe se robi do të pyetet në varrin e tij, e ajeti: *“All-llahu forcon ata që besuan me fjalën e fortë ata që besuan në jetën e kësaj bote edhe në botën tjetër...*” ka të bëjë me varrin.
Ahmed Ibnul-Kasimi tha: I thashë o Ebu Abdullah, a beson në Munkerin dhe Nekirin dhe në atë që transmetohet për dënimin e varrit? Tha: SubhanAll-llah (i lartë e i pastër është All-llahu), po e vërtetojmë atë dhe e themi. I thashë: Këta emra Munker dhe Nekir i thua kështu apo dy melekë? Tha: I them Munker dhe Nekir. I thashë: Po thonë se në hadith nuk thuhet Munker dhe Nekir? Kurse ai tha: Ata janë ashtu, d.m.th. Munker dhe Nekir.
Kurse sa i përket thënieve të bidatxhinjëve (risimtarëve) dhe të të humburve të cilat i thanë Ebul-Hudhejl dhe El-Merisi se: Ai që zhveshet nga imani do të dënohet në mes dy fryerjeve të Sur-it dhe se dënimi i varrit ndodhë në atë kohë, themi se El-Xhubaiu dhe djali i tij El-Belhi vërtetuan dënimin e varrit, por ata e mohuan atë nga besimtarët dhe ia vërtetuan pabesimtarëve që qëndrojnë përgjithmonë në Xhehennem dhe të prishurve që i pëlqyen bazat e tyre.
Poashtu shumë nga El-Mu’tezilët thanë: Nuk lejohet që melekët e All-llahu të quhen Munker dhe Nekir (të urrejtur), por Munker është gjendja e atij që belbëzon kur ai pyetet, kurse Nekir është qortimi i dy melekëve.
Es-Salihiu tha: Dënimi i varrit i ndodhë besimtarit pa kthimin e shpirtrave në trupa kurse i vdekuri lejohet që të ndijë dhimbje, të ketë ndjenja dhe të dijë pa shpirt, këtë e thanë disa nga Keramitët.
Ndërsa disa nga El-Mu’tezilitë thanë: All-llahu i madhëruar i dënon të vdekurit në varret e tyre dhe i çpikë dhimbjet në ta pa e ndirë ata, pastaj kur të ringjallen i gjejnë dhe i ndiejnë ato dhimbje. Thanë: Puna e të dënuarve në mesin e të vdekurve është si puna e të dehurit dhe atij që i ka humbur vetëdija, e sikur të goditen ata nuk ndiejnë dhimbje, por kur tu kthehet atyre mendja e ndiejnë dhimbjen e goditjes.
Një grup nga ata refuzuan dënimin e varrit tërësisht siç është rasti me Dirar Ibn Amrin, Jahja Ibn Kamilin, e kjo është thënia e El-Merisit dhe këto janë thëniet e të poshtëruarve dhe të devijuarve.
**KAPITULL**
Atë që duhet ditur është edhe se dënimi i varrit është dënimi i Berzahut, pra të gjithë ata që kanë vdekur duke merituar dënimin do ta arrinë pjesën e tij pa marrë parasyshë se a është varrosur apo nuk është varrosur, e kanë ngrënë egërsirat apo është djegur derisa është bërë hi i shpërndarë në ajr, apo është kryqëzuar, apo është fundosur në det, në të gjitha këto raste shpirti dhe trupi i tij do të arrijnë dënimin i cili arrinë në varre.
Në Sahihun e Buhariut[119] transmetohet nga Semurete Ibn Xhundubi se tha: Kur I Dërguari (s.a.v.s.) falte ndonjë namaz kthehej me fytyrë kah ne dhe thoshte: **“Kush nga ju ka parë sonte ndonjë ëndërr”?** Tha: Nëse dikush kishte parë ndonjë ëndërr e tregonte atë dhe ai thoshte: **ma sha All-llah** (çfarë All-llahu dëshiroi). Një ditë na pyeti dhe tha: **“A ka parë dikush nga ju ndonjë ëndërr”?** Tham: Jo. Ndërsa ai tha: **“Por unë pashë në ëndërr mbrëmë sikur më erdhën dy burra të cilët më morën për duart e mia dhe më dërguan në Tokën e Shenjtë** (Mesxhidul-Aksa)**, aty pashë një njeri të ulur dhe një tjetër duke qëndruar në këmbë, në dorën e tij mbante grepa të hekurit të cilët i fuste në nofullën e atij** (që ishte ulur) **derisa**

[119] E transmetoi Buhariu (1368), Fet’hul-Bari (3/265), Muslimi në “Err-Rru’ja” (17), Ebu Davudi në “Es-Sunne” (8), Tirmidhiu (2287) dhe Ahmedi në “El-Musned” (5/14).

**arrinte fundin e qafës së tij, kështu vepronte edhe me nofullën tjetër të tij. Derisa ai bënte këtë, nofulla e parë shërohej derisa ky e përsëriste veprimin. Thashë: Ç'është kjo? Më thanë: Vazhdo. Vazhduam derisa arritëm deri te një njeri i shtrirë në shpinë dhe një njeri ngritur mbi kokën e tij me një gur me të cilin ia shtypte kokën, kur i binte atij rrotullohej guri dhe ky lëshohej mbrapa tij që ta zë dhe ende pa u kthyer tek ky i rikthehej koka në gjendje normale dhe ai ia përsëriste veprimin. Thashë: Ç'është kjo? Më thanë: Vazhdo. Vazhduam derisa arritëm tek disa vrima si të furrës, lartë ishin të ngushta kurse poshtë të gjëra në të cilën ndizej zjarri, kur zjarri iu ofrohej ngriteshin gati sa dilnin nga ai vend, kur zjarri pushonte ata riktheheshin aty, në të kishte burra dhe gra lakuriq. Thashë: Ç'është kjo? Më thanë: Vazhdo. Vazhduam derisa arritëm tek një lumë prej gjaku, në të kishte një njeri kurse në breg të lumit qëndronte një njeri që afër vete kishte gurë, kur ky që ishte në lum i afrohej dhe tentonte të dilte nga ai, njeriu që ishte në breg e gjuante me gurë në gojën e tij dhe e rikthente ku ishte, kështu çdo herë kur mundohej të dilte ai e gjuante me gurë në gojën e tij dhe ai rikthehej aty ku ishte. Thashë: Ç'është kjo? Më thanë: Vazhdo. Vazhduam derisa arritëm tek një kopsht i gjelbër. Në të ishte një pemë e madhe, tek rrënjët e saj qëndronin një plak dhe disa fëmijë kur aty afër pemës ishte një njeri qëpranë vetes kishte zjarrë, të cilin e ndizte. Më ngritën mua në pemë dhe më futën në një shtëpi që nuk kisha parë më të mirë asnjëherë, në të kishte pleq, të rinjë, gra dhe fëmijë, pastaj më nxorën nga aty dhe më futën në një shtëpi që ishte edhe më e mirë, aty kishte pleq dhe të rinjë. Thashë, sonte më sollët deri këtu, më tregoni se çka pashë?" Më thanë: "Po, atë që pe duke ia shkyer nofullat është gënjjeshtari që shpikë një gënjeshtër e ajo arrinë horizontet, me të veprohet ashtu siç vërejte deri në Ditën e Kijametit. Njeriun që pe duke iu shtypur koka është personi që All-llahu ia mësoi Kur'anin por ai e la atë duke fjetur natën dhe duke mos vepruar me të ditën, ashtu veprohet me të deri në Ditën e Kijametit. Ata që pe në vrimat** (e zjarrit) **janë prostitutët. Ata që pe në lumë janë ngrënësit e kamatës. Plaku që ishte tek rrënja e pemës ishte Ibrahimi (alejhis-selam), kurse fëmijët rreth tij ishin fëmijët e njerëzve. Ai që ndizte zjarrin është Maliku, mbikëqyrës i zjarrit. Shtëpia e parë në të cilën hyre është shtëpia e besimtarëve në përgjithësi, kurse kjo shtëpi është shtëpia e shehidëve. Unë jam Xhibrili kurse ky është Mikaili. Ngrite kokën tënde. E ngrita kokën kur ja mbi mua qëndronte diç si retë. Më thanë: Aty është shtëpia jote. U thash: "Më lejoni të hyjë në shtëpinë time". Më thanë: "Ty të ka mbetur jetë që ende nuk e ke plotësuar, kur ta plotësosh atë do të hyshë në shtëpinë tënde".**

Ky pra, është një citat i qartë për dënimin e varrit sepse ëndërrat e pejgamberëve janë shpallje ta sakta sipas gjendjes reale.

Tahaviu[120] përmendi nga Ibn Mes'udi (r.a.) se I Dërguari (s.a.v.s.) tha: **"U urdhërua që një rob i All-llahut të goditet në varrin e tij me njëqind kamxhik, ai vazhdoi të lutet derisa iu bë një dhe pastaj iu mbush varri me zjarrë, e kur dënimi iu largua dhe atij iu kthye vetëdija, tha: Përse më goditët me kamxhik? I thanë: Ti e ke falur një namaz pa abdest dhe ke kaluar pranë një njeriut që i bënin padrejtësi dhe nuk i ndihmove".**

[120] **I dobët.** E transmetoi Tahaviu në "Mushkilul-Athar" (f. 231), Ibn Abdul-Birri në "Et-Temhid" (4/239), ndërsa në transmetimin e Tahaviut gjindet Fehd Ibn Sulejman.

Bejhekiu[121] përmendi hadithin e Err-Rrebi'ë Ibn Enesit nga Ebil-Alije nga Ebu Hurejre (r.a.) se I Dërguari (s.a.v.s.) në këtë ajet: *"Pa të meta është Lartmadhëria e Atij që robin e Vet e kaloi në një pjesë të natës..."*(El-Isra : 1), tha se atij i erdhë një kali me të cilin ai u bartë dhe tha: **Çdo hap i tij vendosej larg sa shikimi i tij dhe me të shkoi Xhibrili (a.s.), me atë rast kaluan pranë disa njerëzve të cilët mbillnin dhe korrnin brenda një dite dhe sa herë që korrnin rikthehej e njejta gjendje, tha: O Xhibril, kush janë këta? Tha: Ata janë Muxhahidinët** (luftëtarët) **në rrugën e All-llahut të cilëve u shumfishohet një e mirë me shtatqindë të mira: *"...e çfarëdo që ju shpenzoni, Ai do ta kompenzojë atë dhe Ai është Furnizuesi më i mirë"*** (Sebe' : 39). **Pastaj kaloi pranë disa njerëzve të cilëve u shtypeshin kokat me guri, sa herë që ato shtypeshin ktheheshin prap në të njejtën gjendje dhe kjo veprohej me ta pandërprerë. Tha: O Xhibril, kush janë këta? Tha: Këta janë ata të cilët kanë prituar t'i vendosin kokat e tyre në namaz** (në sexhde, nuk janë falur)**. Tha: Pastaj kaluan pranë disa njerëzve të cilët në anën e tyre të parparme** (në avret) **dhe në anën e tyre të mbrapme kishin pëlhurë, vraponin sikur vrapojnë shtazët mbi barishtat helmuese, mbi pemën e Zekkumit dhe mbi gacat e gurët e Xhehennemit, tha: Kush janë këta, o Xhibril? Tha: Këta janë ata të cilët nuk i kryejn obligimet e pasurisë së tyre** (zeqatin) **e All-llahu nuk u ka bërë padrejtësi dhe All-llahu nuk është mizorë ndaj robëve të Tij. Pastaj kaluan pranë disa njerëzve të cilët kishin pranë vete mish të pjekur dhe mish të prishur, por ata filluan të hanë mishin e prishur dhe ta lënë mishin e pjekur dhe të mirë, tha: O Xhibril, kush janë këta? Tha: Ky është njeriu i cili e lenë gruan e tij e cila është e mirë dhe e lejuar, e shkon te gruaja e keqe** (lavirja) **dhe flen me të deri në agim. Pastaj kaloi pranë një druri në rrugë të cilin e gjuante çdo gjë që kalonte pranë tij, All-llahu i madhëruar thotë: *"Mos zini pusi në çdo rrugë e të kërcënoheni..."***(El-A'rafë : 86). **Pastaj kaloi pranë një njeriu i cili kishte tubuar një grumbull të madh drunjësh, të cilin ai nuk kishte mundësi ta barte, megjithëatë ai i shtonte atij, tha: O Xhibril, kush është ky? Tha: Ky është një njeri nga ummeti yt i cili ka marrë një emanet** (detyrë, porosi, etj) **që nuk ka mundësi ta kryej, megjithatë ai i shton asaj.**

**Pastaj kaloi pranë disa njerëzve që u shkëputnin buzët e tyre me dana prej hekuri sa herë që ato shkëputnin, prap riktheheshin në të njejtën gjendje dhe kështu veprohej me ta pandërpre, tha: O Xhibril, kush janë këta? Tha: Këta janë ligjëruesit e fitnes** (që kanë larguar njerëzit nga rruga e All-llahut)**. Pastaj kaloi pranë një guri të vogël nga i cili dilte një dritë e madhe kurse ajo dritë tentonte të hyjë nga kishte dalur, por nuk kishte mundësi, tha: Ç'është kjo o Xhibril? Tha: Ky është njeriu i cili flet një fjalë për të cilën pendohet dhe pastaj dëshiron ta kthej atë, por nuk mundet.** Dhe kështu e përmendi hadithin.

Poashtu Bejhekiu[122] përmendi në hadithin e Isras duke transmetuar nga Ebu Seid El-Huderiu se I Dërguari (s.a.v.s.) tha: **"U ngritën unë dhe Xhibrili i cili kërkoi që të hapet qielli, aty pamë Ademin si në pamjen në atë ditë që është krijuar nga All-llahu, atij i shfaqeshin shpirtrat e pasardhësve të tij besimtarë dhe thoshte: Shpirtë i mirë dhe frymë e mirë, vendoseni atë në Il-lijjun, pastaj i shfaqeshin shpirtrat e pasardhësve të tij të prishur dhe thoshte: Shpirtë i keq dhe frymë e**

[121] **I dobët.** E transmetoi Bejhekiu në "Delailun-Nubuvve". Ibn Hibbani tha: njerëzit kanë kujdes nga hadithi I Err-Rrebi' Ibn Enesit kur transmeton nga Ebi Xha'fer Err-Rraziut sepse në hadithet e tij nuk ka stabilitet.

[122] **I dobët.** E përmendi Ibn Kethiri në tefsirin e tij dhe ia përshkruajti Bejhekiut në "Delailun-Nubuvve", si dhe aty gjindet Ebu Harun El-Abediu rreth të cilit janë pajtuar se është I dobët.

**keqe, vendoseni atë në Sixhxhin, pastaj vazhdova më tutje, e aty pashë një enë me mish të freskët pran të cilës nuk ishte askush dhe pashë një enë tjetër me mish që kishte erë të qelbur dhe nga ajo hanin disa njerëz, thashë: O Xhibril, kush janë këta? Tha: Këta janë ata të cilët e lënë hallallin ndërsa e veprojnë haramin, tha: Pastaj vazhdova më tutje, aty pashë disa njerëz me barqe sa shtëpia sa herë që ngriteshin ata rrëzoheshin dhe thonin: O All-llah, mos e bën Kijametin, tha: Ata ishin në rrugën e ushtrisë së Faraonit, tha: Kur ata kalonin aty pari, i shkelnin ata dhe fillonin të bërtasin, thashë: O Xhibril, kush janë këta? Tha: Këta janë: *"Ata që e hanë kamatën, ata nuk ngriten ndryshe vetëm se si ngritet ai i çmenduri nga të prekurit e djallit..."*** (El-Bekare : 275). **Tha: Pastaj vazhdova më tutje, e aty pashë disa njerëz që buzët e tyre i kishin si buzët e deveve dhe kur i hapnin gojët e tyre u hedhej zjarrë, pastaj zjarri u dilte nga mbrapa, i dëgjova ata duke bërtitur dhe thashë: Kush janë këta? Tha: Këta janë ata që hanë pasuritë e jetimëve mizorisht. Pastaj vazhdova më tutje, e aty pashë disa gra të ngjitura për xhinjët e tyre dhe i dëgjova ato duke bërtitur, thashë: Kush janë këto? Tha: Këto janë prostitutet. Pastaj vazhdova më tutje, e aty pashë disa njerëz të cilëve u shkëputej mishi nga trupi i tyre dhe u futej në gojë duke u thënë: Ha ashtu si e haje mishin e vëllaut tënd, thashë: Kush janë këta? Tha: Ofenduesit e ummetit tënd".** Pastaj e përmendi hadithin në përgjithësi.
Në Sunenin e Ebu Davudit[123]nga Enes Ibn Maliku (r.a.) transmetohet se I Dërguari (s.a.v.s.) tha: **"Kur më ngritën mua në qiell kalova pranë disa njerëzve të cilët kishin thonjë të bakrit me të cilët gërvishnin fytyrat dhe gjoksat e tyre, thashë: O Xhibril, kush janë ata? Tha: Janë ata të cilët hanë mishrat e njerëzve** (duke bërë gibet dhe duke bartur fjalët) **dhe prekun intimitetet e tyre".**
Ebu Davud Et-Tajalesi[124] në Musnedin e tij tha: Na tregoi Shu'beja nga El-A'meshi nga Muxhahidi nga Ibn Abbasi (r.a.) se I Dërguari (s.a.v.s.) kaloi pranë dy varreve dhe tha: **"Ata dënohen për diçka që nuk është e madhe** (në shikim tuaj)**, njëri prej tyre hante mishrat e njerëzve kurse tjetri ishte bartës i fjalëve. Pastaj e kërkoi një degë të cilën e ndau në dy pjesë dhe njërën pjesë e vendosi mbi njërin varr kurse pjesën tjetër mbi varrin tjetër dhe tha: Ndoshta u lehtësohet atyre dyve përderisa janë degët të njoma".**
Dijetarët dhanë mendime të ndryshme rreth këtyre dy personave se a ishin pabesimtarë apo besimtarë? Disa thanë se ishin pabesimtarë dhe fjala e tij (s.a.v.s.) se **nuk po dënohen për diçka të madhe** ka për qëllim duke iu bashkangjitur edhe mosbesimit dhe idhujtarisë së tyre, ata thanë: Argument për këtë është se dënimi nuk u është hequr tërësisht por vetëm u është lehtësuar, poashtu ai u është lehtësuar vetëm gjatë kohës sa degët të jenë të njoma dhe sikur ata të ishin besimtarë do të ndërmjetësonte për ta I Dërguari (s.a.v.s.) e do të lutej për ta, kështu që dënimi do tu heqej me ndërmjetësimin e tij. Në disa transmetime të këtij hadithi përmendet se ata ishin dy pabesimtarë, se ai dënim ishte shtesë e dënimit të tyre për shkak të mosbesimit e gjynaheve të tjera dhe se kjo është argumment se pabesimtari dënohet për mosbesimin dhe të gjitha gjynahet e tij. Ky është mendim i Ebul-Hakem Ibn Berhanit.
Të tjerët thanë: Ata dy ishin muslimanë si shkak i mohimit të shkaqeve të tjera, përveç atyre dyve që u përmendën nga I Dërguari (s.a.v.s.) dhe si shkak i thënies së tij: **Dhe ata nuk po dënohen për diçka të madhe** kurse mosbesimi dhe idhujtari janë gjynahet më të mëdha në përgjithësi, pastaj I Dërguari (s.a.v.s.) nuk obligohet

[123] **I saktë.** E transmetoi Ebu Davudi (4878), El-Mishkah (5046), Ibn Kethiri në tefsirin e tij (5/8, 7/361) dhe Albani tha se është I saktë në "Hadithet e sakta" (533).
[124] **I saktë.** E transmetoi Ebu Davud Et-Tajalesi (2446).

që të ndërmjetësoj për çdo musliman i cili dënohet në varrin e tij për ndonjë krim të tij. Ai na tregoi për **pronarin e batanijes**[125] i cili u vra në Xhihad se batanija e tij po i ndizet zjarr në varrin e tij edhe pse ai ishte musliman dhe Muxhahid dhe nuk është vërtetuar se ai përmendi këtë shprehje "se ata ishin dy pabesimtarë", po edhe sikur të është e saktë, e që rasti nuk është i tillë, do të ishte thënie e disa transmetuesve, All-llahu e di më së miri. Ky mendim është zgjedhje e Ebu Abdullah El-Kurtubiut.

**ÇËSHTJA E SHTATË**

**ËSHTË THËNIE E NJË PYETËSI SE CILA ËSHTË PËRGJIGJEJA JONË NDAJ ATEISTËVE DHE DYFYTYRSHËVE TË CILËT MOHOJNË DËNIMIN, GJERSINË DHE NGUSHTËSINË E VARRIT, SE AI ËSHTË NJË GROPË E ZJARRIT APO NJË KOPSHT I XHENNETIT DHE SE I VDEKURI NUK ULET NË TË?**

Ata thanë: Ne poqëse hapim varrin nuk do të gjejmë aty melekë të verbër e të shurdhër të cilët godasin të vdekurit me çekan të hekurt, poashtu aty nuk gjejmë gjarpërinjë e as zjarr që ndizet, e sikur të zbulojmë ndonjë nga ata do t'i gjejmë të pandryshuar dhe sikur të vendosim në sytë e tij zhivën dhe mbi gjoksin e tij lirin (pemë), do ta gjenim në të njejtën gjendje, e si pra zgjerohet ai sa largësia e shikimit të tij apo i ngushtohet atij kurse ne e gjejmë në të njejtën gjendje, pastaj varrin e gjejmë me të njejtat dimensione në të cilat e kemi gërmuar pa shtuar e as pa mangësuar asgjë, pastaj si ka mundësi që ai varr i ngushtë t'i mjaftojë atij, melekëve dhe asaj pamje e cila nuk e lë të përmallohet apo e frikëson? Vëllezërit e tyre në mesin e bidatxhinjëve (risimtarëve) dhe të devijuarve thanë: Çdo hadith i cili kundërshton rivendikimet e mendjeve dhe të ndishmërisë gjithsesi ka gabuar thënësi i tij, ata thanë: Ne e shohim të kryqëzuarin në dërrasën e tij një kohë të gjatë dhe ai nuk pyetet, nuk përgjigjet, nuk lëvizë, nuk ndizet trupi i tij me zjarr, poashtu atë që e kanë shqyer shtazët, që e kanë shkapërderdhur shpendët, atij të cilit i janë shpërndarë pjesët e trupit nëpër barqet e egërsirave, të shpendëve, të peshqëve dhe të cilat i kanë shpërndarë erërat, e si pyeten pjesët e tij me gjithë atë shpërndarje, si mund të konceptohet marrja e tyre në pyetje nga ata dy melekë kur ata janë në këtë gjendje, si mund tu shndërrohet varri i këtyre në një kopsht të Xhennetit apo në një gropë të Zjarrit dhe si mund t'i ngushtohet ai derisa t'i mbështillen brinjët e tij? Ne këtu po përmendim disa çështje përmes të cilave kuptohet përgjigjja.

**KAPITULL**

**Çështja e parë:** Të dihet se pejgamberët (alejhimus-selam) nuk na kanë informuar për gjëra të cilat nuk i konceptojnë mendjet dhe që janë të pamundura, mirëpo lajmërimet e tyre janë dy lloj:

**Lloji i parë:** Ato lajme të cilat i vërtetojnë mendjet dhe natyrshmëria.

**Lloji i dytë:** Ato lajme të cilat mendjet nuk mund t'i kuptojnë të vetmuara si p.sh: Fshehtësitë të cilat kanë treguar detajet e jetës së Berzahut, të Ditës së Fundit, detajet e shpërblimeve e të dënimeve, me këtë rast lajmet e tyre në bazë nuk janë të pamundura për mendjet dhe çdo lajm për të cilin mendohet se për mendjen është i pamundur nuk mund të jetë i zhveshur nga njëra prej dy çështjeve, ose ai lajm i është trilluar atyre ose ajo mendje është e prishur dhe ky është një dyshim supozues të cilin pronari i tij e mendon si të kapshëm për mendjen dhe të qartë, All-llahu i madhëruar thotë: *"Ndërsa atyre që u është dhënë dijenia, e dinë se kjo që të është shpallur ty nga Zoti, është e vërtetë dhe se udhëzon për në rrugën e Fuqiplotit, të lavdishmit"* (Sebe'ë : 6), e thotë: *"A është i njejtë ai që e di se ajo që t'u shpallë ty*

[125] Them: hadithi I pronarit të batanijes është I saktë, e transmetuan Buhariu në "El-Iman" (k. 33), Muslimi në "El-Iman" (183), Ebu Davudi (2711), Nesaiu në "El-Iman" (k. 38) dhe Maliku në "El-Xhihad" (25).

*nga Zoti yt është e vërtetë, si ai që është i verbër?...”* (Err-Rra’d : 19), e thotë: *“Ata të cilëve Ne u dhamë shpallje, gëzohen me atë që t’u shpall ty, e ka prej grupacioneve (të besimeve të ndryshme) që mohojnë një pjesë të tij (të Kur’anit)...”* (Err-Rra’d : 36). Shpirtrat nuk gëzohen me të pamundurën, All-llahu i madhëruar thotë: *“O ju njerëz! Juve ju erdhi nga Zoti juaj këshilla (Kur’ani) dhe shërimi i asaj që gjendet në krahrorët tuaj (në zemra), edhe udhëzim e mëshirë për besimtarët. Thuaj: “Vetëm mirësisë së All-llahut dhe mëshirës së tij le t’i gëzohen, se është shumë më e dobishme se ajo që grumbullojnë ata”* (Junus : 57-58). Pra, e pamundura nuk shëron, nuk ndodhë me të udhëzimi, mëshira si dhe nuk ndodhë gëzimi me të. Kjo është gjendja e atij të cilit nuk i është ngulitur në zemrën e tij kurrfarë mirësie dhe që nuk ka kurrfarë hyrjeje në Islam, por më mirë është të thuhet se gjendje e tij janë hutia dhe dyshimi.

**KAPITULL**

**Çështja e dytë:** Të mirret kuptimi nga I Dërguari (s.a.v.s.) sipas qëllimit të tij pa kurrfarë teprimi e as mangësimi, nuk mund t’i ngarkohet fjalëve të tij ajo që nuk mund ta bartin dhe nuk mund të mangësohet nga ato udhëzime e sqarime që janë për qëllim.

Në moskujdesin ndaj kësaj dhe animin nga kjo ndodhën devijime dhe anime nga e vërteta çfarë i di vetëm All-llahu, madje keqkuptimi nga All-llahu dhe I Dërguari i Tij është bazë e çdo bidati (risie) e devijimi që ndodhën në Islam dhe se ajo është edhe bazë e çdo gabimi në baza dhe në degëzime posaqërisht nëse i bashkohet asaj qëllimi i keq, kështu që përputhet kuptimi i keq në disa çështje nga i pasuari me gjithë qëllimin e tij të mirë me qëllimin e keq të pasuesit, ah për sprovat e fesë dhe të pasuesve të saj, All-llahu qoftë në ndihmë.

E mos i ka bërë të rrëshqasin Kaderit[126], Murxhit[127], Havarixhët[128], Mu’tezilitë, Xhehemitë[129], Rafiditë[130]dhe sektet e tjera risimtare përveçse kuptimi i tyre i gabueshëm nga All-llahu dhe I Dërguari i Tij derisa u bë feja në duart e shumë njerëzve obligim i këtyre kuptimeve kurse atë që kuptuan Sahabët (r.a.) dhe pasuesit e tyre nga All-llahu dhe I Dërguari (s.a.v.s.) ia kthejnë shpinën, nuk e shikojnë atë dhe nuk e ngritin kokën për të. Meqë kjo rregull ka shumë shembuj ne e lamë atë, sepse sikur ne ta përmendim atë do të shtonte më shumë se dhjetë mijë shembuj derisa ti e kalon Librin (Kur’anin) prej fillimit e deri në fund dhe do të gjeshë se komentuesi i tij nuk kuptoi qëllimin e All-llahut dhe të Dërguarit të tij ashtu sikurse duhet në asnjë vend.

Këtë e di ai që di atë që është tek ata njerëz dhe nëse thëniet e tyre i paraqet para asaj që erdhë me të I Dërguari (s.a.v.s.), ndërsa ai që e rrotullon çështjen duke shfaqur atë që ka ardhur me të I Dërguari (s.a.v.s.) para besimit të tij, e bën atë fe dhe e pason atë për të cilin ka mendim të mirë, të folurit me të nuk ka kurrfarë dobie, por ti largohu nga ai, leje atë me zgjedhjen e tij dhe ik nga ai përderisa ai ik prej teje si dhe falënderoje Atë që të shpëtoi nga ajo që ai u sprovua me të.

**KAPITULL**

[126] El-Kaderije: Është një sekt I cili mohoi kaderin (caktimin) dhe thanë: Çdo njeri vetvetiu e krijon punën e tij. I pari që tha këtë thënie në Basr ishte: Ma’bed El-Xhuheniu.

[127] El-Murxhie: Është një sekt islam të cilët nuk gjykojnë për asnjë musliman me asgjë, por gjykimin e vonojnë për Ditën e Kijametit.

[128] El-Havarixh: Janë ata të cilët u ndanë nga imam Ali Ibn Ebu Talibit (r.a.) në betejën e Siffinit me Muavijetu Ibn Ebi Sufjanin.

[129] El-Xhehemije: Janë pasuesit e Xhehm Ibn Safvanit, janë ata të cilët mohojnë cilësitë e Zotit të madhëruar.

[130] Err-Rrafida: Është një sektë shiit të cilët shpifin ndaj Sahaëve (r.a.).

**Çështja e tretë:** All-llahu i madhëruar krijoi tri shtëpi: Darud-dun'ja (shtëpia e kësaj bote), darul-berzah (shtëpia në varreza) dhe darul-karar (shtëpia e përjetësisë) dhe çdonjërës nga ato i caktoi rregulla (dispozita) të veçanta për to. Ai njeriun e krijoi nga trupi dhe shpirti, kështu që dispozitat e kësaj bote i bëri për trupat kurse shpirtrat i bëri pasues të tyre (trupave), për këtë arsye dispozitat e sheriatit pasojnë pas asaj që shfaqet nga lëvizjet e gjuhës dhe pjesëve trupore edhe pse shpirtrat mund të fshehin të kundërtën. Kurse dispozitat e Berzahut i bëri për shpirtrat derisa trupat janë pasues të tyre dhe ashtu sikurse shpirtrat i pasuan trupat në dispozitat e dun'jas kështu që ndien dhimbje me dhimbjen e tyre dhe ndien kënaqësi me rehatinë e tyre, derisa trupat ishin ata të cilët përjetuan drejtpërdrejtë shkaqet e begatisë apo të dënimit, kështu në varr trupat i pasojnë shpirtrat në begatinë e dënimin e tyre dhe se shpirtrat janë ata të cilët drejtpërdrejtë përjetojnë begatinë apo dënimin. Në këtë botë trupat janë të dukshëm kurse shpirtrat janë të fshehtë dhe trupat janë si varret për ta, ndërsa në jetën e varrezave shpirtrat janë të dukshëm kurse trupat janë të fshehur, prandaj dispozitat në varreza realizohen mbi shpirtrat dhe kalojnë te trupat, si begatia ashtu edhe dënimi, sikurse realizohen dispozitat në këtë botë mbi trupat dhe kalojnë te shpirtrat, si begatia ashtu edhe dënimi. Mundohu që këtë temë ta mësosh dhe ta kuptosh ashtu sikurse duhet që të largojë çdo problem që mund të shfaqet ty nga brenda apo nga jashtë.
All-llahu i madhëruar nga butësia, mëshira dhe udhëzimi i Tij veç na ka paraqitur një shembull konkret në këtë botë me gjendjen e atij që është më gjum, sepse begatia dhe dënimi që atij i ndodhin në gjumin e tij realizohen ndaj shpirtit të tij kurse trupi është pasues i tij, kështu që ndonjëherë ndikimi i tyre është aq i madh sa që ndikon në trup me një ndikim që mund të shihet, prandaj ai që është në gjum sheh ëndërr sikur është rrahur dhe kur të zgjohet i sheh shenjat e rrahjes në trupin e tij, poashtu ndonjëherë sheh ëndërr sikur hanë dhe pin dhe kur të zgjohet e gjen ndikimin e ushqimit dhe pijes në gojën e tij, e me këtë rast largohet nga ai untia dhe etja që ndiente.
Edhe më çudi se kjo është se ti e sheh atë që është në gjum se ngritet dhe fillon të godas, të shkel dhe të mbrohet sikurse ai që është i zgjuar derisa ai është në gjum dhe nuk ka kurrfarë ndjenje për këtë. Kjo ka ndodh pasiqë dispozita ka ndodhur mbi spirtin dhe ky ka kërkuar ndihmë nga trupi që është jashtë tij, e sikur ai të hynte në të do të zgjohej dhe do të ndiente. Pra, nëse shpirti ndien dhimbje e begati dhe kjo arrinë te trupi i tij në mënyrë pasuese, sikurse ndodhë edhe në Berzah, madje atje zhveshja e shpirtit është edhe më e plotë dhe më e fortë, e derisa ai është i ndërlidhur me trupin e tij nuk është ndarë nga ai plotësisht, e kur të vie Dita e ringjalljes së trupave dhe ngritja e njerëzve nga varret e tyre, begatia dhe dënimi kalojnë në shpirtrat e trupat në mënyrë të hapët dhe plotësisht.
Kurdo që kësaj teme i jep të drejtën e saj do të sqarohet ty se ajo që ka lajmëruar I Dërguari (s.a.v.s.) për **dënimin, begatinë, ngushtësinë, gjerësinë, shtrëngimin e varrit dhe se ai është një grop e Zjarrit apo një kopsht i Xhennetit** është në pëlqim me mendjen, është e vërtetë e pakontestuar kurse se ai që u gjend para kësaj problematike ishte si shkak i kuptimit të keq të tij dhe diturisë së cekët, sikurse thuhet në një poezi:
**Sa ka të tillë që i shohin të metë thënies së vërtetë**
**Derisa e meta e tij është nga kuptimi i sëmurë.**
Edhe më çudi se kjo është se ti gjenë dy të fjetur në të njejtin shtrat dhe shpirti i njërit është duke u begatuar kurse shpirti i tjetrit është duke u dënuar, kur ata të zgjohen në trupat e tyre vërehen gjurmët e begatisë e të dënimit derisa nuk dinë asgjë për njëri-tjetrin. Prandaj, çështja e Berzaut është edhe më e çuditshme se kjo.

**KAPITULL**

**Çështja e katërt:** Allahu i madhëruar e bëri të fshehtë çështjen e botës së ardhme dhe çdo gjëje që lidhet me të, si dhe e pamundësoi kuptimin e realitetit të saj nga njerëzit në këtë botë që kështu të plotësohet urtësia e Tij dhe që besimtarët të dallohen nga të tjerët me besimin e tyre në gajb (fshehtësi). Fillimi i asaj ëshhtë se melekët zbresin tek ai që është duke vdekur, ulen pranë tij, ai i sheh ata me sytë e tij, ata flasin me të dhe me vete bartin qefinë dhe pëlhura të Xhennetit apo të Zjarrit, thonë amin në lutjet të cilat të pranishmit i bëjnë qoftë për të mirë apo për të keq dhe ndonjëherë e përshëndesin me selam atë që është duke vdekur kurse ai e kthenë atë me fjalë, ndonjëherë me sinjalizim, e ndonjëherë vetëm me zemër sepse nuk mund të flas e as të sinjalizoj.

Ka ndodhur që të dëgjohen ata që janë duke vdekur të thonë: Mirë se erdhët dhe merhaba për këto fytyra.

Imami ynë (Ibn Tejmije) më tregoi se disa besimtarë në momentin e vdekjes, por nuk e di se a i dëgjoi ai vetë apo dëgjoi nga dikush tjetër, se thonin: Alejkes-selam (edhe me ty qoftë paqja), ulu këtu, alejkes-selam, atje ulu.

Rrëfimi i Hajrun-Nessaxhit, All-llahu e paq mëshiru, është i njohur i cili në momentin e vdekjes tha: Bën durim All-llahu të dhashtë shëndet sepse ajo që ti je urdhëruar me të nuk të kalon kurse ajo që unë jam urdhëruar me të mund të më kaloi. Pastaj kërkoi ujë, mori abdest dhe u fal pastaj tha: Vazhdo me atë që je urdhëruar dhe pastaj vdiç.

Ibn Ebid-Dun'ja përmendi se kur Omer Ibn Abdul-Azizi ishte në ditën në të cilën vdiç tha: Më ulëni, e pasi që e ulën tha: Unë jam ai që më urdhërove kurse unë nuk isha i përpiktë dhe Ti më ndalove kurse unë bëra gjynah, e tha këtë tri herë pastaj tha: Por La ilahe il-lAllah – nuk ka Zot tjetër përveç All-llahut, e ngriti kokën dhe e përqëndroi shikimin, i thanë: Je duke shikuar me një shikim të fortë o udhëheqës i besimtarëve, ndërsa ai tha: Unë po shoh një shoqëri që nuk janë njerëz e as xhindë, pastaj vdiç.

Meslemetu Ibn Abdul-Meliku tha: Kur iu afrua vdekja Omer Ibn Abdul-Azizit ishim tek ai brenda një kubeje (si kubja e xhamis), ai na sinjalizoi që të dalim, ne dolëm dhe u ulëm rreth asaj kubeje kurse brenda mbeti një shërbëtor, atëherë ne e dëgjuam duke e kënduar këtë ajet: *"Atë, vend të përjetshëm (Xhennetin) u kemi përcaktuar atyre që nuk duanas mendjemadhësi e as ngatërresë në tokë, e përfundim i këndshëm u takon atyre që i frikësohen All-llahut"* (El-Kasas : 83). Tha: Ju nuk jeni njerëz e as xhindë, pastaj doli shërbëtori dhe na sinjalizoi që të hymë dhe kur ne hyrëm aty ai kishte vdekur.

Fedaletu Ibn Dinari tha: Isha afër Muhammed Ibn Vasiut kur e kishte kapluar vdekja kurse ai filloi të thotë: Mirë se erdhët o melekët e Zotit tim Ve la havle ve la kuvvete il-la bil-lah (nuk ka ndryshim dhe forcë përveç atyre të All-llahut). Me atë rast unë nuhata një arom aq të bukur sa që nuk kisha nuhatër asnjëherë më të mirë, pastaj ai ngriti shikimin e tij dhe vdiç.

Ndodhi (gjurmë) të tilla ka aq shumë sa që nuk mund të përfshihen.

Më e mira dhe më e mjaftueshmja nga të gjitha ato është thënia e All-llahut të madhëruar: *"Përse pra, kur arrin shpirti në fyt, e ju në atë moment shikoni (se ç'po i ngjet). E Ne jemi më afër tek ai se ju, por ju nuk shihni"* (El-Vakia : 83-85). D.m.th. Ne jemi më afër tek ai me melekët Tanë, por ju ata nuk i shihni. Pra, kjo është fillimi i çështjes e që ne nuk e shohim edhe pse ai është në këtë botë.

Pastaj meleku e zgjatë dorën e tij që t'ia merr shpirtin dhe i flet atij kurse të pranishmit nuk shohin e as nuk e dëgjojnë atë, pastaj ai del dhe me të del një dritë si

rrezet e diellit, del me të një arom më e mirë se e miskut kurse ata që janë prezent nuk e shohin këtë e as nuk e nuhatin aromën.
Pastaj shpirti fillon të ngritet mes dy rreshtave të melekëve kurse të pranishmit nuk i shohin ata.
Pastaj vie shpirti dhe dëshmon pastrimin e trupit, mbështjelljen me qefin dhe bartjen e tij, e ai thotë: **Më dërgoni sa më shpejtë, më dërgoni sa më shpejtë** (besimtari)**,** ose thotë: **Ku po shkoni me mua** (pabesimtari) dhe këtë nuk e dëgjojnë njerëzit. Kur ai të vendoset në varrin e tij dhe të mbulohet me dhe, ai dhe nuk i pengon melekët që të arrijnë tek ai po edhe sikur të futet ai brenda një guri i cili mbyllet me plumbë, kjo nuk i pengon melekët që të arrijnë tek ai. Këta trupa të trashë nuk i pengojnë shpirtrat që të depërtojnë brenda tyre, madje ata nuk mund t'i pengojnë as xhindët. All-llahu i madhëruar ua bëri gurët dhe dheun melekëve si ajrin shpendëve, prandaj zgjerimi i varrit i ndodhë drejtpërdrejt shpirtit kurse trupi është pasues i tij, kështu që trupi gjindet në ngushtësinë e varrit kurse atij i është zgjeruar ai sa largësia e shikimit të tij duke pasuar kështu shpirtin. Ndërsa shtrëngimi i të vdekurve nga varri derisa tu përzihen eshtrat e tyre nuk mund ta mohoj ndjenja, mendja e as natyrshmëria dhe sikur të ndodhë që dikush të hapë varrin e dikujt e ta gjejë të vdekurin në gjendje normale pa ju përzier eshtrat e tij, kjo nuk pengon që ata t'i jenë kthyer në gjendjen e mëparshme pas shtrëngimit të varrit, prandaj me heretikët dhe të pafetë nuk ka tjetër përveç përgënjeshtrimit të pejgamberëve.
Një njeri nga të sinqertit tregoi se: Ai kishte hapur tri varre dhe pasi që kishte përfunduar ata ishte shtrirë të pushoj, e atëherë në ëndërr kishte parë se zbritën dy melekë dhe ishin ndalur pranë njërit varr duke i thënë njëri-tjetrit: Shkruaje tri mile me tri mile, pastaj u ndalën te varri i dytë dhe thanë: Shkruaje një mile me një mile, pastaj u ndalën te varri i tretë dhe thanë: Shkruaje sa shuplaka. Pas kësaj ai u zgjua dhe vërejti se erdhën me një njeri që nuk i kishin dhënë kurrfarë rëndësie dhe e varrosën në varrin e parë, pastaj erdhën me një njeri tjetër dhe e varrosën në varrin e dytë, pastaj erdhën me një grua të pasur që ishte e njohur në qytet rreth së cilës kishte shumë njerëz dhe e varrosën në varrin e tretë të ngushtë për të cilin dëgjoi se u tha: Sa një shuplak.
**KAPITULL**
**Çështja e pestë:** Zjarri dhe gjelbërimi që ndodhin në varr nuk janë nga kjo botë që kështu t'i shohin ata që kanë parë zjarrin dhe gjelbërimin e kësaj bote, por ata janë nga zjarri dhe gjelbërimi i botës së ardhme, e zjarri i botës tjetër është shumë më i fortë se zjarri i kësaj bote kështu që nuk e ndiejnë atë të gjallët në këtë botë dhe All-llahu i madhëruar i skuqë gurët e dheun në të cilët gjindet ai më shumë se nxehtësia e gaxave të këasaj bote dhe sikur banorët e kësaj bote ta prekin atë nuk do ta ndiejnë. Madje më çudi se kjo është se dy persona varrosen pranë njëri-tjetrit dhe njëri prej tyre është në një grop të Zjarrit i cili zjarr nuk arrin te fqiu i tij kurse tjetri është në një kopsht të Xhennetit dhe nuk i arrinë fqiut të tij asgjë nga kënaqësia e begatia e tij.
E nuk ka dyshim se fuqia e Zotit të madhëruar është më e gjërë e më e çuditshme se kjo dhe Ai na ka paraqitur nga mrekullitë e fuqisë së Tij në këtë botë gjëra të cilat janë shumë më të çuditshme se kjo, por shpirtrat janë të prirë për përgënjeshtrim të asaj që nuk e dinë përveç atyre që All-llahu i ka zgjedhur dhe mbrojtur.
Kështu pabesimtarit i shtrihen dy pllaka të zjarrit nga të cilat i vlon varri sikurse vlonë furra dhe kur All-llahu i madhëruar dëshiron që dikush nga robërit e tij ta shohë këtë ai e shehë, por atë e fshehë nga të tjerët sepse sikur ta shohin atë të gjithë njerëzit do të heqej fjala ngarkuese dhe e besimit në fshehtësi, ndoshta edhe do të vdisnin njerëzit nga frika sikurse transmetohet në dy Sahihat nga I Dërguari (s.a.v.s.)

se tha: **“Sikur të mos vdisnit nga frika do t’i lutesha All-llahut që tu mundësojë të dëgjoni nga dënimi i varrit atë që unë po e dëgjoj”** (është përmendur më herët).

Më tregoi shoku im Ebu Abdullah Muhammed Ibnurr-Rruzejz El-Harrani: Se ai kishte dalur nga shhtëpia e tij pas namazit të ikindisë duke patur për qëllim një kopsht, tha: Pak para perëndimit të diellit hyra në mes të varreve dhe aty pashë një varr me plotë gaca zjarri sikur mangalla e qelqit kurse i vdekuri ishte në mes të tyre, unë fillova t’i fshijë sytë dhe të them: A jam i fjetur apo i zgjuar? Pastaj u ktheva nga muret e qytetit dhe thashë: Pasha All-llahun unë nuk jam në gjumë, pastaj shkova te familja ime i habitur kurse ata më ofruan ushqimin, por unë nuk pata mundësi të ha, pastaj hyra në qytet dhe pyeta se kush ishte pronari i varrit, e kuptova se ai ishte një tagrambledhës i cili kishte vdekur atë ditë.

Pra, shikimi i këtij zjarri në varr është si shikimi i melekëve dhe xhindëve i cili mund t’i ndodhë atyre që All-llahu dëshiron t’i shohin.

Ibn Ebid-Dun’ja përmendi në “Libri i varreve” nga Sha’biu: Se një njeri i kishte thënë të Dërguarit (s.a.v.s.) se gjatë kalimit në luginën e Bedrit kishte parë një njeri duke dalur nga toka kurse një tjetër duke e goditur me një çekan derisa fundosej në tokë, pastaj ai dilte nga toka dhe i veprohej e njejta gjë, I Dërguari (s.a.v.s.) i tha: **“Ai është Ebu Xhehl Ibn Hishami dënohet kështu deri në Ditën e Kijametit”[131].**

Është përmendur nga Hammad Ibn Seleme nga Amr ibn Dinari nga Salim Ibn Abdullahu nga babai i tij i cili tha: Derisa udhëtoja në mes Mekkës dhe Medinës mbi një shtazë dhe unë isha duke bartur një enë të vogël me ujë kur kalova pranë një varreze, aty pashë një njeri duke dalur nga varri i tij i cili digjej nga zjarri dhe në qafën e tij kishte një zingjirë që e tërhiqte zvarrë, e më tha: O rob i All-llahut më hedhë ujë, o rob i All-llahut më hedhë ujë. Pasha All-llahun nuk e di a më njohu me emër apo më thirri sikurse thirrën njerëzit, tha: Pastaj doli një tjetër dhe tha: O rob i All-llahut mos i hedhë ujë, o rob i All-llahut mos i hedhë ujë, pastaj e tërhoqi atë për zingjirin e tij dhe e riktheu në varr.

Ibn Ebid-Dun’ja tha: Më tregoi babai im, na tregoi Musa Ibn Davudi, na tregoi Hammad Ibn Seleme nga Hisham Ibn Urve nga babai i tij, i cili tha: Derisa një kalorës udhëtonte në mes Mekkës dhe Medinës kaloi pranë një varreze dhe nga një varr aty doli një njeri i cili digjej nga zjarri dhe i lidhur në pranga, e tha: O rob i All-llahut më hedhë ujë, o rob i All-llahut më hedhë ujë, tha: Pastaj doli një njeri tjetër pas tij dhe tha: O rob i All-llahut mos i hedhë ujë, o rob i All-llahut mos i hedhë ujë, tha: Kalorësit i ra të fikët kurse kali i tij kishte ikur në lartësi, tha: Atij i ishin zbardhur flokët. I treguan për këtë ndodhi Osmanit (r.a.) dhe ai ndaloi që njeriu të udhëtoi i vetmuar[132].

Tregohet nga Sufjani se u kishte treguar Davud Ibn Shaburi nga Ebi Kazia, i cili tha: Kaluam pranë disa burimeve të cilat gjinden mes nesh dhe Basres dhe aty dëgjuam pëllitjen e një gomari, ne pyetëm: Ç’është kjo pëllitje? Thanë: Ky është një njeri që jetonte në mesin tonë dhe kur nëna e tij i thoshte diçka, ai i përgjigjej: Pëllit me pëllitjen tënde. Kur ai vdiç ne filluam të dëgjojmë këtë pëllitje nga varri i tij çdo mbrëmje.

Poashtu është përmendur nga Amr Ibn Dinari se tha: Ishte një njeri në Medine i cili kishte një motër në një anë të Medinës dhe ajo u ankua kurse ky shkonte e vizitonte, pastaj ajo vdiç dhe ai e varrosi, por pasi u kthye ai përmendi se kishte harruar diçka që kishte me vete në varr kështu që kërkoi ndihmë me një njeri nga shokët e tij, tha:

---

[131] Nuk I kam gjetur këtij hadithi asnjë transmetim.

[132] **I dobët.** Aty gjindet Musa ibn Davud Ed-Dabiju, Ebu Abdullah Et-Tartusi, I sinqertë, fekih I devotshëm, ka supoziime (Takrib: 2/282/1450).

E hapëm varrin dhe e gjetëm atë plaçkë, ky pastaj tha: Largohu pak të shikoj se në çfarë gjendje është motra ime, pasi që u ulë dhe shikoi e gjeti varrin duke u ndezur me zjarr kështu që e mbylli varrin dhe u kthye te nëna e tij, e i tha: Si ka qenë puna e motrës time? Ajo i tha: Për çfarë po pyet kur ajo ka vdekur? Tha: Gjithsesi do të më lajmërosh? Tha: Ajo e vononte namazin, sipas asaj që mendoj unë ajo nuk e falte atë me abdest, poashtu shkonte te dyert e fqinjëve dhe e vendoste veshin aty, pastaj i përhapte fjalët e tyre.
Husajn El-Esediu përmendi duke thënë: E dëgjova Mirthed Ibn Havshebin duke thënë: Isha ulur te Jusuf Ibn Omeri dhe pranë tij ishte një njeri që kishte një qarje në fytyrë sa një pllakë e hekurit, Jusufi i tha: Tregoi Mirthedit atë që kishe parë kurse ai tha: Isha një djalë i ri i cili bënte amoralitet dhe kur na kaploi kolera thashë: Do të dal në një pritë të këtyre pritave (në Xhihad), por pastaj vendosa të hapi varre dhe një natë mes akshamit dhe jacisë pasiqë kisha hapur një varr isha shtrirë në dheun e një varri tjetër kur erdhën me një xhenaze të cilën e varrosën dhe e mbuluan me dhe, nuk kaloi shumë erdhën dy shpendë të bardhë nga Perëndimi të mëdhenjë sa devet dhe njëri zbriti te koka e tij kurse tjetri te këmbët e tij, pastaj e gërmuan varrin dhe njëri zbriti në varr kurse tjetri mbeti në buzë të varrit, atëherë unë shkova derisa u ula në buzë të varrit dhe isha një njeri që nuk e ngopte barkun tim asgjë, tha: E dëgjova atë (që ishte brenda) duke i thënë: A nuk je ti ai që i vizitoje miqtë e tu me dy tesha të ngjyrosura me ngjyrë të kuqe të cilat i tërhiqëshe me mendjemadhësi dhe lavdërim? I tha: Unë jam i dobët për këtë. Tha: E goditi atë me një goditje sa që i pëlciti varri nga uji dhe yndyra, pastaj ai ia përsëriti thënien derisa e goditi tri herë dhe çdoherë ia përsëriste fjalët kurse varri në të gjitha rastet i mbushej me ujë dhe yndyrë. Tha: Pastaj ai (shpendi në varr) e ngriti kokën dhe më shikoi mua, e tha: Shiko ku është ulur ai, All-llahu e bëftë të pashpresë. Tha: Pastaj më goditi në një anë të fytyrës dhe unë u rrëzova kështu që mbeta aty tërë natën deri në mëngjes. Tha: Pastaj fillova të shikoj varrin por ai ishte në gjendjen e njejtë[133].
Pra, ai ujë dhe ajo yndyrë në syrin e atij personit dukej ashtu kurse për të vdekurin është zjarr që ndizet sikurse edhe tregoi I Dërguari (s.a.v.s.) për Dexhxhallin **se ai do të ketë me vete ujë dhe zjarr, e zjarri i tij është ujë i ftohtë kurse uji i tij është zjarr që ndizet.**
Ibn Ebid-Dun'ja përmendi se: Një njeri e pyeti Eba Ishak El-Fezarin për gërmuesin e varreve i cili vjedhë nga ato se a i pranohet pendimi? Tha: Po, nëse nijeti i tij është i vërtetë dhe All-llahu e di se ai është i sinqertë. Ai njeri i tha: Unë i gërmoja varret që të vjedhë nga ato dhe derisa veproja këtë i gjeja disa xhenaze të kthyera me fytyrat e tyre në drejtim të kundërtët të kibles. Por El-Fezari nuk kishte kurrfarë diturie për këtë, atëherë i shkroi El-Evzaiut dhe e infromoi për këtë kurse El-Evzaiu i shkroi: Pranoje pendimin e tij nëse nijeti i tij është i vërtetë dhe All-llahu e di se ai është i sinqertë, ndërsa sa i përket thënies së tij se: I gjente disa njerëz me fytyra të kthyera në drejtim të kundërtët të kibles janë ata njerëz që kanë vdekur pa Sunnet[134].
Ibn Ebid-Dun'ja tha: Më tregoi Abdul-Mu'min Ibn Abdullah Ibn Isa El-Kajsi se një gërmuesi të varreve i është thënë pasi që ishte penduar: Çila është gjëja më e çuditshme që ke parë? Kurse ai tha: E hapa një varr dhe e pashë xhenazen të gozhduar me gozhda në trupin e tij, me një gozhdë të madhe në kokën e tij dhe një tjetër te këmbët e tij.
Tha: I është thënë një gërmuesi tjetër të varreve: Çila është gjëja më e çuditshme që ke parë? Tha: E kam parë skeletin e kokës së një njeriu të mbushur me plumb.

[133] Nuk kam gjetur ndonjë transmetim të tij.
[134] Mund të kuptohet se nuk I kanë praktikuar sunnetet e të Dërguarit (s.a.v.s.), por mund të jetë për qëllim se kanë qenë pa mjekrra (përkthyesi).

Tha: I është thënë një gërmuesi tjetër të varreve: Cili është shkaku i pendimit tënd? Ai tha: Shumicën e atyre që ua gërmova varret ua pashë fytyrat të kthyera në drejtim të kundërtën të kibles!
Thashë: Më tregoi shoku ynë Ebu Abdullah Muhammed Ibn Misab Es-Sulami, i cili ishte nga robërit më të zgjedhur të All-llahut dhe gjithmonë hulumtonte të vërtetën, e tha: Erdhë një njeri në tregun e farkatarëve në Bagdad dhe shiti disa gozhda të vogla, por ato gozhda ishin me dy koka, i mori ato farkatari i skuqi dhe u mundua që t'i zbusë por nuk kishte mundësi që t'i godas, kështu që e kërkoi shitësin dhe e gjeti atë, e i tha: Ku i more këto gozhda? I tha: Më kanë rënë në dorë. Por ky nuk iu largua derisa i tregoi të vërtetën se ai kishte hasur një varr të hapur në të cilin kishin qenë eshtrat e një të vdekuri të gozhduara me ato gozhda. Ai tha: U mundova t'i nxjerr por nuk pata mundësi, atëherë e mora një guri ia coptova eshtrat dhe i tubova ato gozhda. Tha: Unë vetë i kam parë ato gozhda? I thashë: Si dukeshin ato? Tha: Gozhda të vogla me dy koka.
Ibn Ebid-Dun'ja tha: Më tregoi babai im nga Ebil-Hurejshi nga nëna e tij e cila tha: Kur Ebu Xha'feri gërmoi hendekun e Kufes i bartën njerëzit të vdekurit e tyre dhe me atë rast e pamë xhenazen e një të riu i cili kishte kafshuar dorën e tij.
Nga Semak Ibn Harbi përmendët se tha: Ebud-Derdai (r.a.) kaloi një ditë mes varreve dhe tha: Sa e qetë është pamja e jote e jashtme kurse në brendësinë tënde ndodhin fatkeqësi[135].
Thabit El-Benani tha: Derisa ecja në varreza dëgjova një zë nga mbrapa duke më thënë: O Thabit, mos të mashtron qetësia e tyre, e sa të preokupuar janë në brendësinë e tyre. Kur shikova mbrapa, nuk pashë askënd.
Një ditë El-Hasani (si duket El-Basriu) kaloi pranë varrezave dhe tha: Ah, sa ushtarë të qetë që janë, e sa prej tyre janë në fatkeqësi.
Ibn Ebid-Dun'ja përmendi se Omer Ibn Abdul-Azizi i tha Meslemtu Ibn Abdul-Melikut: O Mesleme, kush e varrosi babain tënd? I tha: Shërbëtori im filani. Tha: Po kush e varrosi Velidin? I tha: Shërbëtori im filani. Tha: Pra, unë po të tregoj atë që ai më tha se kur varrosi babain tënd dhe Velidin, e kur i vendosi ata në varret e tyre dhe shkoi që tu zgjidhë atyre lidhëset kishte gjetur se fytyrat e tyre u ishin rrotulluar në qafat e tyre, prandaj shiko o Mesleme kur unë të vdes se çfarë ka ndodhur me fytyrën time, shiko se a më ka ndodhur edhe mua  ajo që u ka ndodhur atyre apo kam shpëtuar. Tha Mesleme: Kur vdiç Omeri dhe e vendosa në varrin e tij e shikova fytyrën e tij por ajo ishte në vendin e saj.
Ibn Ebid-Dun'ja poashtu përmendi nga të parët se njëri nga ata tha: Më vdiç mua një vajzë të cilën e zbrita në varr kurse unë shkova të rregulloj disa çerpiçë, por kur u ktheva e pashë se nuk ishte në drejtim të kibles dhe u pikëllova për këtë shumë, pastaj e pashë atë në ëndërr e më tha: O babai im, ti u pikëllove nga ajo që pe, por shumica e atyre që janë rreth meje nuk janë të kthyer nga kibla. Tha: Sikur kishte për qëllim ata që vdiçën të vendosur në gjynahe të mëdha.
Amr Ibn Mejmuni tha: E dëgjova Omer Ibn Abdul-Azizin duke thënë: Unë isha nga ata që e lëshuan El-Velid Ibn Abdul-Melikun në varrn e tij dhe pashë se gjunjët e tij i ishin bashkuar me qafën e tij, e djali i tij tha: Jetoi babai im pasha Zotin e Qabes kurse unë thash: U shpejtua babai yt pasha Zotin e Qabes. Pra, Omeri mori mësim nga kjo pas kësaj.

[135] Aty gjindet: Simak Ibn Harb Ibn Evs Ibn Halid Edh-Dhehebiu El-Bekriu El-Kufiu, Ebul-Mugire, I sinqertë, transmetimi I tij nga Ikremeja është I luhatur dhe në fund ka ndryshuar, e ndoshta I thuheshin fjalët (Takrib: 1/332/519).

Poashtu Omer Ibn Abdul-Azizi i tha Jezid Ibnul-Mehlebit në kohën që e kishte caktuar në Irak: O Jezid, kija frikën All-llahut sepse kur unë e vendosa Velidin në varrin e tij e pashë duke u tundur në qefinët e tij.
Jezid Ibn Haruni tha: Tregoi Hisham Ibn Hassani nga Vasili, shërbëtori i Ebi Ujejnes, nga Amr Ibn Zuhdumi nga Abdul-Hamidi nga Mahmudi i cili tha: Isha ulur tek Ibn Abbasi (r.a.) kur i erdhën disa njerëz dhe i thanë: Ne dolëm për na Haxhxh me një shok tonin dhe kur arritëm te vendi i quajtur Dhates-Saffah ai vdiç, e përgatitëm atë dhe pastaj shkuam që t'i përgatisim varrin, por kur përfunduam atë doli në fund të varrit një gjarpër i zi kështu që ne gërmuam një tjetër, por edhe në të ishte ai, pastaj e gërmuam edhe një tjetër, por edhe aty ishte ai, ndërsa Ibn Abbasi (r.a.) u tha: Ajo është tradhëtia e tij që e bënte, shkoni dhe varroseni në njërin nga ato varre sepse pasha Atë që shpirti im është në dorën e Tij sikur ta groponi të tërë tokën do ta gjeni atë aty. Ne pastaj shkuam dhe e varrosëm në njërin nga ato varre dhe pasi që u kthyem te familja e tij i bartëm disa plaçka të tij dhe i thamë gruas së tij: Çfarë punonte burri yt? Ajo tha: Ai ishte shitës i ushqimit dhe nga ai merrte për çdo ditë ushqimin e familjes së tij, pastaj tepricën e huazonte dhe e hedhte në gojën e tij[136].
Ibn Ebid-Dun'ja tha: Më tregoi Muhammed Ibnul-Husejni, i cili tha se më tregoi Ebu Is'hak Sahibush-Shat i cili tha: Më thirrën që ta pastroi një të vdekur, por kur i hoqa teshën nga fytyra e tij i pashë një gjarpër që i ishte lidhur në qafën e tij, pastaj përmendi ashpërsinë e tij dhe tha: Dola pa e larë atë, e më thanë se ai i fyente Sahabët (r.a.).
Poashtu Ibn Ebid-Dun'ja përmendi nga Seid Ibn Halidi Ibn Jezid El-Ensariu nga një njeri nga banorët e Basres se hapte varret, tha: Një ditë e hapa një varr dhe e vendosa kokën time pranë tij, e në ëndërr me erdhën dy gra dhe njëra nga ato më tha: O rob i All-llahut, pash All-llahun, largona këtë grua nga fqinjësia jonë, unë u zgjova i frikësuar dhe atëherë pashë se erdhën me një xhenaze të një gruaje, e u thashë: Varri është mbrapa juve dhe kështu i largova ata nga ai varr. Kur erdhë mbrëmja më erdhën ato dy gra në ëndërr dhe njëra nga ato më tha: All-llahu të shpërbleftë me të mirë për ne sepse ti largove nga ne një sherr të gjatë, unë u thashë: Përse kjo shoqja jote nuk po më flet sikurse më flet ti? Tha: Kjo ka vdekur pa lënë vasijet (porosi për trashëgimi) dhe ata që vdesin pa lënë vasijet është hak të mos flasin deri në Ditën e Kijametit.
Këto lajme dhe shumfishë më shumë se këto, të cilat nuk i zë libri, janë nga dënimi dhe begatia e varrit që All-llahu i madhëruar ia shfaqi disa robëve të tij.
Ndërsa sikur t'i përmendim ëndërrat do të mbusheshin disa tone libra, por ai që dëshiron të dijë për to le të shfletoj "Kitabul-Menamat – Libri i ëndërrave" të Ibn Ebid-Dun'jas, "Kitabul-Bustan – Libri i kopshtit" të Kajrevanit dhe shumë libra të tjerë të cilët kanë përfshirë ato, ndërsa ateistët dhe heretikët nuk kanë tjetër përveç përgënjeshtrimit të asaj që nuk dinë.

## KAPITULL

**Çështja e shtatë:** All-llahu i madhëruar vepron në këtë botë gjëra që janë më të çuditshme se sa kjo, si p.sh. Xhibrili (a.s.) vinte te I Dërguari (s.a.v.s.) në formë njeriu dhe bisedonte me të kurse ata që ishin pranë të Dërguarit (s.a.v.s.) nuk e shihnin e as nuk e dëgjonin atë, e kështu ndodhte edhe me pejgamberët e tjerë. Ndonjëherë shpallja i vinte atij si cingërrima e ziles me ç'rastë nuk e dëgjonte askush përveç tij, pastaj xhindët, të cilët gjinden në mesin tonë, flasin me zë të lartë dhe ne nuk i dëgjojmë ata, kështu edhe melekët i goditnin pabesimtarët me kamxhik,

[136] Në zingjirin e këtij transmetimi gjindet Omer Ibn Zuhdum për të cilin nuk kam gjetur shënime.

u prenin kokat dhe u bërtitnin atyre ndërsa muslimanët pranë tyre nuk i shihnin e as nuk i dëgjonin ata. Pra, All-llahu i madhëruar u ka fshehur njerëzve shumë gjëra që ndodhin mes tyre në këtë botë dhe pastaj Xhibrili (a.s.) i lexonte dhe i mësonte Kur'anin[137] të Dërguarit (s.a.v.s.) kurse të pranishmit nuk e dëgjonin atë.
Pra, si mund të refuzoj ai që njeh All-llahun e madhëruar dhe vërteton fuqinë e Tij se Ai i vepron disa gjëra nga të cilat i largon shikimet e disa krijesave të Tij nga urtësia dhe mëshira e Tij për ta, sepse ata nuk mund të përballojnë shikimin dhe dëgjimin e tyre dhe se njeriu është shumë i dobët në shikimin dhe dëgjimin e tij që të qëndrojë para përjetimit të dënimit të varrit, e ka shumë njerëz të cilëve u mundësoi All-llahu të dëshmojnë atë por u alivanosën dhe një kohë të gjatë e humbën shpresën për këtë jetë, madje disa edhe vdiçën nga frika, e si pra mund të refuzohet nga urtësia hyjnore shtrirja e një mbulese që ndërhyn në mes el-mukel-lifinëve (të ngarkuarve me obligime) dhe në mes shikimit të asaj që kur tu heqet mbulesa do ta shohin atë me sytë e tyre.
Nëse njeriu ka mundësi t'i bëjë disa gjëra që konsiderohen të çuditshme, atëherë çfarë të themi për Atë që është i fuqishëm për çdo gjë. A ka mundësi që një çështje e Berzahut të krahasohet me atë që njerëzit e shohin në këtë botë, kjo nuk është tjetër përveçse injorancë e pastërt, devijim, përgënjeshtrim i më të sinqertit dhe pamundësi e Zotit të botëve, e s'ka dyshim se kjo është padituria dhe padrejtësia më e madhe.
Nëse ndonjëri nga ne ka mundësi të zgjerojë varrin dhjetë kut, njëqindë kut, më të gjatë, më të gjërë e më të thellë dhe këtë ta fshehë nga njerëzit që ta shohin vetëm ata që ai dëshiron, si pra nuk ka mundësi Zoti i botëve t'ia zgjerojë atë sa të dëshirojë dhe atij që Ai dëshiron pastaj këtë ta fshehë nga sytë e njerëzve kështu që njerëzit ta shohin atë të ngushtë derisa ai është shumë i gjërë, me aromë shumë të bukur, me dritë të madhe dhe këtë ata të mos e shohin.
Sekreti i kësaj çështje është se gjërësia, ngushtësia, ndriçimi, gjelbërimi dhe zjarri nuk janë nga lloji i asaj që ne dimë në këtë botë. All-llahu i madhëruar u bëri të mundur njerëzve të shohin në këtë botë atë që është në të dhe prej saj kurse sa i përket çështjes së ahiretit (botës së ardhme) e mbuloi atë me një mbulesë që kështu vërtetimi i saj dhe besimi në të të jetë shkak për lumturinë e tyre, e kur të zbulohet mbulesa nga ata ajo atëherë shihet me sytë e tyre. Sikur i vdekuri të jetë i vendosur në mes të njerëzve kjo nuk pengon që të vinë dy melekët e ta pyesin atë pa vërejtur ata që janë prezent dhe ai të përgjigjet pa dëgjuara ata fjalët e tij, pastaj ata do ta godasin atë pa e vërejtur ata që janë prezent. Ndodhë që ndonjëri nga ne të flejë pranë shokut të tij dhe të dënohet në gjumë, të goditet apo të ndijë dhimbje kurse ai që është i zgjuar të mos ketë për këtë kurrfarë lajmi derisa kanë mbetur shenjat e goditjes dhe dhimbjeve në trupin e tij.
Nga padituria më e madhe është edhe bindja se meleku nuk mund të qajë tokën dhe gurin derisa All-llahu i madhëruar i ka bërë ata për të si ajrin për shpendët. Nëse ata janë të pamundur për trupat e trashë kjo nuk do të thotë u ndalohet hyrja shpirtrave të lehtë dhe kjo a nuk është përveçse analogjia më e prishur. Me kështu dhe të ngjashme janë përgënjeshtruar pejgamberët (alejhimus-selam).

**KAPITULL**

**Çështja e tetë:** Është e pamundur që shpirti të kthehet në të gozhduarin, të fundosurin dhe të djegurin dhe ne të mos e ndiejmë këtë sepse ai kthim është një lloj tjetër që ne nuk jemi mësuar me të, e ti sheh atë që ka humbur vetëdijen, të heshturin dhe të hutuarin të gjallë, shpirtrat e tyre janë me ta kurse ti nuk e ndien jetën e tyre. Poashtu atij që i janë shkapërderdhur pjesët nuk është pengesë ndaj Atij që është i

[137] E transmetoi Buhariu (6), Fet'hul-Bari (1/40) dhe Tirmidhiu (3634).

fuqishëm për çdo gjë që t'i mbajë lidhje shpirtit të tij me ato pjesë pa marrë parasyshë largësinë apo afërsinë e tyre dhe ato pjesë të ndiejnë ndonjë lloj dënimi apo kënaqësie, e nëse All-llahu i madhëruar i ka caktuar gjërave të ngurta ndjenja dhe kuptim me të cilat e madhërojnë Zotin e tyre, nëse guri rrokulliset nga frika e Tij, nëse malet dhe pemët i bëjnë sexhde Atij, nëse gurët, ujërat dhe bimët e madhërojnë Atë, sikurse thotë All-llahu i madhëruar: *"...e nuk ka asnjë send që nuk e madhëron Atë, duke i shprehur falënderim Atij, por ju nuk e kuptoni atë madhërim të tyre..."* (El-Isra : 44), sikur tesbihi (madhërimi) të ishte vetëm argumentim në Krijuesin e tyre nuk do të thoshte: *"...por ju nuk e kuptoni atë madhërim të tyre..."* sepse çdo i mençur kupton argumentimin në Krijuesin e tyre. All-llahu i madhëruar thotë: *"Ne ia nënshtruam kodrat që së bashku me të bënin tesbihë mbrëmje e mëngjes"* (Sad : 18), argumentimi në Krijuesin nuk veçohet vetëm me këto dy kohë, kështu edhe thënia e Tij: *"...o male dhe shpezë, lartësoni (me tesbihë) së bashku me të..."* (Sebe' : 10), pra argumentimi nuk është i veçant vetëm së bashku me të dhe gënjeu në All-llahun ai që tha: Tesbihu i kodrave ka të bëjë me kthimin e zërit (nga malet) sepse kjo i ndodhë çdo gjëje që ka zë dhe i Madhëruari thotë: *"A nuk e di për All-llahun se Atij i nënshtrohet (i bën sexhde) kush është në qiej dhe kush është në tokë, edhe dielli, edhe hëna, edhe yjet, edhe kodrat, edhe bimët, edhe shtazët, e edhe shumë njerëz, po shumë janë që dënimi është meritë e tyre..."* (El-Haxhxh : 18), argumentimi në Krijuesin nuk është i veçantë për shumë njerëz, poashtu All-llahu i madhëruar thotë: *"A nuk e di për All-llahun se Atij i lutet kush është në qiej e tokë, madje edhe shpezët krahhapura. Të gjithë e dinë dhe janë të udhëzuar për lutje ndaj Tij dhe për madhërim ndaj Tij..."* (En-Nurë : 41), ajo lutje dhe ai madhërim është i vërtetë dhe realitetin e di vetëm All-llahu edhe nëse këtë e mohojnë injorantët përgënjeshtarë. All-llahu i madhëruar tregoi se disa nga gurët lëvizin nga vendet e tyre dhe rrokullisen nga frika prej Tij, poashtu tregoi se toka dhe qielli kërkojnë leje nga Ai, e kjo d.m.th. se ato dëgjojnë fjalët e Tij dhe se Ai u foli atyre kurse ato dëgjuan thirrjen e Tij dhe përgjigjja e tyre ishte e mirë, u tha: *"...qasuni urdhërit Tim me dëshirë ose me dhunë. Ato të dyja thanë: "Po i qasmi me dëshirë!"* (Fussilet : 11). Sahabët (r.a.) e dëgjonin madhërimin e ushqimit[138] duke e ngrënë atë dhe dëgjuan vajtimin e drurit[139] të thatë në xhami, nëse këta trupa kanë ndjenja atëherë trupat në të cilët ishin shpirtrat dhe jeta kanë më shumë përparësi në këtë. All-llahu i madhëruar i mundësoi robëve të Tij në këtë botë të shohin kthimin e jetës së plotë në trupin e atij që i është ndarë shpirti dhe ai foli, eci, hëngri dhe piu, u martua dhe i lindën fëmijë: Sikur ata që dolën nga shtëpitë e tyre me mijëra dhe i frikësoheshin vdekjes, e All-llahu u tha: Vdisni dhe pastaj i ringjalli: *"Ose (nuk je i njohur) me shembullin e atij që kaloi pranë një fshati që ishte rrënuar në kulmet e tij, e ai tha: "Si e ngjallë All-llahu këtë pas shkatërrimit të tij?" e All-llahu e bëri të vdekur atë (pyetësin – Uzejrin) njëqind vjet, pastaj e ringjalli dhe i tha: "Sa qëndrove (i vdekur)?" Ai tha: "Një ditë, ose një pjesë të ditës!"..."* (El-Bekare : 259). Sikurse edhe i vrari i Beni Israilëve, ose si ata që i thanë Musaut (a.s.): *"...ne nuk do të besojmë ty derisa ta shohim All-llahun haptazi..."* (El-Bekare : 55), të cilët All-llahu i bëri të vdesin pastaj i ringjalli pas vdekjes së tyre. Sikurse edhe As'habul-Kehfi (banorët e shpellës) dhe rrëfimi i Ibrahimit (a.s.) me katër shpendët, pra, nëse All-llahu i madhëruar e riktheu jetën e plotë në këta trupa pasi që janë ftohur pas vdekjes, si atëherë i pamundësohet fuqisë së Tij të mahnitshme që pas vdekjes të rikthejë një lloj jete jostabile në ata trupa që kështu të veprojë atë që ka urdhëruar, e bënë me këtë që të flas, e dënon dhe e begaton sipas veprave të tij dhe mos nuk

[138] E transmetoi Buhariu (3579), Fet'hul-Bari (6/679), Tirmidhiu (3633) dhe Darimiu (29).
[139] E transmetoi Buhariu në "El-Menakib" (3583) dhe Fet'hul-Bari (6/696).

është mohimi i kësaj përveçse përgënjeshtrim, kryeneqësi dhe refuzim, e All-llahut i takon pëlqimi.

**KAPITULL**

**Çështja e nëntë:** Duhet ditur se dënimi apo begatia e varrit është një emër për dënimin dhe begatinë e varrit në Berzah (jetën e varrezave) e që është në mes të dun'jas dhe ahiretit, e i Madhëruari tha: *"...e ata kanë para tyre një perde (distancë periodike – Berzah) deri në ditën kur ringjallen"* (El-Mu'minunë : 100). Banorët e Berzahut vështrojnë këtë dun'ja e ahiretin dhe është quajtur dënimi e begatia e varrit, ose një kopsht i Xhennetit apo një grop e Xhehennemit, duke u bazuar në shumicën e njerëzve, prandaj i mbyturi në kryq, i djeguri, i fundosuri dhe atë që e kanë shqyer egërsirat apo shpendët u arrinë nga dënimi dhe begatia e varrit në Berzah pjesa e tyre sipas rivendikimeve të veprave edhe pse shkaqet e mënyra e begatisë dhe dënimit mund të jenë të llojllojshme. Disa nga të parët menduan: Se nëse trupi i tij digjet në zjarr e bëhet hi dhe atë e bartë era në det e në tokë në një ditë me erë të fortë do të shpëtoj nga dënimi, kështu që një njeri urdhëroi fëmijët e tij ta bëjnë këtë, atëherë All-llahu e urdhëroi detin t'i tubojë pjesët e tij edhe tokën t'i bëjë bashkë pjesët e tij, pastaj i tha: Ngritu dhe ai përnjëherë u ndal para duarve të All-llahut dhe ai e pyeti: Çfarë të shtyri të bësh atë që bëre? Ai tha: Frika prej Teje o Zot dhe Ti e di më mirë këtë. E pa e përfunduar e mëshiroi atë[140]. Nuk ka mundësi që ato pjesë t'i ikin dënimit dhe begatis së varrit edhe nëse i vdekuri ngjitet në majet e pemëve në erërat e forta, ai patjetër do të arrijë pjesën e dënimit apo të begatisë së tij. Pastaj sikur besimtari të varroset në brendësinë e zjarrit, trupi i tij do të arrinë pjesën e tij të begatisë në jetën e Berzahut duke ia bërë All-llahu atij zjarrin të ftohtë dhe shpëtim, derisa tjetrit (pabesimtarit) ia bënë ajrin zjarr dhe vapë sepse elementet dhe materia e kësaj bote është e udhëhequr nga Zoti, Shpikësi dhe Krijuesi i saj, i Cili i përdorë ato si dëshiron Ai dhe ato nuk mund ta kundërshtojnë dëshirën e Tij, por ato veprojnë sipas dëshirës së Tij, janë të nënshtruara dhe të udhëhequra nga fuqia e Tij. Prandaj, kush refuzon këtë ai ka refuzuar Zotin e botëve, ka mohuar Atë dhe ka refuzuar Rububijetin (krijimtarinë) e Tij.

**KAPITULL**

**Çështja e dhjetë:** Vdekja është kthim dhe ringjallje e parë. All-llahu i madhëruar i caktoi njeriut dy kthime dhe dy ringjallje me ç'rastë do t'i dënojë ata që kanë bërë keq sipas asaj që kanë punuar dhe do t'i shpërblejë me të mirë ata që kanë bërë mirë. Ringjallja e parë është me rastin e ndarjes së shpirtit nga trupi dhe kalimin e tij në shtëpinë e shpërblimit.

Kurse ringjallja e dytë është atëditë kur All-llahu i rikthen shpirtrat në trupa dhe i ringjallë ata nga varret e tyre për në Xhennet apo për në Zjarr, e kjo është ringjallja e dytë. Prandaj, në një hadith thuhet: **"...dhe të besosh në ringjalljen e fundit"[141]** sepse ringjalljen e parë nuk e mohon askush edhe pse shumë njerëz e kanë mohuar dënimin dhe begatinë në të. All-llahu i madhëruar i përmendi ato dy ringjallje, të voglën dhe të madhen, në suren El-Mu'minun, në suren El-Vakia, në suren El-Kijame, në suren El-Mutaffifun, në suren El-Fexhr dhe në sure të tjera dhe drejtësia e urtësia e Tij rivendikoi që t'i përcaktojë ato shtëpi të shpërblimit për të mirin dhe për të keqin, mirëpo plotësimi i shpërblimit ndodhë në ditën e kthimit të dytë në Darul-Karar (Shtëpinë e përjetësisë) sikurse thotë All-llahu i madhëruar: *"Secili*

---

[140] E transmetoi Buhariu në "Tevhid" (k. 35), Muslimi në "Tevhid" (24), Nesaiu në "El-Xhenaiz" (k. 117), Ibn Maxhe në "Zuhd" (k. 30, 4255), Maliku në "El-Xhenaiz" (51) dhe Ahmedi në "El-Musned" (2/116, 5/395, 407).

[141] E transmetoi Buhariu (50), Fet'hul-Bari (1/140), Ibn Maxhe (64) dhe Ahmedi në "El-Musned" (2/107).

*njeri do të shijojë vdekjen, e shpërblimet tuaja u plotësohen Ditën e Kijametit..."* (Ali Imran : 185).

Drejtësia e Tij rivendikoi, emrat e Tij të bukur dhe apsolutiteti i Tij i shenjtë obliguan begatinë e trupave e të shpirtrave të dashurve të Tij dhe dënimin e trupave e të shpirtrave të armiqve të Tij. Patjetër do ta bëjë që trupi dhe shpirti i atij që ishte i bindur ndaj Tij të shijojë begati dhe kënaqësi që i takon, si dhe patjetër do ta bëjë që trupi dhe shpirti i atij që ishte i prishur të shijojë dhimbjen dhe dënimin që i takon. Kjo është obligim i drejtësisë, urtësisë dhe apsolutetit të Tij të shenjtë, e meqë kjo botë është vend i obligimeve dhe sprovave, e jo vend i shpërblimeve, ato nuk shfaqen këtu, ndërsa Berzahu është shtëpia e parë e shpërblimit prandaj shfaqen aty nga ato çfarë i përshtaten atij vendi dhe rivendikon urtësia e Tij që të shfaqen, e kur të ndodhë Dita e Kijametit të madh u plotësohen të devotshmëve dhe gjynahqarëve ato begati e dënime trupore dhe shpirtërore që i meritojnë. Pra, dënimi dhe begatia e Berzahut janë shpërblimet e para të ahiretit dhe ato janë të ndara nga atje duke arritur kështu te banorët e varreve sikurse e vërteton këtë Kur'ani dhe Sunneti i saktë e i qartë në më shumë se një vend, sikur është thënia e tij (s.a.v.s.): **"E atij i hapet një derë nga Xhenneti dhe i vie atij nga kënaqësia dhe begatia e tij, kurse të prishurit i hapet një derë nga Zjarri dhe i vie atij nga nxehtësia dhe fryma e tij".** Është e ditur në mënyrë të prerë se trupi e edhe shpirti marrin pjesën e tyre nga ajo derë dhe kur të ndodhë Dita e Kijametit do të hyjë ai në pozitën e tij nga ajo derë. Njeriut mund t'i arrijë diçka nga ato dy dyer edhe në këtë botë, por gjurmët e kësaj janë të fshehta e të mbuluara me preokupime dhe mbulesa ndijore, por këtë e ndiejnë shumë njerëz edhe pse nuk e di shkaktarin e tij dhe nuk di si ta sqarojë atë, sepse ekzistimi i diçkaje është tjetër nga ndjenja dhe të shprehurit për të. Kur njeriu të vdes, arritja e atyre gjurmëve tek ai përmes atyre dy dyerve është më e plotë dhe kur të ringjallet plotësohet ajo gjurmë tërësisht. Pra, urtësia e Zotit të madhëruar për këtë është e organizuar me organizimin më të plotë në të tri vendet (në këtë botë, në Berzah dhe në ahiret).

**ÇËSHTJETA E TETË**

**ËSHTË THËNIA E PYETËSIT: CILA ËSHTË URTËSIA E MOSPËRMENDJES SË DËNIMIT TË VARRIT NË KUR'AN ME GJITHË NEVOJËN E MADHE TË NJOHJES SË TIJ DHE BESIMIT NË TË QË TË KEMI KUJDES DHE TË RUHEMI?**

**Përgjigjeja ndaj kësaj pyetje bëhet nga dy aspekte, nga aspekti i përgjithshëm dhe ai detaj:**

**Aspekti i përgjithshëm:** All-llahu i madhëruar i zbriti të Dërguarit të Tij dy shpallje dhe ua obligoi robëve të Tij të besojnë e të punojnë me to, e ato janë Kur'ani dhe Sunneti, e All-llahu i madhëruar thotë: *"...e All-llahu të zbriti ty Librin dhe Urtësinë...",* e thotë: *"Ai është që arabëve të pashkolluar u dërgoi Pejgamberin nga mesi i tyre që t'ju lexojë ajetet e Tij, t'i pastrojë ata, t'ua mësojë Librin dhe Urtësinë, edhe pse më parë ata ishin në një humbje të dukshme"* (El-Xhumua : 2) dhe thotë: *"E, përkujtonie atë nga ajetet e All-llahut dhe Urtësia që po u lexohen në shtëpitë tuaja..."* (El-Ahzabë : 34).

El-Kitab (Libri): Është Kur'ani kurse El-Hikme (Urtësia): është Sunneti. Të gjithë selefi (të parët) u pajtuan në këtë kurse atë që e lajmëroi I Dërguari (s.a.v.s.) nga All-llahu është obligim të vërtetohet dhe besohet sikurse e lajmëroi Zoti i madhëruar këtë në gjuhën e të Dërguarit të Tij. Kjo është një bazë në të cilën u pajtuan Ehlul-Islami (pasuesit e Islamit) dhe nuk e refuzojnë atë përveç atyre që nuk janë prej tyre,

e I Dërguari (s.a.v.s.) tha: **“Mua më është dhënë Libri dhe diçka si ai bashkë me të”[142].**

**Përgjigjja detaje:** Është se begatia dhe dënimi i Berzahut janë përmendur në Kur’an në disa vende, si p.sh. thënia e të madhëruarit: *“...e, sikur t’i shihje mizorët kur janë në agoni të vdekjes, e melekët kanë shtrirë duart e tyre (me ndëshkim) e (u thonë): “Shpëtonie pra vetveten (nëse mundeni)”. Tash përjetoni dënimin e turpshëm për shkak se e thoshit të pavërtetën për All-llahun, dhe ndaj argumenteve të Tij ishit kryeneç”* (El-En’amë : 93). Këto fjalë u drejtohen atyre në momentin e vdekjes dhe melekët lajmëruan, e ata janë të sinqertë, se ata atëherë përjetojnë dënimin e turpshëm, e sikur ai dënim të vonohej deri në fund të dun’jas nuk do të ishte e drejtë tu thuhet *“..tash (sot) përjetoni”.*

Nga ato ajete është edhe thënia e të madhëruarit: *“Dhe All-llahu e shpëtoi atë (besimtarin) prej të këqijave që i kurdisën, ndërsa ithtarët e Faraonit i përfshiu dënimi më i keq. Ata i nënshtrohen zjarrit mëngjes e mbrëmje, e Ditën e Kijametit (u thuhet melekëve): “Ithtarët e Faraonit futni në dënim më të rëndë!”* (Gafir : 45-46). Këtu përmendi dënimin në të dy botërat në mënyrë të qartë që nuk pranon tjetër kuptim.

Poashtu thënia e të madhëruarit: *“Po ti lëri ata derisa të ballafaqohen në ditën e tyre, kur do të shtangen. Ditën kur dredhia e tyre nuk do t’u bëjë dobi asgjë e as që do të ndihmohen. Është e vërtetë se ata që bënë zullum, kanë një dënim më të afërt se sa ai (i Kjametit), por pjesa dërmuese e tyre nuk e dinë”* (Et-Tur : 45-47). Këtu mund të jetë për qëllim dënimi i tyre me vrasje dhe dënime të tjera në këtë botë, por mund të jetë për qëllim edhe dënimi i tyre në Berzah që përputhet më shumë sepse shumë nga ata vdiçën pa u dënuar në këtë botë, e mund të thuhet: Më e drejtë është të thuhet se ata që vdiçën prej tyre dënohen në Berzah kurse ata që kanë mbetur dënohen në këtë botë me vrasje e të tjera dhe ky është qortim për dënimin e tyre në këtë botë e në Berzah. Në këtë kontest është edhe fjala e të madhëruarit: *“Ne do t’u shijojmë atyre prej dënimit më të shpejtë (në dun’ja) para dënimit të madh (në Ahiret), ndoshta do të tërhiqen (prej të këqiave)”* (Es-Sexhde : 21). Këtë ajet e morën argument për dënimin e varrit disa dijetarë prej tyre Abdullah Ibn Abbasi (r.a.), por argumentimi me këtë ajet mban në vete diç sepse ky dënim i tyre në dun’ja lenë hapësirë për tërhiqjen e tyre nga kufri (mosbesimi) dhe kjo nuk do të ishte sekret për më të diturin e këtij ummeti e komentuesin më të madh të Kur’anit, mirëpo për shkak të kuptimit të thellë dhe të hollësishëm të tij të Kur’anit ai kuptoi nga ky ajet dënimin e varrit sepse All-llahu i madhëruar lajmëroi aty se ata kanë dy dënime, dënimin më të shpejtë (më të ulët) dhe dënimin më të madh, Ai këtu lajmëroi se do t’i bëjë të shijojnë diçka (në këtë botë) nga dënimi më i shpejtë që ata të tërhiqen, por për ta ka mbetur diçka nga ai dënim që të dënohen pas dënimit të dun’jas (në Berzah) dhe për këtë thotë: *“minel-adhabil-edna”* diçka nga dënimi më i shpejtë dhe nuk thotë: Do t’i bëjmë të shijojnë *“el-adhabel-edna”* dënimin më të shpejët, prandaj vështro ti këtë.

Kjo i përngjan thënies së Muhammedit (s.a.v.s.): **“Atij i hapet një derë nga Zjarri dhe i vie atij nga nxehtësisë e vapa e tij”,** e nuk tha: I vie nxehtësia e vapa e tij, sepse ajo që i ka arritur është diçka prej tij dhe i ka mbetur shumica e tij, kurse atë që kanë shijuar armiqët e All-llahut në këtë botë është diçka prej dënimit kurse u ka mbetur dënim edhe më i madh.

---

[142] **I saktë.** E transmetoi Ebu Davudi (4604), Tirmidhiu (2664) dhe tha për të: Hasenun garib (I mirë, I panjohur), Ibn Maxhe (12), Ahmedi në “El-Musned” (4/131, 132) dhe Ibn Abdul-Berri në “Et-Temhid” (1/150).

Poashtu All-llahu i madhëruar thotë: *"Përse pra, kur arrin shpirti në fyt, e ju në atë moment shikoni (se ç'po i ngjet). E ne jemi më afër tek ai se ju, por ju nuk shihni. Dhe përse, nëse ju nuk jeni përgjegjës (për vepra), (përse) nuk e ktheni atë (shpirtin të mos dalë). E nëse ai (i vdekuri) është prej të afërmeve (të Zotit). Ai ka (te Zoti) kënaqësi, furnizim të mirë dhe Xhennet të begatshëm. Po në qoftë se është nga të djathtët? Pra, ty të qoftë selam prej të djathtëve (i thuhet). E në qoftë se është prej gënjeshtarëve të humbur, mirëseardhja e tyre është pritje me ujë valë. Dhe djegie nga zjarri i Xhehennemit. E s'ka dyshim se kjo është ajo e vërteta e sigurt. Pra ti lartëso Zotin tënd të madhëruar"* (El-Vakia : 83-96). All-llahu i madhëruar këtu përmendi dispozitat e shpirtrave në momentin e vdekjes, ndërsa në fillim të sures përmendi dispozitat e tyre në ditën e kthimit më të madh, i dha përparësi atij kthimi duke i dhënë rëndësi qëllimit përfundimtar i cili është më i rëndësishëm dhe ka më shumë përparësi të përmendët qysh në fillim. Në momentin e vdekjes Ai i ndau ata në tri grupe, sikurse i ndau në tri grupe edhe në Ahiret.
Nga thëniet e Tij është edhe kjo: *"O ti shpirt i bindur plotësisht! Kthehu te Zoti yt i vetëkënaqur e i pranuar! Hyn në turmën e robërve të Mi! Dhe hyn në Xhennetin tim"* (El-Fexhr : 27-30). Selefi (të parët) dhanë mendime të ndryshme se kur i thuhet shpirtit kjo, e disa thanë: I thuhet në momentin e vdekjes dhe kuptimi sipërfaqësor i ajetit është me këta sepse i drejtohet shpirtit në momentin e zhveshjes e daljes së tij nga trupi, e këtë e komentoi edhe I Dërguari (s.a.v.s.) në thënien të transmetuar nga El-Beraja (r.a.) dhe të tjerët kur tha: **"I thuhet atij: Dil i gëzuar dhe të kënaqur në ty",** vërtetimin e kësaj do ta plotësojmë në çështjen në të cilën përmendët vendqëndrimi i shpirtrave në Berzah, in sha All-llahu teala, kurse thënia e të madhëruarit: *"Dhe hyn në Xhennetin tim"* është në pajtim me thhënien e tij (s.a.v.s.): **"O All-llah, unë e dëshiroj shoqërinë më të lartë"[143].**
Nëse ti vështron hadithet që flasin për dënimin dhe begatinë e varrit do t'i gjeshë detajizim dhe koment të asaj që sinjalizoi Kur'ani fisnik, e All-llahut i takon pëlqimi.

## ÇËSHTJA E NËNTË

## ËSHTË THËNIA E PYETËSIT: CILAT JANË SHKAQET PËR TË CILAT DËNOHEN PRONARËT E VARREVE? PËRSE ATO NUK JANË PËRMENDUR NË KUR'AN ME GJITHË NEVOJËN E MADHE TË NJOHJES SË TYRE DHE BESIMIN E TYRE QË TË RUHEMI NGA ATO?

**Përgjigjja ndaj kësaj bëhet në dy aspekte: Në aspektin e përgjithshëm dhe në atë detaj:**
**Aspekti i përgjithshëm:** Ata dënohen si shkak i mosdijes së tyre për All-llahun, moskryerjes së urdhërave të Tij dhe veprimit të mëkateve. All-llahu i madhëruar asnjëherë nuk e dënon një shpirtë që e ka njohur Atë, që e ka dashur Atë, që i është nënshtruar urdhërave të Tij dhe që është larguar nga ndalesat e Tij, e as trupin ku ka qenë ai. Dënimi i varrit dhe ai i Ahiretit janë pasojë e hidhërimit të All-llahut ndaj robit të Tij, prandaj ai që e ka hidhëruar All-llahun në këtë botë dhe vdiç pa u penduar do të dënohet në Berzah sipas masës së hidhërimit të All-llahut në të, kështu që disa kanë më pak e disa më shumë dënim, e disa kanë besuar dhe disa kanë përgënjeshtruar.
**Aspekti detaj:** I Dërguari (s.a.v.s.) tregoi për ata dy personat të cilët dënoheshin në varret e tyre dhe dihet se njëri nga ata i bartte fjalët në mes njerëzve kurse tjetri nuk pastrohej pas derdhjes së ujit (nevojës së vogël). Ky i fundit e la një pastrim të obliguar, kurse i pari bëri atë që shkaktoi armiqësi në mes njerëzve me gjuhën e tij

[143] E transmetoi Buhariu (5674), Fet'hul-Bari (10/133), Muslimi në "Es-Selam" (46), Ahmedi në "El-Musned" (6/89), Maliku në "El-Muvetta (f. 239) dhe Ibn Sa'di në "Et-Tabekat" (2/2/27, 28).

edhe nëse e tha të vërtetën, e kjo na tërheqë vërejtjen se ai që hedhë armiqësi në mes njerëzve përmes gënjeshtrës, dëshmisë së rrejshme apo shpifjes ka dënim më të madh dhe se në mospastrimin nga derdhja e ujit i tërhiqet vërejtja atij që e lë namazin, e që pastrimi nga derdhja e ujit është një prej obligimeve të tij, se do të dënohet me dënim më të madh. Në transmetimin e Shu'bes I Dërguari (s.a.v.s.) tha: **"...njëri nga ata hante mishërat e njerëzve",** ky është ai që bënë gibet (i përmend njeriut atë që e urren), kurse i pari është bartësi i fjalëve (en-Nemmam). Poashtu më herët përmendëm transmetimin e Ibn Mes'udit (r.a.) për atë **që u godit me kamxhik dhe iu mbush varri me zjarr sepse kishte falur një namaz pa abdest dhe kishte kaluar pranë një njeriut që i bënin zullum kurse ai nuk i kishte ndihmuar.**

Më herët kemi përmendur hadithin e Semures (r.a.) në Sahihun e Buhariut[144] **ku përmendët dënimi i atij që e thotë një rrenë dhe ajo arrinë horizontet, dënimi i atij që ka lexuar Kur'anin por natën ka fjetur dhe ditën nuk ka punuar me të, dënimi i prostitutëve e prostituteve dhe dënimi i ngrënësit të kamatës sikurse i kishte parë I Dërguari (s.a.v.s.) në jetën e Berzahut.**

Poashtu kemi përmendur hadithin të cilin e transmetoi Ebu Hurejre (r.a.) ku u përmend **shtypja e kokave me gurë të atyre që nuk bënin sexhde** (nuk faleshin)**, ecja e atyre që nuk e dhanë zeqatin mbi therra helmuese dhe mbi pemën Zekkum, ata që hanin mishin e kalbur me erë të keqe si shkak i prostitucionit të tyre dhe ata që u shkëputeshin buzët e tyre me dana të hekurit si shkak i fjalëve e ligjëratave të tyre trazuese.**

Gjithashtu kemi përmendur hadithin e Ebu Seidit (r.a.) dhe **dënimin e kryersve të atyre krimeve, që disa kishin barqet e tyre sa shtëpia dhe të cilët ishin në vendshkeljet e ushtrisë së Faraonit, e ata janë ngrënësit e kamatës, disa prej tyreve u hapeshin gojët dhe u mbusheshin ato me zjarr i cili u dilte nga mbrapa, e ata ishin ngrënësit e pasurisë së jetimit, disa prej tyre ishin të vjerrura për gjinjët e tyre, e ato janë laviret, disa prej tyre hanin mishrat e tyre që u këputeshin nga pjesët e tyre të trupit, e ata ishin gibetxhinjët dhe disa prej tyre kishin thonjë të bakrit me të cilët gërvishnin fytyrat e gjoksat e tyre, e ata ishin ata të cilët preknin moralin e njerëzve.**

I Dërguari (s.a.v.s.) tregoi për pronarin e batanijes të cilën e kishte marrë nga plaqkat e luftës se si i ndizet zjarr në varrin e tij dhe ai kishte të drejtë në to, e si mund të jetë puna me atë që bënë zullum në atë që nuk është e drejtë e tij. Pra, dënimet e varrit rezultojnë nga gjynahet e zemrës, syrit, veshit, gojës, gjuhës, barkut, organit seksual, dorës, këmbës, dhe trupit në përgjithësi. Bartësi i fjalëve, gënjeshtari, gibetxhiu, dëshmuesi i rrejshëm, shpifësi ndaj atij që është i martuar, hedhësi në trazira, thirrësi në risi, ai që thotë për All-llahun dhe të Dërguarin e Tij atë që nuk e di, llomotitësi, ngrënësi i kamatës, ngrënësi i pasurisë së jetimëve, ngrënësi i haramit si ryshfeti e të ngjashme, ngrënësi i pasurisë së vëllaut të tij musliman pa të drejtë ose të atij që është me kontratë, konsumuesi i alkoolit, ngrënësi i kafshatës së pemës së mallkuar, prostitutët, homoseksualët, vjedhësi, tradhtari, mashtruesi, hilegjia, marrësi, dhënësi, dëshmitarët, lejuesi dhe atij që i lejohet kamata, ai që bën dredhi në rënien e obligimeve të All-llahut dhe në bërjen e ndalesave të Tij, dëmtuesi i muslimanëve dhe pasuesi i avreteve të tyre, gjykuesi me atë që nuk e ka zbritur All-llahu, ai që përgjigjet pa atë që e ka zbritur All-llahu, ndihmuesi në gjynahe dhe armiqësi, vrasësi i atij që All-llahu e ka ndaluar, ateisti në Qabe, mohuesi i realitetit të emrave dhe cilësive të All-llahut, ai që i jepë përparësi mendimit, shijes dhe sjelljes së tij para Sunnetit të Dërguarit të All-llahut (s.a.v.s.),

[144] E transmetoi Buhariu (7047) dhe Ahmedi në "El-Musned" (5/9).

vajtuesja dhe dëgjuesi i saj, vajtuesit e Xhehennemit e që janë këngëtarët e muzikës që e ka ndaluar All-llahu dhe I Dërguari i Tij (s.a.v.s.) dhe dëgjuesi i tyre, ata që ndërtojnë xhamiat në varre dhe ndezin tek ato kandila e qirinjë, mangësuesit në peshore dhe tepruesit kur ata marrin, tiranët, mendjemëdhenjët, syefaqësit, përqeshësit, cytësit, shpifësit ndaj selefit (të parëve), ata që shkojnë te falltorët, astrologët e njohësit e fshehtësive të cilët i pyesin dhe u besojnë atyre, ndihmësit e tiranëve të cilët kanë shitur Ahiretin e tyre me dun'jan e të tjerëve, ai të cilin nëse e frikëson me All-llahun nuk frikësohet dhe nuk mërzitet, por nëse e frikëson me një krijesë si ai frikësohet dhe ndalet nga gjendja në të cilën gjindet, ai që këshillohet me fjlaët e All-llahut dhe të Dërguarit të Tij, por ai nuk udhëzohet as nuk ngre kokën për këtë, e nëse këshillohet nga ai që ka mendim të mirë për të, i cili mund t'ia qëlloj dhe mund të gaboj, ai kapet me dhëmballa për të dhe nuk e kundërshton, atij që i lexohet Kur'ani dhe ai nuk ndikon në të, e ndoshta edhe i duket i rëndë, e nëse e dëgjon kur'anin e shejtanit, rukjen e zinas (emër i muzikës) dhe elementin e dyfytyrsisë gëzohet në brendësinë e tij, i zgjohet zemra e tij dhe dëshiron që këngëtari të mos hesht, ai që betohet në All-llahun duke gënjyer, por nëse betohet në arrë, në shehun e tij, në të afërmin e tij, në shëndetin e tij, ose në jetën e atij që e do dhe e respekton atëherë ai nuk betohet rrejshëm edhe sikur të kërcënohet apo të dënohet, ai i cili lavdërohet me gjynahe dhe i përmend shpesh ato me shokët e tij, i cili quhet El-Muxhahir (ai që haptas bën gjynahe), atij që nuk i beson pasurinë dhe familjen tënde, i pamoralshmi në gjuhën e tij të cilin e kanë lënë njerëzit duke iu ruajtur sherrit dhe amoralitetit të tij, ai që e vonon namazin deri në kohën e tij të fundit, e falë atë shpejt dhe nuk e përmend në të All-llahun përveçse pak, nuk e jep zeqatin me dëshirë të tij, nuk e kryen Haxhxhin duke patur mundësi, nuk i kryen obligimet të cilat i ka me gjithë mundësinë e tij, nuk është i kujdesshëm në momentet, fjalët, ushqimin e as hapat e tij, nuk i interson kah e fiton pasurinë, prej hallalli apo prej harami, nuk i mbanë lidhjet farefisnore, nuk e mëshiron të varfërin, të vejën, jetimin, e as shtazët, ai e refuzon jetimin dhe nuk nxitë të ushqehet i varfëri, i bën punët për sy të njerëzve, i ndalon nevojat elementare, mirret me të metat e njerëzve nga të metat e tyre dhe me gjynahet e të tjerëve nga gjynahet e tij, **të gjithë këta dhe të ngjashmit me ta dënohen në varret e tyre për shkak të këtyre krimeve sipas veprimeve të shumta apo të pakta, si dhe sipas gjynahit të vogël apo të madh.**

E meqë shumica e njerëzve janë të tillë, atëherë edhe shumica e banorëve të varreve dënohen, ndërsa ata që shpëtojnë janë të pakët, pamja e jashte e varreve është dhe kurse brendësia e tyre është plotë fatkeqësi, dënimi i pamjes së tyre të jashtme janë dheu dhe gurët e ndërtuar e të shkruajtur kurse në brendësinë e tyre janë trishtimet e fatkeqësitë të cilat vlojnë me pendime sikurse vlojnë tenxheret me çka ka në to. Edhe i takon atyre kur ka ndërhyrë në mes tyre dhe epsheve e shpresimeve të tyre. Pasha All-llahun ti ke këshilluar dhe nuk i ke lënë fjalë asnjë këshilluesi, ai thotë: O ndërtues të dun'jas, ju keni ndërtuar një shtëpi që së shpejti do të largoheni nga ajo, keni shkatërruar një shtëpi që ju me të shpejtë do të shkoni aty, keni ndërtuar shtëpi që të tjerët do të përfitojnë dhe banojnë në to, ndërsa keni shkatërruar shtëpi që tjetër pos tyre nuk do të banoni, kjo botë është shtëpi e garimit, vend i punëve dhe mbjelljes së farës, kurse ky (varri) është vend i mësimit, ose një kopsht i Xhennetit, ose një grop e Zjarrit.

## ÇËSHTJA E DHJETË

## SHKAQET SHPËTUESE NGA DËNIMI I VARRIT

Përgjgjeja në këtë poashtu bëhet nga dy aspekte, atë të përgjithshëm dhe atë detaj.

**Aspekti i përgjithshëm:** Është largimi nga ato shkaqe të cilat obligojnë dënimin e varrit dhe më e mira në mesin e tyre është që të ulet njeriu një moment kur dëshiron të flejë e të llogaritë vetën e tij në gjithë atë që e humbi apo e fitoj atë ditë, pastaj ta ripërtërijë pendimin e sinqertë mes tij dhe All-llahut dhe të flejë me atë pendim, e më këtë rast e vendosë që mos ta përsëritë gjynahin kur të zgjohet dhe këtë e bën çdo natë, nëse ai vdes atë natë do të vdes i penduar, e nëse zgjohet në mëngjes zgjohet duke pritur punën i gëzuar që nuk i ka ardhur exheli (momenti i vdekjes) që kështu të pres momentin nga Zoti i tij dhe të kompensoj atë që i ka kaluar. Nuk ka për robin asgjë më të dobishme se sa ky pendim posaqërisht nëse kësaj i pason dhikrullah (përmendja e All-llahut) dhe veprimi i sunneteve të cilat transmetohen nga I Dërguari (s.a.v.s.) në momentin e gjumit derisa ta kaplojë ai, prandaj atij që All-llahu i dëshiron të mirën i mundëson atë, ve la kuvvete il-la bil-lah (dhe nuk ka fuqi përveç fuqisë së All-llahut).

**Aspekti detaj:** Po i përmendim disa hadithe të Dërguarit (s.a.v.s.) për atë që të shpëton nga dënimi i varrit.

Transmetohet nga Muslimi[145] në Sahihun e tij nga Selmani (r.a.), i cili tha: E dëgjova të Dërguarin e All-llahut (s.a.v.s.) se tha: **"Qëndrimi në roje një ditë dhe një natë ka më shumë vlerë se agjërimi dhe falja një muaj** (është fjala për agjërim dhe falje vullnetare)**, e nëse ai vdes do t'i vazhdojë puna e tij që e punonte, do t'i vazhdojë furnizimi i tij dhe do të sigurohet nga sprova e varrit".**

Tirmidhiu[146] në "El-Xhami'" transmetoi nga Fudaletu Ibn Ubejdi (r.a.) se I Dërguari (s.a.v.s.) tha: **"Çdo të vdekuri i vuloset puna e tij përveç atij që vdes roje në rrugë të All-llahut, atij i shumfishohet puna e tij deri në Ditën e Kijametit dhe sigurohet nga sprova e varrit".** Tirmidhiu tha: Ky është një hadith i mirë dhe i saktë.

Në Sunenin e Nesaiut[147] transmetohet nga Reshdin Ibn Sa'di nga një njeri që është nga Sahabët e të Dërguarit (s.a.v.s.) se një njeri tha: O I Dërguar i All-llahut, përse besimtarët sprovohen në varret e tyre përveç shehidit? Tha: **"Mjafton sprovë për të vetëtima e shpatave mbi kokën e tij".**

El-Mikdam Ibn Muid Jekreb (r.a.) transmetoi se I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) tha: **"Shehidi tek All-llahu i ka gjatë veçanti: Falet ai në vrullin e parë të gjakut, e sheh pozitën e tij në Xhennet, sigurohet nga dënimi i varrit dhe nga frikësimi më i madh** (i Kijametit)**, i vendoset atij kurora e nderit që një dijamant i saj është më i vlefshëm se krejt bota dhe çfarë ka në të, martohet me shtatëdhjetë e dy gra prej hyrive të Xhennetit dhe ndërmjetëson për shtatëdhjetë persona të të afërmëve të tij".** E transmetoi Ibn Maxhe[148] dhe Tirmidhiu, e kjo është thënia e tij dhe tha: Ky hadith është i mirë dhe i saktë.

Ibn Abbasi (r.a.) tha: Një nga shokët e të Dërguarit të All-llahut e vendosi tendën e tij mbi një varr pa e ditur se ai është varr, pastaj e kuptoi se ai ishte varri i një njeriu i cili këndoi suren El-Mulk derisa e përfundoi atë, ai më të shpejtë erdhë te I Dërguari (s.a.v.s.) dhe i tha: O I Dërguar i All-llahut, e vendosa unë tendën time mbi një varr pa e ditur se ai është varr, por aty ishte varri i një njeriu i cili këndonte suren El-Mulk derisa e përfundoi, atëherë I Dërguari (s.a.v.s.) tha: **"Ajo është penguese,**

---

[145] E transmetoi Muslimi në "El-Imare" (163), Buhariu (2892), Fet'hul-Bari (6/100), Ahmedi në "El-Musned" (5/441) dhe Taberani në "El-Kebir" (6/327).

[146] **I mirë I saktë.** E transmetoi Tirmidhiu (1621), Ahmedi në "El-Musned" (6/20), Hakimi në "El-Mustedrek" (2/144) tha se është I saktë në çka u pajtua edhe Dhehebiu dhe Ibn Hibbani (1624).

[147] **I dobët.** E transmetoi Nesaiu në "El-Xhenaiz" (4/99), Kurtubiu në tefsirin e tij (4/218). Aty gjindet Reshdin Ibn Sa'd Ibn Muflih El-Mehri I cili është I dobët, Ibn Junusi për të tha: Ishte I mirë në fenë e tij, por atë e kaploi hutia e njerëzve të mirë në hadith (Takrib: 1/251/92).

[148] **I saktë.** E transmetoi Tirmidhiu (1663), Ibn Maxhe (2799) dhe në Tergib (2/320).

**ajo është shpëtuese që e shpëton nga dënimi i varrit”[149].** Tirmidhiu tha: Ky hadith është i mirë por i panjohur.
Transmetuam në Musnedin e Ibn Humejdit[150] nga Ibrahim Ibnul-Hakemi nga babai i tij Ikreme nga Ibn Abbasi (r.a.) se i tha një njeriu: A të stolisi me një hadith që do të gëzohesh me të? Ai i tha: Gjithsesi? I tha: Lexoje *“Tebarekel-ledhi bijedihil-mulk ve huve ala kul-li shej’in kadir* (sureja El-Mulk)”, mësoje përmendësh, mësojau atë familjes, fëmijve tu dhe fëmijve të fqinjëve sepse ajo është shpëtuesja dhe diskutuesja e cila do të diskutoj në Ditën e Kijametit para Zotit të saj për lexuesin e saj, ajo do të kërkoj nga Zoti i saj që ta shpëtoi atë nga dënimi i Zjarrit nëse është në gjoksin e tij dhe me të All-llahu do ta shpëtoi pronarin e saj nga dënimi i varrit. I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) tha: **“Do të dëshiroja që ajo të gjindet në zemrën e çdo njeriu të ummetit tim”.**
Ebu Omer Ibn Abdul-Birr tha: Është vërtetuar nga I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) se tha: **“Një sure e cila i ka tridhjetë ajete ndërmjetësoi për pronarin e saj derisa ai u falë: Tebarekel-ledhi bijedihil-mulku** (El-Mulk)**”[151].**
Në Sunenin e Ibn Maxhes[152] transmetohet në një hadith të ngritur (merfu’ë) nga Ebu Hurejre (r.a.) se I Dërguari (s.a.v.s.) tha: **“Ai që vdes nga sëmundja e barkut do të vdes shehid, do të sigurohet nga sprova e varrit dhe do të furnizohet me ushqim të Xhennetit mëngjes e mbrëmje”.**
Në Sunenin e Nesaiut[153] transmetohet nga Xhami’ë Ibn Sheddadi se tha: E dëgjova Abdullah Ibn Jeshkerin duke thënë: Isha duke ndejtur me Sulejman Ibn Surren dhe Halid Ibn Arfetan, me atë rast e përmendën një njeri që kishte vdekur nga sëmundja e barkut dhe dëshironin që të kishin dëshmuar xhenazen e tij, e i thanë njëri-tjetrit: A nuk tha i Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.): **“Atë që e mbytë barku i tij nuk do të dënohet në varrin e tij”.**
Ebu Davud Et-Tajalisi në Musnedin e tij tha: Na tregoi Shu’beja, më tregoi Ahmed Ibn Xhami’ë Ibn Sheddadi se babai i tij tha: E përmendi rastin e njejtë, por shtoi: Tjetri i tha: Gjithsesi.
Transmetoi Tirmidhiu[154] nga Rebia Ibn Sejf nga Abdullah Ibn Amri i cili tha: I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) tha: **“Nuk ka asnjë musliman i cili vdes në ditën e xhuma apo në natën e xhumas përveçse All-llahu do ta mbrojë nga sprova e varrit”,** Tirmidhiu tha: Ky hadith është i mirë por i panjohur dhe nuk është zingjiri i tij i lidhur. Rebia Ibn Sejfi transmeton nga Ebi Abdurrahman El-Habli nga Abdullah Ibn Amri, ndërsa nuk dihet se Rebia Ibn Sejfi ka dëgjuar nga Abdullah Ibn Amri, përfundoi.
I urti Tirmidhi e transmetoi këtë hadith edhe nga Rebia Ibn Sejfi nga Ijjad Ibn Ukbe El-Fihriu nga Abdullah Ibn Amri.

---

[149] **I saktë.** E transmetoi Tirmidhiu (2890), Ebu Neimi në “El-Hilje” (3/81), hadithet e saktë të Albanit (3/131, 1140).
[150] **I dobët.** E transmetoi Abd Ibn Humejdi në “El-Muntehab” nga Musnedi I Ibn Abbasit r.a. (f. 206-207, h. 603). Them: Në këtë transmetim gjindet Ibrahim Ibnul-Hakem Ibn Ibban për të cilin Ibn Muini, Nesaiu, El-Ukajli, Ebu Zer’a dhe El-Xhurxhani thanë se është I dobët.
[151] **I mirë.** E transmetoi Tirmidhiu (2891), Ibn Maxhe (3786), Ahmedi në “El-Musned” (2/299, 321) dhe Hakimi në “El-Mustedrek” (2/497).
[152] **Shumë I dobët.** E transmmetoi Ibn Maxhe (1615), Ibn Adiji në “El-Kamil” (2/450), Hadithet e dobëta të Ibn Maxhes (355), El-Mishkah (1595) dhe Hadithet e dobëta e Albanit (4661).
[153] **I mirë.** E transmetoi Nesaiu në “El-Xhenaiz” (4/98), Tirmidhiu (1064) dhe tha: Ky hadith është I mirë I panjohur dhe është transmetuar nga ky aspekt.
[154] **I dobët.** E transmetoi Tirmidhiu (1074) dhe Ahmedi në “El-Musned” (2/169) dhe në hadith ka ndërprerje.

Poashtu e transemtoi Ebu Neim El-Hafidhi nga Muhammed Ibnul-Munkederi nga Xhabiri të ngritur: **“Ai që vdes në natën e xhumas ose ditën e xhuma do të sigurohet nga dënimi i varrit dhe do të vijë në Ditën e Kijametit e me vete bartë vulën e shehidëve”[155].** U veçua me këtë Omer Ibn Musa El-Vexhihi i cili është një Medinas i dobët.
Kurse thënia e tij (s.a.v.s.): **“...mjafton sprovë për të vetëtima e shpatave mbi kokën e tij”,** kuptimi është, All-llahu e di më së miri, se u provua dyfytyrsia e tij nga imani i tij me vetëtimën e shpatave mbi kokën e tij kurse ai nuk iku, e sikur ai të ishte munafik nuk do ta duronte vetëtimën e shpatave mbi kokën e tij, kjo argumentoi se iimani i tij e barti atë të dhuroi dhe të dorëzoi shpirtin e tij për All-llahun, në zemrën e tij e ndez hidhërimi për All-llahun e të Dërguarin e Tij, për triumfin e fesë së Tij dhe forcimin e fjalës së Tij. Ky, pra, shfaqi sinqeritetin e brendësisë së tij meqë doli para vrasjes kështu që i mjaftoi kjo nga sprova në varrin e tij.
Ebu Abdullah El-Kurtubiu tha: Nëse shehidi  nuk sprovohet në varrin e tij, atëherë siddiku (besimtari shumë i sinqertë) është më i rëndësishëm dhe me shpërblim më të madh që të sprovohet, sepse ai në Kur’an është përmendur para shehidëve dhe El-Murabitu (roja) i cili është më i ulët se shehidi nuk sprovohet, e çfarë të themi atëherë për atë që është në shkallë më të lartë se shehidi.
Hadithet e sakta e refuzojnë këtë thënie dhe sqarojnë se siddiku pyetet në varrin e tij sikurse pyeten edhe të tjerët, ky pra është Omer Ibnul-Hattabi (r.a.) koka e siddiknëve i cili i tha të Dërguarit (s.a.v.s.) kur e lajmëroi për pyetjen e melekut në varrin e tij, e tha: **“A do të jem unë në këtë gjendjen time që jam tani? I tha: Po”[156]** dhe përmendi hadithin.
Sa i përket asaj se a pyetën pejgamberët në varret e tyre u dhanë dy mendime: Ato janë dy aspekte në medhhebin e Ahmedit dhe te të tjerët, kurse ajo veçanti me të cilën u veçua shehidi nuk obligon që ta shoqëroi në atë dispozitë siddiku edhe pse ky është më i lartë se ai, sepse disa veçanti të shehidëve nuk i posedojnë ata që janë më të lartë se ata. Kurse hadithin që e transmetoi Ibn Maxhe[157]: **“Ai që vdes i sëmurë vdes si shehid dhe mbrohet nga sprova e varrit”** është nga hadithet që u veçua me të Ibn Maxhe kurse në veçantitë e tij ka çudira dhe gjëra të papranuara, në kësi lloj hadithi nuk bazohemi dhe nuk dëshmojmë nga I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) për të, e nëse është i saktë ai atëherë është i varur nga hadithi tjetër për atë që vdes nga sëmundja e barkut, sepse është vërtetuar nga ai (s.a.v.s.) se tha: **“Ai që vdes nga sëmundja e barkut është shehid”[158]**, prandaj ai hadith i përgjithshëm komentohet me këtë hadith përkufizues, All-llahu e di më së miri.
Sa i përket asaj se çfarë të shpëton nga dënimi i varrit është transmetuar një hadith që është shërues në këtë temë: E transmetoi Ebu Musa El-Medini dhe sqaroi dobësinë e tij në librin “Et-Tergibu vet-Terhib – Stimulimi dhe Frikësimi”, si dhe e komentoi atë. E transmetoi atë hadith nga El-Ferexh Ibn Fudale se na tregoi Hilal Ebu Xhebele nga Seid Ibnul-Musejjibi nga Abdurrahman Ibn Semure, i cili tha: Një ditë doli i Dërguari i Allahut (sal-lAllahu alejhi ve sel-lem) te ne derisa ne ishim duke ndejtur nën një hije (shtëpi verore e thjeshtë, kulmi i së cilës është i mbuluar

[155] **I dobët.** Aty gjindet Omer Ibn Musa El-Vexhihi për të cilin Ibn Hibbani tha: Në transmetimin e tij nga të besueshmit ka gjëra që nuk I përngjajnë haditheve nga të besueshmit. Ai doli nga të drejtët në të akuzuarit kështu që e meritoi lënien e tij (El-Mexhruhin: 2/86).
[156] E transmetoi Bejhekiu në “Kitabul-I’tikad”, kapitulli I besimit në dënimin e varrit (f. 126) ngga dy aspekte: Njëri merfu’ (I ngritur), por është garib (I panjohur), u veçua me të Mufaddal Ibn Salih, I cili është I dobët, nuk pranohet veçimi I tij. Tjetrin e bëri të saktë Ata Ibn Jesari nga I Dërguari (s.a.v.s.).
[157] **I dobët.**
[158] E transmetoi Buhariu (2829), Fet’hul-Bari (6/50), Muslimi në “El-Imare” (164) dhe Ibn Maxhe (2804).

me degë të hurmeve) në Medine. U ngrit para nesh dhe na tha: **”Unë pashë mbrëmë një ëndërr të çuditshme: E pashë një njeri nga ummeti im, të cilit i erdh meleku i vdekjes që t'ia merr shpirtin. Në atë moment erdhë bëmirësia e tij ndaj prindërve dhe e largoi melekun e vdekjes nga ai. E pashë një njeri nga ummeti im, të cilit i ishte shtruar dënimi i varrit. Në atë moment erdh abdesti i tij dhe e shpëtoi nga ajo gjendje. E pashë një njeri nga ummeti im, të cilin e kishin rrethuar shejtanët. Në atë moment erdh përkujtimi i tij i Allahut dhe i përzuri shejtanët nga ai. E pashë një njeri nga ummeti im duke u ndezur -në një transmetim tjetër thuhet: duke dihatur - nga etja. Sa herë që afrohej afër ndonjë pusi, pengohej dhe dëbohej. Në atë moment erdh agjërimi i tij i Ramazanit dhe i dha të pijë, e u ngop. E pashë një njeri nga ummeti im dhe i pashë profetët të ulur në rrethe. Sa herë që ai afrohej afër ndonjë rrethi të tyre, dëbohej. Në atë moment erdh pastrimi i tij nga xhunubllaku (pastrimi pas marrëdhënieve seksuale me gruan apo ejakulimit), e kapi për dore atë dhe e uli afër meje. Pastaj e pashë një njeri nga ummeti im, para të cilit kishte një errësirë, mbrapa tij kishte errësirë, në të djathtën e tij kishte errësirë, në të majtën e tij kishte erësirë, mbi të kishte errësirë dhe nën të kishte errësirë, kurse ai ishte i hutuar në ato errësira. Në ato momente erdhën Haxhxhi dhe Umreja[159] e tij dhe e nxorrën nga errësira në dritë. Po ashtu e pashë një njeri nga ummeti im, duke u mbrojtur me duart e tij nga flaka dhe xixat e zjarrit. Në atë moment erdh sadaka (zeqati dhe lëmosha që ua dha fukarave për Allahun) e tij dhe u bë mburojë mes tij dhe mes Xhehennemit dhe ia mbuloi kokën. E pashë një njeri nga ummeti im, duke u folur besimtarëve, por ata nuk i flisnin. Në atë moment erdh lidhja e tij farefisnore e tha: O ju grup i muslimanëve, ai mbante lidhje të mira me farefisin e tij, pra, folni me të. Atëherë, i folën besimtarët, ua zgjati dorën atyre dhe ia zgjatën dorën ata. E pashë një njeri nga ummeti im, të cilin e kishin rrethuar Zebanijet (melekët e zjarrit), në atë moment erdh urdhërimi i tij në vepra të mira dhe pengimi i tij nga veprat e këqija dhe e shpëtuan nga duart e tyre dhe e futën tek melekët e mëshirës. E pashë një njeri nga ummeti im, të gjunjëzuar dhe në mes tij e Allahut të madhëruar, kishte një pengesë. Në atë moment erdh morali i lartë i tij, e kapi atë për dore dhe e futi tek Allahu i madhëruar. E pashë një njeri nga ummeti im, të cilit i vinte libri i tij nga ana e majtë. Në atë moment erdh frika e tij ndaj Allahut të madhëruar, e kapi librin e tij dhe ia vendosi në dorën e djathtë. E pashë një njeri nga ummeti im, të cilit i kishte dalur peshoja e lehtë. Në atë moment erdhën fëmijët e tij (të cilët i kishin vdekur të vegjël) dhe ia rënduan peshojën. E pashë një njeri nga ummeti im, i cili qëndronte në buzë të Xhehennemit. Në atë moment erdh shpresa e tij në Allahun e madhëruar, e shpëtoi nga aty dhe ai shkoi. E pashë një njeri nga ummeti im, i cili ishte hudhur në zjarr. Në atë moment erdh loti i tij që kishte derdhur nga frika ndaj Allahut të madhëruar dhe e shpëtoi nga aty. E pashë një njeri nga ummeti im, duke qëndruar në Sirat[160] dhe dridhej sikurse dridhen degët e hurmës nga një erë e fortë. Në atë moment erdh mendimi i tij i mirë ndaj Allahut të madhëruar, e qetësoi të dridhurit e tij dhe ai vazhdoi rrugën. E pashë një njeri**

[159]Umreja është vizita e Qabes dhe kryerja e ritualeve të umres me qëllim adhurimi të Allahut jashtë muajve të Haxhxhit. Ose kryerja e umres së bashku me Haxhxhin.

[160]Sirati është një urë mbi Xhehennemin e cila është më e hollë se tehu i shpatës. Të gjithë njerëzit do të kalojnë mbi të. Disa besimtarë e kalojnë atë më shpejtë se vetëtima, disa si kalorësi më i shpejtë, disa duke vrapuar, disa duke ecur, e dica duke ecur dhe duke u rrëzuar, kurse pabesimtarët i kaplon flaka e Xhehennemit dhe bien në të…

**nga ummeti im, duke u zvarritur në Sirat. Ndonjëherë zvarritej, e ndonjëherë mbetej i lidhur. Në atë moment erdh salavati i tij mbi mua, e ngriti në këmbë dhe e shpëtoi. Dhe e pashë një njeri nga ummeti im, i cili kishte arritur te dyert e Xhennetit, por ato iu mbyllën. Në atë moment erdh shehadeti (dëshmia) i tij, La ilahe il-lAllah, se nuk ka zot tjetër përveç Allahut, ia hapi dyert dhe e futi në Xhennet"[161].** El-Hafidh Ibn Musa tha: Ky është një hadith shumë i mirë, e transmetuan Seid Ibnul-Musejjibi, Amr Ibn Dhurri dhe Ali Ibn Zejd Ibn Xhed'ani.

Për këtë hadith dhe të ngjashëm është thënë: Ëndërrat e pejgamberëve janë shpallje, pra ata kuptohen ashtu si janë e jo si ajo që transmetohet nga I Dërguari (s.a.v.s.) se tha **pashë ëndërr sikur mu thy shpata ime dhe e komentova kështu e kështu, pashë disa lopë të cilat u therrën dhe pashë sikur ne ishim në shtëpinë e Ukbetu Ibn Rafiut"[162].**

U transmetua në ëndërrën e tij të gjatë në hadithin e saktë të Semures (r.a.). Poashtu në hadithin e transmetuar nga Aliu dhe Ebi Umame (r.a.) dhe të tri këto transmetime janë afër njëra-tjetrës që përfshijnë përmendjen e disa dënimeve të disa të dënuarve në Berzah. Ndërsa në këtë transmetim janë përmendur dënimet dhe puna e cila e shpëton pronarin e saj. Transmetuesi i këtij hadithi nga Ibnul-Musejjibi Hilal Ebu Xhebele ëshët Medinasi i cili nuk njihet përveçse me këtë hadith. Ibn Ebi Hatimi e përmendi kështu nga babai i tij, Hakimi, Ebu Ahmedi, si dhe Hakimi, Ebu Abdullah Ebu Xhebel, e përmendën pa prapashtesën ha (e tij) dhe e rrëfyen nga Muslimi, nga ai e transmetoi El-Ferexh Ibn Feddale i cili është mesatar në transmetim, nuk është i fortë e as i lënur, nga ai transmetoi edhe Bishr Ibnul-Velid dijetari i njohur si Ebul-Hatib i cili ishte në drejtim të mirë dhe në rrugë të drejtë, poashtu e kam dëgjuar Shejhul-Islamin (Ibn Tejmije) duke e madhëruar çështjen e këtij hadithi, ai tha: Bazat e Sunnetit e dëshmojnë atë dhe ai është nga hadithet më të mira.

**ÇËSHTJA E NJËMBËDHJETË**

**PYETJA NË VARR A I PËRFSHINË NJEJTË SI MUSLIMANËT, MUNAFIKËT DHE PABESIMTARËT, APO ËSHTË E VEÇANT PËR MUSLIMANIN DHE MUNAFIKUN?**

Ebu Omer Ibn Abdul-Birri në librin e tij "Et-Temhid – Parathënia" tha: Citatet e ndryshme argumentojnë se sprova në varr nuk i ndodhë përveçse besimtarit apo munafikut, i cili ka qenë në pamjen e tij të jashtme në Islam, ndërsa pabesimtari mohues nuk është prej atyre që pyetet për Zotin, fenë dhe pejgamberin e tij, por për këtë pyeten ata që i përkasin kësaj feje dhe me atë rast i forcon All-llahu ata që kanë besuar e i shkatërron ata që kanë dyshuar.

Kur'ani dhe Sunneti argumentojnë të kundërtën e kësaj thënie, ata argumentojnë se pyetja do t'i bëhet pabesimtarit dhe muslimanit, e All-llahu i madhëruar thotë: *"All-llahu forcon ata që besuan me fjalën e fortë në jetën e kësaj bote edhe në botën tjetër, ndërsa mizorët All-llahu i bën të humbur. All-llahu punon çka të dojë"* (Ibrahim : 27). Është me hadith të saktë se ky ajet ka zbritur për dënimin e varrit kur të pyetet: **Kush është Zoti yt, cila është feja jote dhe kush është I Dërguari yt.**

Transmetohet në dy Sahihat nga Enes Ibn Maliku (r.a.) se I Dërguari (s.a.v.s.) tha: **"Kur robi të vendoset në varrin e tij dhe të largohen nga ai shokët e tij, ai i dëgjon rrahjen e këpucave të tyre"** dhe e përmendi hadithin. Imam Buhariu e shtoi

---

[161] **I dobët.** Nuk është shumë I mirë sikurse tha Kurtubiu. E përmendi Tekujuddin El-Hindi në "Kenzul-Ummal" (43592) të cilin ia përshkruajti Tirmidhiut, Bejhekiu në "Esh-Shuab". E përmendi El-Hejthemiu në "Mexhmeuz-zevaid" (7/179) dhe ia përshkruajti Taberanit me dy transmetime, në njërin nga ata Sulejman Ibn Ahmed El-Vasitiut kurse në tjetrin Halid Ibn Abdurrahman El-Mahzumi dhe që të dy janë të dobët. Them: Për shkak të dobësisë së El-Ferexh Ibn Feddales.

[162] E transmetoi Buhariu (4081, 7035) dhe Muslimi në "Err-Rru'ja" (18, 20).

edhe këtë: **“Ndërsa munafikut dhe pabesimtarit i thuhet: Çfarë thoshe për këtë njeri? Thotë: Nuk di, unë e thoja atë që njerëzit e thonin. Atëherë i thuhet: Nuk dite dhe nuk mësove, pastaj e godasin me një çekan prej hekuri dhe ai bërtet me një bërtimë që e dëgjojnë të gjithë përveç njerëzve dhe xhindëve”,** kështu është thënë te Buhariu.
Më herët kemi përmendur hadithin e Ebu Seid El-Huderiut të cilin e transmetoi Ibn Maxhe dhe imam Ahmedi, e tha: Ishim në një xhenaze me të Dërguarin (s.a.v.s.) dhe tha: **“O ju njerëz, njëmend ky ummet sprovohen në varret e tyre, kështu që kur njeriu të varroset dhe të largohen nga ai shokët e tij, i vie një melek i cili në dorën e tij mban një çekan, e ulë dhe i thotë: Çfarë thua për këtë njeri? Nëse është besimtar thotë: Dëshmoj që nuk ka zot tjetër përveç All-llahut, të Vetmit i Cili nuk ka shoq dhe dëshmoj se Muhammedi është robi dhe I Dërguari i Tij. Ai i thotë: Të vërtetën e the. Atëherë i hapet një derë për në Zjarr dhe i thotë: Kjo kishte me qenë pozita jote sikur të mos besoje në Zotin tënd. Kurse pabesimtarit dhe munafikut i thonë: Çfarë thua për këtë njeri? Thotë: Nuk e di. I thuhet: Nuk dite e as nuk u udhëzove, pastaj i hapet një derë për në Xhennet dhe i thotë: Ky kishte me qenë vendi yt në Xhennet sikur të besoje në Zotin tënd, por meqë ke mohuar All-llahu ta zëvendësoi atë me këtë, pastaj i hapet një derë për në Zjarr, pastaj e godet meleku me një goditje çekani që e dëgjojnë të gjitha krijesat përveç njerëzve dhe xhindëve”.** Disa nga Sahabët (r.a.) i thanë: O I Dërguar i All-llahut, nuk ka asnjë njeri që meleku i qëndron te koka e tij përveçse trishtohet në atë moment, atëherë I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) tha: *“All-llahu forcon ata që besuan me fjalën e fortë në jetën e kësaj bote edhe në botën tjetër, ndërsa mizorët All-llahu i bën të humbur. All-llahu punon çka të dojë”* (Ibrahim : 27).
Poashtu në hadithin e gjatë që e transmetoi El-Bera Ibn Azibi thuhet: **“Kur pabesimtari të jetë i drejtuar për në Ahiret dhe në shkëputje nga kjo botë, zbresin te ai melekë nga qielli që me vete mbajnë pëlhura të Xhehennemit”** dhe e përmendi hadithin derisa tha: **“Pastaj i kthehet shpirti në trupin e tij në varr”** deri në fund. Në një thënie tjetër tha: **“Nëse ai është pabesimtar i vie meleku i vdekjes dhe ulet te koka e tij”** dhe e përmendi hadithin derisa tha: **“Çka është ky shpirt i keq? Thonë: Filani, duke e përmendur atë me emrat e tij më të këqinjë dhe kur të arrijë te qielli i dun’jas i mbyllet ai. Tha: Hidhet ai nga qielli, pastaj e tha fjalën e All-llahut të madhëruar:** *“...e kush i përshkruan shok All-llahut, ai është sikur të bjerë nga qielli e ta rrëmbejë shpendi, ose si ai të cilin e gjuan era e stuhishme në ndonjë vend të humbur”* (El-Haxhxh: 31). Tha: **“Kthehet shpirti në trupin e tij dhe i vien dy melekë shumë të ashpër, e ulin, e qortojnë dhe i thonë: Kush është Zoti yt? Thotë: Ha, nuk e di. I thonë: Mos dish! I thonë: Çfarë thua për këtë pejgamber që është dërguar te ju? Thotë: I dëgjova njerëzit duke thënë atë, nuk di. I thonë: Mos dish! Ky është kuptimi i thënies së All-llahut të madhëruar:** *“ndërsa mizorët All-llahu i bën të humbur. All-llahu punon çka të dojë”* dhe e përmendi hadithin.
Emri El-Faxhir (i prishur) në terminologjinë kur’anore dhe të sunnetit në mënyrë të prerë përfshinë edhe pabesimtarin (kafirin) sikurse thënia e të madhëruarit: *“E s’ka dyshim se të mirët janë në kënaqësinë e përjetimeve (në Xhennet). Dhe se mëkatarët janë në Xhehennem”* (El-Infitar : 13-14), poashtu thënia e Tij: *“Jo, të mos rrinë gafil! Se shënimet e veprave të mëkatarëve janë në Sixhxhin* (në një libër shënimesh të të këqijave më të dëmshme)*”* (El-Mutaffifinë : 7). Në një thënie tjetër në hadithin e El-Beras thuhet: **“Kur pabesimtari të jetë i drejtuar për në Ahiret dhe në shkëputje nga kjo botë, zbresin tek ai melekë të fortë, të ashpër që me vete kanë**

**tesha nga zjarri dhe petka nga katrani me të cilat e mbulojnë atë, pastaj ia nxjerrin shpirtin atij sikurse nxirret hekuri me shumë degëzime nga leshi i lagur, e kur ai të del e mallkon atë çdo melekë në mes të qiellit e tokës dhe çdo melekë në qiell".**

Pastaj e përmendi hadithin derisa tha: **Ai i dëgjon rrahjet e këpucave të tyre kur ata largohen nga aty dhe i thuhet atij: O ti, kush është Zoti yt? Cila është feja jote? Kush është i Dërguari yt? Thotë: Nuk e di. I thuhet: Mos dish!** Dhe e përmendi hadithin të cilin e transmetoi Hammad Ibn Seleme nga Junus Ibn Habbabi nga El-Minhal Ibn Amri nga Zadhani nga El-Beraja.

Në hadithin e Isa Ibnul-Musejjibit nga Adij Ibn Thabitit nga El-Beraja (r.a.) i cili tha: Dolëm me të Dërguarin (s.a.v.s.) në një xhenaze të një njeriu nga Ensarët dhe e përmendi hadithin derisa tha: **Kur pabesimtari të jetë në shkëputje nga kjo dun'ja, i drejtuar për në Ahiret dhe t'i jetë afruar vdekja, zbresin tek ai melekë të cilët kanë qefinë dhe pëlhura prej zjarri.** E përmendi hadithin derisa tha: **I kthehet shpirti në varrin e tij dhe i vinë Munkeri dhe Nekiri të cilët e gërmojnë tokën me thonjët e tyre dhe e hapin tokën me kokat e tyre, zërat e tyre janë si të murmurimës gjuajtëse dhe shikimet e tyre si të vetëtimës e cila ta merr shikimin, e ulin atë dhe i thonë: O ti, kush është Zoti yt? Thotë: Nuk e di. Nga një anë e varrit thirret: Mos dish! E godasin me një kamxhik të hekurt sikur me të të godiste të gjithë ata që janë në Lindje e Perëndim të tokës do tu mjaftonte dhe me atë rast i i ngushtohet varri derisa t'i mbështillen brinjët e tij[163].** E përmendi hadithin.

Imam Ahmedi e transmetoi në Musnedin e tij nga Ebin-Nedhar Hashim Ibnul-Kasim i cili tha se na tregoi Isa Ibnul-Musejjibi dhe e përmendi hadithin.

Në hadithin e Muhammed Ibn Selemes nga Husajfi nga Muxhahidi nga El-Bera-ja (r.a.) tha: Ishim në një xhenaze të një njeriu të Ensarëve dhe me ne ishte I Dërguari i All-llahut, e përmendi hadithin derisa tha: I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) tha: **"Kur pabesimtari të vendoset në varr i vien Munkeri dhe Nekiri të cilët e ulin dhe i thonë: Kush është Zoti yt? Thotë: Nuk e di. I thonë: Mos dish[164].** Këtë hadith e përmendëm më herët.

Përgjithësisht shumica e atyre që transmetuan hadithin nga El-Bera Ibn Azibi thanë në të: **Kurse pabesimtari** në mënyrë të prerë, ndërsa disa thanë: **Kurse i prishuri,** e disa të tjerë thanë: **Kurse munafiku dyshues** dhe kjo shprehje është nga dyshimet e disa transmetuesve, kështu është në hadith nuk e di cili nga ata e tha.

Kurse ata që e përmendën pabesimtarin e të prishurin nuk dyshuan dhe transmetimet e atyre që nuk dyshuan me gjithë shumicën e tyre kanë më shumë përparësi se transmetimet e atyre që dyshuan me gjithë pakicën e tyre, pa harruar se nuk ka kundërthënie në mes dy transmetimeve sepse munafiku pyetet sikurse pyeten edhe pabesimtari dhe besimtari. All-llahu i përforcon besimtarët dhe i humbë mizorët, e ata janë pabesimtarët dhe munafikët.

Ebu Seid El-Huderiu i bashkoi ata në hadithin që e transmetoi nga Ebu Amir El-Akadiu i cili tha: Na tregoi Ubbad Ibn Rashidi nga Davud Ibn Ebi Hind nga Ebi Nadre nga Ebu Seidi (r.a.)[165] i cili tha: Dëshmuam me të Dërguarin e All-llahut (s.a.v.s.) një xhenaze...dhe e përmendi hadithin, e tha: **"Nëse ai është pabesimtar**

---

[163] **I dobët.** Aty gjindet Isa Ibnul-Musejjib el-Bexheliu, thanë për të Jahjau, Nesaiu, Daru Kutuniu dhe Ebu Davudi se është I dobët. Ebu Hatimi tha: Nuk është I fortë (Historia e Ibn Muinit: 2/464).

[164] **I dobët.** Aty është Husajf Ibn Abdurrahman El-Xhezeriu, transmetuan nga ai imamët e mëdhenjë, sikurse transmetuan edhe të besueshmit, tha për të I dobët Jahja Ibn Muinit. Abdullah Ibn Ahmedi tha: E pyeta babain tim nga Husajfi dhe tha: Nuk është I mirë në hadith (Ed-Duafa vel-Metrukin: 1/31/453).

[165] **I mirë.** E transmetoi Ahmedi në "El-Musned" (3/3-4).

**apo munafik i thotë: Çfarë thua për këtë njeri? Thotë: Nuk e di”,** pra ky hadith është i qartë se pyetja i bëhet pabesimtarit dhe munafikut. Kurse thënia e Ebi Omerit, All-llahu e mëshiroftë,: Ndërsa pabesimtari mohues nuk është nga ata që pyetën për Zotin dhe fenë e tij, ne i themi: Nuk është ashtu sepse ai është nga ata që pyetën dhe kanë përparësi më shumë të pyetën.
All-llahu i madhëruar tregoi në Librin e Tij se pabesimtari do të pyetet në Ditën e Kijametit, e thotë: *“Dhe ditën kur i thërret ata e u thotë: “Çfarë përgjigje u keni dhënë të dërguarve?”* (El-Kasas : 65), e thotë: *“Pasha Zotin tënd, ata të gjithë do t’i marrim në përgjegjësi. Për atë se ç’vepruan”* (El-Hixhr : 92-93) dhe thotë: *“Ne patjetër do të marrim në përgjegjësi ata, të cilëve u është dërguar (pejgamber), e do t’i marrim në pyetje edhe të dërguarit”* (El-A’rafë : 6). Nëse ata do të pyetën në Ditën e Kijametit si, pra, nuk do të pyetën në varret e tyre. Prandaj, atë që e përmendi Ebu Omeri, All-llahu e mëshiroftë, nuk ka kurrfarë baze.

**ÇËSHTJA E DYMBËDHJETË**

**PYETJA E MUNKERIT DHE NEKIRIT A ËSHTË E VEÇANTË PËR KËTË UMMET APO EDHE PËR UMMETET E TJERA?**

Kjo është një temë për të cilën folën dijetarët, Ebu Abdullah Et-Tirmidhiu tha: Në realitet pyetja e të vdekurit bëhet vetëm në këtë ummet në veçanti sepse popujve para nesh u vinin pejgamberët me shpallje dhe nëse ata popuj refuzonin pejgamberët largoheshin nga ata dhe atyre u pasonte dënimi. Ndërsa kur All-llahu dërgoi Muhammedin (s.a.v.s.) me mëshirë dhe imam të njerëzimit sikurse thotë i Madhëruari: *“E Ne të dërguam ty (Muhammed) vetëm si mëshirë për të gjitha krijesat”* (El-Enbija : 107), atëherë e ndaloi dënimin e tyre dhe lejoi përdorimin e shpatës që ai që hynë në fenë Islame nga frika e shpatës pastaj t’i ngulitet imani në zemrën e tij dhe kështu u dha rast atyre. Prej këtu u shfaqë nifaku (dyfytyrsia) me ç’rast disa njerëz fshehën mosbesimin dhe shfaqën besimin, kështu që ata në mesin e muslimanëve ishin të fshehtë, por pasi që All-llahu mori shpirtrat e tyre u përcaktoi All-llahu atyre sprovat e varrit që tu nxjerrë atyre sekretin e tyre me pyetja, e kështu All-llahu të ndajë të keqën nga e mira: *“All-llahu forcon ata që besuan me fjalën e fortë në jetën e kësaj bote edhe në botën tjetër, ndërsa mizorët All-llahu i bën të humbur. All-llahu punon çka të dojë”* (Ibrahim : 27).
Ndërsa disa dijetarë të tjerë e kundërshtuan këtë mendim, nga ata Abdul-Hakk El-Eshbiliu dhe Kurtubiu, dhe thanë: Pyetja i bëhet këtij ummeti dhe i është bërë të tjerëve.
Kurse disa dijetarë të tjerë, prej tyre Ebu Omer Ibn Abdul-Berr, mbetën neutral, e thanë: Në hadithin e transmetuar nga Zejd Ibn Thabiti se I Dërguari (s.a.v.s.) tha: **“Pjestarët e këtij ummeti sprovohen në varret e tyre”,** e disa e transmetuan me fjalën “tuselu – pyeten”, e bazuar në këtë shprehje mund të jetë për qëllim veçorizimi i këtij ummeti, por kjo është një çështje që nuk mund të jemi të sigurt për të.
Ata të cilët veçuan këtë ummet u bazuan në thënien e tij (s.a.v.s.): **“Pjestarët e këtij ummeti sprovohen në varret e tyre”** poashtu në thënien e tij: **“Më është shpallur mua se ju sprovoheni në varret tuaja”[166],** e që janë të qarta në veçorizimin e këtij ummeti. Ata thanë: Poashtu argumenton thënia e dy melekëve atij (të vdekurit): **“Çfarë thoshe për këtë njeri që u dërgua te ju? Besimtari thotë: Dëshmoi se ai është rob i All-llahut dhe I Dërguar i Tij”**, e kjo është e veçantë për të Dërguarin (s.a.v.s.). Në një hadith tjetër poashtu ai (s.a.v.s.) tha: **“Ju për mua sprovoheni dhe për mua pyeteni”.**

[166] E transmetoi Buhariu (86), Muslimi në “El-Mesaxhid” (123) dhe Ahmedi në “El-Musned” (6/238).

Të tjerët thanë: Kjo nuk argumenton veçorizimin e këtij ummeti ndaj ummeteve të tjera për pyetjen në varr, sepse thënia e tij “umme (popull)” mund të ketë për qëllim disa njerëz sikurse thotë i Madhëruari: *“Nuk ka asnjë gjallesë në tokë dhe as shpendë që fluturojnë me dy krahë e që nuk janë të ndarë në grupe (ummete të ndryshme) sikurse edhe ju...”* (El-En’am : 38). Çdo lloj i shtazëve në vetën e tyre quhen umme kurse në një hadith I Dërguari (s.a.v.s.) tha **se sikur qenët të mos jenë një ummet** (grup apo popull) **nga ummetet do të urdhëroja të vriten,** poashtu përmendet këtu edhe hadithi në të cilin I Dërguari (s.a.v.s.) tha **se një pejgamber e kafshoi një milingonë kurse ai urdhëroi që ai fshat i milingonave të digjet, atëherë All-llahu i shpalli atij: A pse të kafshoi një milingonë ti e dogje një ummet nga ummetet të cilat e madhërojnë All-llahun[167].** Edhe nëse në hadith është për qëllim ummeti i tij (s.a.v.s.) tek i cili ai u dërgua nuk ekziston asgjë në të që mohon pyetjen në varr të ummeteve të tjera. Madje përmendja e tyre mund të jetë lajm se ata do të pyeten në varret e tyre dhe se kjo nuk është veçanti e atyre që ishin para tyre duke treguar kështu vlerën dhe nderin e këtij ummeti ndaj ummeteve të tjera.

Këtu mund të përmendet edhe thënia e të Dërguarit (s.a.v.s.): **“Mua më është shpallur se ju sprovoheni në varret tuaja”.**

Poashtu lajmërimi i tij për thënien e dy melekëve: **“Çfarë ishte ky njeri që u dërgua te ju?”** është lajmërim i ummetit të tij për atë që do të sprovohen me të në varret e tyre. Sipas asaj që duket, All-llahu e di më së miri, çdo pejgamberi i ndodhë një gjë e tillë me ummetin e tij dhe se ata dënohen në varret e tyre pasi të jenë pyetur dhe të është ngritur argumenti kundër tyre, poashtu do të dënohen në Ahiret pasi të jenë pyetur dhe të jetë ngritur argumenti, All-llahu i madhëruar e di më së miri.

**ÇËSHTJA E TREMBËDHJETË**

**A SPROVOHEN FËMIJËT NË VARRET E TYRE?**

Dijetarët dhanë dy mendime: Ekzistojnë dy aspekte të pasuesve të imam Ahmedit.

Argument i atyre që thanë se ata pyeten është se: Namazi dhe lutja duhen të bëhen për ta, në atë lutje kërkohet që të ruhen nga dënimi dhe sprova e varrit sikurse e përmendi këtë imam Maliku në “El-Muvetta’ë” nga Ebu Hurejre (r.a.) se i Dërguari (s.a.v.s.) ia fali namazin e xhenazes një fëmije dhe në lutjen e tij tha: **O All-llah mbroje atë nga dënimi i varrit** (e transmetoi imam Ahmedi në “El-Musned” 3/491). Morën për argument edhe atë që e transmetoi Ali Ibn Ma’bedi nga Aishja (r.a.) se kaloi afër saj xhenazja e një fëmije dhe ajo qajti, e dikush i tha: Çfarë të bëri të qashë oj nëna e besimtarëve? Qajta për këtë fëmijë nga mëshira për shtrëngimin e varrit. Poashtu morën argument atë që transmetoi Hennad Ibnus-Sirriu se na tregoi Muavije nga Jahja Ibn Seidi nga Seid Ibnul-Musejjibi nga Ebu Hurejre (r.a.) se tha ai ia falte namazin e xhenazes fëmiut i cili ka marrë frymë edhe pse ai nuk ka bërë asnjë mëkat e thoshte: **O All-llah, strehoje atë nga dënimi i varrit.** Thanë: All-llahu i madhëruar do tu plotësojë atyre mendjet e tyre që t’i njohin pozitat e tyre dhe se do të inspirohen me përgjigjen për atë që pyetën. Thanë: Këtë e argumentuan hadithe të shumta të cilat sinjalizojnë se ata sprovohen në Ahiret, e këtë e përmendi El-Esh’ariu edhe nga Ehlus-Sunneti. E nëse ata sprovohen në Ahiret, atëherë nuk ka pengesë që ata të sprovohen edhe në varre.

Disa të tjerë thanë: Pyetja i bëhet atij që kupton, kështu që pyetet se a besoi në të Dërguarin dhe a ju bind atij apo jo? I thuhet: Çfarë thua për këtë njeri që u dërgua te ju? Sa i përket fëmiut i cili nuk mund t’i dallojë gjërat në asnjë aspekt si mund t’i thuhet se çfarë thua për këtë njeri që u dërgua te ju, po edhe sikur t’i kthehet mendja

[167] E transmetoi Buhariu (3019, 3319), Muslimi në “Es-Selam” (148-150) dhe Ahmedi në “El-Musned” (16/8115) nga Ebu Hurejre (r.a.).

atij në varrin e tij ai nuk mund të pyetet për atë që nuk ka patur mundësi ta dijë, prandaj nuk ka dobi në këtë pyetje. Por kjo ndryshon nga sprovimi i tyre në Ahiret sepse All-llahu i madhëruar u dërgon atyre një pejgamber i cili i urdhëron që t'i binden urdhërit të Tij, kështu që ai që i bindet urdhërit të tij shpëton kurse ai që e kundërshton atë dërgohet në Zjarr. Pra, ajo është një sprovë me një urdhërim me të cilin i urdhëron që ta veprojnë në atë kohë, e jo pyetje për një urdhër që u ka kaluar atyre në dun'ja, qoftë bindje apo kundërshtim, sikurse është pyetja e dy melekëve në varr. Ndërsa sa i përket hadithit të Ebu Hurejres (r.a.) nuk është për qëllim me dënimin e varrit dënimi i fëmiut për lënien e ndonjë bindjeje, apo veprimin e ndonjë gjynahi, sepse All-llahu nuk e dënon askendë pa vepruar mëkate, por me dënimin e varrit mund të jetë për qëllim dhimbja e cila e arrinë atë për shkak të tjerëve edhe pse nuk është dënim për ndonjë vepër që e ka vepru. Në këtë kontest është thënia e tij (s.a.v.s.): **"I vdekuri dënohet nga vajtimi i familjes së tij për të"**[168] që d.m.th. ndien dhimbje nga kjo, e nuk do të thotë se ai dënohet për mëkatin e të gjallit: *"...askush nuk do të bartë barrën e tjetrit..."* (El-En'amë : 164).

Kjo është edhe si thënia e të Dërguarit (s.a.v.s.): **"Udhëtimi është një pjesë e dënimit"**[169]**.** Dënimi është një fjalë më përfshirëse se sa "el-ukube – ndëshkimi" dhe nuk ka dyshim se në varr ka dhimbje, preokupime dhe vajtime të tilla që kalojnë gjurmët e tyre te fëmiu i cili ndien dhimbje nga ato, prandaj namazliut i obligohet t'i lutete All-llahut të madhëruar që ta mbrojë atë nga ai dënim. Vallahu a'lem – All-llahu e di më së miri.

## ÇËSHTJA E KATËRMBËDHJETË

## A ËSHTË DËNIMI I VARRIT I PANDËRPRERË APO AI MUND TË NDËRPRITET?

Përgjigjeja jonë për këtë është se ai është dy lloje: **Një lloj është i përhershëm** përveç asaj që u përmend në hadithe se dënimi u lehtësohet në mes dy fryerjeve të Surit dhe kur të ngriten nga varret e tyre thonë: *"Të mjerët ne! Po kush na ngriti prej ku ishim të shtrirë në varre?..."* (Jasin : 52). Ndërsa për atë se dënimi është i përhershëm argumenton thënia e të madhëruarit: *"Ata i nënshtrohen zjarrit mëngjes e mbrëmje..."* (Gafir : 46). Poashtu argumenton atë hadithi i përmendur më herët të cilin e transmetoi Semurete (r.a.) te Buhariu ku përmendët ëndërra e të Dërguarit (s.a.v.s.) dhe aty thuhet: **"...veprohet kjo me ta deri në Ditën e Kijametit".**

Poashtu në hadithin që e transmetoi Ibn Abbasi (r.a.) në rrëfimin e dy degëve I Dërguari (s.a.v.s.): **"...ndoshta u lehtësohet atyre derisa nuk vyshken degët"**, pra lehtësimin e dënimit e ndërlidhi vetëm me aq kohë sa degët janë të njoma.

Në hadithin e Err-Rrebi'ë Ibn Enesit nga Ebil-Alije nga Ebu Hurejre (r.a.) transmetohet se ai (s.a.v.s.) tha: **"...pastaj kalova pranë disa njerëzve të cilëve u shtypnin kokat me gurë dhe sa herë që ato shtypeshin, ktheheshin në të njejtën gjendje dhe kjo veprohej me ta pandërprerë"** të cilin hadith e përmendëm më herët. Në Sahih u përmendë rrëfimi i atij **që veshi dy xhybe dhe filloi të ecë me lavdërim, e All-llahu e fundosi në tokë dhe ai vazhdon të fundoset me të deri në Ditën e Kijametit".**

Derisa në hadithin që e transmetoi El-Bera Ibn Azibi (r.a.) për pabesimtarin I Dërguari (s.a.v.s.) tha: **"...pastaj i hapet atij një derë për në Zjarr dhe ai e shikon vendin e tij aty deri të bëhet Kijameti"** e transmetoi imam Ahmedi dhe në disa

---

[168] E transmetoi Buhariu (1292), Muslimi në "El-Xhenaiz" (16, 18, 19), Nesaiu (4/17) dhe Ahmedi në "El-Musned" (1/41, 42, 45, 54).

[169] E transmetoi Buhariu (1804), Fet'hul-Bari (3/10), Muslimi në "El-Imare" (179), Ibn Maxhe (2882), Ahmedi në "El-Musned" (2/236, 445, 496), Maliku në "El-Muvetta" (f. 980), Darimiu (2/286) dhe Bejhekiu në "El-Kubra" (5/259).

transmetime të tij thuhet: **“...pastaj i hapet atij një vrimë nga Zjarri dhe i vie atij nga fatkeqësitë e tymi i saj deri në Ditën e Kijametit”.**

**Lloji i dytë:** Është dënim deri në një kohë dhe pastaj ndërpritet, ky është dënimi i disa gabimtarëve të cilët vepruan krime të lehta dhe ata dënohen sipas krimeve të tyre, pastaj u lehtësohet ai sikurse edhe do të dënohen përkohësisht në Zjarr dhe pastaj përfundon dënimi.

Ndonjëherë mund të ndërpritet dënimi me lutjen, sadakanë, istigfarin (kërkimin për falje), shpërblimin e Haxhit, apo këndimin e Kur’anit që i bëhet nga të afërmit e tij apo nga dikush tjetër. Kjo ndodhë ashtu sikurse ndërmjetëson një ndërmjetësues për atë që është duke u dënuar në këtë botë dhe e liron nga dënimi me ndërmjetësimin e tij, por ky ndërmjetësim në këtë botë mund të ndodhë pa lejen e atij që kërkohet ndërmjetësimi tek ai, ndërsa tek All-llahu i madhëruar nuk mund të ndërmjetësoi askush përveçse me lejen e Tij, pra Ai është i Cili i lejon ndërmjetësuesit të ndërmjetësoj kur dëshiron ta mëshiroi të ndrmjetësuarin për të dhe ti mos u mashtro me tjetër gjë sepse është shirk dhe e kotë, i lartë e i madhëruar është All-llahu nga ajo: *“...kush mund të ndërmjetësojë tek Ai, pos me lejen e Tij...”* (El-Bekare : 255) dhe: *“...dhe ata nuk mund të ndërmjetësojnë përveç për atë që Ai dëshiron...”* (El-Enbija : 28), e thënia e Tij: *“...nuk ka asnjë ndërmjetësues që mund të ndërmjetësojë përveçse me lejën e Tij”* (Sebe’ë : 23) dhe thënia e Tij: *“Thuaj: “I tërë shefaati (ndërmjetësimi) i takon vetëm All-llahut, i Tij është pushteti i qiejve dhe i tokës...”* (Ez-Zummer : 44).

Ibn Ebid-Dun’ja tha: Më tregoi Muhammed Ibn Musa Es-Saig, na tregoi Abdullah Ibn Nafi’ë i cili tha: Vdiç një njeri i Medinës të cilin një tjetër e pa në ëndërr se është nga banorët e Zjarrit dhe ai për këtë u pikëllua, pastaj pas një kohe e pa sikur është prej banorëve të Xhennetit dhe i tha: A nuk ishe ti prej banorëve të Zjarrit? Tha: Po, i tillë isha, por te ne u varros një njeri i mirë i cili ndërmjetësoi për dyzet persona nga fqinjët e tij dhe unë isha njëri nga ata.

Ibn Ebid-Dun’ja tha: Na tregoi Ahmedi Ibn Jahja i cili tha: Më tregoi dikush nga shokët e mi e më tha: Vdiç një vëlla i imi të cilin e pashë në ëndërr dhe thashë: Cila ishte gjendja jote kur u vendose në varrin tënd? Tha: Më erdhë dikush me një gacë zjarri dhe sikur një lutës të mos lutej për mua, mendova se ajo do të më godas mua.

Amr Ibn Xheriri tha: Kur lutet robi për vëllaun e tij të vdekur ia sjellë atë lutje një melekë në varrin e tij dhe i thotë: O pronarë i vetmuar i këtij varri, kjo është një hedije nga një vëlla i mëshirshëm për ty.

Bishar Ibn Galibi tha: E pashë Rabian në ëndërr dhe unë lutesha shumë për të, ajo më tha: O Bishar Ibn Galib dhuratat e tua na vijnë në enë prej drite të mbuluara me faculeta të mëdafshit. I thashë: Si ndodhë kjo? Tha: Kështu ndodhë me lutjet e besimtarëve të gjallë kur të luten për të vdekurit, lutjet e tyre pranohen, ato lutje vendosen në enë të dritës dhe mbulohen me faculeta të mëndafshit, pastaj i sillen atij që i është bëra lutja në mesin e të vdekurve dhe i thuhet: Kjo është hedija e filanit për ty.

Ibn Ebid-Dun’ja tha: Më tregoi Ebu Ubejd Ibn Buhajri i cili tha: Më tregoi dikush nga shokët e mi dhe më tha: E pashë një vëlla timin në ëndërr pas vdekjes së tij dhe i thashë: A arrinë te ju lutja e të gjallëve? Ai tha: Po pasha All-llahun, ajo vërvëlitet sikurse drita dhe pastaj i vishet ajo.

Plotësimi i kësaj do të vijë, in sha All-llah, kur të përgjigjemi në pyetjen për përfitimin e të vdekurve nga ajo që u dhurohet nga të gjallët.

**ÇËSHTJA E PESËMBËDHJETË**

**KU ËSHTË VENDQËNDRIMI I SHPIRTRAVE PAS VDEKJES DERI NË KIJAMET, A JANË ATA NË QIELL APO NË TOKË DHE A JANË ATA NË**

**XHENNET APO JO? A VENDOSEN ATA NË TRUPA TË TJERË NGA ATA QË ISHIN QË KËSHTU TË BEGATOHEN DHE DËNOHEN APO MBESIN TË ZHVESHUR?**

Kjo është një çështje e madhe për të cilën folën njerëzit dhe dhanë mendime të ndryshme, e kjo është një çështje e cila mirret vetëm me anë të dëgjimit.

Disa thanë: Shpirtrat e besimtarëve janë tek All-llahu në Xhennet qofshin ata shehidë apo të tjerë përderisa nuk i pengon ata nga hyrja në Xhennet ndonjë mëkat i madh apo ndonjë borxh dhe t'i ketë pranuar All-llahu ata me falje e mëshirë, ky është mendimi i Ebu Hurejres dhe Abdullah Ibn Omerit (r.a.).

Disa të tjerë thanë: Ata janë në periferi të Xhennetit te dera e tij dhe atyre u vie nga kënaqësia, begatia dhe furnizimi i tij.

Një grup tjetër thanë: Shpirtrat janë në fushën e varreve të tyre.

Imam Maliku tha: Më ka arritur se shpirti është i liruar të shkoi kudo që ai dëshiron.

Imam Ahmedi, sikurse transmeton nga ai djali i tij Abdullahu, tha: Shpirtrat e pabesimtarëve janë në Zjarr, ndërsa shpirtrat e besimtarëve janë në Xhennet.

Ebu Abdullah Ibn Mendeh tha: Disa Sahabinjë (r.a.) dhe Tabiijë (pasardhës të sahabëve) thanë: Shpirtrat e besimtarëve janë tek All-llahu i madhëruar dhe nuk shtuan asgjë më shumë. Tha: Është transmetuar nga disa Sahabinjë (r.a.) dhe Tabiijë se shpirtrat e besimtarëve janë në në vendin e quajtur El-Xhabije, ndërsa shpirtrat e pabesimtarëve janë në një pus në një vend të quajtur Berhut në Hadramevt.

Safvan Ibn Amri tha: E kam pyetur Amir Ibn Abdullah Ebul-Jemanin se a bashkohen shpirtrat e besimtarëve në një vend? Ai tha: Toka për të cilën All-llahu i madhëruar thotë: *"Ne kemi shënuar në Zebur pas shënimit (në pllakën e ruajtur), se me të vërtetë tokën do ta trashëgojnë robtë e Mij të mirë"* (El-Enbija : 105), është toka në të cilën tubohen shpirtrat e besimtarëve derisa të ndodhë ringjallja dhe thanë: Ajo është toka të cilën All-llahu ua trashëgon besimtarëve në dun'ja.

Ka'bi (r.a.) tha: Shpirtrat e besimtarëve janë në Il-lijunë në qiellin e shtatë kurse shpirtrat e pabesimtarëve janë në Sixhxhin në tokën e shtatë nën ushtrinë e Iblisit (të mallkuar).

Një grup tjetër thanë: Shpirtrat e besimtarëve janë në bunarin e Zemzemit, ndërsa shpirtrat e pabesimtarëve janë në bunarin Berhut.

Selman El-Farisiu (r.a.) tha: Shpirtrat e besimtarëve janë në një Berzah (pengesë) të tokës shkojnë kahdo që dëshirojnë kurse shpirtrat e pabesimtarëve janë në Sixhxhin. Në një shprehje tjetër të tij tha: Shpirti i besimtarit shkon në tokë kahdo që dëshiron.

Disa të tjerë thanë: Shpirtrat e besimtarëve janë në krahun e djathtë të Ademit kurse shpirtrat e pabesimtarëve janë në krahun e majtë të tij.

Një grup tjetër, në mesin e tyre edhe Ibn Hazmi, thanë: Vendqëndrimi i tyre është atje ku ishin para krijimit të trupave.

Tha: Atë që themi ne është se vendqëndrimi i shpirtrave është atje ku All-llahu i madhëruar dhe I Dërguari i Tij (s.a.v.s.) thanë dhe nuk e kalojmë atë sepse ai është argumenti i qartë, e All-llahu i madhëruar thotë: *"përkujto kur Zoti Yt nxori nga shpina e bijve të Ademit pasardhësit e tyre dhe i bëri dëshmues të vetes së tyre (duke u thënë): "A nuk jam Zoti juaj?" Ata thanë: "Po, dëshmuam!" të mos thoni në Ditën e Kijametit: "Ne nga ky (dëshmim) ishim të panjohur"* (El-A'rafë : 172) dhe thotë i Madhëruari: *"Ne ju krijuam pastaj ju dhamë formën, e mandej melekëve u thamë: "Bëni sexhde për Ademin"..."* (El-A'rafë : 11). Është vërtetuar se All-llahu i madhëruar i krijoi shpirtrat përnjëherë, kështu tha edhe I Dërguari (s.a.v.s.): **"Shpirtrat janë si ushtria e fortifikuar, ata që njihen ndërmjet vete afrohen kurse ata që nuk njihen ndërmjet vete largohen".** All-llahu mori nga ata besën dhe dëshminë për njëshmërinë e Tij si Zot i Vetëm kur ata ishin të krijuar, të

formësuar dhe të vetëdijshëm para se t'i urdhërojë melekët t'i bëjnë sexhde Ademit dhe para se shpirtrat të hynë në trupa derisa ata (trupat) ishin ende dhe e ujë, pastaj i vendosi ata ku ai dëshiroi e që është Berzahu tek i cili rikthehen pas vdekjes, kështu dërgohen ata një pas një dhe futen në trupa të lindur nga sperma derisa tha: Është vërtetuar se shpirtrat janë trupa që bartin qëllimet e veta si njohja në mes vete e urrejtja dhe se ata kuptojnë e dallojnë, e All-llahu i sprovon në këtë botë qysh Ai dëshiron pastaj i vdes dhe i rikthen në Berzahun të cilin e pa I Dërguari i All-llahut në natën e Isras në qiellin e dun'jas, shpirtrat e të lumturëve ishin në krahun e djathtë të Ademit kurse shpirtrat e të shkatërruarve ishin në krahun e majtë të tij atje ku përfundojnë elementet, ndërsa shpirtrat e pejgamberëve dhe të shehidëve shpejtohen për në Xhennet.
Tha: Muhammed Ibn Nasr El-Merviziu i cili përmendi nga Is'hak Ibn Rahevejhi se ai e tha të njejtën gjë dhe tha: Dijetarët u pajtuan rreth kësaj.
Ibn Hazmi tha: Kjo është thënia e të gjithë pronarëve të Islamit dhe tha: Kjo është edhe thënia e All-llahut të madhëruar: *"E ata të djathtit, kush janë ata të djathtit se? Po të majtit, kush janë ata të majtit? Ndërsa të përparmit janë të dalluar (në ballë). Ata pra, janë më të afruarit (te Zoti). Janë në Xhennetet e begatshme. (ata janë) Shumë prej (popujve) të hershmëve. E janë pak prej të mëvonshmëve"* (El-Vakia : 8-14), ndërsa thënia e të madhëruarit: *"E nëse ai (i vdekuri) është prej të afërmeve (të Zotit). Ai ka (te Zoti) kënaqësi, furnizim të mirë dhe Xhennet të begatshëm"* (El-Vakia : 88-89) deri në fund të ajeteve, atje vazhdojnë të jenë shpirtrat derisa të plotësohet numri i tyre me fryerjen në trupa dhe pastaj me kthimin e tyre në Berzah derisa të ndodhë Kijameti, pastaj All-llahu i madhëruar i rikthen shpirtrat në trupa edhe njëherë dhe ajo është jeta e dytë në të cilën llogariten njerëzit, kështu që një grup shkon për Xhennet përgjithmonë kurse një grup për Xhehennem përgjithmonë, përfundoi.
Ebu Omer Ibn Abdul-Berri tha: Shpirtrat e shehidëve janë në Xhennet kurse shpirtrat e besimtarëve të rëndomtë janë në fushën e varreve të tyre. Ne këtu po përmendim thënien e argumentet e tij dhe po sqarojmë atë që thotë.
Ibnul-Mubareku tha: Transmetohet nga Ibn Xhurejxhi sipas asaj që i tha Muxhahidi se ata nuk janë në Xhennet por ushqehen nga frytet e tij dhe nuhatin aromën e tij.
Muavijetu Ibn Salihi përmendi nga Seid Ibn Suvejdi se e kishte pyetur Ibn Shihabin për shpirtrat e besimtarëve dhe ai i kishte thënë: Më ka arritur se shpirtrat e shehidëve janë në pamjen e disa shpendëve të gjelbër të ngjitur për Arsh, dalin dhe kthehen në kopshtet e Xhennetit dhe shkojnë te Zoti i tyre çdo ditë duke u përshëndetur me selam.
Ebu Omer Ibn Abdul-Berri duke komentuar hadithin e Ibn Omerit tha: Kur vdes ndonjëri nga ju i shfaqet vendi i tij mëngjes e mbrëmje, nëse është nga banorët e Xhennetit i shfaqet nga atje, e nëse është nga banorët e Zjarrit i shfaqet vendi i tij nga atje dhe i thuhet: Ky është vendi yt kur të ringjallë All-llahu në Ditën e Kijametit. Tha: Disa morën argument këtë se shpirtrat janë në fushat e varreve, e i cili mendim është më i sakti, All-llahu e di më së miri, sepse hadithet kështu janë transmetuar dhe janë më të vërtetuara se të tjerat.
Tha: Transmetohet nga Muxhahidi se tha: Shpirtrat qëndrojnë shtatë ditë në fushat e varreve që nga dita e varrosjes dhe nuk largohen prej aty, All-llahu e di më së miri.
Një sekt thanë: Vendqëndrim i tyre është zhdukja e tërësishme, e cila thënie është e atyre që thon se: Shpirti është një dukuri e trupit sikurse edhe jeta dhe të kuptuarit e tij, kështu ai zhduket me vdekjen e trupit sikurse zhduken dukuritë e tjera të kushtëzuara me jetën e tij, e nuk ka dyshim se kjo thënie është në kundërshtim me citatet Kur'anore, të Sunnetit dhe të pajtimit të Sahabëve (r.a.) e të Tabiinëve,

sikurse do të përmendim këtë in sha All-llah (nëse All-llahu dëshiron). Për qëllim është se sipas këtij sekti të kotë vendqëndrimi i shpirtrave pas vdekjes është zhdukja e tërësishme.
Një grup tjetër tha: Venqëndrimi i tyre pas vdekjes është bartja e tyre në shpirta të tjerë të cilët i përshtaten moralit dhe cilësive të cilat i fituan gjatë jetës së tyre, kështu që çdo shpirtë kalon në trupin e ndonjë shtaze që i përngjanë atij, sipas kësaj shpirti i egër kalon në trupa të egërsirave, shpirti që i përngjanë qenit kalon në qenë, shpirti që u përngjanë shtazëve kalon në shtazë dhe shpirti i ulët kalon në trup të insekteve, e kjo është thënia e atyre që besojnë në transmformimin e shpirtrave të cilët refuzojnë ringjalljen dhe nuk ka dyshim se kjo thënie është jashta gjitha thënieve të muslimanëve.
Kjo është ajo që koncizova gjatë tubimit të thënieve të dijetarëve për vendqëndrimin e shpirtrave pas vdekjes dhe nuk mund t'i gjeshë ato të tubuara në një libër asnjëher përveç këtij. Ne do të përmendim burimet e këtyre thënieve, të mirën dhe të metën e çdo thënie dhe të saktën e tyre që e argumentoi Kur'ani e Sunneti sipas metodës tonë të cilën na e dhuroi All-llahu, e ne nga Ai shpresojmë ndihmën dhe pëlqimin.
**KAPITULL**
Ata që thanë: Shpirtrat janë në Xhennet, morën për argument thënien e të madhëruarit: *"E nëse ai (i vdekuri) është prej të afërmeve (të Zotit). Ai ka (te Zoti) kënaqësi, furnizim të mirë dhe Xhennet të begatshëm"* (El-Vakia : 88-89). Tha: Këtë e përmendi All-llahu i madhëruar pasi që përmendi daljen e tyre nga trupi, pra pas vdekjes. Ai i ndau shpirtrat në tri grupe:
**Më të afërmit:** Për të cilët na informoi se janë në Xhennet të begatshëm. **As'habul-Jemin:** Të cilët u gjykuan me Islam, e që përmbanë në vete shpëtimin e tyre nga dënimi.
**Përgënjeshtruesit e humbur:** Për ta tha se ka pritje me ujë valë dhe djegie nga zjarri i Xhehennemit.
Thanë: Kjo ndodhë gjithsesi kur ata të ndahen nga trupat e tyre dhe All-llahu i madhëruar përmendi në fillim të sures gjendjen e tyre në Ditën e Kijametit, kështu që përmendi gjendjen e tyre pas vdekjes dhe gjendjen e tyre pas ringjalljes. Ata morën argument edhe thënien e të madhëruarit: *"O ti shpirt i bindur plotësisht! Kthehu te Zoti yt i vetëkënaqur e i pranuar! Hyn në turmën e robërve të Mi! Dhe hyn në Xhennetin tim"* (El-Fexhr : 27-30). E shumë sahabinjë dhe tabiinjë thanë: Kjo i thuhet shpirtit në momentin e daljes nga kjo botë me ç'rast e përgëzon meleku me të dhe kjo nuk kundërshton thënien e atyre që thanë: Kjo i thuhet atij në Ahiret, sepse kjo i thuhet në momentin e vdekjes dhe në ringjallje, si dhe ky përgëzim është si ai për të cilin i Madhëruari thotë: *"E, s'ka dyshim se ata që thanë: "All-llahu është Zoti ynë", dhe ishin të paluhatshëm, atyre u vijnë melekët (në prag të vdekjes dhe u thonë): të mos frikoheni, të mos pikëlloheni, keni myzhde Xhennetin që u premtohej"* (Fussilet : 30). Kjo zbritje e melekëve ndodhë në momentin e vdekjes, në varr dhe në ringjallje, e ky përgëzim në momentin e vdekjes është përgëzimi i parë i Ahiretit.
Më herët kemi përmendur hadithin e El-Bera Ibn Azibit (r.a.) se **meleku i thotë atij në momentin e nxjerrjes: Gëzohu me kënaqësi dhe aromë të Xhennetit.**
Morën për argument edhe atë që e transmetoi Maliku në El-Muvetta[170]: Transmetoi Ibn Shihabi nga Abdurrahman Ibn Ka'b Ibn Maliku nga babai i tij se I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) tha: **"Shpirti i besimtarit është në realitet një shpend që ushqehet nga pemët e Xhennetit derisa ta rikthejë All-llahu në trupin e tij në**

[170] **I saktë.** E transmetoi Maliku në "El-Xhenaiz" (49), Nesaiu (4/408), Ibn Maxhe (4271), Albani tha për të se është I saktë. E transmetoi edhe Ahmedi në "El-Musned" (3/455, 456) dhe Ibn Abdul-Berr në "Et-Temhid" (5/248).

**ditën kur e ringjallë atë".** Ebu Omer tha: Në transmetimin e Malikut sqarohet se Zuhriu e dëgjoi këtë hadith nga Abdurrahman Ibn Ka'b Ibn Maliku, kështu e transmetoi edhe Junusi nga Zuhriu, e tha: E dëgjova Abdurrahman Ibn Ka'b Ibn Malikun duke e transmetuar atë nga babai i tij, poashtu e transmetoi El-Evzaiu nga Zuhriu i cili tha më tregoi Abdurrahman Ibn Ka'bi. Muhammed Ibn Jahja Edh-Dhihliu e bëri me të metë këtë hadith meqë Shuajb Ibn Ebi Hamze, Muhammedi i biri i vëllait të Zuhriut dhe Salih Ibn Kejsani e transmetuan nga Zuhriu nga Abdurrahman Ibn Abdullah Ibn Ka'b Ibn Maliku nga gjyshi i tij Ka'bi dhe kështu ai është i ndërprerë (munkati'ë). Tha: Salih Ibn Kejsani nga Ibn Shihabi nga Abdurrahmani tha se Ka'b Ibn Maliku e thoshte atë. Edh-Dhihliu tha: Kështu e mbajmë mend ne dhe ai është që i përngjanë hadithit të Salihut, Shuajbit dhe birit të vëllait të Zuhriut, por i kundërshtuan në këtë dijetarët e tjerë dhe gjykuan për Malikun dhe El-Evzaiun. Ebu Omeri tha: U pajtuan në transmetimin e këtij hadithi Maliku, Junus Ibn Jezidi, El-Evzaiu dhe El-Harith Ibn Fudajli nga Zuhriu nga Abdurrahman Ibn Ka'b Ibn Maliku nga babai i tij dhe thanë Tirmidhiu e të tjerët për të se është i saktë.

Ebu Omeri tha: Nuk gjindet te unë asnjë aspekt i asaj që tha për këtë Muhammed Ibn Jahja dhe ai nuk ka argument, ndërsa pëlqimi i Malikut, Junus Ibn Zejdit, El-Evzaiut dhe Muhammed Ibn Is'hakut është më i saktë, të qetësohet shpirti më shumë në thënien dhe transmetimin e tyre, pastaj ata janë dijetarët e përpiktë saqë nuk mund të krahasohen me ta ata që i kundërshtuan në këtë hadith, përfundoi. Muhammed Edh-Dhihliu tha: E dëgjova Ali Ibnul-Medinin duke thënë: Fëmijët e Ka'bit janë pesë: Abdullahu, Ubejdullahu, Ma'bedi, Abdurrahmani dhe Muhammedi. Edh-Dhihliu tha: Zuhriu e dëgjoi atë nga Abdullah Ibn Ka'bi i cili ishte drejtuesi i babait të tij pasi që ishte verbuar dhe e dëgjoi nga Abdurrahman Ibn Abdullah Ibn Ka'bi, poashtu transmetoi nga Bishr Ibn Abdurrahman Ibn Ka'bi, e nuk mendojë se dëgjoi nga ai, përfundoi. Nëse ky hadith është transmetuar nga Abdurrahmani nga babai i tij Ka'bi sikurse thanë Maliku dhe ata që janë me të është i qartë, e nëse ai është transmetuar nga Abdurrahman Ibn Abdullah Ibn Ka'bi nga gjyshi i tij sikurse thanë Shuajbi dhe ata që janë me të, atëherë hadithi është mursel (i ndërprerë) nga ajo rrugë kurse i ngjitur nga rruga tjetër dhe ata që e ngjitën nuk janë me rëndësi e numër më të rëndësishëm se ata që e ndërprenë, pra ky hadith është prej haditheve më të sakta, ndërsa Buhariu dhe Muslimi nuk e transmetuan në Sahihat e tyre për shkak të kësaj të mete, All-llahu e di më së miri.

Ebu Omeri tha: Thënia e tij (s.a.v.s.) **"nesemetul-mu'min (shpirti i besimtarit)"** ka për qëllim këtu shpirtin të cilën gjë e vërteton vetë thënia e tij në hadith **"...derisa ta riktheje All-llahu atë në trupin e tij në ditën kur e ringjallë atë".** Është thënë: En-Neseme është shpirti, nefsi dhe trupi, ndërsa origjina e kësaj fjale ka për qëllim vetë njeriun, mirëpo i është thënë shpirtit "neseme", All-llahu e di më së miri, sepse jeta e njeriut është e mvarur nga shpirti i tij dhe kur ai ndahet nga ai bëhet si i zhdukur, poashtu argument se fjala "neseme" ka për qëllim njeriun është edhe thënia e tij (s.a.v.s.): **"Ai që liron një njeri** (neseme) **besimtar..."**[171] dhe thënia e Aliut (r.a.): Pasha Atë që çau farën dhe e krijoi njeriun...ndërsa një poet tha:

**Më e madhërishme për ty në llogari është devotshmëria**
**Kur njerëzit (neseme) e shkundin pluhurin**

Ka për qëllim kur njerëzit të ngriten nga varret e tyre në Ditën e Kijametit, ndërsa El-Halil Ibn Ahmedi tha: En-Neseme është njeriu, tha: En-Nesemetu është shpirti, En-Nesim është fryerja e erës, kurse thënia e tij: Ta'leku fi shexheril-xhenneti

[171] E transmetoi Buhariu (2517), fet'hul-bari (5/174), Muslimi në "El-Itk (21-23), Taberani në "El-Kebir" (1/68) dhe Ibn Sa'di në "Et-Tabekat" (8/34).

lexohet edhe ta'luku, por kuptimi është i njejtë: Ata ushqehen nga frytet e Xhennetit dhe shëtisin në mes pemëve të tij, arabët thonë: Ma dhakal-jevme ulukan, që d.m.th. nuk ka shijuar sot kurrfarë ushqimi.

Them: Nga ato është edhe thënia e Aishes (r.a.) kur grat ishin të lehta dhe nuk ishin mbushur me mish: Innema je'ëkulne el-alekate minet-taam – ato, në realitet, hanin pak ushqim. Kjo fjalë rrjedh nga et-teal-luk (ngjitje), e që është ushqimi i cili lidhë zemrën dhe shpirtin.

Tha: Dijetarët dhanë mendime të ndryshme rreth kuptimit të këtij hadithi, disa thanë: Shpirtrat e besimtarëve janë tek All-llahu në Xhennet, qofshin ata shehid apo të tjerë, nëse nuk i pengon ata nga hyrja në Xhennet ndonjë mëkat i madh apo borxh dhe nëse Zoti i tyre i pret me falje e mëshirë.

Tha: Ata morën argument se ky hadith nuk i veçoi shehidët nga të tjerët.

Argument morën edhe atë që e transmetoi Ebu Hurejre (r.a.) se **shpirtrat e të mirëve janë në Il-lijjin kurse shpirtrat e të prishurve janë në Sixhxhin.** Kështu transmetohet edhe nga Abdullah Ibn Amri. Ebu Omeri tha: Këtë thënie e kundërshton thënia e saktë e Sunnetit që nuk mund të refuzohet transmetimi i saj, e që është thënia e tij (s.a.v.s.): **"Kur vdes ndonjëri nga ju i shfaqet vendi i tij mëngjes e mbrëmje, nëse është nga banorët e Xhennetit i shfaqet vendi i tij nga Xhenneti, e nëse është nga banorët e Zjarrit i shfaqet vendi i tij nga Zjarri, i thuhet atij: Ky është vendi yt kur të ringjallë All-llahu në Ditën e Kijametit".**

Disa të tjerë thanë: Qëllimi i hadithit është vetëm për shehidët sepse Kur'ani dhe Sunneti vërtetojnë atë, nga Kur'ani është thënia e të madhërishmit: *"Kurrsesi të mos mendoni se janë të vdekur ata që ranë dëshmorë në rrugën e All-llahut. Përkundrazi, ata janë të gjallë duke u ushqyer te Zoti i tyre. Janë të gëzuar me atë që u dha All-llahu nga të mirat e Tij, dhe atyre që kanë mbetur ende pa iu bashkuar radhëve të tyre, u marrin myzhde se për ta nuk ka as frikë dhe as që kanë pse të brengosen"* (Ali Imran : 169-170).

Ndërsa nga Sunneti përmendi hadithin të cilin e transmetoi Ebu Seid El-Huderiu (r.a.) nga Bekij Ibn Muhal-lidi të ngritur (merfu'ë): **"Shehidët dalin dhe kthehen pastaj strehohen në kandila të ngjitur për Arsh, e Zoti i madhëruar u thotë: A dini ndonjë fisnikërim më të mirë se sa ky që u kam bërë Unë? Thonë: Jo, përveç asaj që kemi dëshiruar sikur të kthehen shpirtrat në trupat tanë që të luftojmë edhe njëherë dhe të vritemi në rrugën Tënde"[172].** E transmetoi nga Henadi nga Ismail Ibnul-Muhtari nga Atije nga Ebu Seidi El-Huderiu (r.a.).

Pastaj e përmendi hadithin e Ibn Abbasit (r.a) se I Dërguari (s.a.v.s.) tha: **"Kur u vranë vëllezërit tuaj – d.m.th. në betejën e Uhudit – i vendosi All-llahu shpirtrat e tyre në brendësinë e disa shpendëve të gjelbër dhe ata zbresin në lumenjtë e Xhennetit, ushqehen nga frytet e tij dhe strehohen në kandila të arit të lëshuar në hije të Arshit, e pasi që ata përjetuan kënaqësinë e ushqimit, pijes dhe banimit thanë: Kush po u tregon vëllezërve tanë se ne jemi të gjallë në Xhennet duke u furnizuar që kështu ata mos të ndalen nga lufta dhe të mos largohen nga Xhihadi? Tha: All-llahu i madhëruar u tha: Unë u tregoi atyre për ju"** dhe atëherë i zbriti All-llahu i madhëruar ajetet: *"Kurrsesi të mos mendoni se janë të vdekur ata që ranë dëshmorë në rrugën e All-llahut. Përkundrazi, ata janë të gjallë*

[172] **I dobët.** Aty gjindet Ismail Ibn El-Muhtar El-Kufiu. Ibn Adiu tha: Nuk është I njohur. Kurse Jahja tha: Nuk e njoh. Buhariu tha: Nuk është I saktë hadithi I tij. Ibn Hibbani e përmendi nga të besueshmit (Të dobëtit e Daru Kutunisë: 1/94/108).

*duke u ushqyer te Zoti i tyre"*[173]. Ky hadith gjindet në Musnedin e Ahmedit dhe në Sunenin e Ebu Davudit.
Pastaj e përmendi hadithin e El-A'meshit nga Abdullah Ibn Murre nga Mesruki i cili tha: Abdullah Ibn Mes'udi pyeti për këtë ajet: *"Kurrsesi të mos mendoni se janë të vdekur ata që ranë dëshmorë në rrugën e All-llahut. Përkundrazi, ata janë të gjallë duke u ushqyer te Zoti i tyre"* dhe tha: Ne kemi pyetur për atë, e na tha: **Shpirtrat e tyre janë në brendësinë e disa shpendëve të gjelbër në Xhennet, shëtisin aty kahdo që dëshirojnë, pastaj strehohen tek ata kandila dhe i shikoi ata Zoti yt me shikim të plotë, e u tha: A dëshironi ndonjë gjë? Thanë: Çfarë të dëshirojmë kur ne shëtisim nëpër Xhennet kahdo që dëshirojmë! E përsëriti Ai këtë para tyre tri herë dhe kur ata vërejtën se nuk do të lihen pa dëshiru diçka thanë: O Zot, po dëshirojmë që shpirtrat tanë të kthehen në trupa që edhe njëherë të vritemi në rrugën Tënde, e kur Ai pa se ata nuk kanë asnjë kërkesë, i la ata.** Ky hadith gjindet në Sahihun e Muslimit[174].
Them: Transmetohet në Sahihun e Buhariut nga Enesi (r.a.) se Ummurr-Rrebi'ë e bija e El-Bera-së (r.a.), e cila është Ummu Harithetu Ibn Suraka, erdhë te I Dërguari (s.a.v.s.) dhe i tha: O I Dërguar i All-llahut, a nuk më tregon për Harithin? Harithi ishte vrarë në Bedr nga një shtizë anësore. I tha: Nëse ai është në Xhennet do të bëjë durim, por nëse është diku tjetër do të përpiqem të qajë për të?! Ai i tha: **"Oj nëna e Harithit, ato janë plotë xhennete kurse djali yt ka fituar Firdevsin më të lartë"[175].**
Pastaj e transmetoi atë nga Bekij Ibn Muhal-lidi i cili tha: Na tregoi Jahja Ibn Abdul-Hamid, na tregoi Ibn Ujejne nga Ubejdil-lah Ibn Ebi Jezid i cili e dëgjoi Ibn Abbasin (r.a.) duke thënë: Shpirtrat e shehidëve shëtisin në brendësinë e disa shpendëve të gjelbër dhe ushqehen nga frytet e Xhennetit.
Pastaj përmendi nga Muammeri nga Katadeja (r.a.) se tha: Na ka arritur se shpirtrat e shehidëve kanë pamjen e disa shpendëve të bardhë dhe ushqehen nga frytet e Xhennetit.
Transmetohet nga Ebu Asim En-Nebili nga Thevr Ibn Jezidi nga Halid Ibn Ma'dani nga Abdullah Ibn Amri (r.a.) se tha: Shpirtrat e shehidëve janë në disa shpendë si shturat, ata njihen ndërmjetvete dhe ushqehen nga frytet e Xhennetit.
Ebu Omeri tha: Të gjitha këto gjurmë argumentojnë se ata janë shehidët e jo edhe të tjerët, në disa u përmend se ata kanë pamje të disa shpendëve, në disa të tjerë se ata janë në brendësinë e shpendëve dhe në disa se janë si shpendë të gjelbër. Tha: Ajo që mua më përngjet, All-llahu e di më së miri, e vërteta është thënia e atyre që thanë si shpendë apo në pamje të shpendëve sepse kështu përputhet me hadithin tonë të përmendur (ka për qëllim hadithin e Ka'b Ibn Malikut) dhe thënien e tij: Shpirti i besimtarit është si një shpendë, e nuk tha në brendësinë e një shpendi.
Tha: Isa Ibn Junusi transmetoi një hadith nga Ibn Mes'udi nga El-A'meshi nga Abdullah Ibn Murre nga Mesruki nga Abdullahu ku thuhet si shpendë i gjelbër.
Them: Ajo që thuhet në Sahihun e Muslimit është në brendësinë e disa shpendëve të gjelbër.
Ebu Omeri tha: Sipas këtij komenti sikur I Dërguari (s.a.v.s.) tha: **Shpirti i besimtarit në mesin e shehidëve është një shpendë që ushqehet nga pemët e Xhennetit".**

---

[173] **I saktë.** E transmetoi Ahmedi në "El-Musned" (4/2388), Ebu Davudi (2520) dhe Hakimi në "El-Mustedrek" (2/88, 297) tha se është I saktë dhe e pëlqeu edhe Dhehebiu.
[174] E transmetoi Muslimi në "El-Imare" (121).
[175] E transmetoi Buhariu (2809), Tirmidhiu (3174), Ahmedi në "El-Musned" (3/124, 272), Hakimi në "El-Mustedrek" (3/208) dhe Taberani në "El-Kebir" (3/261).

Them: Nuk ka kundërthënie mes thënies së tij (s.a.v.s.): **“Shpirti i besimtarit është një shpendë i cili ushqehet nga pemët e Xhennetit”** dhe thënies tjetër: **“Kur ndonjëri nga ju vdes i shfaqet vendi i tij mëngjes e mbrëmje, nëse është nga banorët e Xhennetit i shfaqet ai nga Xhenneti, e nëse është nga banorët e Zjarrit i shfaqet ai nga Zjarri”.** Kjo thënie përfshinë të vdekurin në shtratin e tij dhe shehidin, sikurse përfshinë edhe thënia e tij: **Shpirti i besimtarit është një shpendë që ushqehet nga pemët e Xhennetit,** shehidin dhe të tjerët, por edhe pse atij i shfaqet vendi i tij mëngjes e mbrëmje, ai zbret në lumenjët e Xhennetit dhe ushqehet nga frytet e tij.
Sa i përket vendit të tij të veçantë dhe shtëpisë e cila i është përgatitur, aty do të hyjë në Ditën e Kijametit, sepse në mënyrë të prerë është e sigurtë se pozitat e shehidëve, si dhe shtëpitë e pallatet e tyre të cilat All-llahu ua ka përgatitur nuk janë ata kandila në të cilët strehohen shpirtrat e tyre në jetën e Berzahut, edhe pse ata i shohin pozitat dhe vendet e tyre në Xhennet derisa strehim i tyre janë ata kandila të ngjitur për Arshin. Nuk ka dyshim se hyrja e plotë ndodhë në Ditën e Kijametit kurse hyrja e shpirtrave në Xhennet në jetën e Berzahut është diçka nën këtë.
Në anën tjetër, shpirtrave të palumturëve u shfaqet Zjarri mëngjes e mbrëmje dhe kur të ndodhë Kijameti ata hynë në pozitat e vendet e tyre që u shfaqeshin në jetën e Berzahut. Pra, begatia e shpirtrave në Xhennet në jetën e Berzahut është diç tjetër kurse begatia e tyre me trupa në Ditën e Kijametit është krejtësisht diçka tjetër, sikurse edhe të ushqyerit e shpirtit në Xhennet në jetën e Berzahut që është diç tjetër, kurse të ushqyerit e tij bashkë me trupin në Ditën e ringjalljes është diçka tjetër. Prandaj në hadith tha: **Ata ushqehen nga pemët e Xhennetit,** ndërsa ushqimi, pija, veshja dhe kënaqësia e plotë ndodhin kur të kthehen shpirtrat në trupat e tyre në Ditën e Kijametit, sipas kësaj nuk ka kundërthënie në të atyre thënieve, por Sunneti i përforcon dhe i pëlqen ato.
Kurse thënia e atyre që thanë: Hadithi i Ka’bit i veçon vetëm shehidët e jo edhe të tjerët, nuk ka në atë shprehje veçanti që mund të argumentohet, kjo është bartje e thënies së përgjithshme në shquarjen më të vogël të saj, sepse shehidët në krahasim me besimtarët e përgjithshëm janë shumë pak, ndërsa I Dërguari (s.a.v.s.) atë shpërblim e ndërlidhi me të cilësuarit e imanit, ky është rivendikim i tij e nuk e ndërlidhi atë me rënien shehid. A nuk e vëren se dispozita me të cilën veçohen shehidët është ndërlidhur me rënien shehid, sikurse thënia e tij (s.a.v.s.) në hadithin e El-Mikdad Ibn Muid Jekreb (r.a.): **“Shehidi tek All-llahu i posedon gjashtë veçanti: I falen atij gjynahet në derdhjen e parë të gjakut, e sheh pozitën e tij në Xhennet, vishet me petkun e imanit, strehohet nga dënimi i varrit dhe sigurohet nga frikësimi i madh** (i Ditës së Kijametit), **i vendoset në kokë kurora e nderit që një dijamant i tij është më vlefshëm se krejt bota dhe çfarë ka në të, martohet me shtatëdhjetë e dy hyri dhe ndërmjetëson për shtatëdhjetë persona nga të afërmit e tij”.** Meqë këto janë veçanti të shehidit, ai tha: Shehidi tek All-llahu dhe nuk tha: Besimtari tek All-llahu. Kështu është edhe thënia e tij (s.a.v.s.) në hadithin e Kajs El-Xhudhamit: **“I jipen shehidit gjashtë veçanti...”,** kështu vazhdojnë edhe hadithet e citatet e tjera në të cilat ndërlidhet shpërblimi me rënien shehid.
Ndërsa aty ku ndërlidhet shpërblimi me iman përfshihen të gjithë besimtarët, qofshin ata shehidë apo të tjerë.
Citatet dhe gjurmët të cilat përmendin furnizimin e shehidëve dhe se shpirtrat e tyre janë në Xhennet janë të vërteta, por ato nuk mohojnë hyrjen e shpirtrave të besimtarëve të tjerë në Xhennet, posaqërisht të siddikinëve (shumë të sinqertëve) të

cilët janë më të vlefshëm se shehidët me pajtimin e të gjithëve, atëherë u thuhet atyre: Çfarë thuani për shpirtrat e shumë të sinqertëve, a janë në Xhennet apo jo?
Nëse thonë: Ata janë në Xhennet, e nuk mund të thonë përveçse këtë, atëherë u bë e vërtetë se ato citate nuk i veçojnë vetëm shpirtrat e shehidëve. Por nëse thonë: Nuk janë në Xhennet, atëherë obligohen të thonë se shpirtrat e zotrinjëve të Sahabëve (r.a.) si Ebu Bekr Es-Siddikut, Ubejj Ibn Ka'bit, Abdullah Ibn Mes'udit, Ebud-Derdait, Hudhejfetu Ibnul-Jemanit dhe të ngjashëm me ta, All-llahu qoftë i kënaqur me ta, nuk janë në Xhennet, derisa shpirtrat e shehidëve të kohës sonë janë në Xhennet dhe nuk ka dyshim se kjo është e pavërtetë.
Nëse thuhet: Poqëse kjo dispozitë i veçon shehidët, atëherë çfarë obligon përmendjen e tyre të veçantë në këto citate? Them: Tërheqje e vëmendjes për vlerën e rënies shehid dhe pozitën e lartë të tyre, dhe se kjo është e garantuar për ta, prandaj ata patjetër kanë pjesën më të plotë në këtë. Pjesa e tyre e begatisë në jetën e Berzahut është më e plotë se e atyre që kanë vdekur në shtretërit e tyre edhe pse i vdekuri në shtrat mund të jetë me pozitë më të lartë se ata, sepse ai ka një begati të veçantë në të cilën nuk e shoqëron ai që është nën të.
Këtë e argumenton ajo se All-llahu i madhëruar i vendosi shpirtrat e shehidëve në brendësinë e disa shpendëve të gjelbër meqë ata shpenzuan shpirtrat e tyre për All-llahun derisa e shkatërruan atë armiqët e tij, kështu që ua kompenzoi ata trupa me trupa më të mirë se ata në jetën e Berzahut në të cilët do të mbesin deri në Ditën e Kijametit. Begatia e tyre përmes atyre trupave është më e plotë se sa begatia e shpirtrave të zhveshur, e për këtë arësye shpirti i besimtarit është në pamjen e një shpendi apo si shpend kurse shpirti i shehidit në brendësinë e shpendëve, prandaj vështro shprehjen e dy haditheve sepse ai (s.a.v.s.) tha: **Shpirti i besimtarit është si një shpend,** e kjo përfshinë shehidin dhe të tjerët, pastaj e veçoi shehidin duke thënë: **Shpirtrat e tyre janë në brendësi të disa shpendëve**, e është e ditur se nëse ata janë në brendësi të disa shpendëve janë shpendë, paqja e mëshira e All-llahut qoftë me atë që fjalët e tij vërtetojnë njëra-tjetrën dhe argumentojnë se ato janë të vërteta nga All-llahu i madhëruar. Ky bashkim është më i mirë se bashkimi që bëri Ebu Omeri dhe i dha përparësi transmetimit të atij që tha se **shpirtrat e tyre janë si shpendë të gjelbër,** mirëpo të dy transmetimet janë të vërteta dhe të sakta dhe se ata **janë si shpendë të gjelbër dhe në brendësinë e disa shpendëve të gjelbër.**

**KAPITULL**

Sa i përket thënies së Muxhahidit: Ata nuk janë në Xhennet por ushqehen nga frytet e tij dhe nuhatin aromën e tij, ai për këtë mund të ketë marrë argument transmetimin e imam Ahmedit në Musnedin[176] e tij nga Ibn Is'haku nga Asim Ibn Omer Ibn Mahmud Ibn Lubejdi nga Ibn Abbasi (r.a.) i cili tha: I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) tha: **"Shehidët janë në ballë të një lumi në derë të Xhennetit në një kube të gjelbër dhe u sillet atyre ushqimi nga Xhenneti mëngjes e mbrëmje".**
Kjo nuk mohon ekzistencën e tyre në Xhennet sepse ai lum është prej Xhenneti dhe ushqimi i tyre u sillet prej Xhenneti, ata janë në Xhennet edhe pse nuk kanë kaluar në pozitat e tyre aty. Muxhahidi mohoi hyrjen e plotë nga çdo aspekt derisa shprehja është e mangët që të përfshijë këtë dallim dhe shprehja më e plotë e argumentimi më i qëllimtë është shprehja e të Dërguarit të All-llahut (s.a.v.s.), pastaj e Sahabëve të tij (r.a.). Prandaj, sa herë që ngritesh lartë do të shohësh shërimin, udhëzimin dhe dritën, e sa herë që zbret poshtë do të shohësh hutinë, akuzimin dhe thënien pa dituri.

[176] **I saktë.** E transmetoi Ahmedi në "El-Musned" (1/266), Hakimi në "El-Mustedrek" (2/74), Taberani në "El-Kebir" (10/405) dhe e përmendi El-Hejthemiu në "Mexhmeuz-Zevaid" (5/294, 298) dhe transmetuesit janë të besueshëm.

Ebu Abdullah Ibn Mendeh tha: Transmetoi Musa Ibn Ubejde nga Abdullah Ibn Jezidi nga Ummi Kebeshe Bintul-Ma'rur e cila tha: **Hyri te ne I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) të cilin e pyetëm për shpirtrat? Ai i përshkruajti ata me një përshkrim që i bëri të qajnë antarët e familjes dhe tha: "Shpirtrat e besimtarëve janë në brendësinë e disa shpendëve të gjelbër shëtisin nëpër Xhennet, ushqehen nga frytet e tij dhe pinë nga uji i tij, strehohen në disa kandila nga ari të cilët gjinden nën Arsh dhe thonë: O Zoti ynë, bashkoji te ne vëllezërit tanë dhe na dhuro atë që na premtove, ndërsa shpirtrat e pabesimtarëve janë në brendësinë e disa shpendëve të zi dhe ushqehen nga Zjarri, pinë nga Zjarri, strehohen në një humnerë të Zjarrit dhe thonë: O Zoti ynë, mos i bashko me ne vëllezërit tanë dhe mos na dhuro atë që na ke premtuar"[177].**

Taberani tha: Na tregoi Ebu Zer'a Ed-Dimeshkiu, na tregoi Abdullah Ibn Salihu, më tregoi Muavijetu Ibn Salihu nga Dumretu Ibn Hubejb (r.a.) i cili tha: Është pyetur I Dërguari (s.a.v.s.) për shpirtrat e besimtarëve? Ai tha: **"Janë në disa shpendë të gjelbër dhe shëtisin nëpër Xhennet kahdo që dëshirojnë".** I thanë: O I Dërguar i All-llahut, e shpirtrat e pabesimtarëve? Tha: **"Ata janë të ngujuar në Sixhxhinë"[178].** E transmetoi Ebush-Shejh nga Hisham Ibn Junusi nga Abdullah Ibn Salihu dhe e transmetoi Ebul-Mugire nga Ebu Bekr Ibn Ebi Merjem nga Dumretu Ibn Hubejbi.

Ebu Abdullah Ibn Mendeh përmendi nga Ganxhari nga Eth-Thevriu nga Thevr Ibn Jezidi nga Halid Ibn Muiddani nga Abdullah Ibn Amri i cili tha: I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) tha: **"Shpirtrat e besimtarëve janë në shpendë të gjelbër si shturat dhe ushqehen nga frytet e Xhennetit"[179].** E transmetuan të tjerët hadith të ndërprerë (Mevkuf).

Jezid Err-Rrekashiu përmendi nga Enesi dhe Ebu Abdullah Esh-Shamiu nga Temimud-Dariu nga I Dërguari (s.a.v.s.): **"Kur meleku i vdekjes e ngritë shpirtin e besimtarit në qiell e pret atë Xhibrili me shtatëdhjetë mijë melekë dhe çdonjëri nga ata e përgëzon me një gëzim të veçantë nga qielli, kur ai arrinë tek Arshi bie në sexhde kurse All-llahu i madhëruar i thotë melekut të vdekjes: Shko dhe vendose shpirtin e robit tim në pemë pa therra, te bananet me fruta palë-palë, nën hije të gjatë dhe pranë ujit rrjedhës"[180].** E transmetoi Bekr Ibn Hunejsi nga Dirar Ibn Amr nga Jezidi dhe Ebu Abdullahu.

**KAPITULL**

Kurse ata që thanë: Shpirtrat qëndrojnë në fushën e varreve të tyre, nëse kanë për qëllim se ata qëndrojnë aty vazhdimisht asnjëherë nuk largohen nga fushat e varreve, është gabim dhe këtë e refuzojnë Kur'ani e Sunneti në shumë aspekte, e ne kemi përmendur disa nga ato dhe ne do t'i përmendim ato që nuk i kemi përmendur, in sha All-llah.

[177] **I dobët.** E transmetoi Ibn Maxhe (1449), El-Mishka (163), El-Mugni an hamlil-esfar (1/304). Them: Aty gjindet Musa Ibn Ubejde për të cilin thanë Ahmedi, Ibn Muini, Nesaiu, Tirmidhiu dhe Ibn Adij se është I dobët.

[178] **Mursel – I lëshuar, I ndërprerë.** Nuk është përmendur Sahabiu I cili e ka transmetuar hadithin nga I Dërguari (s.a.v.s.). Nga transmetuesit e tij janë edhe Abdullahu dhe Muavija dy bijtë e Salihut dhe që të dy janë të dobët.

[179] **I dobët.** Aty gjindet Halid Ibn muiddan El-Kulai El-Himsi, Ebu Abdullah, I besueshëm adhurues, por ngritë shumë hadithe (Takrib: 1/218/80).

[180] **I dobët.** Aty gjindet Dirar Ibn Amri, Dhehebiu tha: Nuk ka transmetuar asgjë (Hamishud-Duafa: 2/222/765).

Por nëse ka për qëllim se ata qëndrojnë në fushat e varreve të tyre për një kohë, ose ata kanë shikim mbi varret e tyre derisa janë në vendqëndrimet e tyre, atëherë kjo është e vërtetë, por nuk thuhet vendqëndrimi i tyre janë fushat e varreve.
Këtë mendim e pasuan disa dijetarë, prej tyre: Ebu Omer Ibn Abdul-Berr i cili në librin e tij duke komentuar hadithin e Ibn Omerit (r.a.) tha: **Kur ndonjëri nga ju vdes i shfaqet vendi i tij mëngjes e mbrëmje** dhe këtë e morën argument ata që thanë se shpirtrat qëndrojnë në fushat e varreve të tyre, e ky është mendimi më i saktë që u transmetua me citat, a nuk e sheh se hadithet të cilat argumentojnë këtë janë të forta dhe mutevatir (të cilat i transmetuan një grup njerëzish), poashtu edhe hadithet për përshëndetjen me selam të varrezave.
Them: Me hadithet mutevatir ka për qëllim hadithin e Ibn Omerit (r.a.), hadithin e El-Bera Ibn Azibit (r.a.) të cilin e përmendëm më herët: **"...ky është vendi yt kur të ringjall All-llahu në Ditën e Kijametit",** hadithin e Enesit (r.a.): **"...kur robi vendoset në varrin e tij dhe largohen nga ai shokët e tij, i dëgjon rrahjet e këpucëve të tyre",** aty thuhet **se ai e sheh vendin e tij në Xhennet apo në Zjarr, se besimtarit i zgjerohet varri shtatëdhjetë kut kurse pabesimtarit i ngushtohet ai,** sikurse edhe hadithi i Xhabirit (r.a.) **se ky ummet sprovohen në varret e tyre dhe kur besimtari vendoset në varrin e tij e të largohen nga ai shokët e tij, i vie meleku, ai e sheh vendin e tij në Xhennet dhe thotë: Më lejoni ta përgëzojë familjen time, e i thuhet: Qetësohu se ky është vendi yt përgjithmonë.** Sikurse edhe shumë hadithe të tjera rreth dënimit e begatisë së varrit që i përmendëm më herët, hadithet e përshëndetjes me selam të varrezave, të folurit me ta, dituria e tyre për vizitën e të gjallëve dhe që të gjitha i përmendëm më herët.
Këtë thënie e refuzon Sunneti i vërtetë dhe gjurmët të cilat nuk mund të anashkalohen, e ne veç i kemi përmendur ato, ndërsa të gjitha argumentet të cilat ai i përmendi përfshijnë shpirtrat të cilët janë në Xhennet, të përmendur me citate, si dhe ata që janë në shoqërinë më të lartë. Ne sqaruam se paraqitja e vendit të të vdekurit në Xhennet apo në Zjarr nuk argumenton se shpirti është vazhdimisht në varr e as në fushën e varrit nga të gjitha aspektet, por ai ka mbikqyrje e ndërlidhje me varrin e fushën e tij dhe ky aspekt i mundëson atij t'i shfaqet vendi i tij, sepse shpirti ka një tjetër çështje, ai mund të jetë në shoqërinë më të lartë në Il-lijjin dhe në të njejtën kohë të ketë ndërlidhje me trupin që kur një musliman e përshëndet me selam të vdekurin e kthen All-llahu shpirtin e tij që t'ia kthejë selamin, edhe pse ai është në shoqërinë më të lartë. Këtu shumë njerëz bëjnë gabim duke besuar se shpirti është një lloj me trupat që kur gjinden në një vend nuk mund të jenë edhe në një vend tjetër, e që është gabim i pastërt, sepse shpirti mund të jetë mbi qiejt në lartësitë më të larta dhe të kthehet në varr që t'i kthejë selamin e të dijë për prezencën e tij edhe pse ai është në vendin e tij atje. Shpirti i të Dërguarit të All-llahut (s.a.v.s.) është përherë në shoqërinë më të lartë por megjithëatë e kthen All-llahu i madhëruar në varr që t'i kthejë selamin atij që e përshëndet dhe i dëgjon fjalët e tij. I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) e pa Musaun (a.s.) në këmbë duke u falur në varrin e tij, por e pa atë edhe në qiellin e gjashtë, prandaj shpirti ose është shumë i shpejtë sa çel e mshelë sytë, ose është i ndërlidhur me varrin e fushën e tij si rrezet e diellit me planetet në qiell. Është vërtetuar se shpirti i atij që është në gjumë ngritet derisa kalon shtatë qiejt dhe bënë sexhde para duarve të All-llahut te Arshi pastaj rikthehet në trupin e tij për së shpejti, poashtu shpirtin e të vdekurit e ngritin melekët derisa t'i kalojnë shtatë qiejt e të ndalen para duarve të All-llahut të Cilit i bën sexhde dhe Ai gjykon për të, meleku i shfaqë atij atë që i ka përgatitur All-llahu atij në Xhennet pastaj zbret që të dëshmojë pastrimin, bartjen dhe varrimin e tij, e ne më herët kemi përmendur hadithin e El-Bera Ibn Azibit (r.a.) **se shpirti ngritet derisa të vendoset**

**para duarve të All-llahut dhe i Madhëruari thotë: Shkruane librin e robit tim në Il-lijjin, pastaj kthene në varr, kështu që kthehet ai në varr,** e gjithë kjo ndodhë në kohën kur ai përgatitet dhe mbështillet me qefin. Këtë e përmendi qartë hadithi i Ibn Abbasit (r.a.) i cili tha: **"E zbresin atë brenda kohës së pastrimit dhe mbështjelljes së tij me qefin dhe e fusin atë shpirtë në mes trupit dhe qefinëve të tij".**

Ebu Abdullah Ibn Mendeh përmendi një hadith nga Isa Ibn Abdurrahmani i cili tha: Na tregoi Ibn Shihabi, na tregoi Amir Ibn Sa'di nga Ismail Ibn Talha Ibn Ubejdillahi nga babi i tij se tha: Dëshirova të marr pasurinë time që kisha në mal dhe më zuri nata, kështu që u strehova te varri i Abdullah Ibn Omer Ibn Hirami dhe nga varri i tij dëgjova një lexim të Kur'anit që nuk kisha dëgjuar më të bukur se ai, atëherë erdha te I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) dhe i'a përmenda atë, kurse ai tha: **"Ai është Abdullahu, a nuk e ke ditur se All-llahu i mori shpirtrat e tyre dhe i vendosi në kandila prej elmazi dhe dijamanti, pastaj i ngjiti ata në mes të Xhennetit, e kur të bie nata kthehen shpirtrat e tyre tek ata dhe kështu mbesin derisa të lindë agimi, pastaj kthehen në vendin e tyre në të cilin ishin"[181].**

Në këtë hadith sqarohet shpejtësia e lëvizjes së shpirtrave nga Arshi deri në tokë, pastaj lëvizja e tij e shpejtë nga toka deri në vendin e tij dhe për këtë arësye Maliku e imamët e tjerë thanë: Shpirti është i liruar shkon kahdo që dëshiron, ndërsa atë që shohin njerëzit në ardhjen e shpirtrave të të vdekurve tek ata nga ndonjë vend i largët, është një çështje që e dinë shumica e njerëzve dhe nuk dyshojnë në këtë, All-llahu e di më së miri.

Ndërsa përshëndetja e banorëve të varreve me selam dhe të folurit me ta nuk është argument se shpirtrat nuk janë në Xhennet dhe se ata janë në fushat e varreve. Ky pra është zotriu i bijve të Ademit shpirti i të cilit është në lartësitë më të larta me shoqërinë më të lartë, e kthen selamin e muslimanit që e përshëndet te varri i tij. Ebu Omeri, All-llahu e paqë mëshiru, e pëlqeu mendimin se shpirtrat e shehidëve janë në Xhennet dhe përshëndeten me selam te varret e tyre sikurse përshëndeten edhe të tjerët ashtu sikurse na mësoi I Dërguari (s.a.v.s.) që t'i përshëndesim ata dhe ashtu sikurse Sahabët (r.a.) i përshëndetnin shehidët e Uhudit, e është vërtetuar se shpirtrat e tyre janë në Xhennet dhe shëtisin kahdo që dëshirojnë sikurse është përmendur më herët. Prandaj, mos të mbyllet mendja jote nga qenia se shpirti është në shoqërinë më të lartë, shëtit nëpër Xhennet kahdo që dëshiron dhe në të njejtën kohë dëgjon selamin e muslimanit te varri i tij dhe afrohet që t'i kthejë selamin. Shpirti ka një rregull tjetër nga ajo e trupit, shiko punën e Xhibrilit (a.s.) të cilin **e pa I Dërguari (s.a.v.s.) me gjashqindë palë krahë, një palë krahë të tij mbyllen horizontin në mes të Lindjes dhe Perëndimit,** me gjithë këtë ishte afër të Dërguarit (s.a.v.s.) derisa vendoste gjunjët e tij pranë gjunjëve të Dërguarit (s.a.v.s.) dhe shuplakat e tij mbi prehërit e tij, e nuk besoj se mendja jote mund të konceptoi se ai atëherë ishte në shoqërinë më të lartë mbi shtatë qiejt ku është vendqëndrimi i tij dhe është afruar pranë të Dërguarit (s.a.v.s.) me atë afërsi. Për besimin e kësaj janë krijuar zemra dhe janë përgatitur që ta kuptojnë atë, e mendja e atij që nuk mund të konceptojë këtë është më e ngushtë që të besojë zbritjen e All-llahut në qiellin e dun'jas çdo natë (në pjesën e tretë të natës) derisa Ai është mbi shtatë qiejt mbi Arshin e Tij dhe mbi të asgjë nuk ka, por Ai është I Lartësuari mbi çdo gjë dhe lartësia e Tij është nga

[181] **I dobët.** Aty gjindet Isa Ibn Abdurrahman Ibn Ferve, I thuhet edhe Ibn Sire, Buhariu tha: Hadithi I tij është I urrejtur, ndërsa Ibn Hibbani tha: Ai transmeton gjëra të urrejtura nga të njohurit kështu që e meritoi lënien (Takrib: 2/99/892).

obligimet e tij[182]. Poashtu afrimi i Tij te haxhinjët në mbrëmjen e Arafatit[183], zbritja e Tij në Ditën e Kijametit që t'i llogaris krijesat dhe ndriçimi i tokës me dritën e Tij, poashtu zbritja e Tij në tokë kur e rrumbullakësoi, e plotësoi, e zgjati, e shtriu dhe e përgatiti për atë që i dëshirohej, zbritja e Tij në Ditën e Kijametit kur t'i fusë në grushtin e Tij të gjithë ata që janë në tokë e të mos mbetet aty askush sikurse tha I Dërguari (s.a.v.s.): **Atëherë fillon të shëtis Zoti yt nëpër tokë derisa vendet kanë mbetur të shkreta,** me gjithë këtë Ai është mbi shtatë qiejt dhe mbi Arshin e Tij.

**KAPITULL**

Ajo që duhet ditur është se atë që kemi përmendur rreth çështjes së shpirtit ndryshon sipas gjendjes së shpirtit, forcës së tij, dobësisë, madhësisë, vogjlisë dhe shpirti i madhërishëm e i madh ndryshon nga ai që është nën të. Ti sheh se si dispozitat e shpirtrave në dun'ja dallojnë me dallim të madh sipas dallimit të shpirtrave në mënyrën, forcën, ngadalsinë, shpejtësinë dhe ndihmesën e tyre, kështu që shpirti i liruar nga burgimi, ndërlidhja dhe pengesat e trupit posedon veprim, forcë, vendosmëri, interesim, ngritje të shpejtë tek All-llahu dhe ndërlidhje me All-llahun çfarë nuk psedon shpirti i poshtëruar dhe i burgosur në ndërlidhjet e pengesat e trupit. Pra, nëse kjo ndodhë me të derisa ai është i burgosur në trupin e tij, atëherë çfarë të themi kur ai të zhveshet, të ndahet nga trupi dhe të tubohen forcat e tij, e në bazë të tij ai është shpirtë i lartë, i pastër, i madh dhe me interes të lartë, e për të pas ndarjes nga trupi ka çështje e veprim tjetër.

Janë transmetuar shumë ëndërra të njerëzve rreth veprimit të shpirtrave pas vdekjes çfarë nuk kanë mundësi të bëjnë derisa janë të lidhur me trupat e tyre, sikur që është shkatërrimi i ushtrive të shumta nga një njeri, dy apo një numri të vogël dhe në këtë drejtim. Sa janë ata që kanë parë të Dërguarin (s.a.v.s.) në ëndërr dhe me të Ebu Bekri e Omeri (r.a.) të kenë shkatërruar shpirtrat e tyre ushtritë e kufrit dhe zullumit, e pastaj e kanë vërtetuar se ato ushtri janë mundur në realitet edhe pse numri i tyre e përgatitja ishte e madhe kurse muslimanët ishin të dobët dhe me numër të vogël.

Është për tu çuditur se si shpirtrat e besimtarëve që duhen për All-llah takohen ndërmjet vete edhe pse mes tyre ekziston një largësi shumë e madhe, ata ndiejn dhimbje, njihen ndërmjet vete sikurse të jenë pranë njëri-tjetrit dhe kur të takohen përputhet ajo që ka ditur shpirti i tij për të para se ta ketë parë[184].

Abdullah Ibn Amr tha: Shpirtrat e besimtarëve takohen sa largësia një ditë edhe pse nuk e kanë parë njëri-tjetrin asnjëherë. Disa e transmetuan këtë nga I Dërguari (s.a.v.s.).

Ikreme dhe Muxhahidi thanë: Kur njeriu të ketë fjetur i zgjatet atij një rrugë në të cilën i udhëton shpirti kurse baza e tij gjindet në trup dhe ai arrinë deri ku dëshiron All-llahu të arrijë, e njeriu është duke fjetur dhe kur ai të kthehet në trup zgjohet, kështu që kjo i përngjan rrezeve të diellit të cilat bien mbi tokë kurse baza e tyre është në diell.

Ebu Abdullah Ibn Mendeh përmendi nga disa dijetarë se thanë: Shpirti zgjatet nga vrimat e hundës së njeriut derisa mjet dhe bazë e tij është trupi, sepse sikur ai të ketë dalur plotësishtë atëherë ai vdes sikurse ndodhë nëse fitili ndahet nga llamba, a e ke parë se si zjarri është i përqëndruar në fitil kurse drita dhe rrezet e tij mbushin

---

[182] Hadithin e zbritjes e transmetoi Buhariu (6321), Muslimi në "El-Musafirin" (169-172) dhe Ahmedi në "El-Musned" (2/504, 521).

[183] E transmetoi Muslimi në "El-Haxhxh" (436), Nesaiu (5/251), Ibn Maxhe (3014) dhe Ahmedi në "El-Musned" (2/224).

[184] **I dobët.** E transmetoi Ahmedi në "El-Musned" (2/175, 220), aty gjindet Ibn Lehia për të cilin thanë dijetarët se është I dobët pas ndezjes së librave të tij, poashtu zingjiri është përplotë të dobët dhe të panjohur.

shtëpinë, kështu edhe shpirti zgjatet nga vrimat e hundës së tij në gjumë derisa të arrijë në qiell, të shëtisë nëpër qytete dhe të takohet me shpirtrat e të vdekurve. Kur meleku i përcaktuar për shpirtrat e robëve dëshiron t'i paraqesë atë që dëshiron kurse ai që e sheh ëndërrën në jetë është i mençur, i sinqertë dhe në jetën e tij të përditshme nuk i intereson e pavërteta, kur të kthehet shpirti i tij i është ngulitur e vërteta në zemrën e tij sipas asaj që i mundësoi All-llahu i madhëruar të shohë në bazë të moralit të tij. Por nëse ai është mendjelehtë që e do të kotën dhe shikimin në të, kur të ketë fjetur dhe All-llahu t'i ketë shfaqur atij ndonjë çështje të mirë apo të keqe, kthehet shpirti tek ai dhe kahdo që ka parë diçka nga mashtrimet e shejtanit apo e kota i është ndalur shpirti aty sikurse vepron edhe kur është i zgjuar, e kjo nuk e dërgon zemrën e tij askund, nuk kupton atë që ka parë sepse ai ka përzier të vërtetën me të pavërtetën dhe nuk ka asnjë komentues i ëndërrave që mund t'ia komentojë atë derisa ai ka përzier të vërtetën me të pavërtetën.
Këto janë nga fjalët më të mira dhe janë argument se thënësi i tyre ka njohuri e shikimit të thellë rreth shpirtrave dhe dispozitave të tij.
Ti sheh njeriun se si dëgjon diturinë e urtësinë dhe atë që është në dobi të plotë për të, por megjithëatë ai shkon kah e kota, mashtrimi, muzika, dyshimi, gënjeshtra, etj, i nënshtrohet atyre dhe ua hapë zemrën derisa depërtojnë tek ai, kështu që i mbështillet ajo dituri e urtësi që e dëgjoi dhe i përzihet e vërteta me të pavërtetën. Kështu është çështja e shpirtrave në gjumë, ndërsa pas ndarjes ata dënohen për shkak të atyre bindjeve e dyshimeve të kota të cilat ishin pjesë e tyre gjatë ekzistimit të tyre në trup, kësaj i bashkohet edhe dënimi i tyre për shkak të dëshirave e epsheve të cilat ndërhynë në mes tyre, pastaj kësaj i bashkohet edhe një dënim tjetër të cilin All-llahu e krijon për të dhe trupin si shkak i disa veprave që i bashkvepruan, e kjo është jeta e ngushtë në Berzah dhe ushqimi që mori me vete.
Ndërsa shpirti i pastër, i lartë e i vërtetë i cili nuk e do të kotën dhe nuk i afrohej asaj, është plotësisht në të kundërtën e kësaj, ai begatohet si shkak i bindjeve të tij të sakta, si shkak i diturive e njohurive të cilat i pranoi nga kandili i shpalljes dhe si shkak i atyre dëshirave e interesimeve të pastërta, pastaj All-llahu i madhëruar i krijon atij si shkak i punëve të tij begati të cilat e begatojnë në Berzah dhe ato i shndërrohen në një kopsht prej kopshteve të Xhennetit, derisa atij tjetrit i shndërrohen në një humnerë nga humnerat Zjarrit.
**KAPITULL**
Kurse ata që thanë: Shpirtrat e besimtarëve janë tek All-llahu i madhëruar dhe nuk shtuan asgjë më shumë, ishin të edukuar me shprehjen Kur'anore sepse i Madhëruari thotë: *"...por ata janë të gjallë te Zoti i tyre duke u furnizuar"* (Ali Imran : 169).
Pronarët e kësaj thënie morën në mesin e argumenteve atë që e transmetoi Muhammed Ibn Is'hak Es-Sagani i cili tha: Na tregoi Jahja Ibn Ebi Bekiri, na tregoi Muhammed Ibn Abdurrahman Ibn Ebi Dhi'bi nga Muhammed Ibn Amri nga Ataja nga Seid Ibn Jesari nga Ebu Hurejre (r.a.) se I Dërguari (s.a.v.s.) tha: **"Kur i del shpirti atij që është duke vdekur ngritet ai në qiell derisa të arrijë në qiellin në të cilin është All-llahu i madhëruar, por nëse ai njeri që është duke vdekur është i keq i ngritet shpirti i tij në qiell por nuk i hapen dyert e qiellit, kështu që ai hidhet nga qielli dhe hyn në varrin e tij".** Mos pyet për saktësinë e këtij hadithi, atë e transmetoi Ahmedi në Musnedin e tij dhe të tjerët[185].
Ebu Davud et-Tajalisi tha: Na tregoi Hammad Ibn Seleme nga Asim Ibn Behdele nga Ebi Vaili nga Musa El-Esh'ariu (r.a.) i cili tha: **"Del shpirti i besimtarit duke qenë më i mirë se aroma e miskut, e melekët nisen me të derisa të arrinë te**

[185] **I saktë.** E transmetoi Ahmedi në "El-Musned" (2/364) nga Ebu Hurejre (r.a.).

**qielli dhe thonë: Kush është ky? Thonë: Ky është filani i biri i filanit, ai vepronte kështu e kështu duke i përmendur punët e mira dhe i thonë: Mirë se erdhet ju dhe ai, pastaj e marrin atë nga ata dhe e ngritin atë përmes derës nga e cila i ngritej puna e tij, ai ndriçon në qiej sikur ndriçon dielli dhe kështu vazhdojnë me të derisa të arrijnë tek Arshi. Ndërsa kur shpirti i pabesimtarit të mirret e ngritin atë melekët dhe thonë: Kush është ky? Thonë: Ky është filani i biri i filanit, ai punonte kështu e kështu duke i përmendur punët e tij të këqija dhe thonë: Për ty nuk ka mirëseardhje, për ty nuk ka mirëseardhje, kthene atë. Kështu që atë e kthejnë në fund të tokës"[186].**

El-Mekij Ibn Ibrahimi transmetoi nga Davud Ibn Jezid El-Evdiu i cili tha: Transmetohet nga Amir Esh-Sha'biu nga Hudhejfetu Ibnul-Jemani (r.a.) se tha: Shpirtrat janë të ndalur te I Gjithmëshirshmi dhe presin kohën kur t'i fryhet Surit.

Sufjan Ibn Ujejne përmendi nga Mensur Ibn Safijje nga nëna e tij se Ibn Omeri hyri në xhami pas vrasjes së Ibnuz-Zubejrit kur ai ishte i kryqëzuar, ai shkoi te Esma-ja që ta ngushëllojë dhe i tha: Kija frikën All-llahut dhe bën durim sepse këta trupa nuk janë asgjë kurse shpirtrat janë tek All-llahu, ajo i tha: Çfarë më pengon mua që të mos bëjë durim kur koka e Jahja Ibn Zekeriaut është dhuruar për një lavire të Beni Israilëve.

Xheriri përmendi nga El-A'meshi nga Shemmer Ibn Atijje nga Hilal Ibn Jessafi i cili tha: Ishim duke ndejtur te Ka'bi, Err-Rrebi'ë Ibn Hajthemi dhe Halid Ibn Ar'ure me disa njerëz të tjerë kur erdhë Ibn Abbasi (r.a.) kurse Ka'bi (r.a.) tha: Ky është djali i xhaxhait të Dërguarit tuaj (s.a.v.s.), të cilit i'a zgjeruan vendin dhe ai u ulë, e tha: O Ka'b, unë e kuptova krejt atë që është në Kur'an përveç katër gjërave, prandaj më trego për ato: Çka është Sixhxhin-i, çka është Il-lijjin-i, çka është Sidretul-Muntehaja dhe çka do të thotë thënia e All-llahut për Idrisin (a.s.): *"Ne e ngritëm atë në një vend të lartë"* (Merjem : 57). Ai tha: El-Il-lijjun është në qiellin e shtatë aty janë shpirtrat e besimtarëve, kurse Sixhxhin është në tokën e shtatë dhe aty nën trupin e Iblisit janë shpirtrat e pabesimtarëve, ndërsa thënia e All-llahut të madhëruar për Idrisin (a.s.) se "*Ne e ngritëm atë në një vend të lartë"*, d.m.th. se atij All-llahu i shpalli që do t'i ngritë vepra sa të gjithë bijve të Ademit, ai bisedoi me një melek të sinqertë që t'i mundësojë të bisedoi me melekun e vdekjes për ta vonuar derisa t'i shtojë veprat e mira, atëherë ai e vendosi në krahët e tij dhe u ngritë me të, e kur arritën në qiellin e katërt e takuan melekun e vdekjes të cilit i foli për nevojën e tij kurse ai i tha: E ku është ai? I tha: Ja ku është në mes dy krahëve të mij! Meleku i vdekjes tha: Sa çudi, por unë u urdhërova që t'ia marrë shpirtin në qiellin e katërt, kështu ia mori shpirtin atij aty. Kurse Sidretul-Muntehaja është një pemë mbi kokat e bartësve të Arshit ku përfundon dituria e krijesave, e më tutje nuk posedon askush kurrfarë diturie dhe për këtë u quajt Sidretul-Munteha (Pema e përfundimit)[187].

Ibn Mendeh tha: E transmetoi Vehb Ibn Xheriri nga babi i tij, e transmetoi atë Ja'kub El-Kummiu nga Shemmeri dhe e transmetoi Halid Ibn Abdullahi nga El-Avvami Ibn Havshebi nga El-Kasim Ibn Avfi nga Err-Rrebi'ë Ibn Hajthemi i cili tha: Ishim duke ndejtur te Ka'bi (r.a.) dhe e përmendi atë ndodhi.

Ja'la Ibn Ubejdi përmendi nga El-Exhlehi nga Ed-Dahhaki (r.a.) i cili tha: Kur të mirret shpirti i robit besimtar ngritet ai në qiellin e dun'jas, melekët më të afërt ngriten me të në qiellin e dytë, pastaj në të tretin pastaj në të katërtin pastaj në të

---

[186] **I mirë.** Nuk e kam gjetur në Musnedin e Ebu Musa El-Esh'ariut të Ebu davud et-Tajalisit.

[187] **Shumë I dobët.** E transmetoi Ibn Xheriri në "Tefsir" (30/65). Ibn Kethiri në tefsirin e tij tha: Ky është një citat I panjohur I çuditshëm, ai është nga lajmet e Ka'b El-Ahbari I cili transmeton Israilijate dhe në disa prej tyre ka gjëra të urrejtura.

pestin pastaj në të gjashtin pastaj në të shtatin derisa të arrijnë te Sidretul-Muntehaja. I thashë Dahhakut: Pse është quajtur Sidretul-Munteha? Tha: Sepse atje përfundon çdo urdhër i All-llahut të madhëruar dhe nuk e kalon atë. Kur shpirti arrinë atje thonë: Zoti ynë, Ky është robi Yt filani kurse Ai e di më mirë se ata se kush është ai, atëherë All-llahu i dorzon atij një dokument të vulosur në të cilin i garanton nga dënimi dhe kjo është thënia e të madhëruarit: *"Jo, nuk janë të njejtë! Se libri i të mirëve gjendet në Il-lijjinë! E ku e di ti se çka është Il-lijjunë? Është një libër i qendisur qartë. Të cilin e dëshmojnë melekët që janë më të afërmit"* (El-Mutaffifun : 18-20).
Kjo thënie nuk mohon thënien e atyre që thanë: Ata janë në Xhennet, sepse Xhenneti është te Sidretul-Muntehaja dhe Xhenneti është tek All-llahu, e si duket thënësi i saj mendoi se kjo shprehje është më e sigurt dhe më e pëlqyer, ndërsa All-llahu i madhëruar tregoi se shpirtrat e shehidëve janë tek Ai dhe I Dërguari (s.a.v.s.) na tregoi se ata shëtisin nëpër Xhennet kahdo që dëshirojnë.
**KAPITULL**
Ndërsa ata që thanë: Shpirtrat e besimtarëve janë në El-Xhabije kurse shpirtrat e pabesimtarëve në Hadramevt në Berhut, Ibn Hazmi për këtë thënie tha: Kjo është thënie e Rafidive (shiitëve). Por çështja nuk është sikurse tha ai sepse atë e thanë edhe një grup nga Ehlus-Sunneti.
Ebu Abdullah Ibn Mendeh tha: Është transmetuar nga një grup i Sahabëve (r.a.) dhe Tabiinëve se thanë: Shpirtrat e besimtarëve janë në El-Xhabije, pastaj tha: Na tregoi Muhammed Ibn Muhammed Ibn Junus, na tregoi Ahmed Ibn Asimi, na tregoi Ebu Davud Ibn Sulejman Ibn Davud, na tregoi Hemmami, na tregoi Katadeja, na tregoi një njeri nga Seid Ibnul-Musejjibi nga Abdullah Ibn Amri (r.a.) se tha: Shpirtrat e besimtarëve tubohen në El-Xhabije kurse shpirtrat e pabesimtarëve tubohen në një tokë të prishur në Hadramevt e cila quhet: Berhut[188].
Pastaj e përmendi një transmetim nga Hammad Ibn Seleme nga Abdul-Xhelili nga Atija nga Shehr Ibn Havshebi se Ka'bi (r.a.) e pa Abdullah Ibn Amrin (r.a.) derisa njerëzit e kishin përfshirë atë dhe ai një njeriu i tha: Pyete se ku janë shpirtrat e besimtarëve dhe ku janë ata të pabesimtarëve? Ai e pyeti, e tha: Shpirtrat e besimtarëve janë në El-Xhabije kurse shpirtrat e pabesimtarëve janë në Berhut[189].
Ibn Mendeh tha: Transmetuan Ebu Davudi dhe të tjerët nga Abdul-Xhelili, pastaj përmendi një hadith nga Sufjani nga Furat El-Kazazi nga Ebit-Tufejli nga Aliu i cili tha: **"Bunari më i mirë në tokë është Zemzemi, ndërsa bunari më i keq në tokë është Berhuti në Hadramevt. Lugina më e mirë në tokë është lugina e Mekkës dhe lugina në të cilën zbriti Ademi në Indi, ndërsa lugina më e keqe në tokë është El-Ahkaf-i e cila gjindet në Hadramevt dhe të cilën e vizitojnë pabesimtarët"[190].**
Ibn Mendeh tha: Transmetoi Hammad Ibn Seleme nga Ali Ibn Zejdi nga Jusuf Ibn Mehrani nga Ibn Abbasi nga Akiu (r.a.) se tha: **"Vendi më i urrejtur në tokë është një luginë në Hadramevt e cila quhet Berhut, aty gjinden shpirtrat e pabesimtarëve dhe aty gjindet një bunar uji i të cilit gjatë ditës është i zi si qelbi, strehohen aty insektet".**
Pastaj përmendi nga Ismail Ibn Is'hak El-Kadi i cili tha: Na tregoi Ali Ibn Abdullahu, na tregoi Sufjani, na tregoi Ibban Ibn Jagleb i cili tha: Kalova një natë

---

[188] **I ndalur, kurse zingjiri është I saktë.**
[189] **I dobët.** Aty gjindet Shehr Ibn Havsheb El-Esh'ariu, I sinqertë, përplotë iluzione dhe ngritje të haditheve (Takrib: 1/355/112).
[190] **I dobët.** Aty gjindet Jusuf Ibn mehran El-Besariu, nuk transmetoi prej përveç Ibn Xhed'anit dhe ai është I butë në hadith (Takrib: 2/382/457).

aty (ka për qëllim në luginën Berhut) e sikur u tubuan zërat e njerëzve të cilët thonin: O Devme, o Devme! Ibbani tha: Na tregoi një njeri nga ithtarët e Librit se Devmete është meleku i cili është kujdestar i shpirtrave të pabesimtarëve.
Sufjani tha: I pyetëm banorët e Hadramevtit, e thanë: Nuk ka askush që mund ta kalojë natën aty.
Këta janë përgjithësisht ata që i njoha të kenë thënë atë thënie, nëse Abdullah Ibn Amri ka për qëllim me termin El-Xhabije personifikimin apo shëmbëlltyrën dhe se shpirtrat bashkohen në një vend të gjërë i cili i përngjanë El-Xhabijes në gjërësinë dhe ajrin e pastër të saj, atëherë kjo është afër, por nëse ai ka për qëllim vetë El-Xhabijen ne themi se kjo nuk dihet përveçse me argument, e ndoshta këtë ai e dëgjoi nga ithtarët e Librit.

**KAPITULL**

Kurse thënia e atyre që thanë: Shpirtrat tubohen në tokën për të cilën All-llahu i madhëruar thotë: *"Ne kemi shënuar në Zebur pas shënimit (në Levhi Mahfudh), se me të vërtetë tokën do ta trashëgojnë robtë e Mij të mirë"*(El-Enbija : 105). Këtë nëse ata e thanë si koment të këtij ajeti, nuk është koment i tij.
Dijetarët dhanë mendime të ndryshme sa i përket tokës së përmendur këtu, Seid Ibn Xhubejri transmetoi nga Ibn Abbasi (r.a.) se tha: Ajo është toka e Xhennetit, e këtë e thanë shumica e komentatorëve. Transmetohet edhe një thënie nga Ibn Abbasi (r.a.) se tha: Ajo është toka të cilën All-llahu ia çliroi ummetit të Muhammedit (s.a.v.s.), e kjo thënie është e vërtetë dhe i gjason thënies së të madhëruarit në suren En-Nur (55): *"Atyre të cilët në mesin tuaj besuan dhe bënë vepra të mira All-llahu u premtoi se do t'i bëjë zotërues në atë tokë ashtu si i pat bërë zotërues ata që ishin para tyre..."*. Në Sahih I Dërguari (s.a.v.s.) tha: **"Mu mbështjell mua toka, Lindja dhe Perëndimi i saj, e pushteti i ummetit tim do të arrijë deri atje ku mu mbështjellë ajo"[191].** Disa komentatorë thanë: Me atë tokë është për qëllim toka e Bejtul-Makdisit (në Jerusalem). Nuk ka dyshim se ajo është një prej tokave që All-llahu ua trashëgoi robëve të Tij të mirë, por ajeti nuk e veçon vetëm atë.

**KAPITULL**

Kurse thënia e atyre që thanë: Shpirtrat e besimtarëve janë në Il-lijjunë në qiellin e shtatë kurse shpirtrat e pabesimtarëve janë në Sixhxhin në tokën e shtatë, është një thënie të cilën e thanë një grup i selefit (të parëve) dhe i halefit (më të fundit) dhe atë e argumenton thënia e të Dërguarit (s.a.v.s.): **"O All-llah, unë e dëshirojë shoqërinë e lartë".** Më herët përmendëm edhe hadithin e Ebu Hurejres (r.a.): **"Kur të dal shpirti nga ai që është duke vdekur ngritet ai në qiell derisa të arrijë në qiellin e shtatë në të cilin është All-llahu i madhëruar...".** poashtu kemi përmendur thënien e Ebu Musës (r.a.): **"Ai ngritet derisa të arrijë në Arsh",** pastaj thënia e Hudhejfes (r.a.): **Se ata janë të ndalur te I Gjithmëshirshmi,** si dhe thënia e Abdullah Ibn Omerit (r.a.): **Këta shpirtra janë tek All-llahu,** pastaj kemi përmendur edhe thënien e të Dërguarit (s.a.v.s.): **"Shpirtrat e shehidëve strehohen te disa kandila nën Arshin",** si dhe përmendëm hadithin e transmetuar nga El-Bera Ibn Azibi (r.a.): **"Ai ngritet nga një qiell në tjetrin dhe e përcjellin atë të afërmit e çdo qielli derisa të përfundojnë me të në qiellin e shtatë"** kurse në një transmetim u tha: **"...në qiellin në të cilin është All-llahu i madhëruar".**
Por kjo nuk argumenton se atje është vendqëndrimi i tyre, por ata ngriten atje që të shfaqen para Zotit të tyre I Cili gjykon për ta dhe e shkruan librin e tyre te banorët e Il-lijjunit apo te banorët e Sixhxhinit, pastaj rikthehet në varr që të pyetet dhe pastaj

[191] E transmetoi Muslimi në "El-Fiten" (19), Ibn Maxhe (3952), It'hafus-Sadetil-muttekine (2/210) dhe El-Mugni an hamlil-esfar (2/387).

kthehen në vendin në të cilin janë vendosur, shpirtrat e besimtarëve në Il-lijjun sipas pozitave të tyre kurse shpirtrat e pabesimtarëve në Sixhxhin sipas pozitave të tyre.

**KAPITULL**

Kurse thënia e atyre që thanë: Shpirtrat e besimtarëve tubohen në bunarin e Zemzemit, nuk kanë kurrfarë argumenti për këtë thënie as nga Kur'an e as nga Sunnet që mund të mbështetëmi në të, si dhe nuk është thënie e asnjë personi të besueshëm, sepse ai bunar nuk është i mjaftueshëm për të gjithë shpirtrat e besimtarëve dhe kundërshton atë që është vërtetuar me hadith të qartë se: **"Shpirti i besimtarit është një shpend i cili ushqehet nga pemët e Xhennetit".**

Thënë përgjithësisht kjo është nga thëniet më të pavërteta, ajo është më e dobët se e atyre që thanë: Se ata janë në El-Xhabije, meqë ky vend është shumë më i gjërë në krahasim me atë bunar të ngushtë.

**KAPITULL**

Kurse thënia e atyre që thanë: Shpirtrat e besimtarëve janë në një Berzah (pengesë) të tokës shëtisin kahdo që dëshirojnë, kjo është transmetuar nga Selman El-Farisiu (r.a.), ndërsa Berzahu është një pengesë në mes dy gjërave dhe sikur Selmani kishte për qëllim se ata janë në një tokë në mes të dun'jas e Ahiretit ku janë të lirë të lëvizin, shëtisin kahdo që dëshirojnë dhe nuk ka dyshim se kjo thënie është e fortë sepse ata janë ndarë nga kjo botë e nuk kanë hyrë në Ahiret, por janë në një Berzah në mes tyre, shpirtrat e besimtarëve janë në një Berzah të gjërë ku ka kënaqësi, aromë të mirë dhe begati kurse shpirtrat e pabesimtarëve janë në një Berzah të ngushtë ku ka preokupime dhe dënim, e i Madhëruari thotë: *"...e ata kanë para tyre një Berzah (perde, distancë periodike) deri në ditën kur ringjallen"* (El-Mu'minunë : 100). Pra, me Berzahun këtu është për qëllim: Diçka në mes të dun'jas dhe Ahiretit, ndërsa kuptimi etimologjik i fjalës Berzah është pengesa në mes dy gjërave.

**KAPITULL**

Kurse ata që thanë: Shpirtrat e besimtarëve janë në krahun e djathtë të Ademit (a.s.) kurse shpirtrat e pabesimtarëve janë në krahun e majtë të tij, pasha All-llahun ata kanë thënë një fjalë që e vërteton hadithi i saktë e që është hadithi i Isras sepse I Dërguari (s.a.v.s.) i pa ashtu, por kjo nuk do të thotë se ata janë të barabartë si të djathtët ashtu edhe të majtët, mirëpo të djathtët janë nga ana e tij e djathtë në gjërësi dhe lartësi kurse të majtët janë në anën e tij të majtë te poshtë dhe në burgim.

Ebu Muhammed Ibn Hazmi tha: Berzahu të cilin e pa I Dërguari (s.a.v.s.) në natën e Isras në qiellin e dun'jas për të tha: Ai gjindet atje ku përfundojnë elementet (materia). Tha: Kjo argumenton se ata janë tek ai nën qiell aty ku përfundojnë elementet, e të cilat janë: uji, dheu, zjarri dhe ajri.

Ai (Ibn Hazmi) gjithmonë kritikon atë që thotë ndonjë thënie që nuk ka argument, e çfarë argumenti ka ai për këtë thënie nga Kur'ani apo Sunneti? Ne do ta plotësojmë të folurit rreth kësaj thënie kur të përfundojmë tek ajo, in sha All-llahu teala.

Nëse thuhet: Poqëse shpirtrat e të lumturëve janë në krahun e djathtë të Ademit (a.s.) dhe se ai është në qiellin e dun'jas, kurse është vërtetuar se shpirtrat e shehidëve janë nën hijen e Arshit, ndërsa Arshi është mbi qiellin e shtatë, atëherë si mund të jenë ata në krahun e djathtë të tij dhe si mund t'i shohë I Dërguari (s.a.v.s.) atje në qiellin e dun'jas? Përgjigja ndaj kësaj ndahet në disa aspekte:

**Aspekti i parë:** Kjo nuk pengon të jenë ata në krahun e djathtë të tij në lartësi sikurse janë shpirtrat e të palumturëve në krahun e majtë të tij në ultësira.

**Aspekti i dytë:** Kjo nuk pengon asgjë që ata t'i jenë paraqitur të Dërguarit (s.a.v.s.) në qiellin e dun'jas edhe pse vendqëndrimi i tyre është mbi këtë.

**Aspekti i tretë:** Ai (s.a.v.s.) nuk tregoi se krejt shpirtrat e të lumturëve ishin atje, por tha: Në krahun e tij të majtë pashë një grumbull të zi (të shpirtrave) dhe në

krahun e majtë të tij një grumbull të zi, e është e ditur në mënyrë të prerë se shpirtrat e Ibrahimit (a.s.) dhe të Musait (a.s.) janë mbi këtë në qiellin e gjashtë e të shtatin, poashtu shpirtrat e shoqërisë së lartë janë mbi ta dhe shpirtrat e të lumturëve janë disa më lartë se disa të tjerë sipas pozitave të tyre sikurse janë edhe shpirtrat e të palumturëve disa më poshtë se disa të tjerë sipas pozitave të tyre, All-llahu e di më së miri.

**KAPITULL**

Ndërsa thënia e Ebu Muhammed Ibn Hazmit se: Vendqëndrimi i shpirtrave është atje ku kanë qenë para krijimit të trupave, është thënie e bazuar në medhhebin (shkollën) e tij të cilin e zgjodhi ai se shpirtrat janë krijuar para trupave, por për këtë thënie dijetarët kanë dy mendime, shumica e tyre mendojnë se ata u krijuan pas krijimit të trupave, kurse ata që thanë se ata janë krijuar para trupave nuk kanë kurrfarë argumenti prej Kur'anit, as prej Sunnetit e as prej Ixhmait (pajtimit të dijetarëve) përveç asaj që kuptuan nga citatet të cilat nuk argumentojnë një gjë të tillë, ose edhe nga disa hadithe të cilat nuk janë të sakta, sikur që Ebu Muhammed Ibn Hazmi mori për argument thënien e të madhëruarit: *"Përkujto kur Zoti yt nxori nga shpina e bijve të Ademit pasardhësit e tyre dhe i bëri dëshmues të vetes së tyre (duke u thënë): "A nuk jam Zoti juaj?" Ata thanë: "Po, dëshmuam!"..."* (El-A'rafë : 172) dhe thënien e Tij: *"Ne ju krijuam pastaj ju dhamë formën, e mandej melekëve u thamë: "Bëni sexhde për Ademin". Ata i bënë sexhde pos Iblisit..."*(El-A'rafë : 11). Tha: Është vërtetuar se All-llahu i krijoi shpirtrat përnjëherë, kështu lajmëroi edhe I Dërguari (s.a.v.s.): **"Shpirtrat janë si ushtria e fortifikuar, ata që njihen ndërmjet vete afrohen kurse ata që nuk njihen largohen".** Tha: All-llahu i madhëruar mori betimin dhe dëshminë e tyre kur ata ishin të krijuar, të formësuar dhe me mendje para se t'i urdhërojë melekët t'i bëjnë sexhde Ademit dhe para se të hynë ata në trup kurse trupat atë ditë ishin dhe. Poashtu tha: Sepse All-llahu i madhëruar i krijoi ata me shprehjën "thumme – pastaj" e cila është rënditëse dhe pastaj i vendosi All-llahu i madhëruar atje ku dëshiroi, e ai është Berzahu ku do të kthehen pas vdekjes.

Do të flasim për këtë argumentim kur të përgjigjemi në pyetjen e atij që pyet se a janë krijuar shpirtrat bashkë me trupat apo para tyre? Këtu kemi për qëllim të flasim për vendqëndrimin e shpirtrave pas vdekjes, ndërsa thënia e tij se: Ata kanë vendqëndrim Berzahun në të cilin ishin para krijimit të trupave është e bazuar në këtë bindje të cilën ai e ka, ndërsa thënia e tij se: Shpirtrat e të lumturëve janë në krahun e djathtë të Ademit (a.s.) kurse shpirtrat e të palumturëve janë në krahun e majtë të tij është e vërtetë sikurse lajmëroi I Dërguari (s.a.v.s.), e sa i përket thënies së tij: Ky vend është atje ku përfundojnë elementet, nuk ka kurrfarë argumenti nga Kur'ani e as nga Sunneti dhe kjo thënie nuk u përngjanë dijetarëve muslimanë. Hadithet e vërteta dëshmojnë se shpirtrat janë mbi elementet në Xhennet tek All-llahu, këtë e vërtetojnë edhe argumentet Kur'anore, kurse Ebu Muhammedi u pajtua se shpirtrat e shehidëve janë në Xhennet, si dhe është e ditur se siddikinët (shumë të sinqertit) janë më të mirë se ata, atëherë si ka mundësi që shpirti i Ebu Bekr Es-Siddikut, Abdullah Ibn Mes'udit, Ebud-Derdasë, Hudhejfetu Ibnul-Jemanit dhe të ngjashmëve (All-llahu qoftë i kënaqur me ta) të jenë aty ku përfundojnë elementet nën këtë orbitë më të ulët dhe nën qiellin e dun'jas, kurse shpirtrat e shehidëve të kohës sonë dhe të tjerët të jenë mbi elementet e mbi qiejt.

Ndërsa thënia e tij: Muhammed Ibn Nasr El-Merviziu transmetoi bashë këtë që thamë nga Is'hak Ibn Rahevejhi, tha: Këtë qëndrim e kanë të gjithë dijetarët, pra ajo është thënie e të gjithë muslimanëve.

Them: Muhammed Ibn Nasr El-Merviziu në librin “Kundërshtimi i Ibn Kutejbes” duke komentuar thënien e të madhëruarit: *“Përkujto kur Zoti yt nxori nga shpina e bijve të Ademit pasardhësit e tyre dhe i bëri dëshmues të vetes së tyre (duke u thënë): “A nuk jam Zoti juaj?” Ata thanë: “Po, dëshmuam!”...”* (El-A’rafë : 172), përmendi gjurmët të cilat i përmendën selefi (të parët) për nxjerrjen e pasardhësve të Ademit (a.s.) nga kurrizi i tij, pastaj e mori betimin nga ata dhe i rikthejë në kurrizin e tij, se i nxorri ata në pamjen milingonave, se Ai i Madhëruari i ndau ata atëherë në të palumtur dhe në të lumtur, se ua shkruajti exhelet, furnizimet, punët e tyre dhe e mira e keqja që do t’i godet ata, pastaj tha: Is’haku tha: U pajtuan dijetarët se ata ishin shpirtrat prej të cilëve kërkoi të flasin para krijimit të trupave: *“...dhe i bëri dëshmues të vetës së tyre (duke u thënë): “A nuk jam Zoti juaj?” Ata thanë: “Po, dëshmuam!” Të mos thoni në Ditën e Kijametit: “Ne nga ky (dëshmim) ishim të panjohur. Ose të mos thoni: “Prindërit tanë më parë ishin idhujtarë, e ne ishim pasardhës të tyre...”,* kjo është thënia e tij. Pra, sikur ti po sheh kjo nuk argumenton se vendqëndrimi i shpirtrave është ajo që përmendi Ebu Muhammedi atje ku përfundojnë elementet në asnjë aspekt, madje nuk argumenton se shpirtrat janë krijuar para trupave, por argumenton se Ai i Madhëruari i nxorri atëherë, u foli dhe pastaj i riktheu në kurrizin e Ademit (a.s.). Këtë thënie edhe pse e thanë disa nga selefi (të parët) dhe halefi (të fundit) e sakta është një thënie tjetër sikur që do të shohësh, in sha All-llah, meqë nuk është për qëllim në përgjigjen ndaj kësaj çështjeje rreth shpirtrave se a janë të krijuar para trupave apo jo? Edhe poqëse e gjithë kjo që tha Ebu Muhammedi është në rregull, nuk ka në të argument se vendqëndrimi i shpirtrave është atje ku përfundojnë elementet dhe as që ai vend ishte vendqëndrimi i tyre që në fillim.

**KAPITULL**

Kurse ata që thanë: Vendqëndrim i tyre është zhdukja e tërësishme, ishte thënie e atyre që thanë se shpirti është një dukuri nga dukurit e trupit e që është jeta, këtë e tha El-Bakilani dhe ata që e pasuan atë. Poashtu është thënie e Ebul-Hudhejl El-Al-lafit i cili tha: Shpirti është një dukuri nga dukurit e trupit, por nuk e përcaktoi që ajo është jeta sikurse veproi El-Bakilani, pastaj tha: Ai është një dukuri e trupit sikurse edhe dukurit e tjera.

Sipas këtyre kur trupi të vdes shpirti zhduket, sikurse përmendëm, e edhe dukuritë e tjera të cilat janë të kushtëzuara me jetën. E ata që thonë në mesin e tyre: Dukuria nuk mund të mbijetojë dy kohë sikurse thonë shumë nga El-Esh’arinjët, sipas kësaj ata thanë se shpirti i njeriut tani është tjetër nga ai që ishte më herët, ai vazhdon të ndryshojë në një shpirt tjetër pastaj në një shpirt tjetër dhe kështu vazhdimisht, brenda një kohe të shkurtër atij i ndryshojnë deri në njëmijë shpirtra dhe kur ai të vdes nuk ngritet shpirti i tij në qiell, nuk kthehet në varr, nuk e marrin atë melekët, nuk i hapen dyert e qiellit dhe nuk begatohet e as nuk dënohet, por begatohet dhe dënohet trupi kur All-llahu dëshiron ta begatojë apo dënojë atë duke i kthyer jetën në kohën kur Ai dëshiron ta begatojë apo ta dënojë, përndryshe nuk ekzistojnë atje shpirtra të cilët qëndrojnë vetvetiu asnjëherë.

Disa pronarë të kësaj thënie thanë: Jeta i kthehet Uxhbudh-dheneb-it (fundit të boshtit kurrizor të cilin nuk e ha toka) dhe vetëm ai dënohet apo begatohet.

Këtë thënie e refuzon Kur’ani, Sunneti, Ixhmai (pajtimi i dijetarëve), argumentet logjike dhe ato të natyrshmërisë, kjo është thënie e të tillëve që nuk njohin shpirtin e tyre e jo më të tjerëve. All-llahu i madhëruar i përshkruajti shpirtit kthimin, hyrjen dhe daljen, poashtu citatet e sakta e të qarta argumentuan ngritjen, zbritjen, marrjen, lirimin, hapjen e dyerve të qiellit për të, se ai bën sexhde dhe flet, se ai del sikur pika e ujit, se ai mbështillet dhe parfymoset me qefinë të Xhennetit apo të Zjarrit, se

meleku i vdekjes e fut në dorën e tij, pastaj melekët e marrin nga dora e tij dhe ai ka një aromë më të mirë se të miskut, ose më të qelbur se të coftinës, e përcjellin atë nga një qiell në tjetrin, pastaj e kthejnë melekët në tokë, kur ai fillon të dalë nga trupi e përcjellë atë shikimi i tij saqë e sheh atë duke dalur, Kur'ani argumentoi se ai lëvizë nga një vend në një vend tjetër derisa arrinë te gabzherri, të gjitha ato argumente që i përmendëm se shpirtrat takohen dhe njihen ndërmjet vete, se ata janë si ushtria e fortifikuar dhe shumë gjëra të tjera të cilat e zhvlerësojnë këtë thënie. Në natën e Isras I Dërguari (s.a.v.s.) i pa shpirtrat në krahun e djathtë dhe atë të majtë të Ademit (a.s.) dhe ai tregoi se: **"Shpirti i besimtarit është një shpend i cili ushqehet nga pemët e Xhennetit"** dhe se: **"Shpirtrat e shehidëve janë në brendësinë e disa shpendëve të gjelbër",** poashtu na lajmëroi All-llahu i madhëruar se familja e Faraonit i shfaqen Zjarrit mëngjes e mbrëmje.
Kur këtë e përmendi Ali Ibnul-Bakilani në përgjigjen e tij tha: Sipas kësaj në shesh del njëri nga dy aspektet, ose atij i vendoset një jetë në pjesën e parë të trupit, ose asaj jete i krijohet një trup tjetër që të përjetojë begatinë apo dënimin.
Kjo thënie është e pavlerë bazuar në shumë aspekte dhe cila thënie është më e pavlerë se sa thënia e atij që shpirtin e njeriut e përcakton si një dukuri e cila çdo moment ndryshon mijëra herë, e kur kjo dukuri të ndahet pas kësaj nuk mbetet kurrfarë shpirti që begatohet, që dënohet, që ngritet, që zbret, apo që lirohet, s'ka dyshim se kjo thënie bie në kundërshtim me mendjen, citatet Kur'anore e të Sunnetit dhe të natyrshmërisë, ajo është thënie e atyre që nuk kanë njohur vetën e tyre dhe do t'i përmendim disa aspekte argumentuese në pavërtetësinë e kësaj thënie në vendin e përgjigjes ndaj saj, in sha All-llah. Pastaj ajo është një thënie që nuk e thanë askush nga të parët e ummetit, as Sahabët (r.a.), as Tabiinët e as imamët e Islamit.

**KAPITULL**

Kurse thënia e atyre që thanë: Vendqëndrim i tyre pas vdekjes kalon në disa trupa të tjerë nga këta, është thënie e cila përmban në vete të vërtetë dhe të pavërtetë.
E vërteta përqëndrohet në atë që lajmëroi më i Sinqerti dhe Besniku (s.a.v.s.) se shpirtrat e shehidëve **kalojnë në brendësinë e disa shpendëve të gjelbër të cilët strehohen te disa kandila të ngjitur për Arshin dhe ata janë për ta si çerdhet për shpendët,** këtë madje ai e tha në mënyrë të qartë kur tha **se All-llahu i vendosi shpirtrat e tyre në brendësinë e disa shpendëve të gjelbër.**
Ndërsa thënia e tij (s.a.v.s.): **"Shpirti i besimtarit është një shpend i cili ushqehet nga pemët e Xhennetit"** mund të jetë ky shpend një mjet shfytëzues sikurse është trupi për të dhe kjo ndodhë me disa besimtarë e shehidë, ose mund të thuhet se shpirti kalon në pamjen e ndonjë shpendi që është zgjedhje e Ebu Muhammed Ibn Hazmit dhe e Ebu Omer Ibn Abdul-Berrit, e më herët përmendëm thënien e Ebu Omerit dhe atë që thamë rreth saj, ndërsa Ibn Hazmi tha: Thënia e tij (s.a.v.s.) **se shpirti i besimtarit është një shpendë që ushqehet,** është në realitet një shpend e jo sipas disa supozimeve të injorantëve, por ai (s.a.v.s.) na lajmëroi se shpirti i besimtarit është një shpend që ushqehet që d.m.th. se ai fluturon në Xhennet e jo se ai transformohet në pamjen e shpendëve. Ai tha: Nëse thuhet se emri En-Neseme (shpirti) është i gjinisë femërore, ne themi: Një gjuhëtar i fortë arab tha: Etetke kitabi festahfefte biha (të arrti libri im, por ti atë nuk e more në konsiderim), dikush i tha: Si e përcakton librin (el-kitab) në gjinin femërore (kur ai është i gj. Mashkullore)? Ai tha: A nuk është libri një fletë! Kështu pra edhe shpirti (en-neseme) përmendët në gjinin mashkullore (sepse emri origjinal është i gj. Mashkullore, Err-Rruh). Tha: Ndërsa shtesa në të cilën thuhet **se ata janë në brendësinë e disa shpendëve të gjelbër**, është cilësi e atyre kandilave te të cilët strehohen, ndërsa të dy hadithet së bashku formojnë një hadith. S'ka dyshim se kjo

që thotë ai është tërësisht e pa qëlluar, qoftë shprehimisht apo edhe në kuptim, sepse hadithi: **"Shpirti i besimtarit është një shpend i cili ushqehet nga pemët e Xhennetit"** është tjetër nga hadithi: **"Shpirtrat e shehidëve janë në brendësinë e disa shpendëve të gjelbër",** ajo që përmendi ai mund të ndodhë me hadithin e parë kurse hadithi i dytë nuk mund të bartë atë kuptim në asnjë aspekt sepse ai (s.a.v.s.) na lajmëroi se shpirtrat e tyre janë në brendësinë e disa shpendëve, në një transmetim tjetër tha **fi exhvafi** (në zbraztirën e tyre), në një thënie i përshkruajti ata si të bardhë të cilët shëtisin nëpër Xhennet, ushqehen nga pemët e Xhennetit dhe pinë në lumenjët e tij, pastaj strehohen te disa kandila nën Arsh të cilët për ta janë si çerdhet për shpendët. Ndërsa thënia e tij se: Brendësia e atyre shpendëve është cilësi e atyre kandilave te të cilët strehohen ata, është edhe një gabim gjithsesi, por ata kandila janë vendstrehim i atyre shpendëve. Këtu hadithi i qartësoi tri gjëra: Shpirtrat, shpendët në brendësinë e të cilëve janë ata shpirtra dhe kandilat te të cilët strehohen ata shpendë. Kandilat janë të vendosur nën Arsh dhe nuk lëvizin, kurse shpendët në brendësinë e të cilëve janë shpirtrat shëtisin nëpër Xhennet.

Nëse thuhet: Mund të jetë për qëllim se shpirtrat e tyre vendosen në pamjen e disa shpendëve e jo se ata futen në trupin e disa shpendëve sikurse All-llahu i madhëruar thotë: *"Të formësoi në formën që Ai dëshiroi"* (El-Infitar : 8), këtë e argumentoi edhe thënia tjetër e tij (s.a.v.s.): **"Shpirtrat e tyre janë si shpendë të gjelbër** (në pamjen e disa shpendëve të gjelbër)**"[192].** E transmetoi Ibn Ebi Shejbe, na tregoi Ebu Muavije nga El-A'meshi nga Abdullah Ibn Murre nga Mesruki nga Abdullahu.

Ebu Omeri tha: Ajo që më duket mua, All-llahu e di më së miri, është më e saktë thënia e atyre që thonë: Si shpendë apo në pamjen e disa shpendëve meqë kështu përputhet me hadithin e përmendur. Ka për qëllim hadithin e Ka'b Ibn Malikut (r.a.) rreth shpirtit të besimtarit.

Përgjigja është: Ky hadith është transmetuar me këto dy shprehje, e atë që e transmetoi Muslimi në Sahihun e tij nga El-A'meshi nga Mesruki nuk bie në kundërshtim me atë se ata janë në brendësinë e disa shpendëve të gjelbër.

Kurse për hadithin e Ibn Abbasit (r.a.), Uthman Ibn Ebi Shejbe tha: na tregoi Abdullah Ibn Idrisi nga Muhammed Ibn Is'haku nga Ismail Ibn Umejje nga Seid Ibn Xhubejri nga Ibn Abbasi i cili tha: I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) tha: **Kur u vranë vëllezërit tuaj,** ka për qëllim në betejën e Uhudit, **i vendosi shpirtrat e tyre në brendësinë e disa shpendëve të gjelbër, zbresin në lumenjët e Xhennetit, ushqehen nga frytet e tij dhe strehohen në disa kandila të arit të zgjatur në hijen e Arshit, e pasi që ata gjetën ushqimin, pijen dhe qëndrimin e mrekullueshëm, thanë: Kush po i informon vëllezërit tanë për ne se ne jemi të gjallë në Xhennet duke u ushqyer që mos të përtojnë për luftë dhe të mos largohen nga Xhihadi? Atëherë All-llahu i madhëruar u tha: Unë i informoi ata për ju dhe e zbriti ajetin:** ***"Kurrsesi mos mendoni se janë të vdekur ata të cilët u vranë në rrugë të All-llahut, por ata janë të gjallë te Zoti i tyre duke u furnizuar"*** (Ali Imran : 169).

Ndërsa hadithi i Ka'b Ibn Malikut gjindet në katër Sunenet (librat e haditheve) dhe në Musnedin e Ahmedit kurse shprehja e Tirmidhiut është se I Dërguari (s.a.v.s.) tha: **"Shpirtrat e shehidëve janë në disa shpendë të gjelbër të cilët ushqehen nga frytet e Xhennetit apo nga pemët e Xhennetit".** Tirmidhiu tha: Ky është hadith hasen sahih (i mirë dhe i saktë), nuk ka asgjë të ndaluar në këtë dhe nuk prishë asnjë

---

[192] Them: Ajo që përmendët në Sahihun e Muslimit nga Jahjau dhe Ebu Bekr Ibn Ebi Shejbe nga Muavija, si dhe nga Ebi Esbat dhe Ebi Muavije. Kurse nga Is'haku, nga Xheriri dhe Isa Ibn Junusi të gjithë ata nga El-A'meshi nga Abdullah Ibn Murre nga Mesruki, e shprehja e tij është: **'…në brendësinë e disa shpendëve të gjelbër",** por Muslimi pas përmendjes së Ibn Numejrit tha: Shprehja është e tij.

bazë të sheriatit, poashtu nuk kundërshton asnjë citat të Kur'anit apo të Sunnetit të transmetuar nga I Dërguari (s.a.v.s.), por kjo tregon plotësimin e respektit të All-llahut ndaj shehidëve kur u zëvendësoi atyre trupat të cilët u copëtuan për Të me trupa më të mirë se ata që t'i shfrytëzojnë për shpirtrat e tyre dhe kështu të arrinë begatinë e plotë, e kur të ndodhë Kijameti i kthen ata shpirtra në trupat e tyre që i kishin në dun'ja.
Nëse thuhet: Kjo është thënia e atyre që folën për transformimin (et-tenasuh) dhe hyrjen e shpirtrave në trupa të tjerë nga ata që i kishin.
Themi: Ky është një kuptim në të cilin argumentoi Sunneti i qartë dhe është i vërtetë që duhet besuar dhe nuk e prishë atë quajtja e tij transformim, sikurse edhe vërtetimi i asaj që vërtetoi mendja dhe shpallja rreth cilësive të All-llahut të madhëruar e realitetit të emrave të Tij më të mirë, është e vërtetë të cilën nuk mund ta zhvlerësojnë ata të cilët këtë e quajnë terkib dhe texhsim (formësim apo personifikim i cilësive dhe emrave të Tij), poashtu atë që argumentoi mendja dhe shpallja rreth vërtetimit të veprave dhe fjalëve të Tij kur Ai dëshiron, zbritja e Tij çdo mbrëmje në qiellin e dun'jas (në pjesën e tretë të natës) dhe zbritja e Tij në Ditën e Kijametit që të gjykojë robërit e Tij është e vërtetë që nuk mund ta zhvlerësojnë ata që këtë e quajnë hulul-havadith (përzierje, ndërhyrje e ndodhive apo e gjërave), si dhe atë që e argumentoi mendja dhe shpallja rreth lartësimit të All-llahut mbi krijesat e tij, të ndarjes dhe qëndrimit mbi Arshin e Tij (sikurse i takon madhërisë së Tij), ngritjes së melekëve dhe Shpirtit (Xhibrilit a.s.) tek Ai dhe zbritjes prej Tij, ngritjes së fjalës së mirë dhe ngritjes të Dërguarit të Tij tek Ai, afrimi i tij (s.a.v.s.) tek Ai derisa ishte afër Tij sa dy kutë apo edhe më afër dhe argumente të tjera janë e vërtetë që nuk mund ta zhvlerësojnë Xhehemitë të cilët këtë e quajnë përkufizim (hajizun), përcaktim i anës dhe texhsim (personifikim).
Imam Ahmedi tha: "Ne nuk i heqim All-llahut asnjë cilësi për shkak të fyerjes së fyersëve" sepse kjo është shprehi e bidatxhinjëve (risimtarëve) të cilët i quajnë Ehlus-Sunnetin dhe thëniet e tyre me disa shprehje me të cilat i largojnë nga ata injorantët, kështu që i quajnë ato hashvun (mbushje), terkib (formësim) dhe texhsim (personifikim), ndërsa Arshin (fronin) e All-llahut të madhëruar e quajnë përkufizim (hajjiz) me qëllim që kështu të mohojnë lartësimin e Tij mbi krijesat e Tij dhe qëndrimin e Tij mbi Arshin e Tij, sikurse Err-Rrafida (shiitët) që e quajnë dashurinë ndaj të gjithë shokëve të Dërguarve të All-llahut dhe lutjen për ta "Ness" (citat), apo sikurse El-Kaderitë el-mexhusij që e quajnë vërtetimin e kaderit (përcaktimit) xhebr (detyrim, jo i lirë në vepra), pra çështja nuk ka të bëjë me shquarje por me realitetin e çështjeve dhe qëllimi është se ajo që hadithet e qarta e vërtetuan rreth shpirtrave të shehidëve se janë në brendësinë e disa shpendëve të gjelbër dhe quajtja e kësaj tenasuh (transformim) nuk e prishë këtë kuptim. Ndërsa transmformimi i kotë është ai që e thonë armiqët e pejgamberëve sikurse natyralistët e të tjerët të cilët mohojnë ringjalljen dhe thonë se shpirtrat pas ndarjes nga trupat kalojnë në llojet e ndryshme të shtazëve, insekteve dhe shpezëve që u përshtaten dhe u përngjajnë atyre, kështu që me ndarjen nga trupat ata kalojnë në trupin e atyre shtazëve ku begatohen apo dënohen pastaj ndahen nga aty dhe kalojnë në trupa të tjerë që i përshtaten veprave dhe sjelljeve të tyre, e kështu pandërprerë. Ky është vendkthimi i shpirtrave sipas tyre dhe begatia e dënimi i tyre, nuk ka kthim tjetër për ta përveç këtij. Pra, ky është transformimi i kotë i cili është në kundërshtim me atë që u pajtuan që të gjithë pejgamberët dhe kjo konsiderohet mosbesim në All-llahun dhe në Ditën e fundit. Ky grup thonë: Vendqëndrim i shpirtrave pas ndarjes nga trupat janë trupat e shtazëve që u përshtaten atyre, e nuk ka dyshim se kjo është nga thëniet më të pavërteta dhe më të këqija, pas kësaj pason thënia e atyre që thanë

se: Shpirtrat zhduken tërësisht pas vdekjes dhe nuk mbetet asnjë shpirt që begatohet e dënohet, por begatia dhe dënimi i ndodhë disa pjesëve apo një pjese të trupit sikurse fundi i boshtit kurrizor apo diç tjetër dhe i krijon All-llahun atij dhimbje apo begati, kjo sipas disave nga ata ndodhë me kthimin e jetës apo pa kthimin e saj sikurse thanë disa të tjerë, pra sipas tyre nuk ka dënim në Berzah përveçse mbi trupin. Në anën e kundërt të këtyre janë ata që thanë: Shpirti nuk kthehet asnjëherë në trup dhe nuk ka kurrfarë lidhje me të kurse dënimi dhe begatia i ndodhin vetëm shpirtit. Por Sunneti i qartë i transmetuar prej shumë transmetuesve i refuzon te dy thëniet dhe sqaron se dënimi i ndodhë shpirtit e trupit të bashkuar dhe të ndarë.

Nëse dikush thotë: Ju keni përmendur thëniet e njerëzve rreth vendqëndrimit të shpirtrave dhe burimet e tyre, por cila nga ato thënie është e vërtetë që ta besojmë atë?

Themi: Shpirtrat në vendqëndrimin e tyre në Berzah kanë dallim të madh, disa nga ata janë në lartësitë më të larta në shoqërinë më të lartë, e ata janë shpirtrat e pejgamberëve (paqja e All-llahut qoftë me ta) dhe ata dallojnë në pozitat e tyre sikurse i pa I Dërguari (s.a.v.s.) në natën e Isras.

Disa nga ata janë në brendësinë e disa shpendëve të gjelbër të cilët shëtisin nëpër Xhennet kahdo që dëshirojnë , e ata janë shpirtrat e disa shehidëve e jo të gjithëve, sepse disa shpirtra të shehidëve ngujohen në derë të Xhenneti si shkak i ndonjë borxhi apo diçkaje tjetër sikurse transmetohet në Musned nga Muhammed Ibn Abdullau Ibn Xhahshi se një njeri erdhë te I Dërguari (s.a.v.s.) dhe i tha: **“O I Dërguar i All-llahut, çfarë do të kem nëse vritem në rrugë të All-llahut? I tha: Xhennetin. Por pasiqë ai u largua, i tha: Përveç atyre që Xhibrili më tregoi tani”[193].**

Disa nga ata janë të ngujuar në derë të Xhennetit sikurse thuhet në këtë hadith: **“E pashë shokun tuaj të ngujuar në derë të Xhennetit”[194].**

Disa nga ata janë të ngujuar në varret e tyre sikurse transmetuam për pronarin e batanijes i cili e vodhi atë dhe pastaj ra shehid, e njerëzit për të thanë: Urime i qoftë Xhenneti, por I Dërguari (s.a.v.s.) tha: **“Pasha Atë që shpirti im është në dorën e Tij, batanija të cilën ai e vodhi i ndizet zjarr në varrin e tij”.**

Disa nga ata vendqëndrim kanë derën e Xhennetit sikurse u tha në transmetimin e Ibn Abbasit (r.a.): **“Shehidët janë në buzë të një lumi në derë të Xhennetit në një kube të gjelbër dhe u vie atyre ushqimi nga Xhenneti mëngjes e mbrëmje”.** E transmetoi Ahmedi. Kjo nuk është ngjashëm me Xha’fer Ibn Ebi Talibin të cilit All-llahu ia zëvendësoi dy duart e tij me dy krahë me të cilët fluturon në Xhennet kahdo që dëshiron.

Disa nga ata janë të ngujuar në tokë, nuk është ngritur shpirti i tij në shoqërinë më të lartë sepse ishte shpirtë i ulët tokësor, kurse shpirtrat tokësor nuk mund t’i shoqërojnë shpirtrat e lartë sikurse nuk mund t’i shoqërojnë në dun’ja, e shpirti i cili nuk ka përfituar në këtë dun’ja njohurin e Zotit të tij, dashurin për të, përmendjen e Tij, shoqërimin me Të, afrimin tek Ai dhe ai ishte shpirt tokësor i ulët, pas ndarjes nuk ka mundësi të gjindet përveçse aty, sikurse edhe shpirti i lartë i cili në dun’ja vazhdonte në dashuri të All-llahut, në përmendjen e Tij, në afrimin tek Ai dhe në shoqërimin e Tij kështu që pas ndarjes nga trupi bashkohet me shpirtrat e lartë që i

---

[193] **I saktë.** E transmetoi Ahmedi në “El-Musned” (4/139, 350). E përmendi atë El-Hejthemiu në “Mexhmeuz-Zevaid” (4/127) dhe tha: E transmetoi Ahmedi dhe aty gjindet Ebu kethir I cili është I mbuluar kurse transmetuesit e tjerë janë të besueshëm, e dëshmon atë një hadith I saktë të cilin e përmendi El-Hejthemiu në “Mexhmeuz-Zevaid” (4/128) dhe tha: Transmetuesit e tij janë të saktë.

[194] **I saktë.** E transmetoi Ahmedi në “El-Musned” (5/11) dhe e përmendi El-Hejthemiu në “Mexhmeuz-Zevaid” (4/128).

përshtaten atij, e njeriu do të jetë me atë që e do në Berzah dhe në Ditën e Kijametit, All-llahu i madhëruar i shoqëron shpirtrat ndërmjet vete në Berzah dhe në Ditën e ringjalljes sikurse është përmendur në hadith. Ai e vendos shpirtin e besimtarit të mirë me shpirtrat e mirë që janë të njejtit lloj, pra shpirti pas ndarjes nga trupi i bashkangjitet llojit të tij, vëllezërve dhe atyre që punuan si ai dhe me ta qëndron.
Disa nga ata shpirtra janë në furrën e prostitutëve dhe prostituteve, disa shpirta janë në një lumë prej gjaku ku notojnë dhe hanë gurë. Pra, shpirtrat, qoftë ata të lumturit apo edhe të palumturit, nuk kanë vendqëndrim të njejtë, por disa janë në lartësitë më të larta dhe disa janë tokësore të ulëta nuk ngriten nga toka.
Nëse ti vështron me kujdes hadithet e gjurmët në këtë kapitull dhe nëse ti ke interesim të mjaftueshëm, do të kuptosh argumentimin e kësaj. Assesi mos mendo se citatet e sakta që janë përmendur në këtë kapitull kanë kundërthënie në mes vete sepse të gjitha ato janë të vërteta dhe përforcojnë njëra-tjetrën, por çështja ka të bëjë me të kuptuarit e tyre e me njohjen e dispozitave të shpirtit dhe se ai ndryshon nga trupi. Edhe pse ai është në Xhennet në qiell, ndërlidhet me fushën e varrit dhe trupin e tij në të, ai lëvizë, bartet, ngritet dhe zbret me shpejtësi të madhe, se ata ndahen në shpirtra të liruar, të ngujuar, të lartësive dhe ultësirave, se ata pas ndarjes mund të jenë të shëndoshë, të sëmurë, të kënaqur, të begatuar, të dënuar në një gjendje më të madhe se sa atëherë kur ishin në trupa, e sa shumë i përngjanë gjendja e tyre në këtë trup gjendjes së fëmiut në mitrën e nënës dhe gjendjes së tij pas daljes nga trupi në krahasim me gjendjen e fëmiut me rastin e daljes nga mitra e nënës në këtë botë.
Pra, shpirtrat kalojnë nëpër katër shtëpi (vendqëndrime) ku secila është më e madhe se mëhershmja:
**Shtëpia e parë:** Në mitrën e nënës, ku është i kufizuar, në ngushtësi, në preokupim dhe në tri errësira.
**Shtëpia e dytë:** Është shtëpia në të cilën u rrit, u mësua në të, përfitoi aty të mirën e të keqën dhe shkaqet e lumturisë dhe të dështimit.
**Shtëpia e tretë:** Është shtëpia e quajtur Berzah, e cila është shumë më e gjërë dhe më e madhe se kjo botë, madje dallimi i kësaj me të është si dallimi i të dytës me të parën.
**Shtëpia e katërt:** Shtëpia e përjetësisë, e që është Xhenneti apo Zjarri dhe pas saj nuk ka tjetër shtëpi. All-llahu e bartë atë prej një shtëpie në tjetrën derisa të arrijë në shtëpinë që nuk ka tjetër përveç saj, nuk meriton tjetër përveç saj, ajo është shtëpia për të cilën ai u krijua dhe u përgatitë për punën e cila e dërgon aty. Shpirtrat në çdonjërën nga këto shtëpi kanë dispozita dhe çështje që ndryshojnë nga njëra-tjetra, i madhërishëm qoftë All-llahu Krijuesi, Çpikësi, Vdekjeprurësi, Ringjallësi, Lumturiprurësi dhe Dështimprurësi i tij i Cili bëri dallim në shkallën e lumturisë dhe dështimit të tyre, ashtu si bëri dallim në shkallët e diturisë, punëve, forcës dhe moralit të tyre. Prandaj, ai që e njehë atë ashtu si duhet do të dëshmojë se nuk ka Zot tjetër përveç All-llahut të Vetmit, i Cili nuk ka shok, Atij i takon i tërë pushteti e falënderimi, e gjithë mirësia është në dorën e Tij, tek Ai kthehet çdo çështje, e Tij është e tërë forca, mundësia, lartësia dhe urtësia, si dhe Atij i takon apsolutiteti nga të gjitha aspektet. Ai që njeh mirë shpirtin e tij do të njohë sinqeritetin e pejgamberëve dhe se ajo me të cilën ata u dërguan është e vartetë që e dëshmojnë mendjet dhe e vërteton natyrshmëria kurse ajo që kundërshton atë është e pavërteta, All-llahut i takon pëlqimi.

## ÇËSHTJA E GJASHTËMBËDHJETË

## A PËRFITOJNË SHPIRTRAT E TË VDEKURVE DIÇKA NGA PËRPJEKJET E TË GJALLËVE APO JO?

**Përgjigja:** Ata përfitojnë nga përpjekjet e të gjallëve në dy mënyra rreth të cilave u pajtuan dijetarët, fukahat (njohësit e mirë të fikhut), muhadithinët (njohësit e mirë të haditheve) dhe komentatorët e Kur'anit të Ehlus-Sunnetit.
**E para:** Ajo që i vdekuri e shkaktoi vetë në jetën e tij.
**E dyta:** Lutja e muslimanëve për të, kërkimi i faljes për të, lëmosha, Haxhi duke patur kunërshtime se cili shpërblim i arrinë, a i arrinë shpërblimi i shpenzimit apo i veprës? Shumica e dijetarëve (xhumhuri) thanë se i arrinë vetë shpërblimi i veprës, ndërsa disa nga Hanefitë thanë se i arrinë shpërblimi i shpenzimit.
Dijetarët dhanë mendime të ndryshme rreth adhurimeve trupore si agjërimi, namazi, leximi i Kur'anit dhe dhikri (përmendja e All-llahut). Imam Ahmedi dhe shumica e të parëve (selefit) mendojnë se ato i arrijnë, këtë mendim e thanë edhe disa nga nxënësit e Ebu Hanifes, e vërtetoi këtë imam Ahmedi në transmetimin e Muhammed Ibn Jahja El-Kuhhalit dhe tha: I është thënë Ebu Abdullahut (imam Ahmedit): Njeriu e punon një vepër të mirë si namazin, lëmoshën, ose diçka tjetër dhe gjysmën e tij ia dhuron babait apo nënës? U përgjgij: Shpresoj t'i arrijë, ose tha: Të vdekurit i arrinë çdo gjë, qoftë lëmoshë apo diç tjetër. Poashtu tha: Lexo Ajetul-Kursinë dhe Kul HuvAll-llahu Ehad tri herë, e thuaj: O All-llah vlerën e tyre ua dhuroj banorëve të varrezave.
Është e njohur në medhhebin (shkollën) Shafiij dhe atë Malikij se ato nuk u arrijnë.
Disa nga bidatxhinjët (risimtarët) në mesin e Ehlul-Kelamit (apologetikët) thanë se nuk arrinë tek i vdekuri asgjë, as ndonjë lutje e asgjë tjetër.
Argument se ai përfiton nga ajo që vet e shkaktoi i vdekuri në jetën e tij është ajo që transmeton Muslimi në Sahihun e tij nga Ebu Hurejre (r.a.) se I Dërguari (s.a.v.s.) tha: **"Kur njeriu vdes i ndërpriten punët e tij përveç tre personave: Ai që la pas vete një lëmoshë të vazhdueshme, apo një dituri që ka dobi prej saj, apo ai që la një fëmijë të mirë i cili lutet për të"[195].** Pra, veçorizimi i këtyre tre personave tregon se ata vet i shkaktuan ato në jetën e tyre.
Në Sunenin e Ibn Maxhes transmetohet nga Ebu Hurejre (r.a.) se I Dërguari (s.a.v.s.) tha: **"I bashkangjiten besimtarit nga punët e mira të tij edhe pas vdekjes: Dituria të cilën ia mësoi dikujt dhe e përhapi atë, fëmiu i mirë të cilin e la pas tij, mus'hafin** (Kur'anin) **të cilin e la në trashëgimi, xhaminë të cilën ai e ndërtoi, shtëpia të cilën ai e ndërtoi për udhëtarin, lumin të cilin ai e hapi dhe lëmoshën të cilën ai e dha nga pasuria e tij kur ishte i shëndoshë në jetën e tij, të gjitha këto i vazhdojnë edhe pas vdekjes së tij"[196].**
Në Sahihun e Muslimit nga Xherir Ibn Abdullahu transmetohet se I Dërguari (s.a.v.s.) tha: **"Kush e fillon një rrugë të mirë në Islam do ta ketë shpërblimin e saj dhe shpërblimin e atyre që punojnë me të pas tij pa u munguar nga shpërblimi i tyre asgjë, ndërsa ai që fillon një rrugë të keqe në Islam do ta bartë mëkatin e saj dhe mëkatin e atyre që punojnë me të pas tij pa u manguar nga mëkatet e tyre asgjë"[197].** Në këtë kuptim u transmetuan nga I Dërguari (s.a.v.s.) disa hadithe të sakta e të mira.
Në Musned transmetohet nga Hudhejfeja (r.a.) se një njeri filloi të lypë në kohën e të Dërguarit (s.a.v.s.) por njerëzit nuk i dhanë, atëherë një njeri i dha atij kështu që filluan edhe të tjerët t'i japin, atëherë I Dërguari (s.a.v.s.) tha: **"Ai që fillon një të mirë dhe njerëzit e pasojnë atë do të ketë shpërblimin e tij si dhe shpërblimin e**

---

[195] E transmetoi Muslimi në "El-Vesijje" (14), Ebu Davudi (2880), Tirmidhiu ( 1376), Nesaiu (6/215), Ahmedi në "El-Musned" (2/372) dhe Bejhekiu në "El-Kubra" (6/278).
[196] **I saktë.** E transmetoi Ibn Maxhe në "El-Mukaddeme" (242).
[197] E transmetoi Muslimi në "El-Ilm" (15), Ibn Maxhe (207), Ahmedi në "El-Musned" (4/357/359) dhe Bejhekiu në "El-Kubra" (4/176).

**atyre që e pasojnë pa u pakësuar nga shpërblimet e tyre asgjë, ndërsa ai që fillon një të keqe dhe njerëzit e pasojnë atë do të ketë mëkatin e saj dhe mëkatin e atyre që e pasojnë në të pa u pakësuar nga mëkatet e tyre asgjë”[198].**

Këtë e argumenton edhe thënia e tij (s.a.v.s.): **“Nuk ka asnjë shpirt që vritet mizorisht përveçse biri i parë i Ademit** (Kabili, i cili i pari mbyti) **do të ketë hise në të”[199].** Sepse ai është i pari i cili e filloi vrasjen dhe nëse kjo ka të bëjë me dënimin, atëherë në mirësi dhe shpërblim e meriton edhe më tepër.

**KAPITULL**

Ndërsa argument se i vdekuri përfiton edhe nga ajo që ai nuk e shkaktoi është Kur’ani, Sunneti, Ixhmai dhe bazat e sheriatit.

Nga Kur’ani është thënia e të madhëruarit: *“Edhe ata që kanë ardhur pas tyre e thonë: “Zoti ynë, falna ne dhe vëllezërit tanë që para nesh u pajisën me besim...”* (El-Hashr : 10). Pra, All-llahu i madhëruar i lavdëroi ata që kërkuan falje për besimtarët që ishin para tyre, kështu që argumentoi se ata përfitojnë nga istigfari i të gjallëve.

Mund të thuhet se ata përfituan nga istigfari i tyre sepse ata u paraprinë atyre me iman, e pasi që ata i pasuan ata në këtë është sikur të kishin filluar ata me këtë, por se i vdekuri përfiton nga lutja e të gjallit është edhe pajtimi i të gjithë ummetit me rastin e lutjes në namazin e xhenazes.

Në Sunene (librat e haditheve) nga Ebu Hurejre (r.a.) transmetohet se I Dërguari (s.a.v.s.) tha: **“Kur të luteni për të vdekurin bëne atë me sinqeritet”[200].**

Në Sahihun e Muslimit transmetohet nga Avf Ibn Maliku (r.a.) se ai mbajti mend një lutje nga I Dërguari (s.a.v.s.) me rastin e një xhenaze: **“O All-llah, falja mëkatet atij, mëshiroje atë, shpëtoje atë, fale atë, fisnikroja banimin, zgjeroja hyrjen e tij, pastroje atë me ujë, borë dhe akull, pastroje atë nga mëkatet sikurse pastrove teshën e bardhë nga ndytësira, zëvendësoja shtëpinë e tij me një shtëpi më të mirë, familjen e tij me një familje më të mirë dhe gruan e tij me një grua më të mirë, fute atë në Xhennet dhe strehoje atë nga dënimi i varrit e i Zjarrit”[201].**

Në Sunene transmetohet nga Vathiletu Ibnul-Eska’ë se e dëgjoi të Dërguarin (s.a.v.s.) duke u lutur në namazin e një xhenaze të një muslimani: **“O All-llah, filani i biri filanit është nën kujdesin Tënd dhe në afërsinë Tënde, prandaj ruaje atë nga sprova e varrit dhe dënimi i Zjarrit, Ti je Pronari i premtimit dhe i të drejtës, fale atë dhe mëshiroje sepse Ti je Falësi dhe Mëshiruesi më i madh”[202].**

Kjo përmendet në shumë hadithe, madje është edhe për qëllim me lutjen ndaj të vdekurit si dhe lutja për të pas varrosjes.

---

[198] **I saktë, por zingjiri është I dobët.** E transmetoi Ahmedi në “El-Musned” (2/520, 5/387), them: Dëshmi e saktësisë së tij është hadithi I mëparshëm.

[199] E transmetoi Buhariu (3335), Muslimi në “El-Kassame” (27), Nesaiu në “El-Muharebe” (1), Ibn Maxhe (2616) dhe Ahmedi në “El-Musned” (383, 430).

[200] **I saktë.** E transmetoi Ebu Davudi (3199), Ibn Maxhe (1497), Bejhekiu në “El-Kubra” (4/40) dhe El-Mishka (1674).

[201] E transmetoi Muslimi në “El-Xhenaiz” (85, 86), Ebu Davudi (3115), Nesaiu (4/73) dhe Ahmedi në “El-Musned” (6/23).

[202] **I saktë.** E transmetoi Ebu Davudi (3202), Ibn Maxhe (1499), Ebu Neimi në “El-Hilje” (5/252) dhe Ibn Maxhe (758).

Në Sunene transmetohet nga Uthman Ibn Affani (r.a.) se kur I Dërguari (s.a.v.s.) përfundonte me varrosjen e ndonjë të vdekuri ndalej pranë tij dhe thoshte: **“Kërkoni falje për vëllaun tënd dhe lutuni që të përforcohet sepse ai tani pyetet”[203].**

Poashtu lutja për ta kur të vizitohen varret e tyre sikurse transmetohet në Sahihun e Muslimit nga Burejdetu Ibnul-Husajbi (r.a.) se I Dërguari (s.a.v.s.) i mësonte që kur të dalin te varrezat të thonë: **“Es-selamu alejkum** (paqja qoftë me ju) **o pronarë të këtyre banesave, besimtarë e muslimanë, edhe ne me ju do të bashkohemi, in sha All-llah, i lutemi All-llahut që të na dhuroi shpëtim neve dhe juve”[204].**

Në Sahihun e Muslimit transmetohet nga Aishja (r.a.) se e kishte pyetur të Dërguarin (s.a.v.s.) se si të themi kur të kërkojmë falje për pronarët e varreve? I tha thuaj: **“Paqja qoftë me pronarët e këtyre banesave besimtarë e muslimanë, All-llahu i mëshiroftë të parët dhe të fundit tanë, edhe ne me ju do të bashkohemi, in sha All-llah”[205].**

Poashtu në Sahihun e tij nga Aishja (r.a.) transmetohet se I Dërguari (s.a.v.s.) doli nga ajo në natën e saj në fund të natës te varrezat e Bekisë dhe tha: **“Es-selamu alejkum o shtëpi e popullit besimtarë, u erdhi ajo që u është premtuar të nesërmen jeni duke pritur, edhe ne me ju do të bashkohemi, in sha All-llah, o All-llah fali pronarët e Bekiul-Garkadit”[206].**

Lutja e të Dërguarit (s.a.v.s.) për të vdekurit praktikisht dhe me mësim, lutjet e Sahabëve (r.a.), të Tabiinëve dhe të muslimanëve gjeneratë pas gjenerate janë më shumë se të përmendën e më të njohura se të refuzohen. Është transmetuar se All-llahu e ngritë pzitën e robit në Xhennet kurse ai thotë: Prej nga kjo mua? I thuhet: Nga lutja e fëmiut tënd për ty!

**KAPITULL**

Kurse sa i përket arritjes së shpërblimit të sadakës transmetohet në dy Sahihët nga Aishja (r.a.) se **një njeri erdhë te I Dërguari (s.a.v.s.) dhe i tha: O I Dërguari i All-llahut, nëna ime vdiç papritur dhe nuk la vasijet** (porosi për trashëgimi) **dhe besojë se sikur të kishte mundësi të flas do të jepte lëmoshë, prandaj nëse unë japë sadakë për të, a do të ketë shpërblim ajo? I tha: “Po”[207].**

Në Sahihun e Buhariut transmetohet nga Abdullah Ibn Abbasi (r.a.) se **Sa’d Ibn Vekkasit (r.a.) i vdiç nëna derisa ai nuk ishte prezent, kështu që erdhë tek I Dërguari (s.a.v.s.) dhe i tha: O I Dërguar i All-llahut, nëna ime vdiç derisa unë nuk isha prezent, a i bënë dobi asaj nëse unë jep sadak për të? I tha: “Po”. Atëherë ai tha: Unë ty të bëjë dëshmitar se murin tim El-Mihraf po e japë sadak për të![208]**

Poashtu në Sahihun e muslimit transmetohet nga Ebu Hurejre (r.a.) se **një njeri i tha të Dërguarit (s.a.v.s.): Babai im vdiç duke lënë pasuri por nuk la kurrfarë porosie, prandaj a mjafton që unë të japë sadak për të? I tha: “Po”[209].**

---

[203] **I saktë.** E transmetoi Ebu Davudi (3221), Tirmidhiu (73), Hakimi në “El-Mustedrek” (1/370) dhe tha se është I saktë në çka e pëlqeu edhe Dhehebiu. E transmetoi edhe Ibnus-Sunniju në “Amelul-Jevmi vel-Lejle” (578).

[204] E transmetoi Muslimi në “El-Xhenaiz” (104), Nesaiu në “El-Xhenaiz” (102), Ibn Maxhe (1547), Ahmedi në “El-Musned” (5/353, 360) dhe Bejhekiu në “El-Kubra” (4/79).

[205] E transmetoi Muslimi në “El-Xhenaiz” (103), Bejhekiu në “El-Kubra” (4/79) dhe Taberani në “El-Kebir” (2/33).

[206] E transmetoi Muslimi në “El-Xhenaiz” (102), Ebu Davudi (2337), Nesaiu (1/94), Ibn Maxhe (1546), Ahmedi në “El-Musned” (2/375) dhe Maliku në “El-Muvetta’ë” (f. 28).

[207] E transmetoi Buhariu (1388), Fet’hul-Bari (3/229), Musliminë “Ez-Zekah” (51) dhe në “El-Vesijje” (12).

[208] E transmetoi Buhariu në “El-Vesaja” (2756) dhe Fet’hul-Bari (5/453).

[209] E transmetoi Muslimi në “El-Vesijje” (11).

Në Sunene dhe në Musnedin e Ahmedit transmetohet se Sa'd Ibn Ubade (r.a.) tha: **O I Dërguar i All-llahut, nëna e Sa'dit** (nëna ime) **vdiç, cila sadak pra është më e mira? Ai i tha: "Uji". Atëherë ai e hapi një bunar dhe tha: Këtë për nënën e Sa'dit[210].**

Transmetohet nga Abdullah Ibn Amri se gjyshi i tij El-As Ibnul-Vaili ishte zotuar në kohën e xhahilijetiti që t'i therrë njëqind deve dhe se Hisham Ibnul-Asi kishte therrë pesëdhjetë e pesë deve, ndërsa Amri e kishte pyetur të Dërguarin (s.a.v.s.) për këtë kurse ai i kishte thënë: **"Sikur babai yt të kishte vërtetuar tevhidin** (njëshmërinë e All-llahut) **do t'i bënte dobi atij agjërimi dhe sadaka jote"[211].** E transmetoi imam Ahmedi.

**KAPITULL**

Kurse për arritjen e shpërblimit të agjërimit transmetohet në dy Sahihët nga Aishja (r.a.) se I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) tha: **"Kush vdes duke patur agjërim borxh, agjëron për të përgjegjësi i tij".**

Në dy Sahihët poashtu transmetohet nga Ibn Abbasi (r.a.) se **një njeri erdhë te I Dërguari (s.a.v.s.) dhe i tha: O I Dërguar i All-llahut, nëna ime vdiç duke patur agjërim borxh, a të agjëroj unë për të? Ai i tha: "Po, sepse borxhi i All-llahut e meriton më shumë të kryhet"[212].**

Në një transmetim thuhet se erdhë një grua te I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) dhe i tha: O I Dërguar i All-llahut, nëna ime vdiç duke lënë borxh agjërim të zotimit, a të agjëroj për të? Ai i tha: **"Çfarë thua sikur nëna jote të kishte borxh dhe ti ta lashë atë për të, a do të kryhej ai për të?!"** I tha: Po. Atëherë ai i tha: **"Pra, agjëro për nënën tënde".** Kjo është shprehja vetëm e Buhariut[213] në spjegim.

Transmetoi Burejde (r.a.) i cili tha: **"Derisa isha duke ndejtur te I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) erdhë një grua dhe i tha: Unë i dhurova (sadak) nënës time një robreshë dhe ajo vdiç. Ai (s.a.v.s.) i tha: Të është obliguar shpërblimi kurse atë ta riktheu e drejta e trashëgimisë. Ajo tha: O I Dërguar i All-llahut asaj i ka mbetur borxh agjërimi i një muaji, a të agjëroj për të? Tha: Agjëro për të. Ajo i tha: Ajo poashtu nuk ka bërë Haxhin asnjëherë, a të bëjë Haxhin për të? Tha: Bëne Haxhin për të?"[214].** E transmetoi Muslimi, e në një transmetim përmendet agjërimi i dy muajve.

Transmetoi Ibn Abbasi (r.a.) se **një grua duke lundruar në det u zotua se nëse All-llahu e shpëton do të agjëroj një muaj, por pasi që e shpëtoi ajo nuk agjëroi dhe vdiç, pastaj erdhë vajza apo motra e saj te I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) dhe ai e urdhëroi që të agjëroj për të.** E transmetuan pronarët e Suneneve[215] dhe imam Ahmedi, poashtu transmetoi nga ai arritjen e shpërblimit të zëvendësimit të agjërimit e që është të ushqyerit.

Në Sunene transmetohet nga Ibn Omeri (r.a.) se I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) tha: **"Kush vdes duke lënë borxh agjërimin e një muaji, le të ushqejë një të varfër**

---

[210] **I saktë.** E transmetoi Ebu Davudi (1679 – 1681), Nesaiu (6/254, 255), Ibn Maxhe (3684) dhe Ahmedi në "El-Musned" (5/285). Esh-Shejh Albani tha se është I saktë.

[211] **I mirë.** E transmetoi Ahmedi në "El-Musned" (2/182), aty gjindet El-Haxhxhaxh Ibn Ertae I cili konsiderohet mudel-lis (e fsheh transmetuesin). Esh-Shejh Shakiri tha se është I saktë. Albani poashtu tha se është I saktë në librin e tij "Dispozitat e xhenazeve".

[212] E transmetoi Buhariu (1953), Fet'hul-Bari (3/46) dhe Muslimi në "Es-Sijam" (155).

[213] Buhariu në "Kitabus-Savm" (42, Kush vdes duke lënë pas vete agjërim) dhe Muslimi në "Es-Sijam" (154).

[214] E transmetoi Muslimi në "Es-Sijam" (156, 157), Ebu Davudi (2877), Tirmidhiu (667), Bejhekiu në "El-Kubra" (4/151, 256) dhe hakimi në "El-Mustedrek" (4/347).

[215] **I saktë.** E transmetoi Ebu Davudi (3308), Nesaiu (7/20) dhe Ahmedi në "El-Musned" (1/216).

**për çdo ditë".** E transmetuan Tirmidhiu[216] dhe Ibn Maxhe. Tirmidhiu tha: Nuk e njohim atë të ngritur (merfu'ë) përveç nga ky aspekt, e saktë është nga Ibn Omeri mevkuf (i ndalur te sahabiu).

Në Sunenin e Ebu Davudit transmetohet nga Ibn Abbasi (r.a.) se tha: **"Nëse njeriu sëmuhet në Ramazan dhe nuk agjëron, për çdo ditë ushqen një të varfër dhe nuk ka kaza, e nëse ka bërë zotim, e kryen atë përgjegjësi i tij"[217].**

**KAPITULL**

Kurse sa i përket arritjes së shpërblimit të Haxhxhit në Sahihun e Buhariut nga Ibn Abbasi (r.a.) se një grua nga fisi Xhuhejne erdhë te I Dërguari (s.a.v.s.) dhe i tha: Nëna ime u zotua ta bëjë Haxhxhin por nuk e bëri atë derisa vdiç, a ta bëjë Haxhxhin unë për të? Tha: **"Kryeje Haxhxhin për të, çfarë thua nëse nëna jote do të kishte borxh a do ta kryeshe për të? Kryene obligimin e All-llahut sepse obligimi i All-llahut ka më shumë të drejtë të kryhet"[218].**

Më herët përmendëm hadithin e transmetuar nga Burejde (r.a.) ku tha: **"Nëna ime nuk e bëri Haxhxhin asnjëherë, a ta bëjë unë për të? I tha: Kryeje Haxhxhin për të".**

Transmetohet nga Ibn Abbasi (r.a.) se gruaja e Sinan Ibn Seleme El-Xhuheniut e pyeti të Dërguarin e All-llahut (s.a.v.s.) për nënën e saj e cila vdiç pa e kryer Haxhxhin se a i mjafton që të bëjë Haxhxh për të? I tha: **"Po, sepse sikur nëna e saj të kishte borxh dhe ta kishte kryer për të, a nuk do t'i mjaftonte"** e transmetoi Nesaiu[219].

Poashtu u transmetua nga Ibn Abbasi (r.a.) se një grua e pyeti të Dërguarin (s.a.v.s.) për djalin e saj i cili vdiç pa e kryer Haxhxhin dhe ai i tha: **"Kryeje Haxhxhin për djalin tënd"[220].**

Poashtu transmetohet nga ai se një njeri tha: O I Dërguar i All-llahut, babai im vdiç pa e kryer Haxhxhin, a ta kryej unë për të? I tha: **"Çfarë thua sikur babai yt të kishte borxh a do ta kryeshe për të? I tha: Po. Atëherë i tha: "Borxhi i All-llahut ka më shumë të drejtë"[221].** Të gjithë muslimanët u pajtuan se kryerja e borxhit, qoftë edhe nga ndonjë i huaj apo nga pasuria e tjetër kujt, konsiderohet kryerje e borxhit nga përgjegjësia e tij. Këtë e vërtetoi hadithi i Ebu Katades (r.a.) kur i garantoi dy dinarë për një të vdekur dhe kur ai i lau për të, e I Dërguari (s.a.v.s.) i tha: **"Tani u ftohë lëkura e tij"[222].**

Poashtu janë pajtuar se nëse i vdekuri i ka ndonjë hak të gjallit dhe ai ia bën hallall atij do t'i bëjë dobi dhe do të spastrohet ashtu sikurse bie edhe nga i gjalli.

Nëse borxhi bie nga i gjalli bazuar në citat dhe ixhma, duke patur mundësi që vetë ta kryej atë edhe nëse nuk është i kënaqur me këtë, atëherë rënia e tij nga përgjegjësia e të vdekurit me spastrimin e tij kur ai nuk ka mundësi ta kryej atë, ka më shumë përparësi, e nëse ai ka dobi nga spastrimi dhe rënia e borxhit kështu ka dobi edhe nga falja dhe dhurimi.

Pra, nuk ka dallim në mes tyre sepse shpërblimi i punës është e drejtë e dhuruesit, kështu që kur ai ia dhuron të vdekurit kalon tek ai, sikurse që janë të drejtat e të

---

216 **I dobët.** E transmetoi Tirmidhiu (7018), Ibn Maxhe (1757), kurse El-Albani tha për të se është I dobët (shiko: Hadithet e dobëta të Ibn Maxhes, h. 389).

217 E transmetoi Ebu Davudi në "Es-Savm" (Kush vdes duke lënë borxh agjërimin, 2401, I ndalur te Ibn Abbasi r.a.)

218 E transmetoi Buhariu (7315).

219 **I saktë.** E transmetoi Nesaiu në "El-Muxhteba" (5/116).

220 **I saktë.** E transmetoi Nesaiu në "El-Muxhteba" (5/117).

221 **I dobët.** E transmetoi Nesaiu në "El-Muxhteba" (5/118).

222 **I saktë.** E transmetoi Ahmedi në "El-Musned" (3/330, 5/297), Hakimi në "El-Mustedrek" (2/58) dhe tha është I saktë në çka e pëlqeu edhe Dhehebiu.

vdekurit si borxhi dhe të tjerat e drejtë e plotë e të gjallit, e atëherë kur ky e spastron atë arrinë tek ai dhe bie nga përgjegjësia e tij. Pra, që të dyja janë e drejtë e të gjallit, e çfarë citati, anologjie, apo çfarë bazë e sheriatit obligon arritjen e njërës nga ato dhe pengon arritjen e tjetrës.
Të gjitha këto citate janë të qarta në arritjen e shpërblimit të veprave te i vdekuri kur i gjalli i vepron për të, e kjo është një analogji e pastër sepse shpërblimi është e drejtë e vepruesit dhe kur ai ia dhuron atë vëllaut të tij musliman nuk i ndalohet ajo sikurse nuk pengohet nga dhurimi i pasurisë së tij gjatë jetës së tij dhe spastrimin e tij nga ai pas vdekjes së tij.
I Dërguari (s.a.v.s.) tërheqi vërejtjen në arritjen e shpërblimit të agjërimit, edhe pse ai është në veçanti lënie dhe nijet që ndërlidhet me zemrën të cilin nuk mund ta shikojë askush përveç All-llahut dhe nuk është veprim i pjesëve të trupit, prandaj arritja e shpërblimit të leximit, i cili është veprim i gjuhës që e dëgjojnë veshët dhe e shohin sytë, ka më shumë përparësi.
Ai e sqaron se agjërimi është nijet i pastër dhe ndërprerje nga gjërat ushqyese, shpërblimin e të cilit All-llahu ia dhuron të vdekurit, e çfarë të themi për leximin i cili është veprim dhe nijet, madje edhe nuk ka nevojë për nijet, pra, arritja e shpërblimit të agjërimit te i vdekuri është vërejtje për arritjen edhe të veprave të tjera.
Ibadetet (adhurimet) janë dy lloje: Ato që ndërlidhen me pasuri dhe ato që ndërlidhen me trup. Aliu tha: Sheriati tërhoqi vërejtjen me arritjen e shpërblimit të sadakes për arritjen e shpërblimit edhe të ibadeteve të tjera që ndërlidhen me pasuri, si dhe tërhoqi vërejtjen me arritjen e shpërblimit të agjërimit për arritjen e shpërblimit edhe të ibadeteve të tjera që ndërlidhen me trupin, poashtu lajmëroi në arritjen e shpërblimit të Haxhxhit i cili është i kombinuar nga ato ibadete që ndërlidhen me pasuri dhe ato me trup, pra që të tri këto lloje janë të vërtetuara me citat dhe kanë konsiderim, e All-llahut i takon pëlqimi.
Ndërsa ata që ndaluan arritjen e shpërblimit thanë se All-llahu i madhëruar thotë: *“Dhe se njeriut nuk i takon tjetër vetëm se ajo që ka punuar”* (En-Nexhm : 39), e thotë: *“...dhe nuk do të shpërbleheni përveçse për atë që punuat”* (Jasin : 54) dhe thotë: *“...atij (njeriut) i takon ajo që e fitoi dhe atij i bie ajo (e keqe) që e meritoi...”* (El-Bekare : 286). E është vërtetuar se I Dërguari (s.a.v.s.) tha: **“Kur robi vdes ndërpritet puna e tij përveç tre personave: Ai që la pas vete një sadak të vazhdueshme, ose ai që la pas vete një fëmijë të mirë i cili lutet për të, ose ai që la pas vete një dituri nga e cila ka dobi”.** Ai këtu lajmëroi se i vdekuri përfiton nga ato gjëra që i shkaktoi në jetën e tij kurse ato që nuk i shkaktoi i ndërpriten.
Poashtu edhe hadithi më i hershëm të cilin e transmetoi Ebu Hurejre (r.a.) se **ajo që i bashkangjitet të vdekurit nga punët e tij të mira pas vdekjes së tij është dituria të cilën ai e zhvilloi..,** edhe ky hadith argumenton se ai përfiton nga ajo që vet e shkaktoi në këtë jetë.
Kështu thuhet edhe në një hadith që e transmetoi Enesi (r.a.): **“Për shtatë gjëra i vazhdojnë shpërblimet robit pas vdekjes së tij edhe në varrin e tij: Për diturin të cilën ia mësoi dikujt, për lumin të cilin ai e hapi, për bunarin të cilin ai e gropoi, për palmen të cilën ai e mbolli, për xhaminë të cilën ai e ndërtoi, për mus’hafin të cilin ai e trashëgoi dhe për fëmiun e mirë të cilin e la kurse ai kërkon falje për të pas vdekjes së tij”[223].**

[223] **I dobët.** E transmetoi Ebu Neimi në “El-Hilje” (2/344), e përmendi Hejthemiu në “Mexhmeuz-Zevaid” (1/167) nga Enesi (r.a.) dhe i’a përcaktoi El-Bezzarit ku gjindet Muhammed Ibn Abdullahu El-Azremiu I cili është I dobët.

Kjo argumenton se gjërat e tjera përveç këtyre nuk kanë shpërblim, ose përndryshe ky kufizim nuk do të kishte kuptim.
Ata thanë: Dhurimi është transferim dhe transferimi ndodhë me rastin e ndonjë të drejte të obliguar, kurse veprat nuk obligojnë shpërblimin por janë thjeshtë mirësi e dhunti e All-llahut, prandaj si ka mundësi që robi të transferoj mirësinë e cila nuk i obligohet All-llahut, por nëse Ai dëshiron ia dhuron atë e nëse dëshiron nuk ia dhuron. Kjo i përngjanë kërkesës së të varfërit i cili shpreson në atë i cili do t'i japë sadak, prandaj diçka kështu nuk meriton të dhurohet.
Dhe thanë: Poashtu të dhënurit përparësi me shkaqet e shpërblimit është mekruh (e urrejtur), këtu është fjala për dhënien përparësi në afrim, e çfarë të themi për dhënien përparësi me vetë shpërblimin i cili është qëllim, prandaj nëse dhënia përparësi me mjet është e urrejtur, atëherë qëllimi ka më shumë përparësi dhe të drejtë.
Imam Ahmedi urrejti që dikush të tërhiqet nga saffi i parë që kështu t'i japë përparësi të tjerëve duke ikur me këtë nga shkaku i shpërblimit. Është pyetur imam Ahmedi për një njeri i cili tërhiqet nga saffi i parë që t'i japë përparësi babait të tij, e ai tha: Nuk më pëlqen kjo derisa ai mund të jetë bëmirës ndaj babait të tij me tjetër gjë nga kjo.
Poashtu thanë: Sikur të lejohej dhurimi për të vdekurin, atëherë do të lejohej bartja e shpërblimit dhe dhurimi edhe për të gjallin.
Poashtu: Sikur kjo të lejohej do të lejohej të dhurohet gjysma e shpërblimit, një e katërta, etj.
Poashtu: Sikur kjo të lejohej, do të lejohej dhurimi i saj pasi që ta ketë punuar për vetën e tij, ndërsa ju thatë se patjetër duhet bërë nijetin ta dhuroi atë në momentin e kryerjes së veprës ose përndryshe nuk do të arrijë te i vdekuri, e nëse lejohet bartja e shpërblimit atëherë cili është dallimi që nijeti të bëhet para veprimit apo pas tij.
Poashtu: Sikur dhurimi të lejohej, do të lejohej edhe dhurimi i shpërblimeve të veprave obligative të të gjallit, sikur që lejohet dhurimi i shpërblimit të veprave vullnetare të cilat i kryen.
Ata thanë: Et-Tekalif (veprat obligative, ngarkesat) janë provim dhe sprovë që nuk pranojnë zëvendësim, sepse me to është për qëllim vetë i ngarkuari, vepruesi, i urdhëruari, apo i ndaluari, e nuk mund të zëvendësohet i provuari me dikë tjetër, e as të kryej dikush tjetër për të sepse është për qëllim vetë bindja dhe adhurimi i tij, prandaj sikur dikush të përfitonte nga dhurimi i dikujt pa kurrfarë veprimi do të kishte më shumë përparësi në këtë më fisniku (s.a.v.s.), ndërsa All-llahu i madhëruar gjykoi për të se nuk përfiton përveçse nga veprimi i tij, ky është ligji dhe caktimi i All-llahut të madhëruar në krijesat e Tij sikurse është edhe ligji i Tij në urdhërin dhe legjislacionin e Tij, të sëmuarin nuk mund ta zëvendësojë askush në pirjen e ilaçit, as të uriturin, të eturin dhe të zhveshurin nuk mund ta zëvendësojë askush në ngrënje, pirje dhe veshje. Thanë: Sikur t'i bënte dobi puna e dikujt tjetër, do t'i bënte dobi edhe pendimi i tjetërkujt për të.
Thanë: Për këtë All-llahu nuk pranon Islamin e askujt, as namazin e dikujt për dikë tjetër dhe nëse nuk lejohet që të dhurohet si shpërblim koka e ibadeteve atëherë si të dhurohen degët e saj.
Thanë: Kurse duaja është lutje stimuluese para All-llahut që ta mbivlerësojë, ta anashkalojë dhe ta falë të vdekurin, ky është pra dhurim i shpërblimit të veprës së të gjallit atij.
Tha: Disa u përkufizuan në arritjen e adhurimeve në të cilat mund të hyjë zëvendësimi sikurse sadaka dhe Haxhxhi. **Ibadetet janë dy lloje:** Lloji i parë në të cilin nuk mund të hyjë zëvendësimi në asnjë mënyrë sikurse Islami, namazi, leximi i Kur'anit dhe agjërimi, pra në këtë lloj shpërblimi është i veçantë për vepruesin dhe

nuk e kalon atë, nuk mund të bartet nga ai sikurse edhe në këtë jetë nuk mund ta bëjë askush për askënd dhe në veprimin e tyre nuk ka zëvendësim.

Lloji i dytë është ai ku mund të hyjë zëvendësimi si kthimi i porosive, kryerja e borxheve, nxjerrja e sadakës dhe Haxhxhi, shpërblimi i këtyre veprave arrinë deri te i vdekuri sepse ato pranojnë zëvendësimin dhe mund t'i bëjë dikush për dikend derisa janë në këtë jetë, e pas vdekjes së tij janë edhe më meritore.

Thanë: Ndërsa sa i përket hadithit: **"Kush vdes duke lënë borxh agjërim, le të agjëroj për të përgjegjësi i tij",** përgjigjja ndaj tij bëhet nga disa aspekte:

**Aspekti i parë:** Ajo që tha Maliku në Muvetta'ë: "Nuk mund të agjëroj askush për askend". Tha: Kjo është një çështje në të cilën ne jemi pajtuar dhe nuk ka kundërshtim.

**Aspekti i dytë:** Ibn Abbasi (r.a.) është ai i cili e transmetoi hadithin e agjërimit për të vdekurin, kurse Nesaiu transmetoi nga ai këtë: Na tregoi Muhammed Ibn Abdul-A'la, na tregoi Jezid Ibn Zurej'ë, na tregoi Haxhxhaxh El-Ahvel, na tregoi Ejjub Ibn Musa nga Ata Ibn Ebi Rebbahu nga Ibn Abbasi (r.a.) se tha: "Nuk falet askush për askend"[224].

**Aspekti i tretë:** Nuk ka pajtim rreth saktësisë së atij hadithi, kështu tha autori i librit "El-Mufhim fi sherhi Muslim – Qartësuesi në komentin e Muslimit".

**Aspekti i katërt:** Ai bie në kundërshtim me citatin Kur'anor sikurse thamë më herët në thënien e të madhëruarit: *"Dhe se njeriut nuk i takon tjetër vetëm se ajo që ka punuar"* (En-Nexhm : 39).

**Aspekti i pestë:** Ai hadith bie në kundërshtim me atë që transmetoi Nesaiu nga Ibn Abbasi (r.a.) se I Dërguari (s.a.v.s.) tha: **"Mos të falet askush për askend dhe mos të agjëroj askush për askend, por për çdo ditë le të ushqejë një mudd** (3 kg. e një çerek) **nga gruri".**

**Aspekti i gjashtë:** Ai bie në kundërshtim me hadithin të cilin e transmetoi Muhammed Ibn Abdurrahman Ibn Ebi Lejla nga Nafiu nga Ibn Omeri (r.a.) se I Dërguari (s.a.v.s.) tha: **"Kush vdes duke lënë borxh agjërim të Ramazanit le të ushqejë për të"[225].**

**Aspekti i shtatë:** Ai bie në kundërshtim me anologjinë e qartë, sepse namazin, Islamin dhe pendimin nuk mund ta bëjë askush për askend. Imam Shafiiu duke folur për transmetimin e Ibn Abbasit (r.a.) tha: Nuk e ka përmendur Ibn Abbasi (r.a.) se për çka ishte zotuar nëna e Sa'dit (r.a.) dhe mund të jetë zotuar për Haxhxh, Umre, apo sadak, kështu që e urdhëroi që ta kryejë për të. Ndërsa ai që është zotuar të bëjë ndonjë namaz, apo ndonjë agjërim dhe pastaj vdes nuk agjërohet e as nuk falet për të, pastaj tha: Nëse thuhet: A është transmetuar nga I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) **se ka urdhëruar të mos agjëroj askush për askend?** Themi: Po, e transmetoi Ibn Abbasi (r.a.) nga I Dërguari (s.a.v.s.). E nëse thuhet: Pse nuk bazohesh në të? Themi: Hadithi i Zuhriut nga Ubejdil-lahi nga Ibn Abbasi (r.a.) nga I Dërguari (s.a.v.s.) ka të bëjë me zotim dhe nuk e ka dëgjuar Zuhriu me gjithë hifzin e tij të fortë dhe shoqërimin e gjatë të Ubejdil-lahit me Ibn Abbasin (r.a.), e kur tjetërkush erdhë me të nga Ibn Abbasi (r.a.) me diç tjetër nga ajo që është në hadithin e Ubejdil-lahit dhe nuk përngjanë të jetë i mbajtur në mend, prandaj nëse thuhet: A e di se njeriu i cili erdhë me këtë hadith gabon nga Ibn Abbasi? Themi: Po, transmetuan shokët e Ibn Abbasit (r.a.) nga Ibn Abbasi (r.a.) se i tha Ibnuz-Zubejrit (r.a.): Zubejri ishte liruar nga ndalesat e Haxhxhit kurse kjo u transmetua nga Ibn

---

[224] E përmendi El-Hafidh El-Muzziju në "Tuhfetul-Eshraf" dhe tregoi për ekzistimin e tij në "Es-Sunen El-Kubra".

[225] **I dobët.** E transmetoi Tirmidhiu (718), Ibn Maxhe (1757) dhe shiko: (Daiful-Xhami, 5853).

Abbasi (r.a.) se ajo ka të bëjë me mut'atun-nisa (martesën mut'a, martesa kohore), e nuk ka dyshim se ky është një gabim i madh.
Kjo përgjigje ka të bëjë me veprën e agjërimit, kurse nga vepra e Haxhxhit arrinë shpërblimi i shpenzimit, e sa i përket ritualeve të Haxhxhit janë si veprat e namazit të cilat kryhen nga vepruesi i tyre.
Ata që vërtetuan arritjen e tyre thanë: Nuk ka asgjë në këtë që përmendët që kundërshton Kur'anin, Sunnetin, pëlqimin e selefit dhe rivendikimet e bazave të sheriatit, e ne do t'i përgjigjemi të gjithë asaj që përmendët me drejtësi.
Kurse thënia e të madhëruarit: *"Dhe se njeriut nuk i takon tjetër vetëm se ajo që ka punuar",* dijetarët dhanë mendime të ndryshme rreth qëllimit të këtij ajeti. Një grup thanë: Me njeriun është për qëllim këtu pabesimtari, kurse besimtarit i takon ajo që ka punuar dhe që e kanë punuar për të bazuar në argumentet që i përmendëm. Thanë: Nëse ka argument që vërteton atë, është e lejuar.
Kjo përgjigje është shumë e dobët sepse me atë ajet të përgjithshëm nuk është për qëllim vetëm pabesimtari, por ai përfshin muslimanin dhe pabesimtarin, e ky ajet i përngjanë përgjithësimit të atij që i parapriu atij: *"Se askush nuk bart barën e (mëkatit) tjetrit"* (En-Nexhm : 38).
Vazhda e të gjithë ajeteve nga fillimi e deri në fund janë të qarta aty se janë të përgjithsuara, thotë i Madhëruari: *"Dhe se mundi i tij më vonë (ditën e gjykimit) do të shihet. Pastaj ai shpërblehet me shpërblimin më të plotë"* (En-Nexhm : 40-41). Kjo pra përfshinë të keqën dhe të mirën gjithsesi dhe përfshinë bëmirësin, keqbërësin, besimtarin dhe pabesimtarin sikurse thënia e të madhëruarit: *"E kush punoi ndonjë të mirë, që peshonë sa grimca, atë do ta gjejë. Dhe kush punoi ndonjë të keqe, që peshon sa grimca, atë do ta gjejë"* (Ez-Zelzele : 7-8). Sikurse edhe fjala e tij (s.a.v.s.) në hadithin kudsij: **"O robërit e Mi, njëmend ato janë veprat tuaja të cilat ua përmbledhi pastaj ua plotësoi ato, kështu që ai që gjen mirë le ta falënderojë All-llahun dhe kush gjen diçka tjetër mos ta akuzojë askend përveç vetës"[226].** Poashtu i përngjanë thënies së të madhëruarit: *"O ti njeri, vërtet ti përpiqesh me një përpjekje të madhe që çon te Zoti yt, e atë (përpjekje) do ta gjesh"* (El-Inshikak : 6). Mos u mashtro me atë që thanë shumë komentator rreth shprehjes "insan – njeri" në Kur'an kur thanë se njeriu këtu është Ebu Xhehli, njeriu këtu është Ukbetu Ibn Ebi Muiti, njeriu këtu është El-Velid Ibnul-Mugire, sepse Kur'ani është më i ndritur se kjo, porse njeriu është vetë njeriu pa kurrfarë veçorizimi të ndonjërit nga ata, sikurse edhe thënia e Tij: *"Nuk ka dyshim se njeriu është në një humbje të sigurt"* (El-Asr : 2) dhe: *"Vërtet, njeriu është përbuzës ndaj Zotit të vet"* (El-Adijat : 6) dhe: *"Është e vërtetë se njeriu është i prirur të jetë i padurueshëm"* (El-Mearixh : 19) dhe: *"Jo, është vërtetë se ai i kalon kufijtë, për shkak se e ndien veten të pavarur"* (El-Alek : 6-7) dhe: *"Vërtet, njeriu është i padrejtë dhe shumë përbuzës"* (Ibrahim : 34) dhe: *"...ndërsa njeriu atë e mori mbi vete, vërtet ai i bëri padrejtë vetes, dhe ishte i padijshëm"* (El-Ahzabë : 72). Kjo është çështja e njeriut nga aspekti i qenies së tij kurse dalja e tij nga këto cilësi ndodhë me mirësinë, pëlqimin dhe dhuntinë e Zotit të tij e jo prej vetë tij, ndërsa prej vetës së tij nuk i posedon përveçse këto cilësi kurse begatitë që ai i posedon i ka vetëm prej All-llahut, Ai është i Cili ia bëri të dashur robit të Tij imanin dhe ia zbukuroi ato në zemrën e tij, si dhe ia bëri të urrejtur kufrin (mosbesimin), gjynahet dhe kundërshtimin, Ai është i Cili e obligoi imanin në zemrën e tij, Ai është i Cili i përforcoi pejgamberët dhe të dashurit e Tij në fenë e Tij dhe Ai është i Cili e largoi nga ata të keqën dhe imoralitetin. Sahabët (r.a.) këndonin ilahi para të Dërguarit (s.a.v.s.) duke thënë:

---

[226] E transmetoi Muslimi në "El-Birru ves_Sile" (55).

**Pasha All-llahun sikur mos të ishte All-llahu nuk do të udhëzoheshemi**
**As që do të jepnim sadak dhe as që do të faleshemi**

I Madhëruari thotë: *"Nuk është e mundur për asnjë njeri të besojë (ndryshe), pos me lejen e All-llahut..."* (Junus : 100), e thotë i Madhëruari: *"Po ata nuk mund të marrin mësim prej tij, vetëm nëse All-llahu do..."* (El-Muddeththir : 56) dhe thotë: *"Po ju nuk mundeni, por vetëm nëse dëshiron All-llahu, Zoti i botëve"* (Et-Tekvir : 29). Ai është Zot i të gjitha botëve me sundim absolut të të gjitha botëve, i qenieve, i veprave dhe i gjendjeve të tyre.

Një grup tjetër thanë: Ajeti ka të bëjë me legjislacionin e atyre që ishin para nesh, ndërsa legjislacioni (sheriati) ynë argumentoi se atij i takon ajo për të cilën ai vetë është përpjekur dhe i takon edhe ajo që të tjerët për të janë përpjekur. Edhe ky mendim është më i dobët se i pari ose i të njejtit lloj, sepse All-llahu i madhëruar e lajmëroi atë si vërtetim dhe argumentim, e jo si lajm të pavlerë dhe për këtë tha: *"Apo nuk është informuar me atë që është në fletushkat e Musait"* (En-Nexhm : 36), e sikur të ishte kjo e pavlerë në këtë sheriat nuk do të na informonte me të në mënyrë vërtetuese dhe argumentuese.

Një grup tjetër thanë: Përemri në ajet "li (lil-insani)" ka kuptimin këtu të përemrit "ala (për)" d.m.th. **nuk i takon njeriut vetëm ajo që vetë është përpjekur,** e s'ka dyshim se kjo thënie është më e pavlefshme se dy thëniet e para, sepse kjo thënie është vendosur në kuptimin e saj të kundërt dhe nuk mund të kalojë një gjë e tillë, e as gjuha nuk e pranon. Ndërsa sikur shembulli "ve lehumul-la'ne – mallkimi u takon atyre" është në vendin e vet, d.m.th. hisja dhe pjesa e tij, kurse se arabët e kanë të njohur në gjyhën e tyre "li dirhem – për mua një dirhem" në kuptimin "alejje dirhem – mua më takon një dirhem" kurrsesi nuk pranohet.

Një grup tjetër thanë: Në ajet ka shlyerje e cila konsiderohet *"Dhe se njeriut nuk i takon tjetër vetëm se ajo që ka punuar" ose edhe ajo që për të është punuar,* edhe kjo thënie është si e llojit të parë sepse vazhda e ajetit nuk argumenton një gjë të tillë në asnjë aspekt, është thënie e shpifur për All-llahun dhe të folur pa dituri.

Një grup tjetër thanë: Ajeti është i anuluar me ajetin e madhëruar: *"E, ata që vetë besuan, e edhe pasardhësit e tyre ishin me besim, ne atyre do t'ua shoqërojmë pasardhësit e tyre..."* (Et-Tur : 21). Kjo transmetohet nga Ibn Abbasi (r.a.) dhe poashtu është mendim i dobët që nuk mund të ngritë dispozitën e ajetit me vetëm thënien e Ibn Abbasit (r.a.) apo të dikujt tjetër, ndërsa bashkimi në mes dy ajeteve nuk është i pamundur sepse fëmijët i pasojnë prindërit në ahiret ashtu sikurse i pasuan në dun'ja dhe ky pasim është fisnikrim i prindërve dhe shpërblim i tyre të cilin e arritën me përpjekjen e tyre, ndërsa se fëmijët iu bashkangjitën prindërve në pozitë pa përpjekje kjo nuk është për ta por për prindërit të cilët All-llahu i bën të kënaqur me bashkangjitjen e pasardhësve të tyre në Xhennet, ndërsa për fëmijët është mirësi me diç që nuk ishte prej tyre sikurse u bëri mirësi Ai djelmoshave të Xhennetit, hyrive të tij, njerëzit të cilët do t'i krijojë në Xhennet pa asnjë punë dhe njerëzit të cilët do t'i fusë në Xhennet pa prezentuar asnjë të mirë dhe pa punuar asnjë punë. Prandaj thënia e All-llahut të madhëruar: *"Se askush nuk bartë barrën e tjetrit"* dhe *"Dhe se njeriut nuk i takon tjetër vetëm se ajo që ka punuar"* (En-Nexhm : 38-39), që të dy këto ajete janë të qarta të cilat i rivendikon drejtësia dhe urtësia e Zotit të madhëruar sikurse e dëshmon këtë edhe mendja e natyrshmëria, ajeti i parë rivendikon se Ai nuk dënon dikë për krimin e tjetërkujt kurse ajeti i dytë rivendikon se askush nuk shpëton përveçse me punën dhe përpjekjen e tij, i pari e siguron robin që të dënohet për krimin e tjetërkujt sikurse veprojnë mbretërit e dun'jas kurse i dyti ndërpren çdo lakmi të tij që të shpëtojë me punën e prindërve, të

parëve dhe imamëve të tij sikurse mendojnë lakmuesit e rrejshëm, andaj vështro këtë bashkim të mrekullueshëm të këtyre dy ajeteve.
Ngjashëm me këtë është edhe thënia e të madhëruarit: *"Kush e udhëzon veten në rrugën e drejtë, ai e ka udhëzuar vetëm vetveten e vet, e kush e humb (rrugën), ai e ka bërë humbjen kundër vetvetes së vet, e askush nuk do ta bartë barrën e tjetrit. E Ne nuk dënuam askë para se t'ia dërgojmë të dërguarin"* (El-Isra : 15). I Madhëruari i gjykoi këtu armiqët e Tij me katër gjykime të cilat janë drejtësia dhe urtësia e plotë:
**E para:** Udhëzimi i robëve mvaret nga imani dhe puna e tyre e mirë, e jo e nga dikujt tjetër.
**E dyta:** Humbja e tij mvaret nga mosekzistimi i tyre dhe largimi i tij nga ato, e jo e nga dikujt tjetër.
**E treta:** Askush nuk dënohet për shkak të dikujt tjetër.
**E katërta:** Ai nuk e dënon askend përveçse pas ngritjes së argumentit përmes pejgamberëve të Tij, andaj vështro se çfarë urtësie, drejtësie dhe mirësie të Tij ka brenda këtyre katër dispozitave, si dhe përgjigje ndaj të mashtruarve, lakmitarëve të rrejshëm dhe injorantëve ndaj All-llahut, ndaj emrave dhe cilësive të Tij.
Një grup tjetër thanë: Me njeriun për qëllim është këtu i gjalli, e jo edhe i vdekuri, edhe ky mendim është i pavlerë si lloji i parë.
E gjithë kjo lindë nga të marrurit e keq me shprehjen e përgjithshme, e pronari i kësaj sjelljeje nuk e realizon sjelljen e tij në udhëzimet e shprehjeve e as bartjen e tyre në kundërshtim me temën dhe atë që të vien në mendje nga ato, s'ka dyshim se kjo është sjellje e brishtë të cilën e zhvlerëson vazhda e ajeteve, konsiderimi, bazat e sheriatit, argumentet dhe tradita e tij. Shkak i kësaj sjelljeje të keqe është se pronari i saj e beson një thënie dhe pastaj refuzon çdo gjë që argumenton të kundërtën e saj në çfarëdo metode që pëlqehet me të, prandaj argumentet kundërshtuese të asaj që e beson për të janë thashetheme dhe nuk mërzitet se si i demanton ato, ndërsa argumentet e të Vërtetit nuk kundërshtohen dhe nuk janë kontradiktore, por ato vërtetojnë njëra-tjetrën.
Një grup tjetër thanë: Është përgjigjeja e Ebul-Vefa Ibn Akilit i cili tha: Përgjigjeja e mirë tek unë është të thuhet se njeriu me veprimin e tij dhe me shoqërimin e mirë përfitoi shokë, fëmijët e fëmijëve, u martua, dhuroi të mirat dhe u bë i dashur te njerëzit, kështu që ata kërkuan mëshirë për të dhe ia dhuruan adhurimet, andaj e gjithë kjo është nga përpjekja e tij sikurse thuhet në hadith: **"Ushqimi më i mirë të cilin njeriu e hanë është ai që vet e fiton"**[227], kurse fëmija i tij është fitim i tij sikurse argumenton këtë hadithi tjetër: **"Kur vdes robi ndërpritet puna e tij përveç nga tri gjëra: Nga një dituri që të tjerët kanë dobi pas tij, nga një sadak që është e vazhdueshme, ose nga një fëmi i mirë i cili lutet për të".** Duke u mbështetur në këtë imam Shafiiu tha: Nëse fëmiu i tij i dhuron atij shpenzimin e adhurimit të Haxhxhit me këtë rast i obligohet Haxhxhi atij sikur të ishte nga pasuria e tij, në të kundërtën e shpenzimit për të nga një i huaj.
Kjo është një përgjigje mesatare e cila ka nevojë për plotësim sepse njeriu me imanin dhe adhurimin e tij ndaj All-llahut e të Dërguarit të Tij ka nxituar në përfitimin e tij nga puna e vëllezërve të tij besimtarë bashkë me punën e tij, sikurse përfiton me punën e tyre në jetë bashkë me punën e tij, sepse besimtarët përfitojnë nga njëri-tjetri në veprat të cilat janë të përbashkëta sikurse namazi me xhemat me ç'rast çdonjërit nga ata i shumfishohet një namaz në njëzet e shtatë namaze meqë i shoqëroi ata në namaz, pra puna e tjetër kujt ishte shkak në shtimin e shpërblimit të

[227] **I saktë.** E transmetoi Nesaiu në "El-Muxhteba" (7/241), Ibn Maxhe (2137), Ahmedi në "El-Musned" (6/31, 42, 127) dhe Bejhekiu në "El-Kubra" (7/480).

tij sikurse ishte edhe puna e tij shkak në shtimin e shpërblimit të tjetrit. Madje është thënë: Shpërblimi i namazit shtohet sipas numrit të namazlive, kështu është edhe shoqërimi i tyre në Xhihad, Haxhxh, urdhërimin në vepra të mira dhe pengimin nga veprat e këqija, bashkëpunimin në bëmirësi dhe devotshmëri, e veç I Dërguari (s.a.v.s.) tha: **"Besimtari për besimtarin është si muri i cili përforcon njëri-tjetrin"[228] dhe i ndërlidhi gishtat e tij**. Është e ditur se këto në çështjet e fesë kanë më shumë përparësi se në çështjet e dun'jas, e hyrja e muslimanit me grupin e muslimanëve në nyjen e Islamit është nga shkaqet më të madha në arritjen e përfitimit të të gjithë muslimanëve te shoku i tij në jetën e tij dhe pas vdekjes së tij, ndërsa lutja e muslimanëve i përfshinë të gjithë ata. All-llahu i madhëruar na informoi se Hameletul-Arshi (melekët bartës të Arshit) e ata që janë rreth tij kërkojnë falje për besimtarët dhe luten për ta. Poashtu na informoi për lutjen e pejgamberëve të Tij dhe kërkimin e faljes së tyre për besimtarët sikurse veproi Nuhu (a.s.), Ibrahimi (a.s.) dhe Muhammedi (s.a.v.s.), por besimtari me imanin e tij shkaktoi arritjen e kësaj lutjeje dhe kjo rezulton sikur ajo të ishte nga përpjekja e tij. E gjithë kjo sqaron se All-llahu i madhëruar e bëri imanin shkak nga i cili përfiton pronari i tij me lutjen e vëllezërve të tij besimtarë dhe përpjekjen e tyre, e nëse ai e ka atë ai është përpjekur në arritjen e shkakut i cili i mundëson atë dhe këtë e vërteton thënia e të Dërguarit (s.a.v.s.) kur i tha Amr Ibnul-Asit (r.a.): **"Sikur babai yt të kishte vërtetuar tevhidin** (Njëshmërinë e All-llahut), **do t'i kishte bërë dobi ajo"** (e transmetoi Ibn Ebi Shejbe në "El-Musannef" 3/387). Ka për qëllim lirimin të cilin ai e bëri për të (për shpirtin e tij) pas vdekjes së tij dhe sikur ai të kishte arritur shkakin do të konsiderohej se është përpjekur të arrijë veprën e cila i mundëson arritjen e shpërblimit të atij lirimi. Kjo është një rrugë e lehtë dhe shumë e mirë.

**Një grup tjetër thanë:** Kur'ani nuk ka mohuar përfitimin e njeriut me përpjekjen e tjetërkujt, por ai mohoi zotërimin e përpjekjes së tjetërkujt kurse këto dy çështje kanë dallim që nuk është i fshehur, i Madhëruari na informoi se ai nuk zotëron përveçse përpjekjen e tij, ndërsa përpjekja e tjetërkujt është zotërim i përpjekësit të saj të cilën nëse ai dëshiron ia dhuron dikujt tjetër e nëse dëshiron e mbanë për vetën e tij, sepse Ai i Madhëruari nuk tha se ai nuk përfiton përveç asaj që është përpjekur për të dhe këtë rrugë e zgjodhi edhe shejhu ynë (Ibn Tejmije) duke i dhënë përparësi.

**KAPITULL**

Kështu mund të thuhet edhe për thënien e të Madhëruarit: *"...atij (njeriut) i takon ajo që fitoi dhe atij i bie ajo (e keqe) që e meritoi..."* (El-Bekare : 286) dhe thënia e Tij: *"...dhe nuk shpërbleheni me tjetër vetëm për atë që e punuat"* (Jasin : 54), edhe pse ky ajet është më i qartë në vazhdën e tij, mirëpo ai mohon dënimin e robit me veprën e tjetërkujt dhe dënimin e tij për krimin e tjetërkujt sepse All-llahu i madhëruar thotë: *"Sot pra, askujt nuk i bëhet e padrejtë diçka dhe nuk shpërbleheni me tjetër vetëm për atë që e punuat"* (Jasin : 54). Ai këtu mohoi t'i bëhet mizori duke ia shtuar atij të këqijat e tij, ose duke i pakësuar atij të mirat e tij, ose të dënohet me veprën e tjetërkujt, e nuk mohoi që ai të përfitoj me veprën e tjetërkujt nga aspekti i shpërblimit sepse përfitimi i tij nga ajo që i dhurohet atij nuk është shpërblim për punën e tij por është një sadak të cilën All-llahu ia dhuroi atij dhe një mirësi që i dhurohet atij pa përpjekje të tij, d.m.th. ia dhuroi atë nga dora e disa robëve të Tij e jo nga aspekti i shpërblimit të tij.

**KAPITULL**

Ndërsa argumentimi juaj me thënien e tij (s.a.v.s.): **"Kur të vdes njeriu ndërpritet puna e tij..."** është një argumentim i pabazë, sepse ai nuk tha është ndërpre përfitimi

[228] E transmetoi Buhariu "Fet'hul-Bari" (1/129, 3/169), Muslimi në "El-Birr" (65), Tirmidhiu (1928), Nesaiu (5/79), Ahmedi në "El-musned" (4/404, 405) dhe Ibn Shejbe në "El-Musannef" (11/22, 13/252).

i tij, por ai na tregoi se i është ndërpre puna e tij, ndërsa puna e tjetërkujt është e vepruesit të tij dhe nëse ai ia dhuron atij i arrinë shpërblimi i veprës së vepruesit, e jo shpërblimi i veprës së vetë atij, pra e ndërprera është diçka tjetër kurse e arritura është diçka tjetër, kështu mund të thuhet edhe për hadithin tjetër: **“Ajo që i bashkangjitet të vdekurit nga të mirat dhe puna e tij...”** i cili nuk mohon që t'i bashkangjitet puna dhe të mirat e tjetërkujt.

**KAPITULL**

Ndërsa thënia e juaj: Dhurimi është transferim kurse transferimi është një e drejtë e obliguar, pra ky është transferim i një krijese ndaj një krijese tjetër. Ndërsa transferimi i krijesës ndaj Krijuesit është një çështje tjetër e cila nuk pranon që të krahasohet me transferimin e robëve ndaj njëri-tjetrit, dhe se a nuk është ky një krahasim më i keq e më i pavlerë të cilën gjë e zhvlerëson edhe ixhmai i ummetit (pajtimi i të gjithë dijetarëve) se ai përfiton nëse i lahet borxhi dhe të drejtat e tij të tjera, spastrohet personit nga përgjegjësia e tij, i pranohet sadaka dhe Haxhxhi që i bën bazuar në citat i cili nuk mund të refuzohet, kështu është edhe me agjërimin, ndërsa këto krahasime të pavlera nuk mund t'i kundërshtojnë citatet e sheriatit dhe bazat e tij.

**KAPITULL**

Ndërsa thënia e juaj: Dhënia përparësi me shkakun e shpërblimit është mekruh (e papëlqyer), e që është çështja e dhënies përparësi me afërsi (devotshmëri), e si pra i jipet përparësi vetë shpërblimit i cili është qëllim? Kësaj i përgjigjemi me disa përgjigje:

**Përgjigja e parë:** Gjendja e jetës është një gjendje për të cilën nuk mund të garantohet përfundimi i shëndoshë sepse i gjalli mund të renegojë (të dal nga feja) dhe kështu i dha përparësi në afrim atij që nuk është për të, kurse ky tjetri është siguruar me vdekjen e tij. Nëse thuhet: Edhe ai që i është dhuruar shpërblimi poashtu mund të ketë vdekur pa Islam në brendësinë e tij, kështu që nuk përfiton nga ajo që i dhurohet. Ne themi se ky mendim është plotësisht i pavlerë sepse ai dhurim është një lloj si istigfari dhe lutja për të, prandaj nëse ai e meriton atë i arrinë e nëse ai nuk e meriton përfiton vetë lutësi.

**Përgjigja e dytë:** Dhënia përparësi në afrim argumenton dëshirën e vogël për të dhe vonim në veprimin e tij, andaj sikur të lejohet dhënia përparësi me të do të shpiente kjo në dembeli dhe vonim, në të kundërtën e shfaqjes së shpërblimit të saj sepse vepruesi i saj nxiton për shkak të arritjes së shpërblimit që të përfitoj me të apo që t'i bëjë dobi vëllaut të tij musliman, e s'ka dyshim se në mes këtyre dy çështjeve ka dallim të qartë.

**Përgjigja e tretë:** All-llahu i madhëruar e dëshiron ngutësinë dhe garimin në shërbimin e Tij, sepse kjo realizon edhe më shumë adhurimin, sikur që edhe mbretërit dëshirojnë shpejtësinë dhe garimin në respektin dhe shërbimin e tyre, prandaj dhënia përparësi tjetrit në këtë mohon qëllimin e adhurimit sepse All-llahu i madhëruar e urdhëroi robin e Tij me këtë afrim, ose në mënyrë urdhërore, ose të pëlqyer, e nëse i jep përparësi në këtë dikujt tjetër ai me këtë rast ka lënë atë që është urdhëruar dhe ia ngarkoi dikujt tjetër, në të kundërtën e asaj nëse e vepron atë që është urdhëruar nga bindja dhe qëllimi i afrimit pastaj shpërblimin e saj ia dërgon vëllaut të tij musliman, ndërsa i Madhëruari thotë: *“Shpejtoni në atë që fitoni falje prej Zotit tuaj dhe Xhennetin që gjërësia e tij është si gjerësia e qiellit e e tokës...”* (El-Hadid : 21) dhe: *“...ju shpejtoni kah punët e mbara...”* (El-Bekare : 148), është e ditur se dhënia përparësi në këtë mohon garimin kah ajo dhe shpejtimin.

Sahabët (r.a.) garonin njëri me tjetrin në këtë afrim dhe nuk i jepnin përparësi njëri-tjetrit në të, tha Omeri (r.a.): Pasha All-llahun sa herë që Ebu Bekri (r.a.) garoi me

mua në ndonjë mirësi ai ma kaloi, derisa tha: Pasha All-llahun nuk garoi kurrë më me ty në ndonjë mirësi.
I Madhëruari thotë: *"Dhe për këtë le të garojnë garuesit"* (El-Mutaffifun : 26) thuhet: Nafestu fish-shej'in munafeseten ve nifasen (garova në diçka me garim), kur e dëshiron këtë nga aspekti i garimit, prandaj edhe thuhet: Shej'un nefis (Gjë e shtrenjtë), d.m.th. e meriton ajo gjë të garohet për të dhe të dëshirohet, poashtu thuhet: Hadha Enfesu mali (kjo është pasuria ime më e shtrenjtë) që d.m.th. më e dashura për mua, si dhe thuhet: Enfeseni fulan fi kedha (më stimuloi filani në këtë) që d.m.th. më stimuloi për të, prandaj e gjithë kjo është kundër dhënies përparësi me të dhe mosdëshirës për të.
**KAPITULL**
Ndërsa thënia e juaj: Sikur të lejohej dhurimi për të vdekurin do të lejohej edhe për të gjallin, do t'i përgjigjemi kësaj nga dy aspekte:
**Aspekti i parë:** Këtë mendim e thanë edhe disa fukaha (dijetarë të fikhut) nga shokët e imam Ahmedit (All-llahu e mëshiroftë) dhe të tjerët, El-Kadiu tha: Thënia e Ahmedit nuk e rivendikon veçorizimin e kësaj vetëm për të vdekurin, sepse ai tha: E vepron të mirën dhe ia dhuron gjysmën e tij babait dhe nënës së tij, e nuk bëri dallim. Këtë e kundërshtoi Ebul-Vefa Ibn Akil i cili tha: Kjo është e papranuar dhe mund të konsiderohet ngacmim i sheriatit, ndërhyrje në emanetin e All-llahut dhe ndërhyrje në punët e All-llahut të madhëruar duke i dhuruar tjetërkujt shpërblimin e punës që e bën, ndërsa pas vdekjes Ai na hapi një rrugë që t'i arrijë dobia përmes istigfarit dhe lutjes për të vdekurin.
Pastaj ai i parashtroi vetës një pyetje: Nëse thuhet a nuk është larja e borxhit gjatë jetës sikurse larja e tij pas vdekjes, me ç'rast janë barazuar siguria e jetës, siguria e vdekjes dhe që të dy ato largojnë kërkimin e tij, atëherë nëse larja e borxhit arrinë pas vdekjes dhe gjatë jetës në këtë botë, bëne shpërblimin e dhurimit të arritur gjatë jetës dhe pas vdekjes.
Në këtë ai u përgjigj: Sikur kjo të ishte e saktë do të obligonte fshirjen e mëkateve të gjallit me pendimin e tjetrkujt për të, kështu që i largohen atij ndëshkimet e Ahiretit me punën dhe lutjen e tjetërkujt.
Them: Kjo nuk është obligative, por i gjalli përfiton nga lutja, istigfari, sadaka dhe larja e borxhit të tij nga tjetri, e kjo është e vërtetë dhe I Dërguari (s.a.v.s.) lejoi kryerjen e obligimit të Haxhxhit për të gjallin i cili është i dobët dhe atë që nuk ka mundësi duke qenë ende gjallë.
Disa nga shokët e tij të tjerë u përgjigjën: Gjatë jetës në këtë botë nuk jemi të sigurt në përfundimin e shëndoshë nga frika që dhuruesi të dalë nga feja kështu që nuk përfiton nga ajo që i dhurohet.
Ibn Akili tha: Ky është një arsyetim i pavlerë që t'i dhurohet të gjallit sepse nuk mund të garantojmë se ai nuk do të dalë nga feja, të vdesë në atë gjendje dhe t'i shkatërrohen punët e tij dhe në mesin e tyre është edhe shpërblimi të cilin ai e dhuroi për të vdekurin.
Them: Kjo nuk është obligative sepse citatet e transmetuara dhe Ixhmai e zhvlerësojnë dhe e refuzojnë këtë. Ndërsa I Dërguari (s.a.v.s.) lejoi që të bëhet Haxhxhi e agjërimi për të vdekurin dhe dijetarët u pajtuan në pastrimin nga përgjegjësia e borxhit nëse i gjalli e lanë për të me ekzistimin e mundësive që u përmendën.
Përgjigjja në këtë është të thuhet: Veprat e mira të cilat ai ia dhuroi të vdekurit bëhen pronësi e tij kështu që ato nuk prishen me daljen nga feja e vepruesit të tyre pasi që ato kanë dalur nga pronësia e tij, madje nëse është kryer Haxhxhi për një të dobët dhe pastaj kryersi i Haxhxhit për të doli nga feja ai nuk obligohet që të dërgojë dikë

tjetër që t’ia kryejë Haxhxhin sepse ai këtë nuk mund ta sigurojë as te i dyti dhe as te i treti.
Megjithëatë dallimi në mes të gjallit dhe të vdekurit është se i gjalli nuk ka nevojë të njejtë si i vdekuri meqë i gjalli mund ta kryej atë punë apo të ngjashmen, kështu që obligohet që vetë ta fitojë atë shpërblim dhe të nxitojë në të kundërtën e të vdekurit.
Poashtu kjo mund të dërgoj në mbështetjen e të gjallëve në njëri-tjetrin, e s’ka dyshim se ky është një dëm i madh sepse të pasurit kur këtë ta kenë kuptuar dhe ndier do të paguajnë me çira ata të cilët do t’ua kryejnë ato dhe kështu obligimet shndërrohen në plaçka që zëvendësohen, e kjo pastaj dërgon në rënien e adhurimeve e veprave vullnetare kurse ajo me të cilën afrohemi tek All-llahu shndërrohet në afrim te njeriu, kështu që del nga sinqeriteti dhe asnjëri nga ata nuk arrinë shpërblimin.
Ne ndalojmë që të mirret pagesë për cilindo afrim (ibadet) dhe e konsiderojmë të prishur atë me marrjen e pagesës, si p.sh. për gjykim, fetva, dhënie të diturisë, namaz, lexim të Kur’anit dhe të tjera sepse All-llahu nuk do ta shpërblejë për këto përveçse atë që është i sinqertë në kryerjen e tyre, por nëse ai i kryen për pagesë nuk do të shpërblehet vepruesi e as ai që pagoi, prandaj nuk i takon bukurisë së sheriatit që t’i bëjë adhurimet e pastërta bashkëveprime me të cilat bëhen për qëllim shitblerja dhe interesi botëror. Por kanë dallim borxhet dhe garantimi i tyre sepse ato janë të drejta të njerëzve në të cilat ata mund ta zëvendësojnë njëri-tjetrin dhe për këtë arësye u lejuan në këtë jetë e edhe pas vdekjes.
**KAPITULL**
Ndërsa thënia e juaj: Sikur të lejohej kjo, do të lejohej dhurimi i gjysmës së shpërblimit për të vdekurin dhe do të lejohej edhe një e katërta, përgjigjja në këtë bëhet nga dy aspekte:
**Aspekti i parë:** Ky obligim nuk është i detyruar sepse ju nuk keni përmendur kurrfarë argumenti përveç që keni ngritur një ankesë.
**Aspekti i dytë:** Obligimin e kësaj dhe këtë thënie e përmendi imam Ahmedi në transmetimin e Muhammed Ibn Jahja El-Kuhhalit dhe sinjalizimi i saj është se shpërblimi është pronësi e tij e poqëse ai dëshiron mund ta dhurojë të tërin apo një pjesë të tij.
Kjo sqarohet nëse p.sh. shpërblimin ua dhuron katër personave atëherë secili prej tyre arrinë një të katërtën e tij, e nëse ai e dhuron një të katërtën dhe tjetrën pjesë e mbanë për vete i lejohet sikurse edhe ta ketë dhuruar për dikë tjetër.
**KAPITULL**
Ndërsa thënia e juaj: Sikur kjo të lejohej, do të lejohej dhurimi i tij pasi që ta ketë punuar për veten e tij dhe thatë: Ai patjetër duhet bërë nijet në momentin e veprimit që t’ia dhuroj të vdekurit, se përndryshe nuk arrinë tek ai.
Përgjigja: Kjo çështje nuk është cituar nga imam Ahmedi si dhe nuk është kusht të cilin e përmendën pasuesit e tij të hershëm, por atë e thanë të më vonshmit si El-Kadiu dhe pasuesit e tij.
Ibn Akili tha: Nëse njeriu kryen një punë të mirë si namazin, agjërimin, leximin e Kur’anit dhe shpërblimin e tyre ia dhuron të vdekurit musliman ai shpërblim arrinë tek ai dhe i bënë dobi por me kusht që më herët të bëjë nijet dhurimin e tyre apo ta shoqëroi atë në momentin e kryerjes.
Ebu Abdullah Ibn Hamdani tha: Ai që vullnetarisht dhuron ndonjë afërsi si sadakan, namazin, agjërimin, Haxhxhin, Umren, leximin e Kur’anit, lirimin e ndonjë robi dhe adhurime të tjera trupore të cilat pranojnë zëvendësim, ose ndonjë adhurim që kërkon pasuri dhe tërë shpërblimin e tyre, ose një pjesë të tij ia dhuron të vdekurit musliman, madje edhe të Dërguarit (s.a.v.s.), lutet për të, bënë istigfar për të, ose i

kryen atij ndonjë të drejtë ligjore, ose ndonjë obligim i cili pranon zëvendësimin, do t'i arrijë shpërblimi i tyre, por edhe është thënë: Nëse ai e bënë nijet këtë dhurim në momentin e kryerjes së veprës, ose para saj i arrinë se përndryshe nuk i arrinë.
Sekreti i kësaj çështjeje është se kusht i arritjes së shpërblimit është që koha të përshtatet që ai shpërblim të arrijë tek ai që i dhurohet, lejohet që ai veprim të ndodhë nga vepruesi dhe pastaj të bartet te tjetri, e ai që kushtëzoi që nijetin ta bëjë para veprimit apo para përfundimit të saj tha se nëse nuk e ka bërë nijet shpërblimi i bie vepruesit dhe nuk pranohet që ai shpërblim të bartet te dikush tjetër, sepse shpërblimi e pason veprimin si gjurma shkaktarin e saj. Për këtë arsye, sikur ai të lirojë një rob për vetën e tij, shpërblimi do të mbetët për të dhe sikur ai të bartë atë shpërblim te dikush tjetër pas lirimit nuk i bartet, në të kundërtën e asaj sikur ta ketë liruar për dikë tjetër sepse ai e ka bërë për të. Gjithashtu sikur ta ketë larë borxhin për vetën e tij pastaj dëshiron që atë ta bartë te dikush tjetër, nuk i arrinë, poashtu nëse e bënë Haxhxhin, agjërimin, apo namazin për vetën e tij pastaj dëshiron që atë t'ia dhuroi dikujt tjetër nuk mund ta bëjë këtë, e vërteton këtë ajo se ata që e pyetën të Dërguarin (s.a.v.s.) rreth kësaj nuk e pyetën për dhurimin e shpërblimit të veprës pas saj, por e pyetën se çfarë të bëjnë për të vdekurin sikurse tha Sa'di (r.a.): A i bënë dobi që të japë sadak për nënën time? E nuk tha: A i bënë dobi nëse i dhuroj shpërblimin e asaj sadake që e dhashë për vetën time. Kështu thuhet edhe për thënien e gruas tjetër e cila tha: A ta bëjë Haxhxhin për të? Pastaj thënia e njeriut tjetër: A ta bëjë Haxhxhin për babain tim? Kurse ai (s.a.v.s.) i lejoi t'i bëjnë ato për të vdekurit, e jo tu dhurojnë atyre shpërblimin e veprave të cilat i kanë vepruar për vetën e tyre. Asnjëherë nuk dihet se dikush e pyeti të Dërguarin (s.a.v.s.) për një gjë të tillë si dhe nuk dihet prej asnjë Sahabiu (r.a.) se e veproi një gjë të tillë e të ketë thënë: O All-llah, dhuroi filanit shpërblimin e veprës time të mëhershme ose shpërblimin e asaj që e punova për vetën time.
Ky pra është sekreti i këtij kushtëzimi që është më i përpikti, ndërsa ata që nuk kushtëzuan këtë thanë: Shpërblimi është i vepruesit dhe kur ai vullnetarisht ia dhuron dikujt tjetër është njejtë si dhurimi nga pasuria e tij.

**KAPITULL**

Ndërsa thënia e juaj: Sikur të lejohej dhurimi, do të lejohej edhe dhurimi i shpërblimit të obligimeve të cilat i obligohen të gjallit. Përgjigja është se ky detyrim është i pamundur për një bazë të një kushti që nijeti i veprës të arrijë për të vdekurin, sepse obligimi nuk pranon që të kryhet për tjetrin meqë ky obligim i obligohet vepruesit i cili duhet të ketë për qëllim afrimin tek All-llahu i madhëruar.
Ndërsa ai që nuk e kushtëzoi nijetin e veprës për tjetrin, a i lejohet atij që t'ia dhuroi të vdekurit shpërblimin e një farzi (vepre obligative)? Ekzistojnë për këtë dy aspekte: Ebu Abdullah Ibn Hamdani tha se është thënë: Nëse ia dhuron shpërblimin e një farzi të namazit, ose të agjërimit, ose të një obligimi tjetër i lejohet dhe i mjafton edhe vepruesit të tij.
Them: Është transmetuar nga një grup se kanë dhuruar shpërblimin e veprave të tyre farz e nafile (punë vullnetare) për muslimanët dhe thanë: Dalim para All-llahut me varfëri dhe falimentim të plotë kurse sheriati nuk ndalon një gjë të tillë, sepse shpërblimi është pronësi e vepruesit nëse dëshiron ia dhuron dikujt tjetër dhe nuk ka pengesë në këtë, All-llahu e di më së miri.

**KAPITULL**

Ndërsa thënia e juaj: Obligimet (ngarkesat) janë provim dhe sprovë që nuk pranojnë zëvendësim sepse me to është për qëllim vetë vepruesi i ngarkuar, etj.
Përgjigja është: Kjo nuk ndalon lejen e sheriatit që muslimani t'i bëjë dobi vëllaut të tij me punën e tij, madje kjo konsiderohet plotësim i bëmirësisë dhe rahmetit të Zotit

ndaj robëve të Tij, si dhe plotësim i këtij sheriati të cilin Ai ua caktoi, e i cili bazohet në drejtësi, bëmirësi dhe bashknjohësi. Zoti i madhëruar bëri që melekët e Tij dhe Hameletul-Arshi (bartësit e Arshit) të luten për besimtarët, kërkojnë falje për ta dhe i luten Atij që t'ua fshijë atyre gjynahet, poashtu e urdhëroi vulën e pejgamberëve të Tij (s.a.v.s.) që të kërkojë falje për besimtarët dhe besimtaret, do ta ngrisë atë në Ditën e Kijametit në Mekami Mahmudin (pozitën më të lavdëruar) që të ndërmjetësoj për gjynahqarët në mesin e pasuesve të tij dhe të Ehlus-Sunnetit, All-llahu i madhëruar e urdhëroi atë të lutet për shokët e tij në jetën e tyre dhe pas vdekjes së tyre dhe ai ndalej te varret e tyre e lutej për ta. Sheriati e ka vërtetuar se gjynahin të cilin e bëjnë të gjithë në rastin e lënies së ndonjë farzi kifaje bie nëse ai obligim kryhet qoftë edhe nga një person, All-llahu i madhëruar e largoi ngujimin dhe nxehtësinë e lëkurës nga i vdekuri në varr nëse i gjalli e garanton dhe e kryen borxhin e të vdekurit, edhe nëse ai obligim është provim për të ngarkuarin, poashtu I Dërguari (s.a.v.s.) lejoi të kryhet Haxhxhi dhe agjërimi për të vdekurin edhe pse ato obligime janë provë për vetë atë. Nëse namazi i imamit është i saktë, ai që është duke u falur pas tij nuk bënë sexhde të sehvit (harresës) edhe sikur ta ketë harruar këndimin e sures El-Fatiha sepse përgjegjësia është e imamit, sepse ai bartë për atë që falet pas tij harresën e tij, leximin e tij dhe perde e tij është leximi i imamit i cili konsiderohet sutre (pengese, perde) për ata që janë pas tij[229], dhe a nuk është bëmirësia ndaj të obliguarit me vepër (el-mukel-lefit) duke i dhuruar shpërblimin atij diç tjetër përveçse pasim i bëmirësisë së Zotit të madhëruar, e All-llahu i madhëruar i do bëmirësit.

Krijesat janë të mvarura nga All-llahu dhe më të dashurit tek Ai janë më të dobiprurësit për to, e nëse All-llahu i madhëruar e do atë që i bënë dobi krijesave të Tij me një gotë ujë, me një gotë qumësht dhe me një copë bukë, atëherë si është puna me ata që u bëjnë dobi atyre në atë gjendje të dobët, në momentin e varfërisë dhe në momentin e ndërprerjes së veprave të tyre e nevojës së tyre më të madhe që tu dhurohet diçka, prandaj krijesat më të dashura të All-llahut janë ata që u bëjnë dobi atyre në këtë gjendje.

Prandaj edhe është transmetuar nga disa prej selefit (të parëve) se ai që thotë çdo ditë shtatëdhjetë herë: **"O Zot falëm mua, prindërit e mi, muslimanët dhe muslimanet, besimtarët dhe besimtaret, do të arrijë shpërblim sa është numri i të gjithë muslimanëve, muslimaneve, besimtarëve dhe besimtareve"[230].** Prandaj, ti mos e qit jashtë mendjes këtë sepse nëse ai kërkon falje për vëllezërit e tij konsiderohet bëmirës ndaj tyre, kurse All-llahu nuk e humbë shpërblimin e bëmirësve.

**KAPITULL**

Ndërsa thënia e juaj: Nëse do t'i bënte dobi puna e tjetërkujt do t'i bënte dobi edhe pendimi dhe Islami i tjetërkujt. Ky dyshim shprehet në dy pamje:

**Pamja e parë:** Kërkohet rezultim i ndërlidhur në mes të dy çështjeve pastaj bëhet sqarimi i obligimit kështu që mohohet edhe detyrimi dhe pamja e tij, kështu mund të thuhet nëse do t'i bënte dobi dituria e tjetërkujt do t'i bënte dobi edhe Islami dhe pendimi i tjetërkujt, por kjo nuk i bën dobi prandaj nuk i bën dobi as puna e tjetërkujt.

**Pamja e dytë:** Është të thuhet se ai nuk ka dobi nga Islami dhe pendimi i tjetërkujt, kështu që nuk përfiton nga namazi, agjërimi dhe leximi për të.

---

[229] Them: Ndoshta ky garantim I thënies së tij (s.a.v.s.): **"Sutreja e imamit është sutre për ata që janë pas tij",** shiko Fet'hul-Bari (1/572).

[230] Diçka kështu transmetoi Taberani në "El-Kebir" (12/25) dhe El-Irakiu në "El-Mugni an hamlil-esfar" (1/303).

Por është e ditur se kjo ndërlidhje dhe ky bashkim janë gjithsesi të pavlerë.
**Së pari:** Sepse është një krahasim (anologji) ballafaques me atë që haptas e thanë citatet dhe u pajtuan në të Ummeti.
**Së dyti:** Sepse ky është bashkim mes gjërave që All-llahu i ndau, sepse All-llahu i madhëruar bëri dallim në mes Islamit të njeriut për tjetrin dhe sadakas, Haxhxhit dhe lirimit të robit për tjetrin, prandaj krahasimi i cili është bërë në mes këtyre dy gjërave është një lloj si krahasimi i atyre që krahasuan coftinën me të prerën dhe kamatën me shitblerjen.
**Së treti:** All-llahu i madhëruar e bëri Islamin shkak për dobinë e ndërsjellë të muslimanëve në jetën e kësaj bote dhe pas vdekjes, e nëse ai nuk e posedon shkakun i cili i bën dobi nga puna e muslimanëve nuk do ta arrijë atë përfitim dhe për këtë I Dërguari (s.a.v.s.) i tha Amrit: **"Sikur babait yt të kishte vërtetuar tevhidin** (Njëshmërinë e All-llahut) **dhe ti të agjëroje apo të dhuroshe sadakë do t'i bënte dobi".** Ashtu sikurse All-llahu i madhëruar që e bëri shkak Islamin që robi të përfitojë nga të mirat që i veproi, atëherë nëse i kalon ky shkak nuk do t'i bëjë dobi puna e tij e mirë dhe nuk do t'i pranohet ajo, ashtu edhe sikur e bëri ihlasin (sinqeritetin) dhe pasimin (e të Dërguarit (s.a.v.s.) shkak për pranimin e veprave, por nëse ato i mungojnë nuk do t'i pranohen veprat, poashtu sikurse i bëri abdestin dhe kushtet e tjera të namazit shkak për pranimin e tij, por nëse ato mungojnë ai nuk pranohet dhe kështu është çështja e shkaqeve të tjera me shkaktarët e tyre legjislativ, mendor dhe ndijor, prandaj ai që i barazon të dy gjendjet si në ekzistimin e shkakut apo në mosekzistimin e tij ai bënë gabim.
Ngjashëm me këtë hamendje është të thuhet: Sikur të pranohet ndërmjetësimi për gjynahqarët do të pranohej edhe për mushrikët (idhujtarët) dhe sikur të dalin gjynahqarët e mëkateve të mëdha në mesin e muslimanëve nga Zjarri do të dalin edhe pabesimtarët, e të ngjashme me këto krahasime që të gjitha janë ndytësi e barqeve të pronarëve të tyre dhe thashetheme.
Marrë përgjithësisht, më e drejtë është që dijetarët mos të mirren me përgënjeshtrimin e këtyre gjërave të pakuptimta sikur ata mos t'i kishin nxirë faqet e tyre të veprave me to si dhe faqet të cilat gjinden para duarve të njerëzve[231].

**KAPITULL**

Ndërsa thënia e juaj se adhurimet (ibadetet) janë dy lloje: Një lloj i cili pranon zëvendësimin kështu që dhurimi i shpërblimit të tyre i arrinë të vdekurit, ndërsa lloji i dytë nuk pranon zëvendësimin kështu që ai nuk arrinë te i vdekuri.
Ky është vetë mendimi dhe kjo është vetë akuza, e si atëherë argumentoheni me të dhe prej nga e morët këtë dallim, cili libër, ose cili Sunnet, ose cila konsideratë argumenton atë që të shkohet kah ajo!
I Dërguari (s.a.v.s.) e lejoi agjërimin për të vdekurin edhe pse agjërimi nuk pranon zëvendësimin, i lejoi ummetit që të zëvendësojnë njëri-tjetrin në kryerjen e farzit kifaje, nëse njëri nga ata e kryen ai i zëvendëson të gjithë të tjerët në atë veprim dhe bie nga ata gjynahi, poashtu i lejoi kujdestarit të fëmiut i cili nuk kupton që ta zëvendësoi atë në ihram e ritualet e Haxhxhit dhe përcaktoi shpërblim për të me veprimin e kujdestarit të tij për të.
Ebu Hanife (All-llahu e mëshiroftë) tha: Shoqëruesit e atij që i ka humbur vetëdija e veshin ihramin për të, kështu pra e bënë ihramin e shoqëruesve të tij si të ishte ihrami i tij. Gjithashtu hyrja në Islam e dy prindërve mjafton për hyrjen në Islam të fëmijëve të tyre (të vegjël), poashtu hyrja në Islam e robit dhe zotriut të tij sipas thënies së cituar. Pra, ti vërejte se si sheriati i plotë i kaloi veprat e bëmirësisë nga

[231] Them: Këto janë nga thëniet e Mu'tezilive.

vepruesi te të tjerët, si mund t'i përket atij që t'i ndaloi njeriut t'i bëjë dobi prindërve, të afërmëve dhe vëllezërve të tij muslimanë në kohërat më të vështira kur ai është i nevojshëm për ndonjë të mirë të cilën ai do ta bëjë dhe do t'ua dhurojë shpërblimin e saj. Si ka mundësi që njeriu të ngushtojë atë që është e gjërë ose t'i ndaloi atij që ligji i All-llahut nuk ia ndaloi që t'i dhurojë shpërblimin e punës së tij që të ndajë nga ato çka ai dëshiron për atë që dëshiron nga muslimanët. Ai që e dërgoi shpërblimin e Haxhxhit, sadakas dhe të lirimit të robit është vetë ai i cili i dërgon shpërblimin e agjërimit, namazit, leximit të Kur'anit dhe të I'tikafit, e ai është Islami i dhuruesit, dorëlirësia e tij, bëmirësia e tij dhe mosngurtësia e sheriatit që ai të bëjë mirë, madje edhe e pëlqeu që të jetë bëmirës në çdo mënyrë. Pastaj ëndërrat e besimtarëve kanë arritur shkallën e tevaturit (transmetime të shumta) më të lartë se të vdekurit kanë informuar për arritjen e dhuratave të cilat u dhurohen atyre si leximi i Kur'anit, namazi, sadaka, Haxhxhi dhe të tjera, e sikur ne të rrëfejmë atë që na është rrëfyer neve në kohën tonë dhe ajo që na është transmetuar nga ata që ishin para nesh do të shkonte gjatë, ndërsa I Dërguari (s.a.v.s.) tha: **"Po vërejë se ëndërrat tuaja janë pëlqyer se ajo** (nata e kadrit) **gjindet në dhjetë netët e fundit** (të Ramazanit)**"[232],** këtu ai (s.a.v.s.) e mori në konsideratë pëlqimin e ëndërrave të besimtarëve, e cila gjë konsiderohet si pëlqimi në transmetime të asaj që e kanë parë sepse ata nuk gënjejnë në transmetimet e tyre dhe as në ëndërrat e tyre nëse ato pëlqehen.

**KAPITULL**

Ndërsa refuzimi i hadithit të Dërguarit të All-llahut (s.a.v.s.): **"Kush vdes duke lënë borxh agjërim le të agjëroj për të përgjegjësi i tij"** me ato aspekte që i përmendët, ne nuk i pranojmë dhe e përkrahim hadithin e të Dërguarit të All-llahut (s.a.v.s.), si dhe e sqarojmë se ai është i saktë nga ato aspekte. Kurse na mjafton për atë kotësi kundërshtimi i tij i hadithit të saktë e të qartë të cilin nuk e prek ngacmimi i tij, nuk ka rrugë tjetër vetëmse të pranohet ai dëgjim, ajo bindje, ai nënshtrim dhe ai pranim, dhe pas kësaj ne nuk kemi kurrfarë mirësie, por e gjithë mirësia është në pranimin e tij dhe në atë thënie edhe sikur atë ta kundërshtojnë të gjithë ata që janë në mes Lindjes e Perëndimit.

Ndërsa thënia e juaj se atë e refuzojmë bazuar në thënien e Malikut në librin e tij "El-Muvetta'ë": **"Mos të agjëroj askush për askend"**, kundërshtarët tuaj thonë: Por ne e refuzojmë këtë thënie të Malikut me thënien e të Dërguarit (s.a.v.s.), atëherë cili grup është më i saktë dhe me refuzim më të mirë.

Ndërsa thënia e tij: Në këtë jemi pajtuar që të gjithë dhe nuk ka kundërshtim mes nesh. Maliku, All-llahu e paq mëshiru, nuk rrëfeu Ixhmain e ummetit nga Lindja e deri në Perëndim, por ai rrëfeu për banorët e Medinës në atë që i ka arritur dhe nuk i kishte arritur atij kundërshtim mes tyre, por mosarritja e kundërshtimit tek ai rreth kësaj, All-llahu e paq mëshiru, nuk e hedhë hadithin e të Dërguarit të All-llahut (s.a.v.s.), madje edhe sikur të pajtohen në atë të gjithë banorët e Medinës më shumë do të kishte përparësi që të mirret hadithi i të pagabueshmit (s.a.v.s.) se sa marrja e thënies së banorëve të Medinës për të cilët nuk na është garantuar mosgabimi në thëniet e tyre para të gjithë ummetit, pastaj All-llahu dhe I Dërguari i Tij nuk i bëri thëniet e tyre argument që gjatë kundërthënieve duhet të kthehemi tek ata, ndërsa All-llahu i madhëruar thotë: *"...nëse nuk pajtoheni për ndonjë çështje, atëherë parashtrone atë tek All-llahu (te libri i Tij) dhe te I Dërguari, po qe se i besoni All-llahut dhe ditës së fundit. Kjo është më e dobishmja dhe përfundimi më i mirë"* (En-Nisa : 59).

[232] E transmetoi Buhariu (1158), Fet'hul-Bari (3/48), Muslimi në "Es-Sijam" (205), Ahmedi në "El-Musned" (2/5, 6/8) dhe Bejhekiu në "El-Kubra" (4/308).

Edhe pse Maliku dhe banorët e Medinës thanë: Nuk agjëron askush për askend, me gjithë këtë transmetoi El-Hakem Ibn Utejbe dhe Selemete Ibn Kuhejli nga Seid Ibn Xhubejri nga Ibn Abbasi (r.a.) se ai dha fetva që për Ramazan (që ka mbetur borxh) të jipet ushqim për të kurse për agjërimin e zotimit të agjërohet.
Ky është medhhebi (mendimi) i imam Ahmedit, i shumë muhaddithinëve (njohësve të hadithit) dhe i Ebu Ubejdit. Ebu Thevri tha: Agjërohet për të si në zotim ashtu edhe në rastet e tjera. Ndërsa El-Hasen Ibn Salihu për agjërimin e zotimit tha: Agjëron për të përgjegjësi i tij.

**KAPITULL**

Ndërsa thënia e juaj: Ibn Abbasi (r.a.) është transmetuesi i hadithit të agjërimit për të vdekurin, kurse ai tha: **"Mos të agjëroj askush për askend".** Përfundim i kësaj është të thuhet se Sahabiu dha fetva në kundërshtim me atë që e transmetoi, e kjo nuk dobëson transmetimin e tij sepse transmetimi i tij është i pagabueshëm ndërsa fetvaja e tij nuk është e pagabuar, poashtu ekziston mundësia të ketë harruar hadithin, ose ta ketë komentuar, ose ka besuar një të kundërtë me të që sipas mendimit të tij ka më shumë përparësi, ose edhe për ndonjë shkak tjetër edhe pse fetvaja e Ibn Abbasit (r.a.) nuk kundërshton hadithin sepse ai dha fetva për agjërimin e Ramazanit: **"Mos të agjëroj askush për askend"** kurse për agjërimin e zotimit dha fetva se bën të agjërohet për të. Prandaj, kjo nuk kundërshton transmetimin e tij por e barti hadithin për agjërimin e zotimit.
Pastaj hadithi: **"Kush vdes duke patur agjërim borxh le të agjëroj për të përgjegjësi i tij"** është hadith i vërtetë i transmetuar nga Aishja (r.a.), e të themi se Ibn Abbasi (r.a) e kundërshtoi por nuk ndodhë asgjë sepse kundërshtimi i Ibn Abbasit (r.a.) nuk e dobëson transmetimin e nënës së besimtarëve (r.a.), madje refuzimi i thënies së Ibn Abbasit (r.a.) me transmetimin e Aishes (r.a.) ka më shumë përparësi se sa refuzimi i transmetimit të saj me thënien e tij.
Poashtu ka kundërthënie rreth Ibn Abbasit (r.a.) në këtë, nga ai transmetohen dy transmetime, prandaj nuk ka përparësi më shumë rënia e hadithit për shkak të transmetimit të kundërt në krahasim me rënien e transmetimit tjetër me hadith.

**KAPITULL**

Ndërsa thënia e juaj se ai është një hadith që ka kundërshtime në transmetimin e tij, është thënie e pabazë e cila nuk mund të pranohet sepse hadithi është i saktë, i vërtetë dhe u pajtuan në saktësinë e tij, atë e transmetuan Buhariu e Muslimi dhe nuk u kundërshtuan në zingjirin transmetues të tij.
Ibnul-Berri tha: Është vërtetuar nga I Dërguari (s.a.v.s) se tha: **"Kush vdes duke lënë borxh agjërim le të agjëroj përgjegjësi i tij për të",** imam Ahmedi tha se është i saktë dhe u bazua në të, ndërsa imam Shafiiu duke folur për saktësinë e tij tha: Është transmetuar nga I Dërguari (s.a.v.s.) rreth agjërimit për të vdekurin diç, nëse është e vërtetë le të agjërohet për të sikurse kryhet Haxhxhi për të. Kjo padyshim është vërtetuar dhe është medhheb (mendim) i Shafiiut, kështu thanë edhe disa imam nga shokët e tij, e El-Bejhekiu pas rrëfimit të tij tha: Kjo shprehje nga Shafiiu ka vërtetuar lejimin e agjërimit për të vdekurin në transmetimin e Seid Ibn Xhubejrit, Muxhahidit dhe Atasë, si dhe Ikreme nga Ibn Abbasi (r.a.), në transmetimin e shumicës së tyre thuhet se një grua pyeti, e kjo të bënë të dyshosh se është një rrëfim tjetër nga ai i nënës së Sa'dit, ndërsa në transmetimin e disa të tjerëve thuhet: **"Agjëro për nënën tënde",** këtë do ta vërtetojmë kur të përgjigjemi në thënien e tij, All-llahu e paq mëshiru.
Ndërsa thënia e juaj se ai hadith kundërshton citatin Kur'anor: *"Dhe se njeriut nuk i takon tjetër vetëm se ajo që ka punuar"* (En-Nexhm : 39), është sjellje e keqe me shprehjen dhe gabim i madh në kuptim sepse All-llahu e ka ruajtur të Dërguarin e

Tij (s.a.v.s.) që Sunneti i tij të kundërshtoj citatet Kur'anore, por ato i forcojnë dhe i ndihmojnë ato. O All-llah çfarë vepron fanatizmi dhe përkrahja e taklidit (imitimit), ndërsa ne më herët kemi folur rreth ajetit në mënyrë të mjaftueshme dhe kemi sqaruar se nuk ka kundërshtim në mes tij e Sunnetit të Dërguarit të All-llahut (s.a.v.s.) në asnjë aspekt, por disa mendojnë se ka kundërshtim si shkak i keqkuptimit, e ajo është një rrugë e keqe e urrejtur që të refuzohen sunnetet e vërtetuara bazuar në kuptimin formal të Kur'anit derisa e gjithë dituria është që sunnetet të përputhen me Kur'anin sepse ato janë të ndara nga ai, të nxjerrura nga ai që erdhë me të dhe ato janë sqarim i tij, e jo kundërshtuese të tij.
Ndërsa thënia e juaj se ai hadith kundërshton atë që transmetoi Nesaiu nga I Dërguari (s.a.v.s.) se tha: **"Mos të falet askush për askend dhe mos të agjëroj askush për askend por le të ushqej për çdo ditë një mudd** (3 kg. e një çerek) **prej gruri".** Është një gabim i keq sepse Nesaiu e transmetoi kështu: Na tregoi Muhammed Ibn Abdul-A'la, na tregoi Jezid Ibn Zurej'i, na tregoi Haxhxhaxh El-Ahveli, na tregoi Ejjub Ibn Musa nga Ata Ibn Ebi Rebbah nga Ibn Abbasi (r.a.) se tha: **"Mos të falet askush për askend dhe mos të agjëroj askush për askend, por le të ushqej për çdo ditë një mudd** (3 kg. e një çerek) **prej gruri"**, kështu e transmetoi si thënie të Ibn Abbasit (r.a.), e jo si thënie të Dërguarit të All-llahut (s.a.v.s.), atëherë si ka mundësi që të kundërshtohet thënia e të Dërguarit të All-llahut (s.a.v.s.) me thënien e Ibn Abbasit (r.a.) pastaj t'i jipet atij përparësi me gjithë vërtetimin e të kundërtës nga Ibn Abbasi (r.a.) kurse I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) nuk e tha këtë kurrë. Si ka mundësi ta ketë thënë ai këtë derisa në dy Sahihat është vërtetuar se ai tha: **"Kush vdes duke lënë borxh agjërim le të agjëroj për të përgjegjësi i tij".** Pastaj si ka mundësi ta ketë thënë atë kur nga Burejde në Sahihun e Muslimit transmetohet se një grua tha: Nëna ime vdiç duke lënë borxh agjërimin e një muaji? Ai (s.a.v.s.) i tha: **"Agjëro për nënën tënde".**
Ndërsa thënia e juaj: Se ai hadith kundërshton hadithin e Ibn Omerit (r.a.): **"Kush vdes duke lënë agjërim borxh të Ramazanit le të ushqej për të".** Është i të njejtit lloj sepse ai është hadith i pavërtetë të cilin nuk e tha I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.).
Bejhekiu tha[233]: Hadithi i Muhammed Ibn Abdurrahman Ibn Ebi Lejla nga Nafiu nga Ibn Omeri (r.a.) nga I Dërguari (s.a.v.s.): **"Kush vdes duke lënë agjërim borxh të Ramazanit le të ushqej për të",** nuk është i sakt kurse Muhammed Ibn Aburrahmani është përplotë supozime, por atë e transmetuan shokët e Nafiiut nga Naffiu nga Ibn Omeri (r.a.) si thënie të tij.
Ndërsa thënia e juaj: Se ai bie në kundërshtim me anologjinë e qartë krahasuar me namazin, Islamin dhe pendimin sepse këto nuk i bën askush për askend.
Betohem në All-llahun se kjo anologji është e qartë në kotësinë e pavlefshmërinë e saj që të refuzoj Sunnetin e saktë dhe të qartë të Dërguarit të All-llahut (s.a.v.s.), i cili dëshmon kotësinë e saj, e ne sqaruam dallimin në mes të pranimit të Islamit për pabesimtarin pas vdekjes së tij dhe përfitmit të muslimanit nga ai shpërblim që i dhuron vëllau i tij musliman nga agjërimi, ose sadaka, ose namazi, betohem në All-llahun se dallimi në mes tyre është shumë më i qartë se të fshihet, prandaj a mos ekziston ndonjë anologji më e pavlerë se anologjia në mes përfitmit të muslimanit pas vdekjes së tij të atij shpërblimi që i dhuron atij vëllau i tij musliman nga vepra e tij me pranimin e Islamit për pabesimtarin pas vdekjes së tij apo pranimin e pendimit për kriminelin pas vdekjes së tij.

**KAPITULL**

---

[233] **I dobët.** E transmetoi Bejhekiu në "El-Kubra" (4/255, 6/279). Them: Muhammed Ibn Abdurrahman Ibn Ebi Lejla është me shumë supozime.

Ndërsa fjala e Shafiiut, All-llahu e mëshiroftë, në të cilën përmend gabimin e transmetuesit të hadithit të Ibn Abbasi (r.a.) se zotimi i nënës së Sa'dit ishte agjërimi, në këtë u përgjigj njeriu i cili është përkrahësi më i madh i tij e ai është Bejhekiu, ndërsa ne po përmendim thënien e tij sipas shprehjes së tij, të cilën e tha në librin "El-Ma'rife – Njohuria" pasi që rrëfeu thënien e tij: "Është vërtetuar lejimi i agjërimit për të vdekurin në transmetimin e Seid Ibn Xhubejrit, Muxhahidit, Atas dhe Ikremes nga Ibn Abbasi (r.a.)", në transmetimin e shumicës së tyre thuhet se një grua i tha atij (s.a.v.s.) kështu që nënkuptoi të jetë një grua tjetër nga rrëfimi i nënës së Sa'dit, ndërsa në transmetimin e disave nga ata i tha: **"Agjëro për nënën tënde".**
Tha: Saktësinë e tij e dëshmon edhe transmetimi i Abdullah Ibn Ata El-Medinijit i cili tha: Më tregoi Abdullah Ibn Burejde El-Eslemiu nga babai i tij se tha: Isha te I Dërguari (s.a.v.s.) kur erdhë një grua dhe i tha: O I Dërguar i All-llahut unë e dhashë sadak për nënën time një robëresh kurse ajo vdiç e robëresha mbetë, ai i tha: **"Shpërblimi yt është obliguar ndërsa ate e kthen me trashëgimin tënde".** Ajo i tha: Ajo vdiç duke lënë borxh agjërimin e një muaji? I tha: **"Agjëro për nënën tënde",** ajo prapë i tha: Ajo vdiç pa kryer Haxhxhin? I tha: **"Kryeje Haxhxhin për nënën tënde",** e transmetoi Muslimi në Sahihun e tij nga disa aspekte nga Abdullah Ibn Ataja, përfundoi.
Them: Transmetoi Ebu Bekr Ibn Ebi Shejbe i cili tha: Na tregoi Ebu Muavije nga El-A'meshi nga Muslim El-Betini nga Seid Ibn Xhubejri nga Ibn Abbasi (r.a.) i cili tha: Erdhë një njeri te I Dërguari (s.a.v.s.) dhe i tha: O I Dërguar i All-llahut, nëna ime vdiç duke lënë borxh agjërimin e një muaji, a të agjëroj për të? I Dërguari (s.a.v.s.) tha: **"Sikur ajo të ketë borxh a do ta lashe për të? I tha: Po. Ai i tha: Borxhi i All-llahut ka më shumë meritë të lahet".**
E transmetoi edhe Ebu Hajtheme i cili tha: Na tregoi Muavi Ibn Amr, na tregoi Zaide nga El-A'meshi, pastaj e përmendi atë.
Ky është tjetër nga hadithi i nënës së Sa'dit (r.a.) si nga ana e zingjirit transmetues ashtu edhe nga metni (brendësia e hadithit), sepse rrëfimin e nënës së Sa'dit (r.a.) e transmetoi Maliku nga Zuhriu nga Ubejdil-lah Ibn Utbe nga Ibn Abbasi (r.a.) se Sa'd Ibn Ubade (r.a.) e pyeti të Dërguarin e All-llahut (s.a.v.s.) dhe i tha: Nëna ime vdiç duke lënë borxh një zotim? I Dërguari (s.a.v.s.) i tha: **"Kryeje atë për të".** Kështu e transmetuan në dy Sahihët[234].
Të themi se kështu është i mbajtur në mend ky hadith, ai zotim është i papërcaktuar, atëherë a gjindet kjo në hadithin e El-A'meshit nga Muslim El-Betini nga Seid Ibn Xhubejri duke patur parasyshë se I Dërguari (s.a.v.s.) nuk kërkoi sqarim nga Sa'di (r.a.) se ai zotim a ishte namaz, apo sadaka, apo agjërim duke ditur se zotuesi mund të zotohet në kryerjen e këtij apo atij, prandaj kjo argumenton se nuk ka dallim mes kryerjes së zotimit për agjërim apo për namaz, ose përndryshe do t'i kishte thënë se cili është zotimi, sepse nëse zotimi ndahet në dy pjesë zotim i cili pranon kryerjen për të vdekurin dhe zotimi tjetër i cili nuk pranon nuk do të ishte, nuk do të ndahej.

**KAPITULL**

Ne këtu po përmendim thëniet e dijetarëve rreth agjërimit për të vdekurin që mos të mendohet se në këtë çështje ka pajtim në kundërshtimin e saj.
Abdullah Ibn Abbasi (r.a.) tha: Agjërohet për të në zotim kurse ushqen për të në borxhin e Ramazanit dhe ky është medhhebi (mendimi) i imam Ahmedit.
Ebu Thevri tha: Agjërohet për të edhe në rastin e zotimit edhe në farz, kështu thanë edhe Ebu Davud Ibn Aliu dhe shokët e tij: Agjërohet për të qoftë për zotim apo për obligim.

[234] E transmetoi Buhariu (1935), Fet'hul-Bari (4/227) dhe Muslimi në "Es-Savm" (154-156).

El-Evzaiu tha: Përgjegjësi i tij jep sadak në vend të agjërimit, e nëse nuk ka mundësi agjëron për të, kështu tha edhe Sufjan Eth-Thevriu në njërin nga dy transmetimet e tij.
Ebu Ubejd El-Kasim Ibn Selami tha: Agjërohet për të në zotim kurse ushqehet për të në agjërimin farz.
El-Haseni tha: Sikur ai të ketë lënë borxh një muaj pastaj tridhjetë persona e agjërojnë nga një ditë për të do të lejohej.
**KAPITULL**
Ndërsa thënia e juaj: Se në obligimin e Haxhxhit i arrinë vetëm shpërblimi i shpenzimit e jo edhe i veprave të tij, është një akuzë e zhveshur pa argument dhe Sunneti e refuzon atë sepse I Dërguari (s.a.v.s.) tha: **“Kryeje Haxhxhin për babain tënd”** kurse gruas i tha: **“Kryeje Haxhxhin për nënën tënde”.** Ai na informoi se vetë Haxhxhi bëhet për të vdekurin, e nuk tha se shpenzimi është ai që arrinë tek ai.
Kështu i tha edhe atij të cilin e dëgjoi duke bërë telbije (duke thënë: O All-llah pranoje) për Shibremen: **“Kryeje Haxhxhin për vetën tënde pastaj kryeje atë për Shibremen”.**
Kur gruaja e pyeti për fëmiun të cilin e kishte me vete dhe i tha: **“A ka për këtë Haxhxh? I tha: Po”,** e nuk i tha se për të ke shpërblimin e shpenzimit, por i tregoi se ai ka Haxhxh edhe pse ai nuk veproi asgjë, kurse përgjegjësi i tij e zëvendëson atë në veprat e Haxhxhit.
Pastaj zëvendësi i të vdekurit në Haxhxhin e tij mund të mos shpenzojë asgjë përveç shpenzimit të qëndrimit të tij, atëherë çfarë është ajo që e bën atë shpërblim të shpenzimit qëndrimin e tij për atë që e kryen Haxhxhin kurse ai nuk shpenzoi për Haxhxh por ai është shpenzimi i tij qëndroi apo udhëtoi, prandaj këtë thënie e refuzon Sunneti dhe anologjia, All-llahu e di më së miri.
**KAPITULL**
Nëse thuhet: A është kusht që ai shpërblim të arrijë të dhurohet me shprehje apo mjafton që ai të arrijë thjeshtë nijeti i vepruesit që t’ia dhuroi tjetërkujt?
Themi: Sunneti nuk ka kushtëzuar të shprehurit me gjuhë me rastin e dhurimit në asnjë hadith, por ai (s.a.v.s.) ia dorëzoi atë vepër si agjërimin, Haxhxhin dhe sadakan tjetrit, e nuk i tha vepruesit të tyre thuaj: O All-llah, këtë për filanin të birin e filanit sepse All-llahu i madhëruar e di nijetin e robit dhe qëllimin e tij në punën e tij, nëse e përmendë atë lejohet por nëse nuk e përmend duke mjaftuar me nijetin e zemrës do të arrijë tek ai dhe nuk ka nevojë të thotë: O All-llah, unë do të agjëroj nesër për filanin të birin e filanit. Për këtë, All-llahu e di më mirë, e kushtëzuan nijetin para veprimit të veprës ata të cilët kushtëzuan arritjen e shpërblimit për tjetrin që me të të është për qëllim i vdekuri.
E nëse e vepron për vetën e tij pastaj e bën nijet që t’ia dhuroi shpërblimin tjetrit, nuk kalon te tjetri me vetë nijetin, sikurse edhe nëse bën nijet që të dhuroi, apo të liroi rob, apo të japë sadak, nuk arrinë vetëm me nijet.
Këtë e sqaron sikur dikush të ndërtoi një vend me qëllim që ta bëjë një xhami, apo një shkollë, apo një qeshme, e të ngjashme, ai vend kalon në vakaf (për All-llahun) pas veprimit me nijetin e tij dhe nuk ka nevojë ta shprehë me gjuhë.
Gjithashtu nëse i dorëzon të varfërit pasuri me nijet të zekatit bie zekati nga ai edhe nëse nuk e shpreh me gjuhë.
Poashtu sikur ta kryen një borxh për tjetrin, qoftë ai i gjallë apo i vdekur, bie nga përgjegjësia e tij edhe nëse nuk thotë kjo për filanin.
Nëse thuhet: A përcaktohet që me rastin e dhurimit ta mvarë atë nga kjo thënie: O All-llah, nëse e ke pranuar këtë vepër nga unë dhe më ke përforcuar në të dhuroja shpërblimin filanit, apo nuk është e nevojshme të thuhet kjo?

Themi: Nuk përcaktohet një gjë e tillë as me të shprehur e as me qëllim, madje as nuk ka dobi nga ky përcaktim sepse All-llahu i madhëruar e kryen atë pa marrë parasyshë a e kushtëzoi atë apo nuk e kushtëzoi. Sikur i Madhëruari të kryente diçka tjetër pa kushtëzim do të kishte në atë kushtëzim dobi.
Ndërsa thënia e tij: O All-llah, nëse më ke përforcuar në këtë dhuroja shpërblimin filanit, kjo është thënë duke u bazuar në atë se shpërblimi i përcaktohet vepruesit pastaj bartet nga ai tek ai që i është dhuruar, por nuk është kështu, madje sikur ta bëjë nijetin në momentin e veprimit për filanin bie shpërblimi për atë që është vepruar fillimisht, sikur ta ketë liruar p.sh. robin e tij për dikë tjetër nuk themi: Shpërblimi bie fillimisht për atë që e liron pastaj bartet tek ai që është liruar për të dhe kjo është kështu, All-llahut i takon pëlqimi.
Nëse thuhet: Çka është më së miri të dhurohet për të? Themi: Me vlerë më të madhe është të dhurohet ajo që është më e dobishme për vetën, pra lirimi i robit për të, sadaka është më e mirë se agjërimi, sadaka më e mirë është ajo sadak që dhuruesi është i nevojshëm për të dhe që është e vazhdueshme, prandaj I Dërguari (s.a.v.s.) tha: **“Sadaka më e mirë është dhënia e ujit”**[235] dhe kjo aty ku ka pak ujë dhe ndihet etje e madhe, përndryshe dhënia e ujit aty ku ka lumenjë dhe puse nuk është më me vlerë se dhënia e ushqimit kur ka nevojë për të, gjithashtu lutja dhe istigfari për të nëse bëhet me sinqeritet nga lutësi dhe me përkushtim në vendin e tij është më me vlerë se sadaka për të sikur është p.sh. namazi i xhenazes dhe të luturit te varri i tij (pas varrosjes për një kohë sa të therret një deve dhe të shpërndahet mishi i saj).
Thënë përgjithësisht ajo që ka vlerë më të madhe për tu dhuruar për të vdekurin është lirimi i robit, sadaka, istigfari, lutja për të dhe Haxhxhi për të.
**Ndërsa leximi i Kur’anit dhe dhurimi i tij për të vullnetarisht pa pagesë arrinë tek ai sikurse arrinë shpërblimi i agjërimit dhe ai i Haxhxhit.**
Nëse thuhet: Por kjo nuk ka qenë e njohur te selefi (të parët) dhe nuk ka asnjë transmetim prej tyre me gjithë lakminë e tyre të madhe për çdo mirësi, poashtu nuk i udhëzoi I Dërguari (s.a.v.s.) në këtë por ai i udhëzoi në lutje, istigfar, sadak, Haxhxh dhe agjërim, prandaj sikur shpërblimi i leximit të arrinte ai do t’i udhëzonte në këtë dhe ata do ta bënin.
Përgjigjeja në këtë pyetje bëhet nëse pyetësi pranon arritjen e shpërblimit të Haxhxhit, agjërimit, lutjes dhe istigfarit.
I thuhet: Cila është ajo veçanti e cila pengon arritjen e shpërblimit të Kur’anit derisa obligon arritjen e shpërblimit të atyre veprave, a nuk është kjo përveçse ndarje e gjërave të ngjashme? Por, nëse ai nuk pranon arritjen e atyre gjërave te i vdekuri atëherë ai është i dënuar me Kur’an, Sunnet, Ixhma dhe bazat e sheriatit.
Arsyeja e cila për shkak të saj nuk është shfaqur kjo te selefi (te të parët) është sepse ata nuk kanë patur Vakafe (vend ku shfaqen apo dorzohen veprat e mira) të atyre që lexojnë apo u dhurojnë të vdekurve, ata apsolutikisht nuk kanë ditur një gjë të tillë dhe as që drejtoheshin kah varri që të lexojnë tek ai sikurse veprojnë njerëzit sot, as që ndonjëri nga ata dëshmonte para njerëzve se ky shpërblim i leximit është për filan të vdekurin, madje një gjë të tillë nuk e shprehnin as me rastin e dhurimit të shpërblimit për sadak apo agjërim.
Pastaj këtij thënsi i thuhet: Sikur të ngarkohesh që të transmetosh nga një person nga selefi se tha: O All-llah, shpërblimin e këtij agjërimi po ia dhuroi filanit nuk do të kishe mundësi, sepse ata ishin fshehësit më të fortë të veprave të mira, ata assesi nuk do të dëshmonin dikë para All-llahut se po i dhurojnë veprat e tyre të mira për të vdekurit e tyre.

[235] **I mirë.** E transmetoi Nesaiu (6/255), Ibn Maxhe (3684) dhe Ahmedi në “El-Musned” (5/285).

Nëse thuhet: Por I Dërguari (s.a.v.s.) i udhëzoi që të agjërojnë, të japin sadak dhe të kryejnë Haxhxh për të vdekurit, e nuk i udhëzoi të lexojnë Kur'an.
Themi: Ai (s.a.v.s.) nuk i filloi t'i përmendë ato, por ato i përmendi si përgjigje për ta, sepse njëri e pyeti që të bëjë Haxhxh për të vdekurin dhe i lejoi atij, kurse një tjetër e pyeti që të agjëroj për të vdekurin dhe ai e lejoi atë, kurse një tjetër e pyeti që të jap sadak për të vdekurin dhe ai e lejoi atë dhe në të gjitha ato raste nuk ua ndaloi gjërat e tjera.
Çfarë dallimi ka mes arritjes së shpërblimit të agjërimit i cili është thjeshtë një nijet e përmbajtje dhe në mes të arritjes së shpërblimit të leximit dhe dhikrit (përmendjes së All-llahut).
Ndërsa ai që tha se asnjë nga selefi nuk e ka bërë atë, është një thënës i cili thotë atë që nuk e di sepse kjo është një dëshmi e cila mohon atë që nuk e di dhe ku e di ai që ndoshta selefi e kanë bërë atë dhe nuk ua kanë dëshmuar atyre që kanë qenë tek ata, por kanë mjaftuar se atë e ka ditur Njohësi i fshehtësive i cili i di nijetet dhe qëllimet e tyre në veçanti duke ditur se të shprehurit e nijetit me gjuhë me rastin e dhurimit nuk është kusht sikurse e përmendëm më herët.
Sekreti i kësaj çështjeje është se shpërblimi është pronësi e vepruesit, kështu që kur ai vullnetarisht ia dhuron atë vëllaut të tij musliman ia dërgon atë All-llahu i madhëruar, atëherë çfarë është ajo që e veçoi nga e gjithë kjo shpërblimin i leximit të Kur'anit dhe ia ndaloi robit që t'ia dërgoi vëllaut të tij. Ky është edhe një veprim i njerëzve të tjerë, madje edhe i atyre që e refuzojnë arritjen e shpërblimit te i vdekuri, në vendet dhe qytetet e tjera pa kurrfarë urrejtje të dijetarëve.
Nëse thuhet: Çfarë thuani që shpërblimi t'i dhurohet të Dërguarit të All-llahut (s.a.v.s.)? Themi: Disa nga fukahat e mëvonshëm e pëlqyen atë kurse disa nuk e pëlqyen atë, madje e konsideruan bidat (risi në fe) sepse Sahabët (r.a.) nuk kanë bërë një gjë të tillë. Ndërsa I Dërguari (s.a.v.s.) ka shpërblimin e secilit nga ummeti i tij i cili punon një të mirë pa i mangësuar vepruesit të saj asgjë, sepse ai është i cili e udhëzoi ummetin e tij në çdo mirësi dhe i ftoi në to, kështu që ai që fton në një rrugë të mirë do të ketë shpërblimin e njejtë me atë që e pason pa i mangësuar nga shpërblimet e tyre asgjë, prandaj çdo udhëzim dhe dituri që e arriti ummeti i tij e arriti nga duart e tij kështu që ai ka shpërblimin e barabartë me ata që e pasojnë pa marrë parasyshë ia dhuruan atë apo nuk ia dhuruan, All-llahu e di më së miri.

**ÇËSHTJA E SHTATËMBËDHJETË**

**A ËSHTË SHPIRTI KADIM (I VJETËR, I PAFILLIM) APO I ÇPIKUR E I KRIJUAR?**

Nëse ai është i çpikur e i krijuar dhe ai është çështje e All-llahut si, pra, atëherë çështja e All-llahut është e çpikur e krijuar? E, All-llahu i madhëruar na informoi se Ai i fryu Ademit (a.s.) prej shpirtit të Tij, prandaj kjo bashkëngjitje me të a argumenton se ai është kadim (i pafillim) apo jo? Cili është realiteti i kësaj bashkëngjitje? E, Ai na informoi se Ademin (a.s.) e krijoi me dy duart e Tij dhe i fryu prej shpirtit të Tij, kështu që ia bashkangjiti Vetës duart dhe shpirtin me një bashkangjitje.
S'ka dyshim se kjo është një çështje në të cilën rrëshqitën dijetarët dhe humbën në të grupe të shumta të bijve të Ademit, ndërsa i udhëzoi All-llahu pasuesit e të Dërguarit të Tij në të vërtetën e qartë dhe të saktën e sqaruar. Të Dërguarët (paqja e All-llahut qoftë me ta) u pajtuan se ai është i çpikur, i krijuar, i formësuar, i zotëruar dhe i udhëhequr. Kjo detyrimisht është e ditur në fenë e të Dërguarve (paqja e All-llahut qoftë me ta) sikurse dihet detyrimisht se bota është e krijuar, se trupat do të rikthehen dhe se Vetë All-llahu është Krijuesi dhe çdo gjë pos Tij është e krijuar. E gjenerata e Sahabëve (r.a.), gjenerata e pasuesve të tyre dhe gjenarata e pasuesve të

pasuesve të Sahabëve (r.a.), që janë gjeneratat më të lavdëruara, ishin unanim në këtë pa kurrfarë kundërshtimi se ai është i çpikur dhe i krijuar derisa u shfaqën disa filozofë të cilët ishin të cekët në kuptimin e tyre të Kur'anit dhe Sunnetit, kështu që supozuan se ai është kadim (i vjetër, i pafillim) i pakrijuar dhe morën për argument se ai është çështje e All-llahut kurse çështja e Tij nuk është e krijuar dhe se All-llahu i madhëruar ia bashkangjiti atë vetës sikurse ia bashkangjiti vetës diturin, Librin, fuqinë, dëgjimin, shikimin dhe dorën e Tij, ndërsa disa të tjerë u ndalën duke thënë: Nuk themi se ai është i krijuar e as i pakrijuar.
U pyet për këtë Hafiz Asbehan Ebu Abdullah Ibn Mendeh e tha: Më pastaj, një pyetës më ka pyetur për shpirtin të cilin All-llahu i madhëruar e bëri mbajtës të krijesave e trupave të tyre dhe përmendi se disa kanë folur për shpirtin, e supozuan se ai është i pakrijuar, si dhe veçoi disa nga ata prej tyre Ruhul-Kudus (Shpirti i pastër, i shenjtë, Xhibrili a.s.) dhe se ata janë nga qenia e All-llahut? Ai tha: Unë po i përmendi thëniet kundërshtuese të parëve të tyre, do të sqarojë thëniet e tyre të cilat kundërshtojnë Librin, gjurmët, thëniet e Sahabëve, e të pasuesve të tyre dhe të dijetarëve, më pastaj do të sqaroj aspektet e shpirtit nga Kur'ani dhe gjurmët, do të sqaroj gabimin e atij që foli për shpirtin pa dituri dhe se thëniet e tyre pëlqehen me thënien e Xhehmit e të shokëve të tij. Themi duke kërkuar pëlqimin e All-llahut: Njerëzit (dijetarët) ranë në kundërshtim në njohjen e shpirtrave dhe vendin e tij nga Nefsi.
**Disa prej tyre thanë:** Të gjithë shpirtrat janë të krijuar dhe ky është medhhebi (mendimi) i Ehlus-Sunnetit dhe i gjurmëve, si argument morën thënien e të Dërguarit (s.a.v.s.): **"Shpirtrat janë si ushtria e fortifikuar, ata që njihen ndërmjet vete afrohen kurse ata që urrehen ndëmjet vete kundërshtohen",** atëherë ushtritë e fortifikuara janë të krijuara.
**Disa të tjerë thanë:** Shpirtrat janë çështje e All-llahut realitetin e diturinë e të cilëve e fshehu All-llahu nga krijesat dhe argument morën thënien e All-llahut të madhëruar: *"...Thuaj: "Shpirti është çështje e All-llahut..."* (El-Isra : 85).
**Disa të tjerë thanë:** Shpirtrat janë një dritë e dritave të All-llahut të madhëruar dhe jetë nga jeta e Tij, si argument morën thënien e të Dërguarit (s.a.v.s.): **"All-llahu i krijoi krijesat në errësirë dhe pastaj u hodhi atyre nga drita e Tij**"[236]. Pastaj e përmendi kundërshtimin rreth shpirtrave se a vdesin apo jo? Si dhe a dënohen me trupat në Berzah dhe në vendqëndrimin e tyre pas vdekjes? Dhe se a është ai vetë Nefsi apo diç tjetër?
Muhammed Ibn Nasr El-Merviziu në librin e tij tha: Një grup i të pafeve dhe një grupë i Rafidive (shiitëve) e komentuan shpirtin ashtu si e komentuan atë të krishterët shpirtin e Isaut (a.s.), kështu që ata të cilët e komentuan atë duke thënë se shpirti u nda nga qenia e All-llahut dhe u bartë te besimtari ai grup i të krishterëve e adhuruan edhe Isaun (a.s.) edhe Merjemen (a.s.) sepse Isau (a.s.) tek ata është një shpirt prej All-llahut që hyri në Merjemen (a.s.) dhe ai është i pakrijuar tek ata.
Një grup tjetër i ta pafeve dhe një grup tjetër i Rafidive thanë: Shpirti i Ademit (a.s.) është ngjashëm me këtë i pakrijuar dhe e komentuan thënien e të madhëruarit: *"...dhe t'i japë (t'i fryejë) atij shpirtin që është krijesë e Imja (nga shpirti Im)..."* (El-Hixhr : 29) dhe thënien e Tij: *"Mandej, Ai e formëson atë (në barkun e nënës) dhe nga ana e vet i jep shpirt atij..."* (Es-Sexhde : 9), duke supozuar se shpirti i Ademit (a.s.) nuk është i krijuar, ashtu sikurse e komentuan ata që thanë: Nuri (drita) është prej Zotit e pakrijuar. Ata (shiitët) thanë: Pastaj ata u bartën pas Ademit (a.s.) te El-Vesijji (trashëguesi), pastaj u bartë prej çdo pejgamberi te El-Vesijji

[236] **I saktë.** E transmetoi Tirmidhiu (2642), Ahmedi në "El-Musned" (2/176, 197), Ibn Hibbani (1812) dhe Hadithet e sakta (1076).

(trashëguesi) derisa u bartë te Hasani dhe Husejni (r.a.), pastaj te secili Vesijj dhe imam që me të imami di çdo gjë dhe nuk ka nevojë që askush ta mësoi.
Nuk ka kundërshtim në mes muslimanëve (të Ehlus-Sunnetit) se shpirtrat të cilët janë në Ademin (a.s.), në bijtë e tij dhe në Isaun (a.s.) që të gjithë janë të krijuar nga All-llahu dhe të çpikur nga Ai, pastaj ia bashkangjiti Ai vetës së Tij sikurse ia bashkangjiti Vetës së Tij krijesat e tjera, Allahu i madhëruar thotë: *"Dhe për ju nënshtroi gjithë ç'ka në qiej dhe ç'ka në tokë, e gjithë kjo nga ai..."* (El-Xhathije : 13).
Shejhul-Islam Ibn Tejmijje tha: Shpirti njerëzor është i krijuar dhe i çpikur me pajtimin e të parëve të ummetit, të imamëve të tyre dhe të tjerëve të Ehlus-Sunnetit. Pajtimin e dijetarëve se shpirti është i krijuar e treguan më shumë se një dijetar në mesin e imamëve të muslimanëve si p.sh. Muhammed Ibn Nasr El-Merviziu, imami i njohur i cili ishte nga më të diturit e kohës së tij me pajtimin e të gjithëve pa kundërshtim, poashtu atë e vërtetoi Muhammed Ibn Kutejbe duke thënë në librin e tij "El-Lafdh – Të shprehurit (fjala)" kur foli për shpirtin: Dijetarët u pajtuan se All-llahu i madhëruar është Çarësi i farës dhe Krijuesi i shpirtit. Ebu Is'hak Ibn Shakila duke u përgjigjur në këtë çështje tha: Ke pyetur, All-llahu të mëshiroftë, se a është shpirti i krijuar apo jo? Tha: Se shpirti është nga gjërat e krijuara është një çështje në të cilën nuk dyshon ai që është pëlqyer në të saktën. E, në këtë çështje folën disa nga dijetarët më të mëdhenjë dhe i kundërshtuan ata të cilët supozuan se ai nuk është i krijuar. El-Hafidh Ebu Abdullah Ibn Mendeh përpiloi rreth kësaj një libër të madh, para tij imami Muhammed Ibn Nasr El-Merviziu dhe të tjerët, pastaj shejh Ebu Seid El-Harrazi, Ebu Ja'kub En-Nehr Xhuri dhe gjykatësi Ebu Ja'la. Atë e cituan edhe imamët e mëdhenjë, i urrejtën vendosmërisht ata të cilët thanë një gjë të tillë për shpirtin e Isaut të birit të Merjemes (a.s.), e çfarë të themi për shpirtrat e të tjerëve, sikurse edhe e përmendi atë imam Ahmedi në shkrimet e tij kur i kundërshtoi të pafetë dhe Xhehemitë, pastaj El-Xhehemiu pretendoi një çështje duke thënë: Unë e gjejë një ajet në Librin e All-llahut i cili argumenton se Kur'ani është i krijuar, e ajo është thënia e All-llahut të madhëruar: *"...Mesihu Isa, bir i Merjemes, ishte vetëm i dërguar i All-llahut. Ishte fjalë e Tij (bëhu) që ia drejtoi Merjemes dhe ishte frymë (shpirt nga Ai)..."* (En-Nisa : 171), pra Isau është i krijuar. Ne i themi atij: All-llahu i madhëruar ta ka ndaluar kuptimin e Kur'anit sepse mbi Isaun kalojnë fjalë të cilat nuk kalojnë mbi Kur'anin, e ne atë e quajmë i lindur, fëmijë, djalosh i cili hanë dhe pin, ai është i urdhëruar me urdhër e me ndalesë i cili pranon të folurit, si dhe premtimin e qortimin, pastaj ai është nga pasardhësit e Nuhut dhe Ibrahimit (a.s.), e nuk na lejohet neve të themi për Kur'anin atë që e themi për Isaun (a.s.), prandaj a keni dëgjuar All-llahun e madhëruar të thotë për Kur'anin atë që e thotë për Isaun (a.s.)? Mirëpo kuptimi i thënies së Tij: *"...Mesihu Isa, bir i Merjemes, ishte vetëm i dërguar i All-llahut. Ishte fjalë e Tij (bëhu) që ia drejtoi Merjemes dhe ishte frymë (shpirtë nga Ai)..."* është se fjala të cilën ia drejtoi Merjemës është ajo kur i tha bëhu, kështu që Isau (a.s.) u bë me thënien bëhu, e Isau (a.s.) nuk është thënia bëhu, por ai u bë me thënien bëhu. Thënia bëhu ishte prej All-llahut, e jo se ajo ishte një krijesë, por të krishterët dhe Xhehemitë gënjyen për All-llahun në çështjen e Isaut (a.s.) kur Xhehemitë thanë: Ai është shpirti dhe fjala e All-llahut përveçse fjala e Tij është krijesë (e krijuar). Ndërsa të krishterët thanë: Isau është shpirt dhe fjalë e All-llahut prej vetë qenies së Tij sikurse thuhet kjo copëz (e harrnit) është prej kësaj teshe. Ne themi: Isau (a.s.) ka qenë në fjalë e jo Isau (a.s.) është vetë fjala, mirëpo fjala është thënia e All-llahut të madhëruar bëhu, kurse thënia e Tij *"dhe ishte frymë (shpirtë nga Ai)"* thotë se me urdhërin e Tij u vendos shpirti në të sikurse thuhet në thënien e Tij: *"Dhe për ju nënshtroi gjithë ç'ka në qiej dhe ç'ka në tokë, e gjitha kjo*

*nga Ai..."* (El-Xhathije : 13), pra thotë nga urdhëri i Tij, ndërsa komentimi i shpirtit të All-llahut ka kuptimin fjala e All-llahut të cilën Ai e krijoi sikurse thuhet rob i All-llahut, qielli i All-llahut dhe toka e All-llahut. Pra, e tha haptas se shpirti i Mesihut është i krijuar, e çfarë të themi për shpirtrat e tjerë derisa Ai i bashkangjiti Vetës së Tij shpirtin të cilin e dërgoi te Merjemja (a.s.) dhe ai është rob e i dërguar i Tij, e gjithë kjo nuk argumentoi se ai është kadim (i pafillim) i pakrijuar, All-llahu i madhëruar thotë: *"...e Ne, ia dërguam asaj Xhibrilin (shpirtin Tanë), e ai iu paraqit asaj njeri në tërësi. Ajo tha: "Unë i mbështetëm të Gjithëmëshirshmit prej teje, nëse je që i frikësohesh Atij (pra më lë të lirë)! Ai (Xhibrili) tha: "Unë jam vetëm i dërguar (melek) i Zotit tënd për të dhuruar ty një djalë të pastër (pejgamber)"* (Merjem : 17-19). Ky shpirt është shpirt i All-llahut dhe ai (Xhibrili a.s.) është rob dhe i dërguar i Tij.
Ne, in sha All-llah, do t'i përmendim llojet e të bashkangjiturave me All-llahun si dhe kur ato të bashkangjitura janë cilësi të Tij të pafillim, kur ato janë të krijuara dhe çka i përcakton ato.
**KAPITULL**
Ajo që argumenton se shpirti është i krijuar janë disa aspekte:
**Aspekti i parë:** Thënia e All-llahut të madhëruar: *"All-llahu është Krijuesi i çdo gjëje..."* (Zummer : 62). Kjo thënie është e përgjithshme dhe nuk veçon asgjë në asnjë aspekt, por aty nuk hynë cilësitë e Tij sepse ato janë brenda emrit të Tij dhe All-llahu i madhëruar është Zoti i përshkruar me cilësitë apsolute, prandaj dituria, fuqia, jeta, dëshira, dëgjimi, shikimi i Tij dhe cilësitë e Tija të tjera janë brenda emrit të Tij, ato nuk janë brenda gjërave të krijuara sikurse edhe qenia e Tij që nuk ka hyrë në brendësinë e tyre, kështu që Ai i Madhëruari me cilësitë e Tij është Krijuesi kurse çdo gjë përveç Tij është e krijuar.
Është e ditur në mënyrë të prerë se shpirti nuk është All-llahu e as një cilësi e Tij, por ai është një krijim i krijimeve të Tij, prandaj krijimi i tij është si krijimi i melekëve, xhindëve dhe njerëzve.
**Aspekti i dytë:** Thënia e Tij Zekerias: *"...Unë të krijova më parë ty, që nuk ishe fare"* (Merjem : 9). Këtu i është drejtuar shpirtit dhe trupit të tij e jo vetëm trupit, sepse trupi në vetën e tij nuk kupton, nuk i flitet dhe nuk ka logjikë, por ai që kupton, atij që i flitet dhe ai që ka logjikë është shpirti.
**Aspekti i tretë:** Thënia e Tij: *"E All-llahu ju krijoi juve edhe atë që e punoni"* (Es-Saffatë : 96).
**Aspekti i katërt:** Thënia e të madhëruarit: *"Ne ju krijuam pastaj ju dhamë formën, e mandej melekëve u thamë: "Bëni sexhde për Ademin"..."* (El-A'rafë : 11). Ky informim përfshinë shpirtrat dhe trupat tanë sikurse thonë shumica e dijetarëve, e sikur me këtë të jetë për qëllim krijimi i shpirtrave para krijimit të trupave sikurse thonë ata që mendojnë këtë, atëherë bazuar në këtë është e qartë se shpirtrat u krijuan.
**Aspekti i pestë:** Ajetet të cilat argumentojnë se All-llahu i madhëruar është Zoti ynë, Zoti i të parëve tanë, Zoti i çdo gjëje dhe kjo përfshinë shpirtrat e trupat, pra shpirtrat janë të zotëruar të nënshtruar si edhe trupat dhe çdo gjë që është i zotëruar e i nënshtruar është i krijuar.
**Aspekti i gjashtë:** Sureja e parë e Kur'anit, e që është El-Fatiha-ja, argumenton se shpirtrat janë të krijuar nga disa aspekte:
**Njëra prej tyre:** Thënia e Tij: *"Falënderimi i takon All-llahut, Zotit të botëve!"*, e shpirtrat janë nga ato botëra, pra Ai është Zoti i tyre.

**E dyta:** Thënia e Tij: *"Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm te Ti kërkojmë ndihmë!"*, e shpirtrat janë adhurues të cilët kërkojnë ndihmë, e sikur ata të ishin të pakrijuar do të adhuroheshin dhe do të kërkohej ndihmë nga ata.

**E treta:** Ata janë të varfër e të nevojshëm për udhëzimin e Krijuesit dhe Zotit të tyre, ata i luten Atij që t'i udhëzojë në rrugën e drejtë.

**E katërta:** Disa nga ata janë të begatuar e të mëshiruar kurse mbi disa nga ata ka rënë hidhërimi i Tij, janë të humbur e të palumtur, e kjo është çështje e atyre që janë të zotëruar e të nënshtruar, e jo çështje e kadimit (pa fillim) e të pakrijuarit.

**Aspekti i shtatë:** Ajetet të cilat argumentojnë përgjithësisht se njeriu është rob, e robërimi i tij nuk i ndodhë vetëm trupit por edhe shpirtit, madje robërimi i shpirtit është bazor kurse ai i trupit është pasues i tij sikurse që është ai pasues i tij në dispozita sepse ai është i cili e lëvizë dhe e përdorë atë, prandaj ai është pasues i shpirtit në adhurim (robërim).

**Aspekti i tetë:** Thënia e Tij: *"A ka kaluar një periudhë kohore që njeriu nuk ekzistonte fare si një diçka i përmendur"* (El-Insan : 1). Prandaj, sikur shpirti i tij të ishte kadim (i pafillim) njeriu nuk do të ishte diçka i papërmendur, sepse ai është njeri me shpirtin e tij e jo vetëm me trupin sikurse është thënë:

**O shërbyes i trupit sa rraskapitesh duke i shërbyer atij**
**E ti me shpirtë je njeri, e jo me trup**

**Aspekti i nëntë:** Citatet të cilat argumentojnë se All-llahu i madhëruar ishte dhe nuk kishte me të asgjë sikurse është transmetuar në Sahihun e Buhariut nga Imran Ibn Husajni (r.a.) se banorët e Jemenit thanë: O I Dërguar i All-llahut, kemi ardhur te ti që të edukohemi në fe dhe të pyesim për fillimin e kësaj çështjeje, e ai tha: **"Ishte All-llahu e nuk kishte me të asgjë, Arshi i Tij ishte mbi ujin dhe Ai shkruajti në Dhikr** (Pllakën e ruajtur) **çdo gjë"[237].** Pra, nuk patë me All-llahun shpirtra të pafillim të cilët ishin të barabartë me ekzistimin e Tij, i lartë e i pastër është All-llahu nga e gjithë kjo, por Ai është I Pari I Vetmi të Cilin nuk e shoqëron në pafillimsinë e tij asgjë.

**Aspekti i dhjetë:** Citatet të cilat argumentojnë krijimin e melekëve të cilët janë shpirtra të panevojshëm për trupa dhe ata janë krijuar para krijimit të njeriut e shpirtit të tij. Nëse meleku e fut shpirtin në trupin e njeriut me një frymë të tij duke e bërë atë krijesë, si pra, atëherë është shpirti i pafillim me një frymë të tij? Ata gabimtarë mendojnë se meleku e dërgon në mitër tek ajo foshnje shpirtin e pafillim, të cilin ai e fryen në të ashtu sikurse dikush i dërgon një njeriu një teshë dhe ai e veshë atë, e s'ka dyshim se ky është gabim dhe devijim, por All-llahu i madhëruar e dërgon melekun i cili i fryen atij me ç'rast i formohet shpirti nga ajo fryerje, pra ajo frymë bëhet shkak që ai ta ketë shpirtin sikurse ishin marrëdhëniet dhe zbritja e spermës shkak i formimit të trupit të tij kurse ushqimi shkak i rritjes së tij, prandaj elementi i shpirtit ndodhë nga fryerja e melekut kurse elementi i trupit ndodhë nga hedhja e spermës në mitër, ai është element qiellor kurse ky tjetri është element tokësor, kështu që disa njerëzve ua merrë anën elementi qiellor dhe shpirti i tij bëhet i lartë i ndershëm i cili i përngjanë melekëve, ndërsa disa të tjerëve ua merrë anën elementi tokësor dhe shpirti i tij bëhet i ulët, tokësor, i urrejtur, i cili përputhet me shpirtrat e ulët, pra meleku është babë i shpirtit të tij kurse toka është babë i trupit të tij.

**Aspekti i njëmbëdhjetë:** Hadithi i transmetuar nga Ebu Hurejre (r.a.) i cili gjindet në Sahihun e Buhariut dhe te të tjerët se I Dërguari (s.a.v.s.) tha: **"Shpirtrat janë si ushtria e fortifikuar, ata që njihen ndërmjet vete afrohen kurse ata që urrehen**

---

[237] E transmetoi Buhariu (3191), Bejhekiu në "El-Kubra" (9/3), Taberani në "El-Kubra" (18/205) dhe hakimi në "El-Mustedrek" (2/341).

**ndrmjet vete kundërshtohen”.** Ushtritë e fortifikuara nuk mund të jenë përveçse të krijuara dhe këtë hadith e transmetuan Ebu Hurejre, Aishja nëna e besimtarëve, Selman El-Farisiu, Abdullah Ibn Abbasi, Abdullah Ibn Mes’udi, Abdullah Ibn Amri, Ali Ibn Ebu Talibi dhe Amr Ibn Abese (All-llahu qoftë i kënaqur me ta).

**Aspekti i dymbëdhjetë:** Shpirti përshkruhet me vdekje, marrje, bartje, lëshim dhe të gjitha këto janë cilësi të krijesës së çpikur e të zotëruar, All-llahu i madhëruar thotë: *“All-llahu i merr shpirtrat kur është momenti i vdekjes së tyre (i vdekjes së trupave të tyre) e edhe atë që është në gjumë e nuk ka vdekur, e atij që i është caktuar vdekja e mban (nuk e kthen), e atë tjetrin (që nuk i është caktuar vdekja, por është në gjumë), e lëshon (të kthehet) deri në një afat të caktuar. Vërtetë, në këto ka argumente për një popull që mendon”* (Ez-Zummer : 42). El-Enfus që janë përmendur në këtë ajet janë gjithsesi shpirtrat, ndërsa në dy Sahihët transmetohet nga Abdullah Ibn Ebi Katade El-Ensariu (r.a.) nga babai i tij se tha: **“Udhëtuam me të Dërguarin e All-llahut (s.a.v.s.) një natë dhe thamë: O I Dërguar i All-llahut, sikur të pushojmë, por ai na tha: Unë kam frikë që do të fleni, prandaj kush do të na zgjojë për namaz? Bilali tha: Unë, o I Dërguar i All-llahut. Atëherë ai u ndalë që të pushojnë dhe u shtrinë, por edhe Bilali u mbështet në shtazën e tij dhe e kaploi gjumi, I Dërguari i All-llahut u zgjua në momentin kur një pjesë e diellit kishte lindur e tha: O Bilal, ku mbet ajo që na the neve? Ai tha: Pasha Atë që të dërgoi me të vërtetën asnjëherë nuk më ka kapluar një gjumë sikurse ky? Atëherë I Dërguari i All-llahut tha: All-llahu i mori shpirtrat tuaj kur Ai dëshiroi dhe i rikthej ata kur Ai dëshiroi”[238].** Ky është shpirti të cilin e merr All-llahu kur vdes dhe në gjum të cilin e merr meleku i vdekjes, ai është të cilin e marrin të dërguarit e All-llahut të madhëruar, ai është te koka e të cilit ulet meleku në momentin kur e nxjerr atë nga trupi i tij me urrejtje dhe e mbështjellë me qefin prej Xhenneti apo prej Zjarri, pastaj e ngrisin atë në qiell dhe luten për të melekët, ose e mallkojnë atë derisa të ndalet para duarve të Zotit të tij dhe Ai e gjykon me urdhërin e tij, pastaj kthehet në tokë e hynë në mes të vdekurit dhe qefinit, si dhe atëherë sprovohet, dënohet dhe begatohet, e ata janë të cilët vendosen në brendësinë e shpendëve të gjelbër dhe ushqehen e pinë në Xhennet, gjithashtu ata janë të cilët i shfaqen zjarrit mëngjes e mbrëmje, ata janë të cilët besojnë, mohojnë, binden dhe kundërshtojnë, ai është i priri në të keq, ai është vetkritiku dhe ai është i qeti me Zotin e tij, me urdhërin dhe përmendjen e Tij, ai është i cili dënohet, begatohet, gëzohet dhe bëhet i palumtur, ai ngujohet, lirohet, ai është i shëndoshë dhe i sëmurë, ai ndien kënaqësi dhe dhimbje, frikohet e pikëllohet dhe cilësi të tjera të cilat i takojnë një krijese të çpikur, si dhe dispozita të një të zotruari, i cili është i udhëhequr dhe i drejtuar nga dëshira e Krijuesit e Çpikësit të tij, për këtë I Dërguari (s.a.v.s.) në momentin e gjumit thoshte: **“O All-llah, Ti e krijove shpirtin tim dhe Ti e merr atë, për Ty është vdekja dhe jeta e Tij, nëse e ndalë atë mëshiroje, e nëse e liron atë ruaje ashtu sikurse i ruan robët e Tu të mirë”[239].** Ai është Krijuesi i shpirtrave sikurse është edhe Krijuesi i trupave, i Madhëruari thotë: *“Nuk ndodh asnjë fatkeqësi në tokë e as në trupin tuaj, e që të mos jetë në shënime (i shkruajtur në Levhi Mahfudh) para se të ngjajë ajo, e kjo për All-llahun është lehtë”* (El-Hadid : 22).

Është thënë: Para se të ndodhë fatkeqësia, por edhe është thënë: Para se të krijohet toka, poashtu është thënë: Para se t’i krijojmë shpirtrat, e cila thënie ka më shumë përparësi sepse ata janë të përmendurit më të afërm në ajet dhe sikur të thuhet

[238] E transmetoi Buhariu (595), Muslimi në “El-Mesaxhid” (311), Nesaiu (2/106), Ahmedi në “El-Musned” (5/307), Bejhekiu në “El-Kubra” (1/403) dhe Ibn Abdul-berr në “Et-Temhid” (2/252).

[239] E transmetoi Muslimi në “Edh-Dhikr” (60), Ahmedi në “El-Musned” (2/79) dhe El-Kalem (38).

kthehet te tri ato gjëra, d.m.th. para se të ndodhë fatkeqësia, para se të krijohet toka dhe shpirtrat do të ishte me e drejtë.
Si mund të jetë shpirti i pafillim, i panevojshëm për Krijuesin dhe Çpikësin e tij kurse dëshmitë e varfërisë, nevojës dhe patjetërsueshmërisë janë dëshmitë më të drejta se ai është i krijuar, i zotëruar dhe formësuar. Pastaj ekzistimi i qenies, cilësive dhe veprimeve të tij mvaret nga Zoti dhe Çpikësi i tij kurse ai nga vetja e tij nuk posedon përveç asgjës, ai nuk posedon për vetën e tij dëm e as dobi, as vdekje, as jetë e as ringjallje, ai nuk mund të ketë nga mirësia veç asaj që Ai i dhuron e as nga e keqja veç sa Ai e mbron, ai nuk mund të udhëzohet në asnjë dobi të kësaj bote e as të botës tjetër veç sa Ai e udhëzon, ai nuk mund të bëhet i mirë përveçse me pëlqimin dhe përmirësimin e Tij, ai nuk mund të dijë vetëm aq sa Ai e mësoi dhe nuk mund të kaloi atë që Ai e inspiroi. Pra, Ai është i cili e krijoi, e përsosi, e inspiroi për të mirën dhe për të keqën, kështu që All-llahu i madhëruar na informoi se Ai është Krijuesi, Çpikësi dhe Krijuesi i veprave të tij të mira apo të këqija përkundër atyre që thanë: Ato nuk janë të krijuara, edhe ata që thanë: Edhe nëse ato janë të krijuara Ai nuk është Krijues i veprave të tij, por ai i krijon veprat e tij. Këto janë dy thënie të grupeve të devijuara.
Është e ditur se sikur ata të jenë të pafillim dhe të pakrijuar do të ishin të panevojshëm me vetën e tyre në ekzistimin, cilësitë dhe apsolutetin e tyre, e kjo është një e pavërtetë sepse ata janë të nevojshëm për Të në ekzistimin, apsolutetin dhe mirësinë e tyre, këto janë rivendikim i qenies së tyre dhe është çështje vetanake e tyre sikurse është panevojshmëria e Zotit, Krijuesit dhe Çpikësit të tyre nga rivendikimet e Tij pa kurrfarë të mete sepse Ai është I Pasuri në Vetën e Tij, ndërsa ata janë të varfër e të nevojshëm në vetën e tyre dhe All-llahun në panevojshmëri nuk mund ta shoqëroj askush sikurse nuk mund ta shoqërojë Atë askush në pafillimin, krijimtarinë, pushtetin e plotë dhe apsolutetin e Tij të shenjtë, pra dëshmitë e krijimit dhe çpikjes së shpirtrave janë si dëshmitë e Tij të trupave.
I Madhëruari thotë: *“O ju njerëz, ju keni nevojë për All-llahun e All-llahu nuk ka nevojë për ju; Ai është i falënderuari”* (Fatir : 15). Këtu All-llahu u drejtohet me nevojë për Të shpirtrave dhe trupave e jo vetëm trupave, prandaj kjo panevojshmëri e plotë i takon All-llahut të Vetmit në të cilën nuk e shoqëron askush, e All-llahu i madhëruar i udhëzoi robët e Tij në një argument më të qartë për këtë kur thotë: *“Përse pra, kur arrin shpirti në fyt, e ju në atë moment shikoni (se ç’po i ngjet). E Ne jemi më afër tek ai se ju, por ju nuk shihni. Dhe përse, nëse ju nuk jeni përgjegjës (për vepra), (përse) nuk e ktheni atë (shpirtin të mos dalë)”* (El-Vakia : 83-87). Që d.m.th. sikur mos të ishit të nënshtruar, të mundur, të zotëruar dhe të shpërblyer për veprat tuaja do t’i kthenit shpirtrat në trupa kur ta arrinë atë vend, apo e dini se ata janë të nështruar, të zotëruar, të llogaritur dhe të shpërblyer sipas punëve të tyre.
Poashtu çdo gjë që përmendëm më herët në përgjigjen për dispozitat e shpirtit, çështjen e tij dhe vendqëndrimin e tij pas vdekjes është argument se ai është i krijuar, i zotëruar dhe i udhëhequr, e nuk është i pafillim.
Kjo çështje është më e qartë se të numrohen argumentet për të sikur mos të ishte devijimi i disa sufistëve, i disa bidatxhinjëve (risimtarëve) dhe i disa të cektëve në kuptimin e Librit të All-llahut dhe Sunnetin e të Dërguarit të Tij, të cilët erdhën me keqëkuptim dhe jo vetëm në citat por edhe kur folën për vetën e tyre dhe shpirtrat, e cila gjë argumentoi se ata janë njerëzit më injorantë për ta. Si ka mundësi ai që ka sado pak mendje të refuzoj një çështje të cilën e dëshmon vetëja e tij, cilësitë, veprat dhe pjesët e trupit të tij, madje dëshmojnë qiejt, toka dhe krijesat. All-llahu i madhëruar vendosi në çdo gjë argumente të cilat dëshmojnë se shpirti është i krijuar

dhe i zotëruar, e se Ai është Krijuesi, Zoti, Çpikësi dhe Sunduesi i tij edhe nëse këtë e refuzon ai që ka dëshminë nga vetëja e tij.

**KAPITULL**

Ndërsa argumentet të cilat i morën ai grup duke pasuar ajetet që nuk janë krejtësisht të qarta dhe duke u larguar nga ato që janë të qarta kështu vepruan të gjithë të humburit dhe bidatxhinjët.

Ajetet e qarta të Kur'anit që nga fillimi e deri në fund argumentojnë se All-llahu i madhëruar është Krijuesi dhe Çpikësi i shpirtrave.

Ndërsa thënia e Tij: *"Thuaj: "Shpirti është çështje që i përket vetëm Zotit tim..."* (El-Isra : 85). Këtu në mënyrë të prerë është e ditur se qëllimi me "emr – çështje, urdhër" nuk është kërkesa që është një lloj të foluri dhe kështu të jetë për qëllim se shpirti është fjala e Tij me të cilën urdhëron, por qëllimi me "emr" këtu është i urdhëruari dhe kjo është diç e njohur në gj. Arabe derisa në Kur'an sikur kjo ka shumë, si p.sh. thënia e Tij: *"Erdhi (është afruar) urhdëri (caktimi) i All-llahut..."* (En-Nahl : 1), d.m.th. urdhëri i Tij që e caktoi dhe i tha atij: Bëhu e ai u bë. Gjithashtu thënia e të madhëruarit: *"...e kur erdhi urdhëri i Zotit tënd, atyre nuk u ndihmuan asgjë zotat e tyre..."* (Hud : 101), d.m.th. urdhëri i Tij që Ai e mori për zhdukjen e tyre. Poashtu thënia e Tij: *"...çështja e katastrofës (e Kijametit) është (në shpejtësi) vetëm sa hedh një shikim, ose ajo është edhe më afër..."* (En-Nahl : 77). Poashtu fjala "halk – krijim" përdoret në kuptimin e "mahluk – të krijuar" sikur që Ai i tha Xhennetit: Ti je rahmeti Im (mëshira Ime). Ndërsa në thënien e Tij: *"Thuaj: "Shpirti është çështje që i përket vetëm Zotit tim..."* nuk ka në asnjë aspekt ndonjë argument se ai është i pafillim, ndërsa disa nga selefi duke komentuar atë thanë: Ai depërtoi në trupin e krijesave me caktimin (urdhërin) e All-llahut dhe me fuqinë e Tij u përqëndrua aty.

E gjithë kjo duke u bazuar në atë se për qëllim është në këtë ajet shpirti i njeriut, por në këtë ka kundërshtim mes dijetarëve të parë dhe të fundit, kështu që shumica e dijetarëve të parë, madje të gjithë[240] mendojnë se shpirti për të cilin është pyetur në ajet nuk është shpirti i njeriut por është shpirti për të cilin All-llahu na informoi në Librin e Tij se do të ngritet bashkë me melekët në Ditën e Kijametit dhe ai është një melek kolosal, në Sahih është vërtetuar në hadithin e transmetuar nga El-A'meshi nga Ibrahimi nga Alkameja nga Abdullahu se tha: Derisa isha duke ecur me të Dërguarin e All-llahut (s.a.v.s.) në kopshtet e Medinës derisa ishte i mbështetur në një degë dhe kaluam pranë një grupi të hebrenjëve të cilët i thanë njëri-tjetrit: Pyetne për shpirtin, ndërsa disa të tjerë thanë: Mos e pyetni se ndoshta na informon me diçka që e urreni, por disa të tjerë thanë: Do ta pyesim, kështu që një njeri u ngrit dhe tha: O Ebul-Kasim çka është shpirti? Atëherë heshti I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) kështu që e kuptova se po i shpallet atij, pasi që u ngrita dhe atij i kaloi ajo gjendje tha: *"Të pyesin ty për shpirtin; Thuaj: "Shpirti është çështje që i përket vetëm Zotit tim, e juve ju është dhënë fort pak dije"* (El-Isra : 85).

Kuptohet se ata e pyetën për një çështje që nuk mund të dihet përveçse me shpallje, e ai është pra shpirti që është tek All-llahu dhe që njerëzit nuk e njohin. Kurse shpirtrat e njerëzve nuk janë sekret dhe për të folën grupe të ndryshme të njerëzve, të feve dhe të tjerë, kështu që përgjigja në të nuk është argument i shpalljes.

Nëse thuhet: Kurse Ebush-Shejhi tha: Na tregoi El-Husejn Ibn Muhammed Ibn Ibrahimi, na lajmëroi Ibrahim Ibnul-Hakemi nga babai i tij nga Es-Sidiji nga Ebi Maliki nga Ibn Abbasi (r.a.) se tha: E dërguan Kurejshitët Ukbetu Ibn Ebi Muitin dhe Abdullah Ibn Ebi Umejjete Ibnul-Mugire te hebrenjët e Medinës që të pyesin

---

[240] E transmetoi Buhariu (7456, 7462) dhe Muslimi në "El-Munafikin" (32).

për të Dërguarin (s.a.v.s.) dhe u thanë: Është shfaqur te ne një njeri i cili po mendon se është I Dërguar dhe ai nuk është as në fenë tonë e as në fenë tuaj. U thanë: Kush po e pason? Thanë: Më të ultit tanë, të dobëtit, robërit dhe ata që nuk ka hajr në ta kurse më fisnikët e popullit nuk e kanë pasuar atë. Atëherë ata thanë: Njëmend është afruar koha të shfaqet një pejgamber dhe ai është sikur ky njeri që po e përshkruani, shkoni tek ai dhe pyetne për tri gjëra që po u urdhërojmë ne e nëse ai u përgjigjet është pejgamber i vërtetë, e nëse nuk u tregon ai është gënjeshtar, pyetne atë për shpirtin të cilin All-llahu i madhëruar e fryu në Ademin, e nëse thotë: Ai është prej All-llahut, ju thoni atij: Si ka mundësi ta dënojë All-llahu me Zjarr atë që është prej Tij? Ai (s.a.v.s.) e pyeti Xhibrilin (a.s.) për të e All-llahu i madhëruar e zbriti: *"Të pyesin ty për shpirtin; Thuaj:"Shpirti është çështje që i përket vetëm Zotit tim..."*. Thotë: Ai është një krijesë e All-llahut e nuk është pjesë e All-llahut, pastaj e përmendi vazhdimin e hadithit[241].

Është thënë: Sikur ky zingjirë transmetues nuk mund të mirret argument sepse është koment i Es-Sudijjit nga Ebi Maliki dhe në të ka çështje të urrejtura, kurse vazhda e këtij rrëfimi në librat e saktë të haditheve (Sihah) dhe zingjirët e tyre e kundërshtojnë atë të Es-Sudijjit, e e transmetoi atë El-A'meshi dhe El-Mugire Ibn Mukassemi nga Ibrahimi nga Alkameja nga Abdullahu i cili tha: Kaloi I Dërguari (s.a.v.s.) pranë një grupi të hebrenjëve derisa unë ecja me të dhe ata e pyetën për shpirtin, tha: Ai heshti një kohë dhe mendova se po i shpallej, pastaj zbriti: *"Të pyesin ty për shpirtin;Thuaj: "Shpirti..."*, thuaju hebrenjëve. Kështu gjindet edhe në leximin e Abdullahut. Ata (hebrenjët) thanë: Kështu e gjejmë shembullin e tij edhe në Tevrat se shpirti është çështje e All-llahut të madhëruar. E transmetoi Xheriri nga Abdul-Hamidi dhe të tjerët nga El-Mugire.

Transmetoi Jahja Ibn Zekerija Ibn Ebi Zaide nga Davud Ibn Ebi Hindi nga Ikremeja nga Ibn Abbasi (r.a.) se tha: Erdhën hebrenjët te I Dërguari (s.a.v.s.) dhe e pyetën për shpirtin por nuk iu përgjigj atyre, atëherë All-llahu i madhëruar zbriti ajetin: *"Të pyesin ty për shpirtin; Thuaj: "Shpirti është çështje që i përket vetëm Zotit tim, e juve ju është dhënë fort pak dije".* Kjo argumenton dobësinë e hadithit të Es-Sudijjit dhe se kjo pyetje i është bërë në Mekke sepse ky hadith dhe hadithi i Ibn Mes'udit janë të qartë se ajo pyetje i është bërë në Medine drejtpërdrejt prej hebrenjëve, e sikur kjo pyetje dhe përgjigje t'i ketë paraprirë atij në Mekkë nuk do të heshte I Dërguari (s.a.v.s.) por do të shpejtonte që të përgjigjej sipas asaj që i ishte shpallur nga All-llahu.

Transmetimet të cilat u bën nga Ibn Abbasi (r.a.) rreth komentimit të këtij ajeti nuk ishin stabile, prandaj ato ose ndodhën nga ana e transmetuesve, ose thëniet e tij ishin jostabile, derisa ne po përmendim këtë përmendëm transmetimin e Es-Sudijjit nga Ebi Maliku nga Ibn Abbasi (r.a.), kurse transmetimi i Ebu Davud Ibn Ebi Hindi nga Ikremeja e kundërshton atë nga ai, e në këtë transmetim të Davud Ibn Ebi Hindit ka jostabilitet. Mesruk Ibn El-Merzebani dhe Ibrahim Ibn Ebi Talibi nga Jahja Ibn Zekerija nga Ibn Abbasi (r.a.) transmetoi se hebrenjët erdhën te I Dërguari (s.a.v.s.)...hadithi.

Muhammed Ibn Nasr El-Merviziu tha: Na tregoi Is'haku na tregoi Jahja Ibn Zekerijau nga Davud Ibn Ebi Hindi nga Ikremeja nga Ibn Abbasi (r.a.) se tha: Kurejshët i thanë hebrenjëve: Na tregoni diçka që ta pyesim këtë njeri. Ata thanë: Pyetne për shpirtin. Kështu që zbriti: *"Të pyesin ty për shpirtin...",* ajeti[242]. E kjo kundërshton transmetimet e tjera nga ai dhe hadithin e Ibn Mes'udit (r.a.).

---

[241] **I dobët.** Aty gjindet: Ibrahim Ibnul-Hakimi dhe babai I tij dhe që të dy janë të dobët.

[242] **I saktë.** E transmetoi Tirmidhiu (3140), Ahmedi në "El-Musned" (1/255) dhe Shejh Shakiri tha se zingjiri transmetues I tij është I saktë.

Nga Ibn Abbasi (r.a.) ekziston edhe transmetimi i tretë, Heshimi tha: Na tregoi Ebu Bishri nga Muxhahidi nga Ibn Abbasi (r.a.): Thuaj shpirti është një urdhër i caktimit të All-llahut të madhëruar, një krijesë nga krijesat e Tij dhe një pamje si pamjet e bijve të Ademit, e asnjëherë nuk zbret ndonjë melek nga qielli përveçse me të është ndonjë shpirtë dhe kjo tregon se ata janë tjetër nga shpirti i cili gjindet në birin e Ademit[243].

Nga ai ekziston edhe transmetimi i katërt, Ibn Mendeh tha: Transmetoi Abdus-Selam Ibn Harbi nga Husajfi nga Muxhahidi nga Ibn Abbasi (r.a.): *"Të pyesin ty për shpirtin; Thuaj: "Shpirti është çështje e vetëm e Zotit tim..."*, ka zbritur në Kur'an si pozita e shprehjes "kun – bëhu", ne themi ashtu si thotë i Madhëruari: *"Të pyesin ty për shpirtin; Thuaj: "Shpirti është çështje e vetëm Zotit tim..."*, pastaj transmetoi nga Husajfi nga Ikremeja nga Ibn Abbasi (r.a.) se ai nuk i komentonte katër gjëra: Err-Rrekim (në suren El-Kehf), El-Gislin, Shpirtin dhe thënien e të Madhëruarit: *"Dhe Ai u nënshtroi juve çdo gjë në qiell dhe çdo gjë në tokë, të gjitha prej Tij..."*.

Nga ai poashtu ekziston edhe transmetimi i pestë të cilin e transmetoi Xhuvejbiri nga Ed-Dahhaku nga Ibn Abbasi (r.a.) se hebrenjët e pyetën të Dërguarin e All-llahut (s.a.v.s.) për shpirtin, e tha: All-llahu i madhëruar thotë: *"Thuaj: "Shpirti është çështje e vetëm Zotit tim..."*, d.m.th. një krijesë e imja: *"...por juve u është dhënë nga dituria fortë pak"*, ka për qëllim se sikur ju të pyeteni për krijimin tuaj, për depërtimin e ushqimit e të pijes dhe për mënyrën e daljes së tyre nuk do të mund ta përshkruanit realitetin e kësaj dhe nuk do të udhëzoheshit në cilësinë e kësaj.

Gjithashtu ekziston nga ai edhe transmetimi i gjashtë të cilën e transmetoi Abdul-Ganij Ibn Seidi, na tregoi Musa Ibn Abdurrahmani nga Ibn Xhurejxhi nga Ataja nga Ibn Abbasi (r.a.), si dhe nga Mukatili nga Ed-Dahhaku nga Ibn Abbasi (r.a.) se tha për fjalën e Tij: *"Të pyesin ty për shpirtin..."*, ndodhi kjo kur Kurejshët u tubuan dhe i thanë njëri-tjetrit: Pasha All-llahun Muhammedi nuk rrenë, ai u rritë në mesin tonë si një besnik dhe një i sinqertë, prandaj ta dërgojmë një grup te hebrenjët që të pyesin për të, e dihet se hebrenjët paralajmëronin atë, e shpeshtonin përmendjen e tij, pretendonin shpalljen e tij, shpresonin ndihmesën e tij të bindur se ai do të emigrojë tek ata dhe ata do të jenë ndihmëtarët e tij, ata e pyetën për të ndërsa hebrenjët u thanë: Pyetne atë për tri gjëra: Pyetne për shpirtin, meqë në Tevrat nuk përmendët as nuk ka koment për të përveçse përmendjes së tij me emër, atëherë All-llahu i madhëruar e zbriti: *"Të pyesin ty për shpirtin; Thuaj:"Shpirti është çështje vetëm e Zotit tim..."*, ka për qëllim se është një krijesë e Zotit tim të madhëruar.

**Shpirti në Kur'an përmendët në disa aspekte:**

**Aspekti i parë:** Në kuptimin e shpalljes sikur në thënien e Tij: *"Po kështu me urdhërin Tonë Ne të shpallëm edhe ty shpirtin (Kur'anin)..."* (Esh-Shura : 52). Si dhe fjala e Tij: *"...Ai me urdhërin e Vet ia sjell shpirtin (shpalljen) atij që do nga robërit e Vet..."* (Gafir : 15). Është quajtur shpallja shpirt si shkak i ngjalljes së zemrave dhe shpirtrave me të.

**Aspekti i dytë:** Në kuptimin e fuqisë, përforcimit dhe ndihmës me të cilën e ndihmon atë që Ai dëshiron nga robërit e Tij besimtarë sikurse thotë: *"...ata janë që në zemrat e tyre ka skalitur besimin dhe e ka forcuar me shpirt nga ana e Tij..."* (El-Muxhadele : 22).

**Aspekti i tretë:** Emër për Xhibrilin (a.s.) sikur thënia e Tij: *"Atë e solli shpirti besnik (Xhibrili). (E solli) në zemrën tënde..."* (Esh-Shuaraë : 193-194). E thotë: *"Thuaj: "Kush është armik i Xhibrilit (është armik i All-llahut), e ai me urdhërin e All-llahut e zbriti Kur'anin në zemrën tënde..."* (El-Bekare : 97). Ai është edhe

---

[243] **Zingjiri transmetues është I ndërprerë.** Aty gjindet: Ebu Bishr Xha'fer Ibn Ijjas, I cili është I dobët sikurse tha Shu'be.

Shpirti i shenjtë, All-llahu i madhëruar thotë: *“Thuaj: “Atë (Kur’anin) e solli “Ruhul Kudus” – shpirti i shenjtë – plot vërtetësi nga Zoti yt...”* (En-Nahl : 102).

**Aspekti i katërt:** Shpirti për të cilin pyetën hebrenjët e të cilëve u erdhë përgjigjeja se ai është caktim i All-llahut, është thënë edhe se ai është shpirti i përmendur në thënien e Tij: *“Atë ditë Shpirti dhe melekët qëndrojnë të rreshtuar, askush nuk flet...”* (Nebe’ë : 38) dhe se ai është shpirti i përmendur në thënien e Tij: *“Me lejen e Zotit të tyre në (atë natë) të zbresin melekët dhe shpirti (Xhibrili) për secilën çështje”* (El-Kadr : 4).

**Aspekti i pestë:** Shpirti në kuptimin e El-Mesih Ibn Merjemit (Isaut a.s.), thotë i Madhëruari: *“...Mesihu Isa, bir i Merjemes, ishte vetëm i dërguar i All-llahut. Ishte fjalë e Tij (bëhu) që ia drejtoi Merjemes dhe ishte frymë (shpirt) nga Ai...”* (En-Nisa : 171). Ndërsa shpirtrat e bijve të Ademit nuk janë quajtur në Kur’an përveçse me shprehjen “En-Nefs”, thotë i Madhëruari: *“O Ti shpirt (nefs) i qetë...”,* dhe: *“Betohem në shpirtin (nefs) që është shumë qortues”* e thotë: *“Unë nuk e shfajsos vetën time, pse nefsi (epshi) është nxitës për të keqën...”* e thotë: *“...nxirrni shpirtrat (nefs) tuaj...”* e thotë: *“Pasha shpirtin (nefs) dhe Atë që e krijoi atë! Dhe ia mësoi se cilat janë të këqijat dhe të mirat e tij”* dhe thotë: *“Secili shpirt (nefs) do të shijojë vdekjen...”.*

**Ndërsa në hadithe është përmendur me shprehjen: En-Nefs dhe Err-Rruh.**

Qëllimi është se edhe pse ai është çështje (urdhër, caktim) e All-llahut nuk argumenton se ai është i pafillim dhe i pakrijuar.

**KAPITULL**

Ndërsa argumentimi i tyre me atë se ai iu bahskangjitë All-llahut të Madhëruar në thënien e Tij: *“...dhe t’i japë atij shpirtin që është krijesë Imja...”* duhet të ditur se të bashkangjiturat me All-llahun e Madhëruar janë dy lloje:

**Lloji i parë:** Cilësi të cilat nuk qëndrojnë vetvetiu si dituria, fuqia, të folurit, dëgjimi dhe shikimi, këto janë cilësi që i bashkangjiten të cilësuarit, prandaj dituria e Tij, të folurit e Tij, dëshira e tij, fuqia e Tij dhe jeta e Tij janë cilësi të Tij të pakrijuara, kështu thuhet edhe për fytyrën dhe dorën e Tij.

**Lloji i dytë:** Bashkangjitja e disa gjërave të ndara nga Ai si shtëpia, devja, robi, i dërguari dhe shpirti, këto i bashkangjiten Krijuesit të tyre dhe është një bashkangjitje e cila rivendikon veçorizim dhe respekt që i bën të dallohen ato të bashkangjitura nga të tjerët si Bejtullah (shtëpia e All-llahut, Qabja) edhe pse të gjitha shtëpitë janë nën pushtetin e Tij, poashtu Nakatullah (devja e All-llahut) edhe pse të gjitha devet janë krijim dhe nën pushtetin e Tij, por kjo bashkangjitje hyjnore rivendikon dashurin, respektin dhe nderin e Tij në të kundërtën e bashkangjitjes së përgjithshme në krijimtarinë e Tij të cilën gjë e rivendikon krijimi dhe çpikja e Tij. Pra, bashkangjitja e përgjithshme rivendikon krijimin kurse e veçanta rivendikon zgjedhjen, All-llahu krijon çfarë të dëshiroj dhe zgjedhë nga ajo që krijoi, e thotë i Madhëruari: *“E Zoti yt krijon çfarë të dëshiroj dhe Ai e bën zgjedhjen...”.* Pra, bashkangjitja e shpirtit është nga ky aspekt i veçant e jo ai i përgjithshëm, e as nga aspekti i bashkangjitjes së cilësive, prandaj ti vështro këtë sepse të shpëton nga shumë devijime në të cilat kanë rënë ata që All-llahu dëshiroi. Nëse thuhet çfarë thuani për thënien e Tij: *“...dhe t’i japë atij shpirtin që është krijesë Imja...”*, këtu frymën (dhënien, en-nefh) ia bashkangjiti Vetës së Tij e cila gjë rivendikon marrjen e drejtpërdrejt prej Tij sikurse në fjalën e Tij: *“...të cilin e krijova me dy duart e Mia...”* dhe për këtë bëri dallim në mes tyre kur e përmendi atë në hadithin e saktë: **“Atëherë shkojnë te Ademi (a.s.) dhe thonë: Ti je Ademi, babai i njerëzimit, të krijoi All-llahu me dorën e Tij, ta dha shpirtin prej Tij, i shtyri të bëjnë sexhde**

**melekët e Tij dhe t'i mësoi emrat e çdo gjëje..."[244].** Ata i përmendën Ademit katër veçanti që u veçua me to nga të tjerët, e sikur shpirti që ishte në të të ishte frymë e melekut nuk do të ishte veçanti për të, ai do të ishte atëherë në pozitën e Mesihut madhe edhe të fëmijëve të tij të tjerë sepse shpirti hyri në ta me frymën e melekut, e i Madhëruari thotë: *"E kur ta përsosë atë (në formën e njeriut) dhe t'i japë atij shpirtin që është krijesë Imja..."*. Ai është, pra, i Cili e përsosi atë me dorën e Tij dhe Ai është i cili i dhuroi shpirtin prej Vetës së Tij?
Themi: Ky është vendi që atë grup i shtyu të thonë se shpirti është i pafillim, ndërsa disa të tjerë u ndalën duke mos kuptuar qëllimin e Kur'anit. Por shpirti i bashkangjitur në Zotin është shpirt i krijuar të cilin e bashkangjiti për Vetën e Tij me bashkangjitje veçuese dhe respektuese sikurse e sqaruam këtë, ndërsa sa i përket frymës Ai për Merjemen (a.s.) tha: *"Edhe atë që ruajti nderin e saj, e ne e frymëzuam atë me shpirt nga ana Jonë..."* (El-Enbija : 91). Në një ajet tjetër na informoi se Ai e dërgoi tek ajo një melek i cili i fryu në organin e saj dhe kjo fryerje e bashkangjitur për All-llahun është urdhër dhe lejim kurse për melekun angazhim i drejtpërdrejt.
**Na mbesin këtu dy çështje:**
**E para:** Të thuhet se nëse fryerja e cila i ndodhi Merjemes (a.s.) nga ana e melekut, është ai i cili poashtu fryen shpirtrat edhe te njerëzit e tjerë, atëherë në çfarë aspekti u quajt Mesihu Ruhullah (shpirt i All-llahut)?
**E dyta:** Të thuhet se bashkangjitja e shpirtit për Ademin ka qenë përmes fryerjes së atij shpirti, ai është i cili fryu në të me lejën e All-llahut sikurse e frymëzoi atë në Merjemën, apo Zoti i madhëruar është Ai i Cili Vetë i fryu sikurse e krijoi me dorën e Tij?
Themi: Pasha All-llahun ato janë dy pyetje të rëndësishme! E, përgjigjja për pyetjen e parë është se: Shpirti i cili u frymëzua në Merjemen është shpirti i cili i është bashkangjitur All-llahut e të cilin Ai e zgjodhi për vetën e Tij kështu që ia bashkangjiti Vetës së Tij, ai është shpirt i veçuar në mesin e shpirtrave sepse nuk është shpirt i cili është dhuruar nga fryerja e melekut përgjegjës për të në mitrat e zhtatzënëve si për besimtarët ashtu edhe për pabesimtarët, e është e ditur se All-llahu i madhëruar e bëri përgjegjës një melek i cili i fryen shpirtin foshnjes, i shkruan atij furnizimin, momentin e vdekjes, punën dhe palumturinë apo lumturinë e tij.
Ndërsa ai shpirt i dërguar te Merjemja (a.s.) është shpirt i All-llahut të cilin e zgjodhi për Vetën e Tij në mesin e shpirtrave, ai për Merjemen është si pozita e babës për të tjerët sepse kur fryma e tij hyri në mitrën e saj kaloi në pozitën e mbarësimit të mashkullit me femrën pa ndodhë marëdhënia intime. Ndërsa veçantia e Ademit (a.s.) në krijimin e tij nuk është si ajo e Mesihut (a.s.) nga nëna e tij, e as si krijimi i njerëzve të tjerë nga dy prindërit dhe sikur ai të ishte i tillë nuk do të kishte veçanti në të, ndërsa në hadith janë përmendur katër gjëra me të cilat ai u veçua nga të tjerët: All-llahu e krijoi atë me dorën e Tij, i fryu atij prej shpirtit të Tij, i urdhëroi melekët që t'i bëjnë sexhde atij dhe ia mësoi emrat e çdo gjëje. Fryerja e Tij në të prej shpirtit të Tij kërkon fryersin, fryerjen dhe të fryeren në të, i fryeri prej tij është shpirti i bashkangjitur me All-llahun dhe nga ai depërtoi fryerja në baltën e Ademit, All-llahu i madhëruar është Ai i Cili fryu në baltën e tij prej atij shpirti dhe këtë e argumenton citati. Ndërsa se fryerja ishte e drejtpërdrejt nga i Madhëruari ashtu si e krijoi me dorën e Tij dhe se ajo ndodhi me urdhërin e Tij sikurse ndodhi në Merjemen (a.s.) është çështje që ka nevojë për argument. Dallimi në mes krijimit të tij me dorën e Tij dhe fryerjes së Tij nga shpirti i Tij është se dora e Tij nuk është e

[244] E transmetoi Buhariu (7510), Fet'hul-Bari (13/481-582) dhe Muslimi në "El-Iman" (322).

krijuar kurse shpirti është i krijuar, pastaj krijesat janë një vepër e Zotit kurse fryerja a është nga veprat e bazuara në Të, apo ajo është një reaksion i reaksioneve të Tij të pandara nga Ai? Kjo është një çështje që nuk ka nevojë për argument dhe në të kundërtën e fryerjes në mitrën e Merjemit (a.s.), i cili është një reaksion i reaksioneve të Tij të cilën ia bashkangjiti Vetës sepse ajo ishte me lejën dhe urdhërin e Tij, ndërsa fryerja e Tij në Ademin (a.s.) a është vepër apo reaksion i Tij, sidoqoftë shpirti i cili u fry në Ademin (a.s.) është një shpirt i krijuar e jo i pafillim dhe ajo është materia e shpirtit të Ademit (a.s.), pra, shpirti i tij ka më shumë përparësi të jetë i çpikur dhe i krijuar dhe ky është qëllimi.

**ÇËSHTJA E TETËMBËDHJETË**

**A I KA PARAPRIRË KRIJIMI I SHPIRTRAVE TRUPAVE APO I KA PASPRIRË?**

Dijetarët në këtë çështje kanë dy thënie të njohura të cilat i përmendi Shejhul-Islam (Ibn Tejmijje) dhe të tjerët. Nga ata që thanë se ata i paraprinë krijimit të trupave janë Muhammed Ibn Nasr El-Merviziu dhe Ebu Muhammed Ibn Hazmi i cili përmendi pajtimin e dijetarëve në këtë. Ne këtu po përmendim argumentet e të dy grupeve dhe më të saktat nga ato.

Tha: Ata që thanë se ata i paraprinë krijimit të trupave u bazuan në thënien e All-llahut të madhëruar: *"Ne ju krijuam pastaj ju dhamë formën, e mandej melekëve u thamë: "Bëni sexhde për Ademin". Ata i bënë sexhde pos Iblisit..."* (El-A'rafë : 11). Thanë: Shprehja "thumme - pastaj" ka për qëllim këtu rënditjen dhe pritjen, prandaj ajeti nënkupton krijimin e shpirtrave para se melekët të urdhërohen nga All-llahu që t'i bëjnë sexhde Ademit (a.s.) dhe është e ditur gjithsesi se trupat janë të krijuar pas kësaj, kështu që u kuptua se ata janë shpirtrat. Thanë: Argument është edhe thënia e të Madhëruarit: *"Përkujto kur Zoti Yt nxori nga shpina e bijve të Ademit pasardhësit e tyre dhe i bëri dëshmues të vetes së tyre (duke u thënë): "A nuk jam Zoti juaj?" Ata thanë: "Po, dëshmuam!"..."* (El-A'rafë : 172). Thanë: Ky të folur dhe kjo dëshmi i ndodhi shpirtrave tanë, meqë trupat atëherë nuk ekzistonin. Në El-Muvetta'ë transmetohet nga Maliku nga Zejd Ibn Ebi Enise se Abdul-Hamid Ibn Abdurrahman Ibn Zejd Ibnul-Hattabi e lajmëroi nga Muslim Ibn Jesari El-Xhuheniu se Omer Ibnul-Hattabi (r.a.) u pyet për këtë ajet: *"Përkujto kur Zoti yt nxori nga shpina e bijve të Ademit pasardhësit e tyre...",* e tha: E dëgjova të Dërguarin e All-llahut (s.a.v.s.) duke u pyetur për të, e tha: **"All-llahu e krijoi Ademin pastaj e fshiu shpinën e tij me dorën e Tij dhe nxori nga ai pasardhësit e tij, e tha: I krijova këta për Zjarr dhe me punën e banorëve të Zjarrit do të punojnë, ndërsa i krijova këta për Xhennet dhe me punën e banorëve të Xhennetit do të punojnë. Atëherë një njeri pyeti: O I Dërguar i All-llahut, pse pra të punojmë? I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) tha: Njëmend kur All-llahu e krijon një njeri për Xhennet e përdorë atë me punë të banorëve të Xhennetit derisa të vdes me ndonjë punë të banorëve të Xhennetit dhe me të e fut në Xhennet, e kur Ai e krijon një njeri për Zjarr e përdorë atë me punën e banorëve të Zjarrit"[245],** derisa të vdes në ndonjë punë të banorëve të Zjarrit dhe e fut me të në Zjarr. Hakimi tha: Ky hadith është sipas kushtit të Muslimit të cilin e transmetoi edhe Hakimi nga Hisham Ibn Sa'di nga Zejd Eslemi nga Ebi Salihi nga Ebu Hurejre (r.a.) merfuan (të ngritur): **"Kur All-llahu e krijoi Ademin ia fshiu shpinën e tij me ç'rast ranë nga ai shpirtrat e të gjithë atyre që do të krijohen deri në Ditën e Kijametit në pamjen e milingonave, pastaj vendosi në mes dy syve të çdo njeriu një shkëlqim të dritës, pastaj i shfaqi para Ademit kurse ai tha: Kush janë këta o Zoti im? I**

---

[245] **I mirë.** E transmetoi Maliku në "El-Kader" (2), Ebu Davudi (4703), Tirmidhiu (3075) për të cilin tha është I mirë dhe Ahmedi në "El-Musned" (1/44).

**tha: Ata janë pasardhësit e tu. Ai aty e pa një njeri të cilit ia pëlqeu shkëlqimin e dritës në mes dy syve të tij, e tha: O Zoti im, kush është ky? I tha: Ky është biri yt Davudi i cili do të jetë nga popujt e fundit. Tha: Sa i ke dhuruar jetë? Tha: Gjashtëdhjetë vite. Tha: O Zoti im dhuroja nga jeta ime dyzet vjetë. Atëherë All-llahu i madhëruar tha: Pra, këtë do ta shkruajmë dhe do ta vulosim kështu që nuk do të ndryshojë. Kur përfundoi jeta e Ademit i erdhë meleku i vdekjes dhe ai i tha: Po a nuk më kanë mbetur nga jeta ime edhe dyzet vjet? I tha: A nuk ja dhurove djalit tënd Davudit? Tha: Ai refuzoi kështu që refuzuan edhe pasardhësit e tij, ai harroi kështu që harruan edhe pasardhësit e tij dhe ai gaboi kështu që gabuan edhe pasardhësit e tij".**[246] Tha: Ky është sipas kushtit të Muslimit, e transmetoi edhe Tirmidhiu dhe tha: Ky është një hadith i mirë dhe i saktë të ciline transmetoi edhe imam Ahmedi nga Ibn Abbasi (r.a.) i cili tha: Kur zbriti ajeti i borxhit I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) tha: **"I pari që refuzoi është Ademi",** kurse Muhammed Ibn Sa'di shtoi edhe këtë: **"...pastaj All-llahu ia plotësoi Ademit njëmijë vite kurse Davudit njëqind vite"[247].**

Transmetohet poashtu në Sahihun e Hakimit nga Ebi Xha'fer Err-Rraziu se tha: Na tregoi Err-Rrebi'ë Ibn Enesi nga Ebil-Alije nga Ubejj Ibn Ka'bi (r.a.) se për fjalën e Tij: *"Përkujto kur Zoti yt nxorri nga shpina e Ademit pasardhësit e tij..."* tha: U tha atë ditë të gjithëve se çka do të ndodhë deri në Ditën e Kijametit, i bëri ata njëherë shpirta pastaj i formësoi, i bëri të flasin dhe ata folën, si dhe mori nga ata premtimin e besën: *"...dhe i bëri dëshmues të vetës së tyre (duke u thënë): "A nuk jam Zoti juaj?" Ata thanë: "Po, dëshmuam!" Të mos thoni në Ditën e Kijametit: "Ne nga ky (dëshmim) ishim të panjohur"*. Tha: Unë ua bëjë dëshmitarë shtatë qiejt, shtatë tokat dhe ua bëjë dëshmitar babain tuaj Ademin: *"...të mos thoni në Ditën e Kijametit: "Ne nga ky (dëshmim) ishim të panjohur".* Mos më bëni shok Mua askend sepse unë do tu dërgojë të dërguarit e Mi të cilët do t'ju përkujtojnë premtimin dhe besën Time, si dhe do tu zbresë librat e Mi, e ata thanë: Dëshmojmë se Ti je Zoti ynë, i adhuruari ynë dhe ne nuk kemi Zot tjetër përveç Teje. Ata u shfaqën para Ademit dhe ai pa në mesin e tyre të pasur e të varfër, të pashëm e të tjerë dhe tha: O Zot, sikur të barazoshe në mes robëve Tu, e Ai tha: Unë dëshiroj të falënderohem. Ai aty pa edhe pejgamberët si pishtarë të cilët u veçuan edhe me një besë tjetër e që është shpallja dhe kjo është thënia e Tij: *"(Përkujto) Kur Ne e morëm (me betim) prej pejgamberëve premtimin e tyre; edhe prej teje, prej Nuhut..."* (El-Ahzabë : 7). Ajo është edhe thënia e Tij: *"Përqëndro vetvetën tënde sinqerisht në fenë, i larguar prej çdo të kote, (e ajo fe), feja e All-llahut në të cilën i krijoi njerëzit, s'ka ndryshim (mos ndryshoni) të asaj natyrshmërie të krijuar nga All-llahu..."* (Err-Rrum : 30). Poashtu thënia e Tij: *"Ky është një qortues i llojit të qortuesve të parë"* (En-Nexhm : 56). Si dhe thënia e Tij: *"Ne te shumica e tyre nuk gjetëm zbatimin e premtimit, e gjetëm shumicën e tyre jashtë bindjes"* (El-A'rafë : 102). Shpirti i Isaut (a.s.) ishte nga ata shpirta nga të cilët u morë premtimi dhe e dërgoi atë shpirt në Merjemën (a.s.) kur ajo u largua nga familja e saj në një vend në lindje të qytetit[248]. Ky transmetim është i saktë.

Is'hak Ibn Rahevejhi tha: Na tregoi Bekijjetu Ibnul-Velidi i cili tha se më informoi Ez-Zubejd Ibnul-Velidi nga Rashid Ibn Sa'di nga Abdurrahman Ibn Katade El-

---

246 E transmetoi Hakimi në "El-Mustedrek" (2/325) dhe tha se është I saktë në çka e pëlqeu edhe Dhehebiu.

247 **I saktë por zingjiri I tij është I dobët.** E transmetoi Ahmedi në "El-Musned" (1/251, 299, 371). Aty gjindet: Ali Ibn Xhed'ani kurse dëshmi e saktësisë së tij është hadithi më I hershëm.

248 E transmetoi Hakimi në "El-Mustedrek" (2/323) dhe tha se është i saktë në çka e pëlqeu edhe Dhehebiu. Por në zingjirin e tij transmetues ka diç.

Basriu nga babai i tij nga Hisham Ibn Hakim Ibn Hizami se një njeri tha: O I Dërguar i All-llahu, a tani punët fillojnë apo caktimi i tyre ka kaluar? Ai i tha: **“Njëmend kur All-llahu nxorri pasardhësit e Ademit nga shpina e tij dhe i bëri ata dëshmitarë të vetës së tyre, e pastaj i vendosi ata në shuplakat e Tij tha: Këta për Xhennet kurse këta për Zjarr, kështu që banorëve të Xhennetit u lehtësohet puna e banorëve të Xhennetit, ndërsa banorëve të Zjarrit u lehtësohet puna e banorëve të Zjarrit”[249].**

Is’haku tha: Na lajmëroi En-Nadri na tregoi Ebu Ma’sheri nga Seid El-Makberiu dhe Nafiu shërbëtori i Ez-Zubejrit nga Ebi Hurejre (r.a.) se tha: Kur All-llahu dëshiroi të krijojë Ademin – dhe përmendi krijimin e Ademit – pastaj i tha atij: O Adem, cila dorë e Imja është më e dashur për ty që t’i shfaqi aty pasardhësit e ty? Ai tha: Në dorën e Zotit tim të djathtë dhe që të dy duart e Zotit tim janë të djathta, atëherë Ai e hapi dorën e Tij dhe aty pa të gjithë pasardhësit e tij që do të krijohen në Ditën e Kijametit, aty i pa të shëndoshët në pamjen e tyre, të sprovuarit në pamjen e tyre dhe pejgamberët në pamjen e tyre, e tha: Sikur t’i kishe shpëtuar që të gjithë, ndërsa Ai i tha: Unë kam dëshirë të falënderohem...”[250] dhe e përmendi hadithin.

Muhammed Ibn Nasr tha: Na tregoi Muhammed Ibn Jahja na tregoi Seid Ibn Ebi Merjem na tregoi El-Lejth Ibn Sa’d, më tregoi Ibn Ixhlan nga Sa’d Ibn Ebi Seid El-Makberiu nga babai i tij nga Abdullah Ibn Selami i cili tha: **“E krijoi All-llahu Ademin pastaj i përmblodhi dy grushtat e Tij dhe i tha: Zgjidh o Adem, e ai tha: E zgjodha dorën e djathtë të Zotit tim dhe të dy duart e Zotit tim janë të djathta, atëherë ai e shtriu atë dhe ai aty pa pasardhësit e tij, e tha: Kush janë këta o Zot? Tha: Ata që i kam caktuar t’i krijojë nga banorët e Xhennetit deri në Ditën e Kijametit”[251].**

Tha: Na lajmëroi Is’haku, na tregoi Xha’fer Ibn Avni, na lajmëroi Hisham Ibn Sa’di nga Zejd Ibn Eslemi nga Ebi Hurejre (r.a.) se I Dërguari (s.a.v.s.) tha: **“Kur All-llahu krijoi Ademin e fshiu shpinën e tij dhe nga shpina e tij ranë shpirtrat e të gjithë pasardhësve të tij që do t’i krijoj deri në Ditën e Kijametit”.**

Na tregoi Is’haku dhe Omer Ibn Zurare, na tregoi Ismaili nga Kulthum Ibn Xhibri nga Seid Ibn Xhubejri nga Ibn Abbasi (r.a.) duke thënë për thënien e të Madhëruarit: *“Përkujto kur Zoti yt nxorri nga shpina e bijve të Ademit pasardhësit e tyre...”*: E fshiu Zoti yt shpinën e Ademit e nga ai dolën shpirtat e të gjithë atyre që do t’i krijojë deri në Ditën e Kijametit në vendin e quajtur Nu’man e cila gjindet këtu pas kodrës së Arafatit dhe aty e mori premtimin e tyre: *“...a nuk Jam Zoti juaj? Thanë: “Gjithsesi!” dëshmuam...”*[252]

E transmetoi Ebu Hamze Ed-Dab’iju, Muxhahidi dhe Habib Ibn Ebi Thabit, Ebu Salihu dhe të tjerët nga Ibn Abbasi (r.a.), kurse Is’haku tha: Na tregoi Xheriri nga Mensuri nga Muxhahidi nga Abdullah Ibn Amri se për këtë ajet tha: I mori ata ashtu sikurse merr krehëri nga koka.

Na tregoi Haxhxhaxhi nga Ibn Xhurejxhi nga Ez-Zubejr Ibn Musa nga Seid Ibn Xhubejri nga Ibn Abbasi (r.a.) se tha: **“All-llahu e goditi krahun e tij të djathtë dhe nga ai doli çdo shpirt që do të krijohet për Xhennet i bardhë, i pastër dhe tha: Këta janë për Xhennet. Pastaj e goditi krahun e tij të majtë dhe doli nga ai**

---

[249] **I dobët.** Aty gjindet: Abdurrahman Ibn Ebi Katade El-Basri nga babai I tij të cilët as nuk I akuzuan dhe as nuk I saktësuan.

[250] **I dobët.** Aty gjindet: Ebu Ma’sher Nexhih Ibn Abdurrahman Es-senedi El-Hashimiu, përpiluesi I El-Megazi (El-Mizan: 4/246).

[251] **I dobët.** Aty gjindet: Ebu Seid El-Makberiu I cili është I lehtë në hadith.

[252] **I saktë.** E transmetoi Ahmedi në “El-Musned” (1/272), Hakimi në “El-Mustedrek” (2/544) dhe tha se është I saktë në çka e pëlqeu edhe Dhehebiu, shiko (Hadithet e sakta: 1623).

**çdo shpirt që do të krijohet për Zjarr në pamje të zezë, e tha: Këta janë për Zjarr. Pastaj e mori premtimin nga të gjithë bijtë e Ademit që do të besojnë në Të, do ta njohin Atë dhe urdhërin e Tij, do ta vërtetojnë Atë dhe urdhërin e Tij dhe i bëri dëshmues të vetës së tyre kurse ata besuan, vërtetuan, kuptuan dhe vërtetuan”[253].**

Muhammed Ibn Nasr përmendi nga Tefsiri i Es-Sudiut nga Ebi Maliku dhe Ebi Salihu nga Ibn Abbasi (r.a.), si dhe nga Merretul-Hemdani nga Ibn Mes'udi nga disa Sahabij se I Dërguari (s.a.v.s.) tha për thënien e të Madhëruarit: *"Përkujto kur Zoti yt nxorri nga shpina e bijve të Ademit..."*: Kur All-llahu e nxorri Ademin prej Xhennetit, e para se ta zbresë nga qielli, e fshiu anën e djathtë të shpinës së Ademit dhe nxorri me atë rast disa pasardhës të bardhë si margaritarët në pamjen e milingonave, e tha: Hyni në Zjarr dhe nuk mërzitem, e kjo është ajo kur thotë: *"E të djathtët...", "E të majtët..."* pastaj e mori premtimin prej tyre dhe tha: *"...a nuk Jam Zoti juaj? Thanë: "Gjithsesi!"..."* një grup nga ata e dhanë atë me dëshirë kurse një grupë tjetër të detyruar duke u fshehur, atëherë Ai dhe melekët thanë: *"...po dëshmuam! Të mos thoni në Ditën e Kijametit: "Ne nga ky (dëshmim) ishim të panjohur. Ose të mos thoni: "Prindërit tanë më parë ishin idhujtarë, e ne ishim pasardhës të tyre...",* prandaj nuk ka asnjë prej bijve të Ademit përveçse e di se All-llahu është Zoti i tij, ndërsa nuk ka asnjë idhujtar përveçse thotë: Ne i kemi gjetur prindërit tanë në një fe dhe kjo është thënia e të Madhëruarit: *"Përkujto kur Zoti yt nxorri nga shpinat e bijve të Ademit..."* e thënia e Tij: *"...e Atij i është dorëzuar gjithë ç'ka në qiej e në tokë, me dashje e pa dashje dhe tek Ai kthehen"* (Ali Imran : 83) dhe thënia e Tij: *"Thuaj:"All-llahu ka argumentin më të plotë dhe sikur të donte Ai do t'ju vinte në rrugë të drejtë të gjithëve"* (El-En'amë : 149). Tha: Ka për qëllim ditën kur e mori premtimin nga ata[254].

Is'haku tha: Na tregoi Ruh Ibn Ubade, na tregoi Musa Ibn Ubejde Err-Rrebdhiu i cili tha: E dëgjova Muhammed Ibn Ka'b El-Kuredhiu duke thënë për këtë ajet: *"përkujto kur Zoti yt nxorri nga shpinat e bijve të Ademit..."*: E vërtetuan besimin dhe njohjen e Tij, këtë e bënë shpirtrat para se të krijohen trupat.

Tha: Na tregoi El-Fadl Ibn Musa nga Abdul-Meliku nga Ataja se për këtë ajet tha: U nxorën ata nga kurrizi i Ademit kur u morë premtimimi nga ata dhe pastaj u rikthyen në kurrizin e tij.

Is'haku tha: Na tregoi Ali Ibnul-Exhlehi nga Ed-Dahhaku se tha: All-llahu nxorri nga shpina e Ademit në ditën kur e krijoi të gjithë ata që do të jenë deri në Ditën e Kijametit të cilët i nxorri në pamjen e milingonave dhe u tha: *"...a nuk Jam Zoti juaj? Thanë: "Po, dëshmuam!"* kurse melekët thanë: *"...të mos thoni në Ditën e Kijametit: "Ne nga ky (dëshmim) ishim të panjohur"* pastaj e kapi një grusht me dorën e Tij të djathtë dhe tha: Këta janë për Xhennet, pastaj e kapi një grusht tjetër dhe tha: Këta janë për Zjarr.

Is'haku tha: Na tregoi Ebu Amir El-Akadiu dhe Ebu Neim El-Melai i cili tha: Na tregoi Hisham Ibn Sa'di nga Jahjau, i cili nuk është Ibn Seidi, se tha: I thash Ibnul-Musejjibit: Çfarë thua për Uzlin (tërheqjen gjatë marrëdhënieve)? Tha: Nëse dëshiron po ta them një hadith që është i vërtetë: Kur All-llahu i madhëruar e krijoi Ademin i mundësoi të shikojë një fisnikëri që nuk ia mundësoi asnjë krijese të All-llahut, i mundësoi atij t'i shikojë shpirtrat e të gjithë pasardhësve të tij deri në Ditën e Kijametit, prandaj ai që të thotë se mund të shtojë apo të pakësoj nga ata ka gënjyer dhe unë sikur t'i kam shtatëdhjetë (fëmijë) nuk do të mërzitesha.

---

[253] **I saktë, por zingjiri transmetues është I dobët.** Aty gjindet: Ibn Xhurejxh, ai shumë herë e ngritë hadithin, ndërsa dëshmi e tij është hadithi I përparshëm.

[254] **I dobët.** Aty gjindet Es-Sirriu për të cilin tha Shejhul-Islami Ibn Haxheri: Është I sinqertë I përzihet.

Në Tefsirin e Ibn Ujejnes nga Err-Rrebi'ë Ibn Enesi nga Ebi Alije transmetohet se tha: *"...e ati i është dorëzuar gjithë çka në qiej e në tokë me dashje e pa dashje..."* këtë e tha në ditën kur e mori premtimin.
Is'haku tha: Në atë kohë ata vërtetuan sepse All-llahu i madhëruar na informoi se tha: *"...a nuk Jam Zoti juaj? Thanë: "Po, dëshmuam!..."*, e All-llahu i madhëruar nuk u flet përveçse atyre që kuptojnë të folurit e Tij, si dhe nuk mund të përgjigjen veçse ata që e kuptojnë pyetjen, prandaj përgjigjja e tyre është argument se ata e kuptuan All-llahun dhe e konceptuan dëshmimin e tij: *"...a nuk Jam Zoti juaj?..."* kështu që kur ata kuptuan këtë të folur u përgjigjën: *"...thanë: "Po, dëshmuam!"..."* kështu vërtetuan krijimtarinë e tij (se Ai është Zoti i tyre).

**KAPITULL**

Poashtu morën për argument atë që e transmetoi Ebu Abdullah ibn Mendeh: Na tregoi Muhammed Ibn Sabir El-Buhariu, na tregoi Muhammed Ibnul-Mundhir Ibn Sa'di El-Hereviu, na tregoi Xha'fer Ibn Muhammed Ibn Harun El-Mesisi, na tregoi Utbete Ibnus-Seken, na tregoi Erta'ate Ibnul-Mundhiri, na tregoi Ata Ibn Ixhlani nga Junus Ibn Halebsi nga Amr Ibn Abese i cili tha: E dëgjova të Dërguarin e All-llahut (s.a.v.s.) duke thënë: **"Njëmend All-llahu i krijoi shpirtrat e robëve para trupave të tyre për dy mijë vite dhe ata që njihen ndrmjet vete afrohen kurse ata që urrehen ndërmjet vete largohen"[255].** Kjo është diç prej asaj që ata morën për argument.
Të tjerët thanë: Biseda me ju bëhet nga dy pikqëndrime:
E para: Përmendja e argumentit se shpirtrat janë krijuar pas krijimit të trupave.
E dyta: Përgjigjeja ndaj argumenteve tuaja.
Në pikqëndrimin e parë i Madhëruari thotë: *"O ju njerëz, vërtet ne ju krijuam juve prej një mashkulli dhe një femre..."* (El-Huxhurat : 13). Këtu i është drejtuar njeriut i cili është shpirt dhe trup dhe kjo argumentoi se ai komplet është krijuar pas krijimit të prindërve. Edhe më e qartë se kjo është thënia e Tij: *"O ju njerëz! Kinie frikë Zotin tuaj që ju ka krijuar prej një veteje (njeriu) dhe nga ajo krijoi palën (shoqën) e saj, e prej atyre dyve u shtuan shumë burra e gra. Dhe kinie frikë All-llahun..."* (En-Nisaë : 1). Pra, ky ajet është i qartë se krijimi i tërësishëm i llojit njerëzor pasoi pas krijimit të origjinalit të tij.
Nëse thuhet: Kjo nuk mohon atë se shpirtrat i paraprinë krijimit të trupave edhe pse janë krijuar pas krijimit të babait të njerëzimit, sikurse e vërtetuan këtë citatet e përmendura.
Themi: Do të sqarojmë, in sha All-llahu teala, se citatet e përmendura nuk argumentojnë se krijimi i shpirtrave nuk i parapriu krijimit të trupave në mënyrë të vërtetuar. Qëllimi përfundues i tyre është të argumentojnë, pas saktësisë së tyre, se All-llahu i madhëruar krijoi pamjet e shpirtrave, e përcaktoi krijimin, exhelin dhe veprat e tyre, si dhe i nxorri ato pamje nga materia e tyre pastaj i riktheu në të dhe përcaktoi daljen e çdonjërit nga ata në kohën e caktuar për të, por kjo nuk argumenton se ata u krijuan me një krijim të përqëndrueshëm pastaj vazhduan të ekzistojnë me një jetë në të cilën kuptojnë dhe flasin të bashkuar në një vend, pastaj të dërgohen nga aty në trupa grupe grupe sikurse tha Ebu Muhammed Ibn Hazmi. Apo mos citatet bartin çka ne nuk kemi mundësi? Po, Zoti i madhëruar i krijon ata grup pas grupi sipas pamjes që më herët u është përcaktuar, kështu krijimi i jashtëm erdhë në përputhshmëri me përcaktimin e Tij të më hershëm sikurse është çështja e Tij me të gjitha krijesat e Tij sepse Ai u përcaktoi atyre përcaktime, exhele, cilësi

[255] Them: e përmendi atë Ibn Irak në "Tenzihus-Seria' (1/863), Ibnul-Xhevziu në "El-Mevduat" (1/401), Sujutiu në "El-Leali" (1/199) dhe Shevkani në "El-Fevaid" (382), ky hadith është përplotë me të lënur.

dhe pamje, pastaj i shfaqi në ekzistencë në përputhshmëri me atë përcaktim të cilin ua përcaktoi pa shtuar e as pa mangësuar asgjë.
Pra, citatet e përmendura argumentojnë realizimin e përcaktimit të më hershëm, e disa nga ato argumentojnë se i Madhëruari nxorri pamjet e tyre dhe ndau të lumturit nga të palumturit, ndërsa thënia e disave nga selefi për të folurit me ta, vërtetimin e krijimtarisë nga ata dhe dëshmimi i tyre ndaj vetës së tyre me adhurim është thënie e bazuar në kuptimin e tyre të ajetit, kurse ajeti nuk argumentoi atë por të kundërtën.
Ndërsa për hadithin e Ebu Malikit, Ebu Omeri tha: Ai është një hadith i ndërprerë (munkati'ë) sepse Muslim Ibn Jesari nuk e takoi Omer Ibnul-Hattabin dhe në mes tyre në këtë hadith gjindet Neim Ibn Rebia, i cili nuk është argument me gjithë prezentimin e tij në këtë zingjir transmetues, ndërsa Muslim Ibn Jesari është i panjohur. Është thënë: Ai është Medeniu e jo Muslim Ibn Jesar El-Basriu. Ibn Ebi Hajtheme tha: E lexova para Jahja Ibn Meinit këtë hadith të Malikut nga Zejd Ibn Ebi Enise, kurse ai e shkruajti me dorën e tij se Muslim Ibn Jesari nuk është i njohur.
Pastaj Ebu Omeri vazhdoi duke transmetuar nga Nesaiu i cili tha se na informoi Muhammed Ibn Vehbi, na tregoi Muhammed Ibn Seleme i cili tha: Më tregoi Ebu Abdurrahim, e ky tha: Më tregoi Zejd Ibn Enise nga Abdul-Hamid Ibn Abdurrahmani nga Muslim Ibn Jesari nga Neim Ibn Rebia.
Pastaj transmetoi nga Suhbere i cili tha se na informoi Ahmed Ibn Abdul-Melik Ibn Vakidi, na tregoi Muhammed Ibn Seleme nga Ebi Abdurrahim nga Zejd Ibn Ebi Enise nga Abdul-Hamidi nga Muslimi nga Neimi se Ebu Amr Zijade tha: Ata që e shtuan në këtë hadith Neim Ibn Rebian ai nuk është argument, ndërsa kush nuk e përmendi është më i ruajtur, por shtesa është nga hafizi i përpikët.
Thënë përgjithësisht për këtë hadith ai është me zingjir të paqëndrueshëm, sepse Muslimi Ibn Jesari dhe Neim Ibn Rebia që të dy janë të panjohur me dituri, por kuptimi i këtij hadithi është vërtetuar nga I Dërguari (s.a.v.s.) nga shumë aspekte që zgjatë përmendja e tyre, si p.sh. në hadithin e Omer Ibnul-Hattabit dhe disa të tjerëve që zgjatë përmendja e tyre.
Qëllimi i Ebu Amrit është se hadithet argumentojnë përcaktimin e më hershëm sepse ato i përmendi në vazhdim dhe e përmendi hadithin e Abdullah Ibn Omerit për kaderin (përcaktimin) dhe në fund të tij tha: Një njeri i fisit Muzejne apo Xhuhejne e pyeti atë: O I Dërguar i All-llahut, pse pra të punojmë? Tha: **"Banorëve të Xhennetit u lehtësohet puna e banorëve të Xhennetit kurse banorëve të Zjarrit u lehtësohet puna e banorëve të Zjarrit"[256].**
Tha: Ky kuptim për kaderin nga I Dërguari (s.a.v.s.) u transmetua nga Ali Ibn Ebu Talibi (r.a.), Ubejj Ibn Ka'bi (r.a.), Abdullah Ibn Abbasi (r.a.), Ibn Omeri (r.a.), Ebu Hurejre (r.a.), Ebu Seidi (r.a.), Ebu Seriha El-Gaffariu (r.a.), Abdullah Ibn Mes'udi (r.a.), Abdullah Ibn Amri (r.a.), Umran Ibn Husajni (r.a.), Aishja (r.a.), Enes Ibn Maliku (r.a.), Suraka Ibn Xhu'shemi (r.a.), Ebu Musa El-Esh'ariu (r.a.) Ubadetu Ibnus-Samiti (All-llahu qoftë i kënaqur me ta) dhe shumica e atyre haditheve kanë transmetime të ndryshme, pastaj përmendi shumë nga ata me zingjirin transmetues.
Ndërsa hadithi i transmetuar nga Ebu Salihu nga Ebu Hurejre (r.a.) në realitet argumenton nxjerrjen e pasardhësve dhe shfaqjen e tyre në pamje të milingonave, e që atëherë disa ishin të ndriçuar e disa të nxirë dhe nuk thuhet aty se All-llahu i madhëruar i krijoi shpirtrat e tyre para trupave apo se i mblodhi në një vend pastaj e dërgon çdo shpirt nga aty kur t'i krijohet trupi. Po, është e vërtetë se Ai çdo trup e ka veçuar me një shpirt që i është caktuar të jetë i tij në atë kohë, por Ai e krijoi shpirtin

[256] E transmetoi Buhariu (1362), Fet'hul-Bari (3/267), Muslimi në "El-Kader" (6), Ebu Davudi në "Es-Sunne" (k. 16, h. 4696) dhe Ibn Abdul-Berr në "Et-Temhid" (6/7) I cili ka transmetime të shumta dhe të sakta.

e atij trupi në atë kohë, e përfundoi krijimin e tij dhe e vendosi atë në një vend që kur ta krijojë trupin e dërgon atë tek ai nga ai vend, këtë në asnjë mënyrë hadithet nuk e argumentojnë nëse i vështron ato.
Ndërsa hadithin që e transmetoi Ubejj Ibn Ka'bi nga I Dërguari (s.a.v.s.) përfundimisht thuhet, sikur të jetë i saktë, por ai nuk është i saktë, se është thënie e Ubejjit. Ai zingjir transmetues transmeton gjëra shumë të urrejtura, të ngritura e të ndalura, kurse Ebu Xha'fer Err-Rraziu tha për të se është i saktë dhe i dobët, ndërsa Ali El-Medini tha: Ishte i besueshëm. Poashtu tha: I përziente çështjet. Ibn Meini për të tha: Ai është i besueshëm por edhe tha: Ai shkruan hadith por edhe gabon. Imam Ahmedi për të tha: Nuk është i fortë në hadith dhe tha: I mirë deri diku në hadith. Ndërsa El-Fel-lasi tha: E ka të dobët mbajtjen në mend. Ebu Zer'a tha: Supozon shumë. Ndërsa Ibn Hibbani tha: Dallohet me gjëra të urrejtura të transmetuara nga më të njohurit.
Ajo që urrehet në këtë hadith është thënia e tij se shpirti i Isaut (a.s.) ishte nga ata shpirta që atëherë u morë premtimi dhe pastaj atë shpirt e dërgoi te Merjemja (a.s.) kur u larguan nga familja në një vend në lindje dhe ai hyri në të, ndërsa është e ditur se shpirti i cili u dërgua te Merjemja (a.s.) nuk është shpirti i Mesihut (a.s.), por ai shpirt fryu në të dhe ajo mbet me barrë me Mesihun (a.s.), i Madhëruari thotë: *"...e Ne ia dërguam asaj Xhibrilin, e ai iu paraqit asaj njeri në tërësi. Ajo tha: "Unë i mbështetëm të Gjithëmëshirshmit prej teje, nëse je që i frikësohesh Atij (pra më lë të lirë)!" Ai (Xhibrili) tha: "Unë jam vetëm i dërguar (melek) i Zotit tënd për të dhuruar ty një djalë të pastër (pejgamber)"* (Merjem : 17-19). Pra, shpirti i Mesihut nuk i flet për vetën e tij kurrsesi në këtë të folur, ndërsa në një transmetim të hadithit të Ebu Xha'ferit thuhet se shpirti i Mesihut është ai i cili i foli kështu dhe ai u dërgua tek ajo.
Këtu kemi katër pikqëndrime:
**I pari:** All-llahu i madhëruar nxorri pamjet dhe shembujt e tyre të cilët i ndau në të palumtur, të lumtur, të shëndoshë dhe të sëmurë.
**I dyti:** All-llahu i madhëruar ngriti atëbotë argumentin kundër tyre, i bëri dëshmitarë të krijimtarisë së Tij dhe melekët i bëri dëshmitarë të kësaj.
**I treti:** Ky është komenti i thënies së Tij: *"Përkujto kur Zoti yt nxorri nga shpina e bijve të Ademit pasardhësit e tyre...".*
**I katërti:** Ai i vendosi të gjithë ata shpirtra në një vend pas nxjerrjes së tyre, e përfundoi krijimin e tyre dhe se në çdo kohë ripërtrihet dërgimi i një grupi të tyre në trupat e tyre.
Sa i përket pikqëndrimit të parë: Citatet janë të qarta, të ngritura dhe të ndalura në të.
E sa i përket pikqëndrimit të dytë: E morën atë qëndrim ndaj ajetit ata që e morën në mesin e komentatorëve dhe menduan se ai është komenti i tij, si dhe kjo është thënia e shumicës së komentatorëve të cilët bazohen në gjurmë. Ebu Is'haku tha: Është e mundur që All-llahu i madhëruar u dha kuptim që të logjikojnë atyre shpirtrave në pamje të milingonave të cilat i nxorri sikurse thotë: *"...një bubrrec tha: "O ju bubrreca, hyni në vendet tuaja që të mos u coptojë Sulejmani dhe ushtria e tij duke mos ju vërejtur"* (En-Neml : 18). Ai ia nështroi Davudit (a.s.) kodrat dhe shpendët të cilët e madhëronin All-llahun bashkë me të.
Ibnul-Enbari tha: Medhhebi (mendimi) i Ehlul-Hadithit (njohësve të haditheve) dhe dijetarëve të mëdhenjë për këtë ajet është se: All-llahu nxorri pasardhësit e Ademit (a.s.) nga kurrizi i tij dhe nga kurrizët e fëmijve të tij në pamjen e milingonave, e pastaj mori nga ata premtimin se Ai është Krijuesi i tyre, se ata janë të krijuar dhe këtë e pranuan, e këtë e bënë pasi që u dha atyre mendje me të cilat e kuptuan atë qu

ju prezentu atyre sikurse që u dha edhe kodrave mendje kur u foli dhe sikur veproi me deven e cila bëri sexhde e me palmen e cila dëgjoi dhe u bindë kur u thirrë.
El-Xhurxhani tha: Nuk ka kundërshtim mes thënies së të Dërguarit (s.a.v.s.): **"Njëmend All-llahu e fshiu shpinën e Ademit dhe nxorri nga ai pasardhësit e tij..."** dhe ajetit të përmendur me falënderimin e All-llahut sepse Ai kur i mori ata nga shpina e Ademit i mori edhe nga shpinat e pasardhësve të tij meqë pasardhësit e Ademit janë pasardhës të njëri-tjetrit, ndërsa thënia e Tij: *"...të mos thoni në Ditën e Kijametit ne me këtë ishim të panjohur"*, d.m.th. me premtimin që u morë nga ata dhe kur ata e thanë atë melekët u bënë dëshmitarë. Tha: Kjo argumenton komentin që është përmendur në transmetimin se All-llahu i madhëruar u tha melekëve: Dëshmoni! E ata thanë: Dëshmuam. Tha: Disa dijetarë menduan se premtimi u morë nga vetëm shpirtrat pa trupa sepse shpirtrat janë ata që logjikojnë, që kuptojnë dhe ata shpërblehen e dënohen kurse trupat janë të vdekur dhe nuk logjikojnë e as nuk kuptojnë. Tha: Is'hak Ibn Rahevejhi e dha këtë mendim dhe tha se është thënie e Ebu Hurejres (r.a.). Is'haku tha: U pajtuan dijetarët se ai u foli dhe i bëri të dëshmojnë shpirtrat para krijimit të trupave. El-Xhurxhani tha: Ata morën për argument thënien e të madhëruarit: *"Kurrsesi të mos mendoni se janë të vdekur ata që ranë dëshmorë në rrugën e All-llahut. Përkundrazi, ata janë të gjallë..."* (Ali Imran: 169). Trupat janë kalbur dhe kanë humbur në tokë kurse shpirtrat furnizohen, gëzohen dhe ata ndiejn kënaqësi, dhimbje, gëzim, pikëllim, njohin dhe urrejnë, këtë e sqarojnë edhe ëndërrat të cilat njeriu i sheh dhe kur të zgjohet vëren kënaqësinë, gëzimin, dhimbjen dhe pikëllimin në vetën e tij nga ajo që përjetoi shpirti i tij e jo edhe trupi. Tha: Përfundimisht dobia e gjithë kësaj në këtë kapitull është se All-llahu i madhëruar e vërtetoi argumentimin mbi të gjithë shpirtrat si të atyre që u arriti shpallja edhe atyre që nuk u arriti përmes atij premtimi që e mori nga ata, ndërsa u shtoi atyre që u arriti shpallja edhe argumentimin me ajete, me shenjat të cilat i vendosi në vetën e tij e në botë, me pejgamberët të cilët u dërguan tek ata si përgëzues e qortues dhe me këshillat e shembujt e transmetuar tek ata, përveçse All-llahu i madhëruar nuk kërkon prej askujt bindshmëri vetëm sa ia obligon argumentimi dhe sipas mundësisë e argumenteve që i janë dhënë. All-llahu i madhëruar na bëri të qartë shkaktarin e atyre që u ka arritur urdhëri dhe ndalesa, ndërsa e fshehu nga ne diturinë e asaj që e përcaktoi për ata që nuk u arriti përveçse ne e dimë se Ai është I Drejtë që nuk bënë padrejtësi në gjykimin e Tij, është I Urtë që nuk ka dobësi në krijimin e Tij dhe Ai është I Fuqishmi që nuk pyetet për atë që e vepron, i Tij është krijimi, por edhe i Tij është edhe përcaktimi (urdhëri), i begatshëm është All-llahu Zoti i botëve.

**KAPITULL**

Disa të tjerë i kundërshtuan ata në kuptimin e këtij ajeti dhe thanë se kuptimi i ajetit: *"Përkujto kur Zoti yt nxorri nga shpina e bijve të Ademit pasardhësit e tyre..."*, d.m.th. i nxorri ata dhe i krijoi në dun'ja pasi që ishin spermë në kurrizët e prindërve të tyre sipas rënditjes së tyre në ekzistim, i bëri dëshmitarë të vetës së tyre se Ai është Zoti i tyre sipas ajeteve dhe argumenteve të cilat i detyrojnë të dinë se Ai është Krijuesi i tyre. Nuk ka asnjë njeri përveçse në vetën e tij përmban nga krijimi i Zotit të tij atë që dëshmon se Ai është Krijuesi dhe Përcaktuesi i tij. Kur ata e kuptuan këtë dhe i thirri në të, të gjithë atë që e dëshmuan është në pozitë të dëshmuesve të cilët dëshmuan saktësinë e saj ndaj vetës së tyre sikurse thotë All-llahu i madhëruar në një tjetër vend: *"...duke dëshmuar ndaj vetës së tyre me kufr (mosbesim)*", d.m.th. sikur të jenë në pozitën e dëshmitarëve edhe pse nuk kanë thënë: Ne jemi pabesimtarë, sikurse thuhet: Pjesët e mia dëshmuan thënien tënde, d.m.th. e kuptova atë, e sikur pjesët e mia të trupit të kenë mundësi të flasin do të dëshmonin me

gjuhën e tyre, kështu thuhet edhe për informimin dhe sqarimin e Tij: *"All-llahu vërtetoi se nuk ka zot tjetër përveç Tij..."*, d.m.th. informoi dhe sqaroi dhe kjo i përngjanë dëshmisë së atij që dëshmon te qeveritarët dhe te të tjerët. Kjo është thënia e Ibnul-Enbarit.
El-Xhurxhani shtoi një sqarim në këtë thënie dhe tha duke treguar nga shokët e tij: Kur All-llahu krijoi krijesat dhe e realizoi diturinë e Tij në to, të asaj që do të ndodhë, të asaj që nuk ka ndodhë e që do të ndodhë sikur të ketë ndodhë meqë dituria e Tij është pengesë e mosndodhjes së tij. Në alegorinë e gj. arabe është e përhapur vendosja e asaj që pritet në vend të asaj sikur ka ndodhur si shkak i paraprirjes së diturisë për ndodhjen e saj, sikurse e thotë këtë All-llahu i madhëruar në disa vende në Kur'an si në thënien e Tij: *"Dhe thirrën banorët e Zjarrit..."* e *"Dhe thirrën banorët e Xhennetit..."* dhe *"Dhe thirrën banorët e El-A'rafit..."*, prandaj ai tha: Atëherë komentimi i thënies së Tij: *"Përkujto kur Zoti yt nxorri..."*, d.m.th. kur do të nxjerrë, poashtu thënia e Tij: *"...dhe i bëri dëshmues të vetës së tyre..."*, d.m.th. do t'i bëjë dëshmues të logjikës të cilën e vendosi në ta me të cilën arrihet të kuptuarit dhe me të obligohet shpërblimi apo dënimi. E, të gjithë ata që u lindën, të cilët arritën pjekurinë, e kuptuan dëmin dhe dobinë, e kuptuan premtimin dhe qortimin, shpërblimin dhe dënimin, është sikur ta ketë marrë All-llahu i madhëruar nga ai premtimin për Njëshmëri, bazuar në mendjen që e vendosi në të sipas ajeteve dhe argumenteve që ia paraqiti atij, nuk është e lejuar që ai vetën ta ketë krijuar, e nëse një gjë e tillë nuk lejohet atëherë ai patjetër e ka Krijuesin i Cili është tjetër dhe nuk është sikur ai. Nuk ka asnjë njeri që arrinë këtë pjekuri e të mos ketë ndonjë pengesë në të kuptuar përveçse kur ta ngushtojë ndonjë çështje fshihet tek All-llahu i madhëruar kur ai të ketë ngritur kokën kah qielli dhe të ketë sinjalizuar me gishtin e tij kah ai duke e ditur se Krijuesi i tij është mbi të. Kur mendja, nga e cila rrjedh kuptimi dhe spjegimi, të ketë arritur njohurinë e kësaj që përmendëm, i është marrë besa dhe premtimi, por edhe është e lejuar t'i thuhet atij: Ai vërtetoi, u nënshtrua dhe u dorëzua sikurse thotë All-llahu i madhëruar: *"Gjithçka ka në qiej e në tokë i bën sexhde vetëm All-llahut me dëshirë ose me dhunë..."* (Err-Rra'd : 15).
Tha: Morën argument edhe thënien e tij (s.a.v.s.): **"Është ngritur lapsi nga tre persona: Nga fëmiu derisa të rritet** (të arrijë moshën e pjekurisë)**, nga i çmenduri derisa t'i kthehet vetëdija dhe nga ai që është në gjumë derisa të zgjohet"**[257]**.**
Poashtu thënien e All-llahut të madhëruar: *"Ne u ofruam emanetin (obligimet) qiejve, tokës dhe maleve, e ata nuk deshën ta marrin përsipër atë dhe u frikësuan prej tij..."* pastaj thotë: *"...ndërsa njeriu atë e mori mbi vete..."* (El-Ahzabë : 72), me emanetin e përmendur në këtë ajet është për qëllim besa dhe premtimi kurse qiejt, toka dhe malet e refuzuan bartjen e emanetin si shkak i mosposedimit të mendjes me ndihmën e të cilës bëhet kuptimi i ndërsjellë, ndërsa njeriu e barti atë si shkak i pozitës së mendjes në të.
Ai tha edhe në thënien e Tij: *"...të mos thoni në Ditën e Kijametit: "Ne nga ky (dëshmim) ishim të panjohur". Ose të mos thoni: "Prindërit tanë më parë ishin idhujtarë, e ne ishim pasardhës të tyre..."* (El-A'rafë : 172-173). Është argument për këtë komentim sepse All-llahu i madhëruar e ka ditur se marrja e këtij premtimi nga ata është që të mos thonë në Ditën e Kijametit: Ne nga ky dëshmim ishim të panjohur dhe panjohuria në këtë vend është njëra nga këto dy aspekte: Ose është panjohuri për Ditën e Kijametit, ose për marrjen e premtimit. Sa i përket Ditës së Kijametit, All-llahu i madhëruar nuk përmendi në Librin e Tij se ai e mori

[257] **I saktë.** E transmetoi Ebu Davudi (4398), Nesaiu (6/156), Ahmedi në "El-Musned" (1/140, 155, 158). Them: Ky hadith ka transmetime të shumta.

premtimin nga ata që të njohin ringjalljen dhe llogarinë, por Ai përmendi vetëm njohjen e Tij. Nëse marrja e premtimit është bërë edhe nga fëmijët dhe foshnjet e abortuara, sikurse tha kundërshtuesi, dihet se ata nuk kanë arritur pjekurinë pas marrjes së atij premtimi, kështu që për ta mund të jetë panjohuri dhe e refuzojnë atë, atëherë ku është ajo panjohuri nga ata kur All-llahu i madhëruar nuk dënon për atë që nuk është prej tyre, kështu ai përmendi atë që nuk lejohet dhe nuk është e pamundur. Ndërsa sa i përket thënies së Tij: *"Ose të mos thoni: "Prindërit tanë ishin më parë idhujtarë, e ne ishim pasardhës të tyre..."*. Ky shirk për të cilin dënohen ata, ose është prej vetës së tyre, ose është nga prindërit e tyre, nëse ai është prej vetës së tyre, dënimi nuk lejohet të pasojë përveçse pas arritjes së pjekurisë dhe ngritjes së argumentit, meqë nga fëmiu nuk mund të rrjedhë shirku e as të tjerat, e nëse ai është nga dikush tjetër, atëherë ummeti janë të pajtuar se: *"...e askush nuk do ta bartë barrën e tjetrit...",* sikurse thotë All-llahu i madhëruar në Kur'an dhe kjo nuk kundërshton atë që u transmetua nga I Dërguari (s.a.v.s.) se tha: **"Njëmend All-llahu fshiu shpinën e Ademit dhe nxorri nga ai pasardhësit e tij nga të cilët e mori premtimin...",** sepse ai (s.a.v.s.) e përshtati thënien e tij me thënien e All-llahut të madhëruar kështu që erdhë sipas rënditjes së saj me ç'rast e vendosi shprehjen e kohës së kaluar në pozitën e të ardhmes. Tha: Ky rrëfim është i ngjashëm me thënien e Tij: *"Përkujtoni (o ithtarë të librit) kur All-llahu mori zotimin e pejgamberëve: Nga ajo se juve ju dhashë libër e urtësi, ju patjetër do ta besoni dhe ndihmoni pejgamberin që vjen pas juve..."* (Ali Imran : 81). Kështu All-llahu i bëri ato libra dhe urtësi të cilat ua zbriti pejgamberëve premtim që e mori për popujt pas tyre, këtë e argumenton thënia e Tij: *"...ju patjetër do ta besoni dhe ndihmoni pejgamberin që vjen pas juve, e që vërteton atë që ju keni pranë veti..."*. Pastaj popujve u tha: *"Tha: "A pranuat, a e morët sipër obligimin Tim?" Ata thanë: "Ne e pranuam!" Tha (All-llahu): "Dëshmoni pra, edhe Unë dëshmoj bashkë me ju!"*. Këtu All-llahu i madhëruar Librin e Tij të zbritur pejgamberëve e bëri argument për popujt në pozitën e marrjes së premtimit nga ata dhe e bëri njohurinë e tyre për të vërtetim nga ata.

Them: Kjo i përngjanë edhe thënies së Tij: *"Përkujtoni dhuntitë e All-llahut që ju dha (fenë Islame) dhe zotimin e Tij, të cilin e pat marrë prej jush kur thatë; "Dëgjuam e respektuam"..."* (El-Maide : 7). Ky është zotimi të cilin Ai e mori nga ata pasi që kishte dërguar të dërguarit e Tij tek ata që të besojnë dhe vërtetojnë Atë. Kësaj i përngjanë edhe thënia e Tij: *"Ata janë, të cilët e zbatojnë besën e dhënë All-llahut dhe nuk e thyejnë zotimin"* (Err-Rra'd : 20). Poashtu thënia e Tij: *"O bijt e Ademit (kriminelë), po a nuk u dërgova porosinë që të mos e dëgjoni djallin, se me të vërtetë ai është armiku juaj i hapët!? (Ju porosita) Të më adhuroni Mua, se kjo është rruga e sigurt!..."* (Jasin : 60-61). Ky pra është premtim i Tij në gjuhën e të dërguarve të Tij. Në këtë kontest është edhe thënia e Tij për Beni Israilët: *"...dhe zbatoni premtimin që më keni dhënë Mua. Unë zbatoj atë që u premtova..."* dhe thënia e Tij: *"Dhe kur All-llahu mori zotimin nga ata që iu pat dhënë libri: që gjithqyshë t'ua publikoni atë njerëzve, e të mos e fshehni..."* (Ali Imran : 187), pastaj thënia e Tij: *"(përkujto) Kur Ne e morëm (me betim) prej pejgamberëve premtimin e tyre; edhe prej teje, prej nuhut, Ibrahimit, Musait, Isait të birit të Merjemes, pra morëm prej tyre besë të fortë"* (El-Ahzabë : 7). Ky është premtim të cilin Ai e mori prej tyre pas dërgimit të tyre sikurse e mori nga popujt e tyre pas qortimit të tyre, ky është premtimi për të cilin i mallkoi All-llahu i madhëruar ata që e prishën atë, prandaj vazhdoi duke thënë: *"Për shkak se ata e thyen zotimin e tyre, Ne i mallkuam ata, dhe zemrat e tyre i bëmë të forta..."* (El-Maide : 13). Ai i dënoi ata sepse e prishën premtimin të cilin e mori nga ata në gjuhën e të dërguarve të Tij, e këtë e tha

qartë në thënien e Tij: *“Dhe kur All-llahu mori zotimin nga ata që iu pat dhënë libri: Që gjithqyshë t'ua publikoni atë njerëzve, e të mos e fshehni...”.* Meqë ky ajet dhe të ngjashmit me të gjinden në sure medinase u foli duke u përmendur këtë premtim (betim, zotim) ithtarëve të librit (hebrenjëve dhe të krishterëve) sepse ai është një premtim që e mori prej tyre se do të besojnë në Të dhe në të dërguarit e Tij, e meqë ajeti tjetër i sures El-A'rafë është i një sureje mekkase (që zbriti në Mekkë) aty përmendi premtimin dhe dëshminë e përgjithshme për të gjithë të ngarkuarit (el-mukel-lefun) të cilët vërtetuan krijimtarinë, Njëshmërinë e Tij dhe pavërtetësinë e shirkut. Ai është një premtim dhe dëshmi që me të ngritët argumentimi, ndërpritet arsyetimi, realizohet dënimi dhe me kundërshtimin e tij meritohet shkatërrimi, prandaj gjithsesi duhet ta kujtojnë atë dhe ta dinë, ai vërtetim i krijimtarisë së Tij është natyrshmëri në të cilën u krijuan, se Ai është Zoti, Krijuesi i tyre dhe se ata janë të krijuar e të nënshtruar, pastaj Ai u dërgoi atyre të dërguarit që t'i përkujtojnë atë që është në natyrën dhe mendjet e tyre, që ta dinë të drejtën e Tij ndaj tyre, urdhërin, ndalesën, premtimin dhe qortimin.

Vazhda e ajeteve argumenton këtë nga disa aspekte:

**Aspekti i parë:** Se Ai tha: *“Përkujto kur Zoti yt nxorri nga shpina e bijve të Ademit...”,* e nuk tha nga Ademi, ndërsa bijtë e Ademit janë tjetër nga Ademi.

**Aspekti i dytë:** Se Ai tha: *“...nga shpina e tyre...”*, e nuk tha vetëm nga shpina, e cila gjë argumenton diçka nga e përgjithshmja apo zëvendësim për përgjithësinë dhe kjo është më mirë.

**Aspekti i tretë:** Se Ai tha: *“...pasardhësit e tyre...”*, e nuk tha pasardhësit e tij.

**Aspekti i katërt:** Se Ai tha: *“...dhe i bëri dëshmues të vetës së tyre...”*, d.m.th. i bëri ata që të dëshmojnë ndaj vetës së tyre, kështu që patjetër dëshmuesi do të përkujtojë atë që dëshmoi, por ai do ta kujtojë dëshminë e tij pasi të ketë dalur në këtë botë e jo para saj.

**Aspekti i pestë:** Ai na informoi se urtësia e asaj dëshmie është ngritja e argumentimit ndaj tyre që mos të thonë në Ditën e Kijametit: Ne për këtë ishim të panjohur, kurse argumentimi në realitet u ngritë ndaj tyre me të dërguarit dhe natyrshmërinë në të cilën ata u krijuan sikurse thotë i Madhëruari: *“Të dërguar që ishin lajmgëzues e kërcënues, ashtu që pas dërgimit të dërguarve njerëzit të mos kenë fakt (arsyetim) para All-llahut...”* (En-Nisa : 165).

**Aspekti i gjashtë:** Përkujtimi i asaj që mos të thonë në Ditën e Kijametit: *“...ne me këtë ishim të panjohur”*. Është e ditur se ata janë të panjohur për atë dalje të tyre nga kurrizi i Ademit dhe dëshmimin e të gjithë atyre në atë kohë, atë nuk e kujton askush prej tyre.

**Aspekti i shtatë:** Thënia e Tij: *“Ose të mos thoni: “Prindërit tanë më parë ishin idhujtarë, e ne ishim pasardhës të tyre...”*. Ai në këtë dëshmim dhe përcaktim përmendi dy urtësi, e para: Të mos pretendojnë panjohurinë, ndërsa e dyta: Të mos pretendojnë taklidin (imitimin e prindërve), sepse i panjohuri nuk ka ndjenja kurse imituesi pason të tjerët.

**Aspekti i tetë:** Thënia e Tij në vazhdim: *“...a do të na shkatërrosh ne për atë bënë ata asgjësues të së vërtetës?”*. D.m.th. sikur t'i dënojë për shkak të refuzimit dhe shirkut të tyre ata do të thonin atë, ndërsa All-llahu i madhëruar i shkatërron ata si shkak i kundërshtimit dhe përgënjeshtrimit të pejgamberëve të Tij, e sikur t'i ketë shkatërruar për shkak të imitimit të prindërve të tyre në shirk pa ngritur argumentimin ndaj tyre me dërgimin e pejgamberëve do t'i shkatërronte për atë që bënë ata asgjësues të së vërtetës, ose i shkatërron ata me gjithë panjohurinë e tyre në atë të pavërtetë që ishin ata. Ndërsa All-llahu i madhëruar na informoi se Ai nuk

shkatërron banorët e fshatrave mizorisht derisa banorët e tyre janë të panjohur me të vërtetën, por Ai i shkatërron pasi t'i ketë ngritur arsyet dhe pas qortimit të tyre.
**Aspekti i nëntë:** Se Ai e bëri të dëshmojë çdonjërin ndaj vetës së tij se Ai është Zoti dhe Krijuesi i tij, prandaj edhe mori atë dëshmim apo argument ndaj tyre në shumë vende në Kur'an, sikurse në thënien e Tij: *"Po nëse ti i pyet: Kush i krijoi ata, me siguri do të thonë: "All-llahu!" E si pra, i kthejnë shpinën"* (Ez-Zuhruf : 87). D.m.th. si i kthejnë shpinën Njëshmërisë pasi që ata vërtetuan se Ai është Zoti dhe Krijuesi i tyre. Kjo në Kur'an ndodhë shumë, sepse ai është argumenti të cilin i bëri ta dëshmojnë ndaj vetës së tyre në brendësinë e tij dhe ua përkujtuan atë të dërguarit e Tij kur thanë: *"A mos keni dyshim në All-llahun, Krijuesin e qiejve e të tokës?..."* (Ibrahim : 10). All-llahu i madhëruar në realitet ua përkujtoi atë vërtetim dhe njohje në gjuhën e të dërguarve të Tij derisa asnjëherë nuk ua përkujtoi vërtetimin e mëparshëm të krijimit të tyre dhe nuk e ngriti atë argument kundër tyre.
**Aspekti i dhjetë:** Ai e bëri këtë ajet (argument), e që është shenjë e qartë, i cili rivendikon të argumentuarën e tij pa e vonuar atë dhe kështu është çështja e ajeteve të Zotit të madhëruar, ato janë argumente të përcaktuara për një kërkesë të përcaktuar e cila rivendikon njohjen e saj, e thotë i Madhëruari: *"...kështu i sqarojmë argumentet..."* (El-A'rafë : 32). D.m.th. sipas këtij sqarimi dhe detajizimi Ne i sqarojmë ajetet me shpresë se ata do të largohen nga shirku e të kthehen në tevhid (Njëshmëri) dhe nga kufri (mosbesimi) në iman (besim). Këto ajete të cilat Ai i sqaroi në Librin e Tij nga të gjitha llojet e krijesave të Tij, të cilat janë ajete mendore dhe ndijore, janë ajete për vetën, qenien dhe krijimin e tyre, poashtu janë ajete të horizonteve dhe aspekteve të cilat i vepron Zoti i madhërishëm, e të cilat argumentojnë ekzistimin e Njëshmërinë e Tij, të vërtetën e të dërguarve të Tij të cilët folën për ringjalljen dhe Kijametin. E, më e qarta nga ato është dëshmia të cilën e dhanë ata për vetën e tij se Ai është Zoti, Krijuesi, Çpikësi i tij dhe se ai është rob, i krijuar, i formësuar dhe i çpikur pasi që nuk ishte, e është e pamundur që ai të ketë ndodhur pa një çpikës apo ai të jetë çpikës i vetës së tij. Pra, patjetër atë e nxorri në ekzistencë një Krijues të Cilit nuk i përngjanë asgjë. Ai vërtetim i tyre dhe ajo dëshmi janë natyrshmëri në të cilën ata u krijuan, e nuk është e përfituar. Ky ajet, e që është thënia e Tij: *"Përkujto kur Zoti yt nxorri nga shpina e bijve të Ademit pasardhësit e tyre..."* përputhet me thënien e të Dërguarit (s.a.v.s.): **"Çdo foshnje lindë në natyrshmëri"[258].** Si dhe me thënien e Tij: *"Përqëndro vetveten tënde sinqerisht në fenë, i larguar prej çdo të kote, (e ajo fe), feja e All-llahut në të cilën i krijoi njerëzit, s'ka ndryshim (mos ndryshoni) të asaj natyrshmërie të krijuar nga All-llahu, ajo është feja e drejtë por shumica e njerëzve nuk e dinë. (përqëndrohuni në atë fe) të kthyer sinqerisht tek Ai..."* (Err-Rrum : 30-31).
Disa komentatorë nuk përmendën përveçse këtë thënie sikur Zemhasheriu, kurse disa nuk përmendën përveçse thënien e parë, ndërsa disa të tjerë i përmendën të dy thëniet sikurse Ibnul-Xhevziu, El-Vahidiu, El-Maverdiu dhe të tjerë.
El-Hasen Ibn Jahja El-Xhurxhani tha: Refuzimi i ndonjë refuzuesi të këtij kapitulli bazuar në hadithin që transmetohet nga I Dërguari (s.a.v.s.) se tha: **"Njëmend All-llahu fshiu shpinën e Ademit me ç'rast nxorri nga ai pasardhësit e tij dhe mori nga ata premtimin, pastaj i ktheu ata në shpinën e tij".** Tha: Kjo është pengesë e lejimit të atij komenti në të cilin anove si shkak i pamundësisë së kthimit të tyre në shpinë nëse e mori premtimin nga ata pas pjekurisë dhe plotësimit të mendjes. Atij ne i themi: Kuptimi i thënies **pastaj i ktheu në shpinën e tij** është se: **Pastaj i kthen në shpinën e tij**, sikurse thamë edhe për thënien **përkujto kur Zoti yt i mori**

[258] E transmetoi Buhariu (1358), Muslimi në "El-Kader" (23/25), Ebu Davudi (4714, 4716), Ahmedi në "El-Musned" (2/233, 275, 282), Maliku në "El-Muvetta'ë" (241) dhe Ebu Neimi në "El-Hilje" (9/228).

se kuptimi është: **Përkujto kur Zoti yt merrë,** kështu kuptimi bëhet: **Pastaj i kthen në shpinën e tij pas vdekjes së tyre** sepse kur ata të vdesin kthehen në tokë që të varrosen kurse Ademi (a.s.) u krijua nga ajo dhe u kthye në të, prandaj kur ata kthehen në të ata në realitet janë kthyer në Ademin (a.s.) dhe në shpinën e tij meqë Ademi (a.s.) u krijua nga ajo. Pra, në këtë ka kthim të një pjese në pjesën tjetër, kurse ajo që ju menduat rreth komentimit të këtij hadithi sipas pamjes së tij të jashtme ekziston një dallim në mes tij dhe asaj që përmendi Kur'ani në këtë kuptim, përveç nëse ky kuptim kthehet në komentimin që e përmendëm sepse All-llahu i madhëruar thotë: *"Përkujto kur Zoti yt nxorri nga shpina e bijve të Ademit pasardhësit e tyre..."*, këtu Ademi nuk është përmendur drejtpërdrejt, por ai këtu është i bashkangjitur si përcaktues i pasardhësve të tij kurse në hadith u tha: **"...se Ai fshiu shpinën e Ademit..."** prandaj nuk ka mundësi që të përputhet ajo që u përmend në Kur'an dhe ajo që u përmend në hadith përveç nëse kthehemi te komenti të cilin e përmendëm.
El-Xhurxhani tha: Unë them se ne anojmë kah ajo që është transmetuar për ajetin nga I Dërguari (s.a.v.s.) dhe në atë që anuan dijetarët e mirë të selefit është më e mirë, më e pranuar dhe më e afërt, All-llahut i takon pëlqimi në atë që ka më shumë përparësi dhe që është më e drejtë. Duke mos harruar se disa shokë tanë nga Ehlus-Sunneti në kritikën e tyre ndaj këtij thënësi përmendën një kuptim i cili mund të jetë i pranuar, mund të kalojë dhe retorika e gj. arabe e lejon atë, e ai është që thënia e Tij: *"Përkujto kur Zoti yt nxorri nga shpina e bijve të Ademit..."* është një kryefjalë e një kallzuesi të All-llahut të madhëruar se çfarë ka ndodhur prej Tij kur mori premtimin nga ata, e shprehja **idh** (përkujto kur) rivendikon një përgjigje e cila është thënia e Tij: *"Thanë: "Po, dëshmuam!..."* ndërsa ky kallëzim u ndërpre me përfundimin e rrëfimit pastaj All-llahu i madhëruar e filloi një kallëzim tjetër duke përmendur atë që do ta thonë idhujtarët në Ditën e Kijametit, e thanë: Dëshmuam, ka për qëllim dëshmojmë, sikurse tha p.sh. El-Hatieja:
**Ka dëshmuar El-Hatieja kur ta takojë Zotin e tij**
**Se Velidi ka më të drejtë për arsyetim**
Ka për qëllim të thotë do të dëshmojë El-Hatieja. Pra, All-llahu i madhëruar thotë: Dëshmojmë se ju do të thoni në Ditën e Kijametit ne për këtë ishim të panjohur, d.m.th. të panjohur me gjendjen në të cilën do të gjinden ata, siç janë llogaria, diskutimi dhe dënimi për kufrin (mosbesimin), pastaj i bashkangjiti atij një kallëzim tjetër duke thënë: *"Ose të mos thoni..."* sepse "ev" këtu ka kuptimin dhe të mos thoni, sikur thuhet edhe në thënien e Tij: *"...e mos dëgjo as mëkatarë, as jobesimtarë"* (El-Insan : 24). Atëherë komentimi është të thuhet ju dëshmojmë që mos të thuani në Ditën e Kijametit: *"Prindërit tanë më parë ishin idhujtarë, e ne ishim pasardhës të tyre..."*, d.m.th. ata ishin idhujtarë kështu që na detyruan t'i pasojmë ata në atë idhujtari qysh prej fëmijërisë tonë dhe ne pasuam drejtimin e tyre, atëherë nuk kemi ne gjynah që i pasuam ata por gjynahi është vetëm i tyre, sikurse edhe thanë: *"Ne i gjetëm prindërit tanë në këtë fe (idhujtari) dhe ne gjurmët e tyre po i pasojmë"*, e argumenton atë thënia e tyre: *"...a do të na shkatërrosh ne për atë që bënë ata asgjësues të së vërtetës"*, d.m.th. të cilët na detyruan në idhujtari. Kështu rrëfimi i parë është një kallëzim për marrjen e premtimit nga të gjitha krijesat, ndërsa rrëfimi i dytë është një kallëzim për arsyetimin të cilin do ta thonë idhujtarët në Ditën e Kijametit.
Ai vazhdoi të thotë për atë që pretendoi kundërshtari i cili tha se ka dallim mes Kur'anit dhe hadithit si shkak i ndryshimit të shprehjeve në to, e ato duhet pranuar bazuar në ngjashmëritë dhe mësimet me të cilat u përforcuan, e tha: Lajmërimi i të Dërguarit të All-llahut (s.a.v.s.) se: **"Njëmend All-llahu fshiu shpinën e Ademit..."**

na përfitoi shtim të një pjese të rrëfimit që e përmendi All-llahu i madhëruar në Kur'an dhe nuk e përmendi të tërin, prandaj sikur ai (s.a.v.s.) të mos kishte përmendur përveç kësaj shtese të asaj se çfarë ndodhi në atë kohë kur Ai mori premtimin prej tyre, e që All-llahu i madhëruar nuk e përfshiu në Librin e Tij, nuk do të kishte në të kurrfarë kundërshtimi e as dallimi, por do të ishte një shtesë në atë që është e dobishme. Kështu nëse shprehjet ndryshojnë rreth vetës së tyre bëhet rikthimi i tyre në një çështje dhe kjo nuk obligon kontradiktën sikurse thotë p.sh. All-llahu i madhëruar në Librin e Tij për krijimin e Ademit (a.s.): Ai njëherë përmendi se atë e krijoi nga dheu, njëherë tjetër se atë e krijoi prej baltës së terur, e zezë e me erë, njëherë tjetër se atë e krijoi prej baltës që ngjitet dhe njëherë tjetër se atë e krijoi nga balta e terur dhe e pjekur, prandaj të gjitha këto shprehje janë të ndryshme dhe kuptimet e tyre janë të ndryshme sipas gjendjeve të tyre, sepse balta e terur dhe e pjekur është tjetër nga balta e terur dhe me erë të zezë e cila është tjetër nga dheu, por prapseprap kthimi i tyre në bazë është në një esencë e cila është dheu dhe nga dheu u formësuan ato gjendje.
Prandaj, thënia e Tij: *"Përkujto kur Zoti yt nxorri prej shpinës së bijve të Ademit pasardhësit e tyre..."* dhe thënia e tij (s.a.v.s.): **"Njëmend All-llahu fshiu shpinën e Ademit me ç'rast nxorri nga ai pasardhësit e tij..."** kanë në bazë një kuptim përveçse thënia e tij (s.a.v.s.) **"fshiu shpinën e Ademit"** është shtesë në atë kallëzim nga All-llahu i madhëruar, ndërsa fshirja e shpinës së Ademit nga All-llahu i madhëruar dhe nxjerrja e pasardhësve të tij është fshirje e shpinave të pasardhësve të tij dhe nxjerrje e pasardhësve të tyre nga shpinat e tyre sikurse e përmendi këtë All-llahu i madhëruar, sepse ne e kemi kuptuar se të gjithë bijtë e Ademit nuk kanë dalur nga kurrizi i tij, por meqë gjenerata e parë ishin nga kurrizi i tij pastaj gjenerata e dytë nga kurrizi i gjeneratës së parë pastaj e treta nga e dyta u lejua që të gjitha ato t'i përkasin shpinës së Ademit sepse ato janë degët e tij kurse ai është trungu.
Prandaj, sikurse u lejua ajo që përmendi All-llahu i madhëruar se nxorri nga shpinat e pasardhësve të Ademit të thuhet nga shpina e Ademit, ashtu lejohet të thuhet se ajo që përmendi I Dërguari (s.a.v.s.) rreth nxjerrjes nga shpina e Ademit të thuhet nga shpina e pasardhësve të tij meqë trungu dhe degët janë një. Poashtu mund të themi se meqë All-llahu i madhëruar ia bashkangjiti pasardhësët Ademit (a.s.) në atë lajmërim, ai mund të përmbajë edhe pasardhësit edhe Ademin (a.s.) sikurse thotë i Madhëruari: *"...e që qafat e tyre do t'i rrinin përulur atij"* (Esh-Shuaraë : 4), ky informim në dukjen e tij të jashtme flet për qafat të cilat janë cilësi të emrave të shquajtur dhe ajo i bashkangjitet atyre sikurse ishte edhe Ademi (a.s.) i bashkangjitur në atë ajet, ndërsa të gjithë ata nuk janë për qëllim në pamjen e tyre të jashtme në atë lajmërim, nuk ka mundësi të jetë kuptimi se ata i rrinë përulur qafave.
**KAPITULL**
Këto pra janë disa fjalë të selefit dhe halefit (të parëve e të fundit) për këtë ajet, sidoqoftë ato nuk argumentojnë krijimin e shpirtrave para trupave me një krijim të përqëndruar, e përfundimisht ato argumentojnë nxjerrjen e pamjeve dhe shembujve të tyre në pamjen e milingonave që të dëshmojnë pastaj u rikthyen në bazën e tyre nëse ai lajm është i saktë, por ajo që është e saktë është vërtetimi i përcaktimit të më hershëm dhe ndarja e tyre në të palumtur e të lumtur. Sa i përket argumentimit të Ebu Muhammed Ibn Hazmit me thënien e Tij: *"Ne ju krijuam pastaj ju dhamë formën, e mandej melekëve u thamë: "Bëni sexhde për Ademin"..."* (El-A'rafë : 11), është një argumentim i përshtatshëm me pamjen e tij të jashtme si shkak i renditjes së urdhërit që t'i bëhet sexhde Ademit pas krijimit dhe formësimit tanë, e këtu i është drejtuar tërësisë së përbashkët, trupit dhe shpirtit, e kjo është bërë më vonë nga krijimi i Ademit (a.s.), prandaj Ibn Abbasi (r.a.) tha: *"Ne ju krijuam..."* ka për qëllim

Ademin (a.s.), *"...pastaj ju dhamë formën..."* ka për qëllim pasardhësit e tij. Kështu diçka tha edhe Muxhahidi: *"Ne ju krijuam..."* ka për qëllim Ademin, kurse *"...pastaj ju dhamë formën..."* në shpinën e Ademit, e në realitet tha *"Ne ju krijuam..."* në shumës edhe pse ka për qëllim Ademin (a.s.) sikurse thuhet: Ju kemi rrahur, edhe pse është rrahur vetëm zotriu i tyre.
Ebu Ubejdi zgjodhi për këtë ajet thënien e Muxhahidit si shkak i thënies së Tij: *"...pastaj u thamë melekëve: "Bëni sexhde..."*. Ai u tha melekëve: Bëni sexhde..., para krijimit të pasardhësve të Ademit (a.s.) e para formësimit të tyre në mitra kurse pjesëza "thumme – pastaj" obligon pritjen dhe renditjen, prandaj ata të cilët përcaktuan në këtë ajet krijimin dhe formësimin e pasardhësve të Ademit (a.s.) në mitra u bazuan në gjykimin e pjesëz rënditëse "thumme", përveç nëse këtu bazohemi në thënien e El-Ahfeshit i cili tha: Pjesëza "thumme" në këtë vend ka kuptimin e pjesëz "ve – dhe".
Zuxhaxhi tha: Ky është një gabim të cilin nuk e lejojnë Halili, Sibevejhi dhe të gjithë gramaticientët e tjerë të besueshëm. Ebu Ubejdi tha: Muxhahidi e sqaroi këtë kur tha: All-llahu i madhëruar i krijoi pasardhësit e Ademit (a.s.) dhe i formësoi ata në shpinën e tij pastaj i urdhëroi melekët t'i bëjnë sexhde. Tha: Kjo është e qartë në hadith se Ai i nxorri ata nga shpina e tij në pamjen e milingonave.
Them: Kur'ani komenton një pjesë të tij me një tjetër, e ngjashëm me këtë është thëniae Tij: *"O ju njerëz, nëse dyshoni për ringjalljen, atëherë (mendoni krijimin tuaj që) Ne u krijuam ju prej dheu, pastaj prej uji..."* (El-Haxhxh : 5). Këtu tha se ata i krijoi prej dheu, e që është fjala për babain e tyre Ademin (a.s.) meqë ai është baza e tyre dhe All-llahu i madhëruar u foli atyre që janë prezent kurse janë për qëllim prindërit e tyre, sikurse edhe thënia e Tij: *"Dhe kur i thatë: "O Musa, ne nuk të besojmë ty derisa ta shohim All-llahun haptazi, e atëherë juve u rrëmbeu rrufeja (zjarri) dhe ju e shihnit"* (El-Bekare : 55), e thënia e Tij: *"Madje kur ju thatë: "O Musa, ne nuk mund të durojmë (hamë) vetëm një ushqim (të njëjtë)..."* (El-Bekare : 61), e thënia e Tij: *"(përkujtoni) Kur e patët mbytur një njeri dhe u kundërshtuat mes veti..."* (El-Bekare : 72) dhe thënia e Tij: *"(përkujtoni) Kur Ne patëm marrë prej jush besën tuaj, ngritëm mbi ju (kodrën) Turin..."* (El-Bekare : 63). E kjo në Kur'an ndodhë shumë, u fletë atyre kurse ka për qëllim paraardhësit e tyre dhe kështu është edhe me thënien e Tij: *"Ne ju krijuam pastaj ju dhamë formën..."*.
Ndonjëherë All-llahu i madhëruar kalonë prej përmendjes së personit në përmendjen e llojit sikurse thënia e Tij: *"Për All-llahun, Ne krijuam njeriun prej një ajke (lëngu), e një balte. Pastaj atë (ajke-baltë) e bëmë (e shndërruam) pikë uji (farë) në një vend të sigurt"* (El-Mu'minun : 12-13). Ai që u krijua nga ajka e një balte është Ademi (a.s.) kurse të shndërruarit në pikë uji në një vend të sigurt janë pasardhësit e tij.
Sa i përket hadithit ku përmendet krijimi i shpirtrave para trupave për dy mijë vite, ai nuk është i saktë sepse aty gjindet Utbetu Ibnus-Seken për të cilin Daru Kutunia tha: Ai dhe Ertaetu janë të lënur. Ibn Adijji tha: Disa hadithe të tij janë të gabuara.
**KAPITULL**
Ndërsa argumenti se shpirtrat janë krijuar pas trupave bazohet në disa aspekte:
**Aspekti i parë:** Sepse krijimi i babait të njerëzimit, i origjinës së tyre, ka qenë kështu: All-llahu i madhëruar e dërgoi Xhibrilin (a.s.) i cili mori një grusht dhe nga toka pastaj e brymosi atë derisa u bë baltë pastaj e formësoi atë pastaj i dha shpirtin pasi që e formësoi, e pasi që hyri shpirti në të ai u shndërrua në mish, gjak, u bë i gjallë dhe filloi të flasë. Në komentin e Ebu Malikut dhe Ubejj Ibn Salihut transmetohet nga Ibn Abbasi (r.a.), nga Murreja, nga Ibn Mes'udi dhe nga disa shokë të tjetër të Dërguarit (s.a.v.s.) se ai tha: **"Pasi që All-llahu i madhëruar**

**përfundoi krijimin e asaj që dëshiroi u ngritë mbi Arshin** (ashtu si i takon madhërisë së Tij) **kurse Iblisin e bëri mbret të qiellit të dun'jas i cili ishte nga rojet e një fisi të melekëve të cilët quheshin El-Xhinnn, e quajtën El-Xhinn sepse ishin roje të Xhennetit, ndërsa Iblisi me gjithë pushtetin e tij ishte edhe roje kështu që hyri në gjoksin e tij mendjemadhësia, e tha: Këtë nuk ma dhuroi All-llahu veçse të më shtojë mua"** në një transmetim thuhet: **"...si shkak i veçimit tim mbi melekët".** E pasi që ajo mendjemadhësi depërtoi në zmerën e tij dhe All-llahu e diti atë nga ai u tha melekëve: *"(Përkujto Muhammed) Kur Zoti yt u tha melekëve: "Unë po krijoj (po përcaktoj) në tokë një zëvendës"!..."* (El-Bekare : 30), ata thanë: O Zoti ynë, si do të jetë gjendja e atij zëvendësi dhe çfarë do të bëjnë në tokë? All-llahu tha: Do të ketë ai pasardhës të cilët të bëjnë shkatërrim në tokë, do të jenë xheloz ndaj njëri-tjetrit dhe do të varisn njëri-tjetrin! Ata i thanë: *"A do të vështë në te atë që bënë çrregullime dhe që derdh gjaqet, e ne të madhërojmë Ty me lavdërimin Tënd dhe plotësisht të adhurojmë"! Ai tha: "Unë di atë që ju nuk e dini"!* (El-Bekare : 30), d.m.th. rreth çështjes së Iblisit.

Atëherë e dërgoi Xhibrilin (a.s.) që t'i vijë me dhe prej tokës, por toka tha: Unë kërkojë strehim tek All-llahu që ti të marrësh nga dheu im, kështu ai u kthye pa marrë dhe tha: O Zot, ajo kërkoi strehim te Ti dhe unë e pranova atë, atëherë Ai e dërgoi Mikailin, por ajo edhe nga ky kërkoi strehim tek All-llahu dhe ky e pranoi strehimin e saj, atëherë Ai e dërgoi Melekun e vdekjes nga i cili poashtu kërkoi strehim por ai i tha: Edhe unë kërkoj strehim tek All-llahu të kthehem pa e kryer urdhërin e Tij. Kështu ai mori dhe nga faqja e tokës por nga vende të ndryshme, mori nga dheu i kuq, nga dheu i bardhë dhe nga dheu i zi, e për këtë arsye njerëzit dolën të ndryshëm, atëherë ai u ngrit me të në drejtim të Zotit të madhëruar derisa ai dhe u shndërrua në baltë që ngjitet, pastaj u tha melekëve: *"...Unë po krijoi njeriun nga balta e tharë, e zezë e me erë. E kur ta përsosë atë (në formën e njeriut) dhe t'i japë atij shpirtin që është krijesë e Imja, atëherë ju bini atij në sexhde"* (El-Hixhr : 28-29). E krijoi All-llahu atë me dorën e Tij që Iblisi të mos ngritet mbi të që kështu t'i thotë atij: A po bën mendjemadhësi ndaj atij që Unë e krijova me dy duart e Mia. Ai mbeti trup prej balte dyzet vjetë dhe kur melekët kaluan afër tij u frikësuan nga ajo pamje, e më së shumti u frikësua Iblisi i cili kur kalonte afër tij e goditte trupin e tij i cili lironte një zë si dheu i pjekur dhe kjo është thënia e Tij: *"Ai e krijoi njeriun nga balta e terur si (enë balte) e pjekur".* Pastaj ai i thoshte: Ti për një çështje je krijuar! Hyri në gojën e tij duke dalur nga mbrapa dhe u tha melekëve: Mos u frikësoni nga ky sepse Zoti juaj është Es-Samed (çdo krijesë i drejtohet dhe ka nevojë për Të) kurse ky është i zbrazët dhe nëse i bëhem prijës do ta shkatërroj. Kur arrita momenti në të cilin All-llahu i madhëruar dëshiroi që t'i dhurojë shpirtin u tha melekëve: Kur t'i japë atij shpirtin, atëherë ju bini atij në sexhde. Kur Ai i dhuroi shpirtin dhe ai depërtoi në kokën e tij u teshtit, ndërsa melekët i thanë: Thuaj el-hamdu lil-lah (falënderimi i takon All-llahut), e ai tha el-hamdu lil-lah, ndërsa All-llahu i tha: Zoti yt të mëshiroftë. Kur shpirti i kaloi te sytë i shikoi frytet e Xhennetit, e kur ai depërtoi në barkun e tij dëshiroi ushqim para se shpirti të arrijë këmbët e tij kështu ai u ngritë duke shpejtuar kah frytet e Xhennetit dhe ky është kuptimi i thënies së Tij: *"Është krijuar njeriu i ngutshëm..."* pastaj përmendi atë që mbeti nga hadithi[259].

---

[259] E përmendi Ibn Kethiri në komentin e tij të sures El-Bekare (1/33) nga Es-Sudiu, pastaj tha: Ky transmetim nga ata Sahabinjë është I njohur në komentin e Es-Sudiut, por nga ai ka shumë israilijate (rrëfimë të Beni Israilëve), e ndoshta diçka ka depërtu nga ata dhe nuk janë thënie të Sahabëve, ose ata këtë e kanë marrë nga librat e mëhershëm.

Junus Ibn Abdul-A'la tha: Na tregoi Ibn Vehbi, na tregoi Ibn Zejdi i cili tha: Kur All-llahu krijoi Zjarrin melekët u frikësuan tejet shumë dhe thanë: O Zoti ynë, pse e krijove këtë Zjarr? Për çfarë e krijove atë? Ai tha: Për ata që më kundërshtojnë nga krijesat e Mia!

Në atë kohë nuk kishte krijesa të tjera të All-llahut përveç melekëve, ndërsa në tokë nuk kishte krijesa, e Ademi u krijua pas kësaj dhe e këndoi thënien e Tij: *"Vërtetë ka kaluar një periudhë kohore, që njeriu nuk ekzistonte fare si një diçka i përmendur"* (El-Insan : 1). Omer Ibnul-Hattabi tha: O I Dërguar i All-llahut, ah sikur të ishte ajo kohë! Pastaj tha: Melekët thanë: A ka mundësi të vijë një kohë në të cilën ne do të kundërshtojmë? E thanë ata këtë sepse nuk shihnin krijesa të tjera. Ai u tha: Jo! Unë po dëshiroj të krijojë në tokë krijesa dhe ta bëjë aty një zëvendës, pastaj përmendi hadithin. Ibn Is'haku tha: Thuhet, All-llahu e di më së miri, se All-llahu e krijoi Ademin (a.s.) pastaj e la atë ashtu dyzet vite duke shikuar në trupin e tij pa i dhënë shpirtin derisa u bë dhe i terur me zë dhe atë nuk e kishte prekur zjarri. Thuhet, All-llahu e di më së miri, se kur shpirti arriti në kokën e tij ai teshtiti dhe tha: el-Hamdu lil-lah, e pastaj përmendi hadithin.

Kur'ani, Hadithi dhe gjurmët argumentojnë se All-llahu i madhëruar i dhuroi atij shpirtin pas krijimit të trupit dhe nga ajo frymë u bë shpirti, e sikur shpirti të ishte krijuar para trupit me të gjithë shpirtrat e pasardhësve të tij, melekët nuk do të habiteshin me rastin e krijimit të tij dhe me rastin e krijimit të Zjarrit, e thanë: Për çfarë e krijove atë? Derisa ata të kishin parë shpirtrat e njerëzve në të cilët kishte besimtarë, pabesimtarë, të mirë dhe të këqinjë.

Si dhe shpirtrat e pabesimtarëve nuk do të ishin që të gjithë pasues të Iblisit, por shpirtrat e pabesimtarëve do të ishin të krijuar para mosbesimit të tij, sepse All-llahu i madhëruar e gjykoi atë me mosbesim pas krijimit të trupit dhe shpirtit të Ademit (a.s.), e para kësaj ai nuk ishte pabesimtar, atëherë si pra, shpirtrat ishin pabesimtarë dhe besimtarë para tij derisa ai në atë kohë nuk ishte pabesimtar? A mos nuk rrjedhi mosbesimi përveçse nga zbukurimi dhe mashtrimi i tij, e shpirtrat e pabesimtarëve u bënë pabesimtarë pas mosbesimit të tij përveç nëse themi të gjithë ata ishin besimtarë pastaj si shkak i tij reneguan, ndërsa argumentet të cilat i morën ata për paraprirjen e krijimit të shpirtrave kundërshtojnë këtë.

Në hadithin e transmetuar nga Ebu Hurejre (r.a.) rreth krijimit të botës ka informata për krijimin e llojeve të botëve, aty thuhet: **"...krijimi i Ademit u vonua deri në ditën e xhuma (të premte)..."[260].** Sikur shpirtrat të ishin krijuar para trupave do të ishin në përbërijen e botëve të krijuara gjatë gjashtë ditëve, e meqë nuk patë ndonjë informim se ata u krijuan në ato gjashtë ditë u kuptua se krijimi i tyre pasoi krijimin e pasardhësve dhe se në ato gjashtë ditë u bë krijimi vetëm i Ademit (a.s.) kurse krijimi i pasardhësve të tij u bë sipas asaj që u dëshmua. E sikur shpirti të ekzistonte para trupit i gjallë, i ditur dhe folës do të përmendej në ato botëra dhe do të ndihej qoftë edhe në ndonjë mënyrë.

Është e papranuar që ai të ketë qenë i gjallë, i ditur, folës dhe njohës i Zotit të tij duke qenë në mes të grupit të shpirtrave pastaj të bartet në këtë trup kurse asgjë të mos dihet për gjendjen e tij në asnjë aspekt.

Nëse pas ndarjes nga trupi dihet për gjendjen e tij në mënyrë të detajizuar dhe dihet se ai gjatë qëndrimit në trup ka qenë i penguar që të arrijë plotësimin e tij, atëherë të dihet gjendja e tij e parë, kur atje nuk ishte i penguar, ka më shumë përparësi, përveç nëse thuhet: Ndërlidhja e tij me trupin dhe preokupimi i tij me udhëheqjen e tij e ka

---

[260] E transmetoi Muslimi në "Siftaul-munafikin" (27), Ahmedi në "El-Musned" (2/327), Bejhekiu në "El-Kubra" (9/3), Hakimi në "El-Mustedrek" (2/450, 543) e tha se është I saktë. Esh-Shejh El-Albani poashtu tha se është I saktë, shiko "Hadithet e sakta : 1833).

penguar nga ndijimi i asaj gjendje të parë. Por kësaj i thuhet: Të themi se ai e pengoi atë nga ndijimi i tij i detajizuar dhe i plotë, por a mund ta pengojë atë nga ndijimi më i ulët në ndonjë aspekt të asaj gjendje para ndërlidhjes me trupin, ndërsa dihet se ndërlidhja e tij me trupin nuk e pengoi  atë që të ndiej gjendjet e tij të para me trupin, atëherë si e pengon atë nga ndjenja e asaj që ishte para kësaj?

Poashtu sikur ai të ekzistonte para trupit do të ishte i ditur, i gjallë, folës dhe i mençur, e kur u ndërlidhë me trupin i është marrë e gjithë kjo pastaj i ndodhi atij ndjenja, dituria dhe mendja dalngadal, e sikur kjo të ketë ndodhur do të ishte nga çuditë më të mëdha që shpirti të jetë i plotë dhe i mençur pastaj të kthehet në diçka të mangët, i dobët dhe injorant pastaj prapë të rikthehet në mendjen dhe forcën e tij, atëherë prej nga mendja, shpallja dhe natyrshmëria argumentojnë këtë? All-llahu i madhëruar thotë: *"All-llahu ju nxori nga barqet e nënave tuaja (si foshnje) që nuk dinit asgjë. Ju pajisi me (shqisa) të dëgjuar, me të parë dhe me zemër, ashtu që të jeni falënderues"* (En-Nahl : 78). Kjo është gjendja e jonë në të cilën u nxorëm dhe ajo është gjendja e jonë origjinale, ndërsa dituria, mendja, njohuria dhe fuqia janë rastësore dhe të çpikura në ne pasi që nuk ishin kurse para kësaj nuk dinim asgjë meqë nuk kemi pasur ndonjë ekzistim në të cilin kemi ditur dhe kemi logjikuar diçka.

Gjithashtu sikur ai të ishte i krijuar para trupave derisa ai është në atë gjendje çfarë është tani, i mirë, i keq, mohues, besimtar, bëmirës dhe dëmprurës, të gjitha këto do të ishin të vërtetuara në të para veprimeve, ndërsa ai këto cilësi e dukuri i ka fituar nga veprat e tij që nxitojë për to dhe në këtë kërkoi ndihmë nga trupi, e nuk ka mundur t'i përshkruhen ato dukuri e cilësi para bashkangjitjes së tij me trupat që me ndihmën e tyre i punoi ato vepra.

Sikur kjo të ishte përcaktuar para krijimit të tij pastaj të ketë dalur në këtë botë sipas asaj që i është përcaktuar, ne nuk do të refuzonim atë shkrim dhe përcaktim të All-llahut të më herëshëm për të, e sikur ndonjë argument të argumentonte se shpirtrat u krijuan fillimisht të gjithë pastaj u vendosën në një vend dhe aty ishin të gjallë, dinin dhe flisnin, pastaj kohë pas kohe bashkangjiten me trupat e tyre, ne këtë të parët do ta thonim sepse All-llahu për çdo gjë është i fuqishëm, por ne nuk informojmë as për krijimin e Tij e as për urdhërin e Tij përveç asaj që Ai na informoi për Vetën e Tij në gjuhën e të Dërguarit të Tij (s.a.v.s.), ndërsa është e ditur se I Dërguari (s.a.v.s.) nuk na informoi me një gjë të tillë, por ai na informoi për atë që thuhet në hadithin e saktë: **"Se krijimi i njeriut në mitrën e nënës së tij qëndron në formë të spermës dyzet ditë, pastaj qëndron si gjak i ngjizur po aq, pastaj kalon në copë mishi po aq, pastaj dërgohet meleku i cili i fryen atij shpirtin"[261].**

Pra, meleku vetë dërgohet që t'i fryejë shpirtin atij, e kur ai të fryejë në të kjo bëhet shkak që ta ketë shpirtin, e nuk tha se e dërgon atë me shpirtin e tij të cilin e futë në trupin e tij, por u dërgua meleku tek ai dhe i ndodhi atij shpirti me atë fryerje të tij në të, sepse All-llahu i madhëruar e dërgoi tek ai shpirtin i cili ekzistonte një kohë të gjatë me melekun, atëherë ka dallim që të dërgohet tek ai meleku i cili i fryen atij shpirtin dhe asaj se dërgohet tek ai me melekun shpirti i krijuar i cili ekzistonte me vetën e tij, prandaj vështro këto dy kuptime të cilat i argumentoi citati, ndërsa All-llahut i takon pëlqimi.

**ÇËSHTJA E NËNTËMBËDHJETË**

**CILI ËSHTË REALITETI I SHPIRTIT? A ËSHTË AI NJË PJESË E TRUPIT APO NJË DUKURI E TIJ, APO NJË TRUP I BANUAR DHE I VENDOSUR NË TË, APO AI ËSHTË NJË SUBSTANCË E PASTËR? A ËSHTË VETË**

---

[261] E transmetoi Buhariu (3208), Muslimi në "El-Kader" (1), Sherhus-sunneh (1/128) dhe El-Mishkah (82).

**AJO SHPIRTI APO DIÇKA TJETËR? PASTAJ, SHPIRTI NXITËS PËR TË KEQËN (El-Emmare), SHPIRTI SHUMË QORTUES (El-Levvame) DHE SHPIRTI I BINDUR PLOTËSISHT (El-Mutmeinne) A JANË NJË SHPIRT QË I POSEDON KËTO CILËSI APO ATA JANË TRE SHPIRTRA?**

Përgjigjeja është se këto janë çështje për të cilat folën grupet e tjera dhe ndryshuan thëniet e tyre për to, u shpeshtua gabimi i tyre në to dhe i udhëzoi All-llahu pasuesit e pejgamberëve, Ehlus-Sunnetin, në të vërtetën e asaj që u përçanë me urdhërin e tij, kurse All-llahu e udhëzon në rrugën e drejtë atë që dëshiron dhe ne po përmendim thëniet e njerëzve, të mirat e të metat e tyre në ato thënie, si dhe po përmendim të saktën duke iu falënderuar All-llahut dhe me ndihmën e Tij.

Ebul-Hasen El-Eshariu në thëniet e tij tha: "Nuk u pajtuan dijetarët rreth shpirtit (Err-Rruh), vetës (Nefsi) dhe jetës (El-Haja), se a është shpirti vetë jeta apo diçka tjetër dhe se a është shpirti trup apo jo?" En-Nidhami tha: Shpirti është trup dhe ai është Nefsi, ai supozoi se shpirti është i gjallë me vetën e tij dhe refuzoi që jeta e fuqia të jenë tjetër nga i gjalli dhe i forti. Disa të tjerë thanë: Shpirti është dukuri (ared)[262].

Disa të tjerë, prej tyre Xha'fer Ibn Harbi, thanë: Nuk e dimë se shpirti a është substancë (xhevher; që ekziston vetvetiu) apo dukuri (ared: që nuk mund të ekzistojë vetevetiu). Tha: E argumentuan këtë me thënien e Tij: *"Të pyesin ty për shpirtin; Thuaj: "Shpirti është çështje që i përket vetëm Zotit tim, e juve ju është dhënë fort pak dije"* dhe Ai këtu nuk na tregoi se a është ai substancë apo dukuri. Tha: Mendoi se Xha'feri e vërtetoi se jeta nuk është shpirti dhe se jeta është dukuri.

El-Xhubaiu mendonte se shpirti është trup dhe se ai nuk është jeta kurse jeta është një dukuri e tij dhe këtë e sqaronte me thënien e gjuhtarëve: (Harexhet ruhul-insan) Doli shpirti i njeriut, ai mendoi se shpirti nuk pranon dukuritë.

Disa të tjerë thanë: Shpirti nuk është asgjë tjetër përveçse baraspeshë e katër elementeve natyrore dhe nuk bënë kthim nga thënia e tyre baraspeshë përveçse te Ai që i baraspeshoi, si dhe ata nuk i vërtetuan kësaj bote asgjë tjetër përveç atyre katër elementeve natyrore, të cilat janë: El-Hararetu (nxehtësia), el-burudetu (ftohtësia), err-rrutube (lagështia) dhe el-jebusetu (thatësia).

Disa të tjerë thanë: Shpirti ka një kuptim të pestë jashta atyre katër elementeve sepse në këtë botë nuk ekzistojnë veçse ato katër elemente, kurse për veprimet e shpirtit u dhanë mendime të ndryshme, disa vërtetuan atë në mënyrë natyrore ndërsa disa në mënyrë të zgjedhur.

Disa të tjerë thanë: Shpirti është gjaku i pastërt i filtruar nga turbullirat dhe qelbësirat, kështu thanë edhe për fuqinë.

Disa të tjerë thanë: Jeta është nxehtësia instiktive. Të gjithë ata të cilëve u përmendëm thëniet e tyre për shpirtin janë të zotët e elementeve natyrore të cilët vërtetojnë se jeta është shpirti.

El-Esammi nuk i vërtetonte jetës e as shpirtit asgjë tjetër përveçse trupin dhe thoshte: Nuk mund të logjikoj përveçse trupin e gjatë e të gjërë të cilin e shohë dhe e dëshmojë. Poashtu thoshte: Shpirti është vetë ky trupi e asgjë tjetër, por është përmendur ashtu në aspekt të sqarimit e vërtetimit të realitetit të diçkaje, e jo se ai është diç tjetër nga trupi.

Është përmendur nga Aristoteli (filozofi i njohur grek) se: Shpirti është një kuptim i ngritur mbi të udhëhequrit, mbi rritjen (lindjen) dhe mbi zhdukjen, ai nuk udhëhiqet, ai është substancë e thjeshtë i shpërndarë në tërë botën e gjallesave nga aspekti i veprave dhe rregullimit, si dhe nuk i lejohet atij cilësi e pakët apo e shumtë.

---

[262] Mekalat El-Eshari (thëniet e Eshariut). Thënia e tij ared, d.m.th. dicka që nuk mund të ekzistojë vetvetiu si: Pesha, aroma dhe gjatësia.

Tha: Ai është ashtu si është përshkruar në gjerësinë e tij në këtë botë, i pandarë në qenien e bazamentin e tij dhe se ai është me një kuptim në të gjitha gjallesat e botës e asgjë tjetër.
Disa të tjerë thanë: Shpirti është kuptim i një ekzistence me kufijë, ai ka baza, gjatësi, gjerësi, thellësi dhe se ai nuk është i ndarë nga gjërat e tjerat në këtë botë të cilat poashtu kanë dispozitën e gjatësisë, gjerësisë dhe thellësisë, e çdonjërin nga ata e bashkon cilësia e përkufizimit dhe përfundimit. Kjo është thënie e një grupi të Eth-Thenevijjëve të cilëve u thuhet El-Methanije[263].
Një grup thanë: Shpirti është i përshkruar ashtu si e përshkruajtën ata të cilët i përmendëm më herët në kuptimin e kufijve dhe përfundimeve, përveçse ai nuk dallon nga të tjerët në atë që nuk lejohet të përshkruhet me cilësi të gjallesave. Këtë e thanë grupi i quajtur Ed-Disanijje[264]. El-Hariri rrëfeu nga Xha'fer Ibn Mubeshshiri se tha: Shpirti është një substancë i cili nuk është ky trup dhe nuk është trup, por ai është një kuptim në mes substancës dhe trupit.
Disa të tjerë thanë: Nefsi ka tjetër kuptim nga shpirti dhe se shpirti është tjetër nga jeta, kurse jeta tek ai është dukuri (ared), kështu tha Ebul-Hudhejli. Ai mendoi se është e lejuar për njeriun që të jetë me nefs dhe shpirtë të hequr gjatë gjumit të tij por jo edhe pa jetë, këtë ai e argumentoi me thënien e Tij: *"All-llahu i merr shpirtrat kur është momenti i vdekjes së tyre, e edhe atë që është në gjumë e nuk ka vdekur..."* (Ez-Zummer : 42).
Xha'fer Ibn Harbi tha: Shpirti është një nga dukuritë që gjinden në këtë trup, ai është një nga mjetet me të cilat ndihmohet njeriu në veprimin e tij si shëndeti, paqa dhe të ngjashme, poashtu ai nuk përshkruhet me asgjë nga ato cilësi me të cilat përshkruhen substancat dhe trupat. Këtë e rrëfeu El-Eshariu.
Një grup thanë: Shpirti fryma e cila del dhe hynë me frymëmarrje. Thanë: Shpirti është dukuri, ai është vetë jeta dhe ai është tjetër nga nefsi. Kjo është thënia e gjykatësit Ebu Bekr Ibnul-Bakilani dhe Esharive të cilët e pasuan atë.
Një grup tjetër thanë: Shpirti nuk është trup, e as dukuri dhe ai nuk gjindet në një vend, ai nuk ka gjatësi, as gjerësi, as thellësi, as ngjyrë e as pjesshmëri, ai nuk gjindet brenda botës e as jashta saj, e as në ndonjë anë të saj dhe as i ndarë. Kjo është thënie e El-Meshshainëve[265], të cilën thënie e rrëfeu El-Eshariu nga Aristoteli, ata supozuan se ndërlidhja e tij me trupin nuk është nga aspekti i mishërimit, i fqinjësisë, i banimit, i ngjitjes dhe as i ballasfaqimit, por atij i takon vetëm organizimi, e këtë mendim e zgjodhën El-Bisenxhi, Muhammed Ibnun-Nu'mani i quajtur El-Mufid, Muammer Ibn Ubbad El-Gazali, ajo është thënie edhe e Ibn Sinas dhe e pasuesve të tij, i cili mendim është më i pavërteti dhe më i largëti nga e vërteta.
Ebu Muhammed Ibn Hazmi tha: Pronarët e tjerë të Islamit dhe të feve të tjera të cilat pranojnë ringjalljen menduan se shpirti është një trup i gjatë, i gjërë, i thellë, në një vend, trup i kufizuar dhe drejtues i trupit. Tha: Këtë ne e themi. Poashtu tha: Nefsi dhe Rruhi janë dy sinonime të cilët kanë një kuptim.
Ebu Abdullah Ibnul-Hatibi i nënvizoi mendimet e dijetarëve për shpirtin dhe tha: "Atë që sinjalizon çdonjëri me thënien e tij: Se ai ose duhet të jetë trup ose dukuri i cili lëvizë në trup, ose ai nuk është trup dhe as dukuri që lëvizë në të. Sa i përket pjesës së parë: Se ai është trup, e ai trup ose është ky trup i yni, ose është një trup tjetër i cili e shoqëron këtë trup, ose është jashta tij. Ndërsa grupi i tretë të cilët thanë

[263] El-Mekalat (Thëniet).
[264] El-Mekalat.
[265] El-Meshshaun: Janë pronarët e shkollës filozofike të quajtur El-Meshshaije e cila është një shkollë greke.

se shpirti i njeriut është shprehje për një trup i cili është jashta këtij trupi, e këtë nuk e tha askush. Ndërsa pjesa e parë të cilët thanë se njeriu është shprehje për këtë trup dhe konstrukt të veçant është thënie e shumicës si dhe atë e zgjodhën shumica e mutekel-liminëve (apologetikët)".
Them: Ajo është thënie e shumicës së atyre që i njohu Err-Rraziu thëniet e tyre në mesin e bidatxhinjëve (risimtarëve) dhe të humburëve të tjerë. Ndërsa sa i përket thënieve të Sahabëve (r.a.), të Tabiinëve dhe të zotëve të hadithit ai për to nuk patë kurrfarë ndjenje, madje nuk besojë se ata përmendën për këtë ndonjë thënie, sikur e kanë shprehi gjatë rrëfimit të mendimeve të kota në këtë çështje, kurse mendimin e drejtë të cilin e argumentuan Kur'ani, Sunneti dhe thëniet e Sahabëve (r.a.) ai nuk e ka ditur dhe as që e ka përmendur, e atë që ai ia përshkruajti shumicës se njeriu është vetëm ky trup i veçant dhe se pas tij nuk ka asgjë, është nga thëniet më të pavërteta në këtë çështje, madje është më e pavërtetë se thënia e Ibn Sinas dhe e pasuesve të tij. Sepse mendimi i shumicës në mesin e të mençurve është se: Njeriu është trupi dhe shpirti bashkë, e ndonjëherë ai thirret me njërin emër pa tjetrin varësisht nga ndërlidhja.
Pra, dijetarët kanë katër thënie në atë që quhet njeri se a është ai vetëm shpirt, apo vetëm trup, apo që të dy, apo çdonjëri nga ata. Për këto katër thënie ata thanë se ai është ai vetëm shprehja, apo vetëm kuptimi, apo që të dy, apo çdonjëri nga ata, e kundërthënia e tyre është rreth folësit dhe të folurit të tij.
Err-Rraziu tha: Sa i përket grupit të dytë të cilët thanë se njeriu është shprehje për një trup të veçant i cili gjindet brenda këtij trupi, thënësit e kësaj thënie gjatë përcaktimit të atij trupi u ndanë në disa mendime:
**I pari:** Ai është shprehje e katër përzierjeve nga të cilat lindë ky trup.
**I dyti:** Se ai është gjaku.
**I treti:** Ai është shpirti i lehtë i cili lindë në anën e majtë të zemrës dhe depërton përmes arterieve në pjesët e tjera të trupit.
**I katërti:** Ai është shpirti i cili ngritet nga zemra në tru dhe i cili parapërgatitet që të pranojë fuqinë e mbamendjes, mendimit dhe kujtesës.
**I pesti:** Ai është një pjesë e pa ndarë e zemrës.
**I gjashti:** Se ai është trup i cili ndryshon nga ky trup i yni i ndijshëm, ai është një trup nurani (nga drita), i lartë, i lehtë, i gjallë, i lëvizshëm, ndërhyn në brendësinë e pjesëve të trupit, ai lëvizë nëpër ato si lëvizja e ujit nëpër lule, si lëvizja e vajit nëpër ullinjë dhe e zjarrit nëpër thëngjill. Derisa ato pjesë të jenë të mira për pranimin e atyre gjurmëve të dalura nga ai trup i lehtë, mbetët ai trup i lehtë i mbështjellur me ato pjesë dhe ato gjurmë bëjnë që ai trup të ndiej, të lëvizë dhe të dëshiroj.
Kur ato pjesë të prishen si shkak i sundimit të përzierjeve të rënda mbi to dhe të mos kenë mundësi t'i pranojnë ato gjurmë, atëherë shpirti ndahet nga trupi dhe i bashkangjitet botës së shpirtrave.
Kjo thënie është e saktë në këtë çështje, e përveç saj nuk ka të sakta dhe të gjitha thëniet përveç saj janë të kota. Atë e vërtetoi Kur'ani, Sunneti, Ixhmai i Sahabëve (r.a.) dhe argumentet e mendjes e të natyrshmërisë, ndërsa ne po i përmendim argumentet për të në një rreshtim.
Argumenti i parë: Thënia e Tij: *"All-llahu i merr shpirtrat kur është momenti i vdekjes së tyre (i vdekjes së trupave të tyre), e edhe atë që është në gjumë e nuk ka vdekur, e atij që i është caktuar vdekja e mban (nuk e kthen), e atë tjetrin (që nuk i është caktuar vdekja, por është në gjumë), e lëshon (të kthehet) deri në një afat të caktuar..."* (Ez-Zummer : 42). Në këtë ajet ekzistojnë tri argumente: Informimi për marrjen e shpirtrave, mbajtja dhe lëshimi i tyre.

Argumenti i katërt: Thënia e Tij: *"...e, sikur t'i shihje mizorët kur janë në agoni të vdekjes, e melekët kanë shtrirë duart e veta (me ndëshkim) e (u thonë): "Nxirrni shpirtrat tuaj (shpëtoni nëse mundeni)". "Tash përjetoni dënimin e turpshëm për shkak se e thoshit të pavërtetën për All-llahun, dhe ndaj argumenteve të Tij ishit kryeneç. Në të vërtetë ju na erdhët një nga një (të vetmuar), ashtu si ju krijuam së pari..."* (El-En'amë : 93-94).
Në këtë ajet ekzistojnë katër argumente:
I pari: Shtrirja e duarve nga ana e melekëve që ta kapin atë (shpirtin).
I dyti: Përshkrimi i tyre me nxjerrje dhe dalje.
I treti: Informimi për dënimin e tyre në atë ditë.
I katërti: Informimi për shkuarjen e tyre para Zotit. Këto janë shtatë argumente.
Arguementi i tetë: Thënia e Tij: *"Ai është që ju vë në gjumë natën dhe e di çka vepruat ditën, pastaj ju ngjall në të (ditën) për deri në afatin e caktuar (vdekje). Pastaj do të ktheheni e do t'ju njoftojë me atë që keni pas vepruar. Vetëm Ai është Mbizotërues ndaj robërve të Vet. Ndaj juve dërgon rojë (cakton melekë) derisa kur t'i vijë ndonjërit prej jush vdekja, atij ia marrin shpirtin të dërguarit Tanë (të tjerë) dhe ata nuk bëjnë kurrfarë lëshimi"* (El-En'amë : 60-61). Këtu gjinden tri argumente:
I pari: Informimi për marrjen e shpirtrave gjatë natës (gjumit).
I dyti: Dërgimi në trupat e tyre gjatë ditës (kur të zgjohen).
I treti: Marrja e shpirtrave nga ana e melekëve në momentin e vdekjes. Këto janë dhjetë argumente.
Argumenti i njëmbëdhjetë: Thënia e Tij: *"O ti shpirt i bindur plotësisht! Kthehu te Zoti yt i vetëkënaqur e i pranuar! Hyn në turmën e robërve të Mi! Dhe hyn në Xhennetin Tim"* (El-Fexhr : 27-30). Këtu gjinden tri argumente:
I pari: Përshkrimi i tij me kthim.
I dyti: Përshkrimi i tij me hyrje.
I treti: Përshkrimi i tij me vetëkënaqësi.
Selefi ranë në kundërshtim se a i thuhet kjo në momentin e vdekjes, të ringjalljes, apo në të dy momentet? Ata i thanë tri thënie, kurse në një hadith merfu'ë (të ngritur) transmetohet se I Dërguari (s.a.v.s.) i tha Ebu Bekr Es-Siddikut (r.a.): **"E sa të përket ty, atë do ta thotë meleku në momentin e vdekjes"[266].** Zejd Ibn Eslemi tha: Ai përgëzohet me Xhennet në momentin e vdekjes, në Ditën e tubimit të madh dhe në Ditën e ringjalljes. Ebu Salihu tha: *"Kthehu te Zoti yt i vetëkënaqur e i pranuar"*, i thuhet kështu në momentin e vdekjes kurse: *"Hyn në turmën e robërve të Mi! Dhe hyn në Xhennetin Tim!"* i thuhet kështu në Ditën e Kijametit.
Deri këtu u bënë katërmbëdhjetë argumente.
Argumenti i pesëmbëdhjetë: Thënia e tij (s.a.v.s.): **"Kur shpirti të mirret** (nga melekët) **e përcjellë atë shikimi"[267],** këtu ka dy argumente:
I pari: Përshkrimi i tij se ai mirret.
I dyti: Se shikimi e përcjellë atë.
Argumenti i shtatëmbëdhjetë: Atë që e transmeton Nesaiu[268] nga Ebu Davudi nga Affani nga Hammadi nga Ebi Xha'feri nga Imaretu Ibn Huzejme se babai i tij tha:

[266] **Zingjiri është mursel (i ngritur) i mirë.** E përmendi atë Sujutiu në "Ed-Durrul-Menthur" (6/350), Ibn Kethiri në tefsirin e tij në fund të sures El-fexhr dhe tha: Kështu e transmetoi Ibn Xheriri nga Ebu Kurejb nga Ibn Jemani.
[267] E transmetoi Muslimi në "El-Xhenaiz" (7), Ibn Maxhe (1454), Ahmedi në "El-Musned" (6/297), Bejhekiu në "El-Kubra" (3/384) dhe El-Kelim (142).
[268] E transmetoi Nesaiu në "El-Kubra" në "Libri I ëndërrave", në "Tuhfetul-eshraf" El-Muzni dhe Ahmedi në "El-Musned" (5/214).

**“Pashë ëndërr sikur bëja sexhde në ballin e të Dërguarit (s.a.v.s.) dhe e informova për këtë, kurse ai më tha: Shpirti e takon shpirtin në ëndërr, e kështu e bindi I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.). Tha Affani: Me kokën e tij në fytin e tij, e vendosi ballin e tij mbi ballin e të Dërguarit (s.a.v.s.) dhe e informoi se: Shpirtrat takohen në ëndërr. Më herët kemi përmendur thënien e Ibn Abbasit (r.a.) se: Takohen në ëndër shpirtrat e të gjallëve me shpirtrat e të vdekurve dhe bashkëbisedojnë pastaj All-llahu i ndalë shpirtrat e të vdekurve”.**

Argumenti i tetëmbëdhjetë: Thënia e tij (s.a.v.s.) në transmetimin e Bilalit (r.a.): **“...All-llahu i mori shpirtrat tuaj dhe i riktheu te ju kur Ai dëshiroi”[269].** Këtu ka dy argumente sepse e përshkruajti atë me marrje dhe kthim.

Argumenti i njëzet: Thënia e tij (s.a.v.s.): **“Shpirti i besimtarit është një shpend që ushqehet nga pemët e Xhennetit”.** Poashtu këtu ka dy argumente:

I pari: Se ai është një shpendë.

I dyti: Ngjitja e tij për pemët e Xhennetit dhe të ushqyerit nga ato sipas komenteve të ndryshme.

Argumenti i njëze e dytë: Thënia e tij se shpirtrat e shehidëve janë në brendësinë e disa shpendëve të gjelbër, shëtisin nëpër Xhennet kahdo që dëshirojnë, strehohen në disa kandila të ngjitur për Arshin, e Zoti yt i shikoi ata drejtpërdrejt dhe u tha: Çfarë po dëshironi...hadithi që e përmendëm më herët. Aty ekzistojnë gjashtë argumente:

I pari: Se ata janë vendosur në brendësinë e disa shpendëve.

I dyti: Se ata shëtisin nëpër Xhennet kahdo që dëshirojnë.

I treti: Se ata ushqehen nga pemët e tij dhe pinë në lumenjtë e tij.

I katërti: Ata strehohen tek ata kandila te të cilët banojnë.

I pesti: Se Zoti i madhërishëm u foli atyre dhe ata u përgjigjën.

I gjashti: Ata kërkuan që të rikthehen në dun’ja dhe sipas kësaj u kuptua se ata pranojnë kthimin. Nëse thuhet të gjitha këto janë cilësi të shpendëve e jo të shpirtit, ne themi: Këtu është për qëllim shpirti i vendosur në shpend, ndërsa sipas transmetimit të Ebu Omerit ku thuhet se shpirtrat e shehidëve janë si shpendë kjo pyetje bie në tërësi.

Argumenti i njëzet e nëntë: Thënia e tij (s.a.v.s.) në transmetimin e Talha Ibn Ubejdil-lahit i cili tha: Dëshirova të marrë një pasuri timen të cilën e ksha fshehur në mal, pasi që më zuri nata u strehova te varri i Abdullah Ibn Amr Ibn Hizamit dhe aty dëgjova një këndim të Kur’anit aq të bukur nga varri çfarë nuk kisha dëgjuar, I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) më tha: **“Ai është Abdullahu! A nuk e ke ditur se All-llahu i mori shpirtrat e tyre dhe i vendosi në disa kandila prej elmasi e xhevahiri pastaj i lidhi në mes të Xhennetit, e kur të arrijë mbrëmja kthehen shpirtrat e tyre tek ata dhe vazhdojnë të qëndrojnë aty derisa të agoi mëngjesi dhe pastaj kthehen te vendi i tyre ku ishin”.** Këtu gjinden katër argumente përveç atyre që paraprinë:

I pari: Se ata i vendosi në kandila.

I dyti: Bartja e tyre prej një vendi në një vend tjetër.

I treti: Të folurit dhe këndimi i tyre në varr.

I katërti: Përshkrimi i tyre se ata gjinden në një vend.

Argumenti i tridhjetë: Hadithi të cilin e transmetoi El-Bera Ibn Azibi (r.a.) të cilin e përmendëm më herët dhe në të ka njëzet argumente:

1. Thënia e melekut shpirtit: *“O ti shpirt i bindur plotësisht! Kthehu te Zoti yt i vetëkënaqur e i pranuar!”*, kjo thënie i thuhet atij që kupton dhe logjikon.
2. Thënia e tij: “Dil në falje dhe kënaqësi të All-llahut”.

[269] E transmetoi Buhariu (595), Ebu Davudi (439), Nesaiu (2/106), Ahmedi në “El-Musned” (5/307) dhe Bejhekiu në “El-Kubra” (1/404, 2/216).

3. Thënia e tij: “Del ai duke pikur ashtu si rrjedhë pika nga kofja”.
4. Thënia e tij: “Nuk i mbetet atij në dorë as sa rrahja e qerpikut dhe e marrin atë nga ai”.
5. Thënia e tij: “Pastaj e mbulojnë dhe e parfymosin me atë qefin”, pra na informoi se ai mbështillet dhe parfymoset.
6. Thënia e tij: “Pastaj ngritet shpirti i tij në qiell”.
7. Thënia e tij: “Ai ka një aromë më të mirë se të miskut”.
8. Thënia e tij: “I hapen atij dyert e qiellit”.
9. Thënia e tij: “E përcjellin atë në çdo qiell melekët më të afërt derisa të përfundojë te Zoti i madhërishëm”.
10. Thënia e tij: Thotë All-llahu i madhëruar: “Ktheni robin Tim në tokë”.
11. Thënia e tij: “Atëherë kthehet shpirti i tij në trupin e tij”.
12. Thënia e tij për shpirtin e pabesimtarit: “Shpërndahet ai në trupin e tij dhe ai (meleku) e tërheqë atë me ç’rast i prihen venat dhe nyjet”.
13. Thënia e tij: “Shpirti i tij ka një erë më të qelbur që është gjetur mbi fytyrën e tokës”.
14. Thënia e tij: “Hidhet shpirti i tij nga qielli me nje hedhje të fortë dhe hynë në tokë”.
15. Thënia e tij: “Sa herë që kalojnë afër ndonjë grupi të melekëve, ata thonë: Çështë ky shpirt i mirë? Çështë ky shpirt i keq?”.
16. Thënia e tij: “E ulin atë dhe i thonë: Çfarë thua ti për këtë njeri?” Nëse kjo i thuhet shpirtit është e qartë, por nëse i thuhet trupit kjo i thuhet pasi që shpirti të jetë kthyer në të prej qiellit.
17. Thënia e tij: “Kur të ngritet shpirti i tij i thuhet: O Zot, ky është robi Yt filani”.
18. Thënia e tij: “Kthene atë dhe paraqitni atij atë fisnikëri që i kam përgatitur, kështu që ai e sheh pozitën e tij në Xhennet, apo vendin e tij në Zjarr”.
19. Thënia e tij në hadith: “Kur të dalë shpirti i besimtarit lutet për to çdo melek mes qiellit dhe tokës, melekët luten për shpirtin e tij derisa njerëzit e falin namazin e xhenazes para trupit të tij”.
20. Thënia e tij: “Ai e shikon pozitën e tij në Xhennet apo në Zjarr pandërpre derisa të bëhet Kijameti, ndërsa trupi i tij është kalbur në tokë, por ai që sheh ato dy vende është shpirti”.

**KAPITULL**

Argumenti i pesëdhjetë e katër: Është hadithi të cilin e transmetoi Ebu Musa se shpirti i besimtarit del me një aromë më të mirë se e miskut, të cilin e marrin melekët dhe e takojnë atë melekët e çdo qielli, e thonë: Ky është filani i biri i filanit, ai vepronte kështu e kështu duke ia përmendur punët e mira, ata thonë: Mirë se erdhët ju dhe ai, pastaj e marrin nga ata, e ngrisin atë nga dera që puna e tij ngritej nga ajo dhe ai ndriçon në qiej si drita e diellit derisa të përfundojnë kështu me të tek Arshi, kurse kur pabesimtarit t’i mirret shpirti drejtohen me të kah qielli, ndërsa melekët thonë: Kush është ky? Thonë: Filani i biri i filanit, ai punonte kështu e kështu dhe ia përmendin punët e tij të këqija. Thonë: Nuk ka mirëseardhje për të, nuk ka mirëseardhje për të, kthene atë në tokën më të ulët në Eth-Thera. Këtu gjinden dhjetë argumente:

I pari: Dalja e shpirtit të tij.

I dyti: Aroma e mirë.

I treti: Shkuarja e melekëve me të.

I katërti: Përshëndetja e tij nga melekët.

I pesti: Të kapurit e tij nga melekët.

I gjashti: Ngritja e tyre me të.

I shtati: Ndriçimi i qiejve nga drita e tij.
I teti: Përfundimi i tij tek Arshi.
I nënti: Thënia e melekëve për të: Kush është ky? Dhe kjo pyetje bëhet për atë që është i përcaktuar dhe që ekziston me qenie të tij.
I dhjeti: Thënia e tyre: Kthene atë në tokën më të ulët.

**KAPITULL**

Argumenti i gjashtëdhjetë e katërt: Hadithi i transmetuar nga Ebu Hurejre (r.a.) se kur shpirti i besimtarit të dalë e presin atë dy melekë të cilët e ngritin në qiell, ndërsa banorët e qiellit thonë: Një shpirt i mirë ka ardhur nga toka, All-llahu të mëshiroftë ty dhe trupin të cilin e kishe, pastaj përmendi aromën e miskut dhe ngritjen e tij te Zoti i madhëruar, i Cili thotë: Kthene atë deri në përcaktimin e fundit. Këtu ekzistojnë gjashtë argumente:
I pari: Thënia e tij se e presin atë dy melekë.
I dyti: Thënia e tij se e ngrisin atë në qiell.
I treti: Thënia e melekëve për të: Shpirt i mirë që na erdhë nga toka.
I katërti: Lutja e tyre për të.
I pesti: Aroma e tij e mirë.
I gjashti: Ngritja e tij tek All-llahu i madhëruar.

**KAPITULL**

Argumenti i shtatëdhjetë e një: Hadithi të cilin e transmetoi Ebu Hurejre (r.a.) se: **"Te besimtari prezentojnë melekët dhe nëse ai është njeri i mirë thonë: Dil o shpirt i mirë që ishe në një trup të mirë, dil i respektuar dhe gëzohu me kënaqësi e lumturi dhe Një Zot që nuk është në ty i hidhëruar. I thuhet kjo atij derisa të dalë, e kur ai të dalë e ngritin atë derisa të arrijnë në qiell ku kërkojnë që ai t'i hapet dhe i thuhet: Kush është ky? Thonë: Filani i biri i filanit. Kurse ata thonë: Mirë se erdhët me shpirtin e mirë që ishte në trup të mirë, hynë i respektuar dhe gëzohu me kënaqësi, me lumturi dhe me Një Zot që nuk është i hidhëruar në ty. Vazhdon t'i thuhet kjo atij derisa të përfundojnë me të në qiellin ku është All-llahu i madhëruar. Nëse njeriu është i keq i thuhet: Dil o shpirt i keq që ishe në një trup të keq, dil i poshtëruar dhe gëzohu me ujë të valë, me qelbësirë dhe të ngjashme me to. Vazhdon t'i thuhet kjo derisa të dalë dhe e ngrisin atë në qiell, kurse aty i thuhet: Kush është ky? Thonë: Filani i biri i filanit. I thuhet: Nuk ka mirë se ardhje për shpirtin e keq që ishte në një trup të keq, kthehu i poshtëruar sepse ty nuk të hapen dyert e qiellit dhe pastaj hidhet ai në tokë derisa të hyjë në varr".** Ky është një hadith i saktë dhe aty gjinden dhjetë argumente:

1. Thënia e tij: Se ai ishte në një trup të mirë apo se ai ishte në një trup të keq dhe kjo argumenton atë që ishte dhe vendin ku ishte.
2. Thënia e tij: Dil i respektuar.
3. Thënia e tij: Përgëzohu me kënaqësi e lumturi. Ky është një përgëzim për gjendjen që do ta ketë pas daljes së tij.
4. Thënia e tij: Vazhdon t'i thuhet kjo derisa të përfundojnë me të në qiell.
5. Thënia e tij: Kërkojnë që t'i hapet qielli.
6. Thënia e tij: Hyn i respektuar.
7. Thënia e tij: Derisa të përfundojnë me të në qiellin në të cilin është All-llahu i madhëruar.
8. Thënia e tij për shpirtin e keq: Kthehu i poshtëruar.
9. Thënia e tij: Ty nuk të hapen dyert e qiellit.
10. Thënia e tij: Hidhet në tokë pastaj hyn në varr.

**KAPITULL**

Argumenti i tetëdhjetë e një: Thënia e të Dërguarit (s.a.v.s.) se **shpirtrat janë si ushtria e fortifikuar, ata që njihen ndëmjetvete afrohen kurse ata që urrehen ndërmjetvete largohen.** I përshkruajti ata se janë si ushtria e fortifikuar, e ushtarët janë qenie të cilat ekzistojnë me vetën e tyre si dhe i përshkruajti se ata njihen dhe urrehen ndëmjet vete, ndërsa është e pamundur që ata ushtarë të jen dukuri, ose të mos jenë në brendësi të botës e as jashta saj, as pjesë e saj dhe as tërësi.

Argumenti i tetëdhjetë e dy: Thënia e tij në hadithin e transmetuar nga Ibn Mes'udi se: **"Shpirtrat takohen dhe nuhatin njëri-tjetrin sikurse nuhatin kuajt njëri-tjetrin".** Këtë hadith e kemi përmendur më herët.

Argumenti i tetëdhjetë e tre: Thënia e tij e transmetuar në hadithin e Abdullah Ibn Amrit (r.a.) se: **"Shpirtrat e besimtarëve takohen ndërmjet vete sa largësia e udhëtimit dy ditë edhe pse ata nuk e kanë parë njëri-tjetrin".**

Argumenti i tetëdhjetë e katërt: Citatet të cilat i kemi përmendur në krijimin e Ademit (a.s.) dhe se kur shpirti hyri në kokën e tij ai u teshtitë, e tha: El-hamdu lil-lah dhe kur shpirti arriti te sytë e tij ai i shikoi frytet e Xhennetit, e kur ai arriti te barku i tij dëshiroi ushqim kështu që tentoi të lëvizë para se shpirti të arrijë te këmbët e tij, dhe se ai ka hyrë në të me urrejtje dhe delë nga ai me urrejtje.

Argumenti i tetëdhjetë e pesë: Citatet të cilat përmendin se Zoti i madhërishëm nxorri shpirtrat, ndau të palumturit nga të lumturit, të cilët atëbotë dallonin nga njëri-tjetri në forcën e ndriçimit dhe errësirë, kurse shpirtrat e pejgamberëve në mesin e tyre dalloheshin si pishtarët. Këtë hadith e përmendëm më herët.

Argumenti i tetëdhjetë e gjashtë: Hadithi i Temim Ed-Dariut se kur shpirti i besimtarit ngritet te Zoti bie në sexhde para Tij, se melekët e përgëzojnë shpirtin dhe se All-llahu i madhëruar i thotë melekut të vdekjes: Shko me shpirtin e robit Tim dhe vendose në këtë e këtë vend. E kemi përmendur atë hadith më herët.

Argumenti i tetëdhjetë e shtatë: Citatet të cilat i kemi përmendur rreth vendqëndrimit të shpirtrave pas vdekjes, mendimet e ndryshme të dijetarëve rreth asaj dhe nga ato mendime ixhmain e selefit se shpirti ka një vendqëndrim të caktuar edhe pse ka kundërshtime rreth vendqëndrimeve të tij.

Argumenti i tetëdhjetë e tetë: Ajo që gjithsesi dihet se I Dërguari (s.a.v.s.) e lajmëroi për të ummetin sikurse është mbirja e trupave nga varrezat dhe kur t'i fryhet Surit (burisë) do të kthehet çdo shpirtë në trupin e tij derisa të hyjë në të, i qahet toka atij dhe ai ngritet nga varri i tij.

Në hadithin e Surit thuhet: **"Israfili (a.s.) i thërret shpirtat dhe të gjithë ata i vien, shpirtrat e muslimanëve të ndriçuar kurse të tjerët të errësuar, do t'i tubojë të gjithë ata e do t'i lidhë në Surin e tij, pastaj i fryen atij kurse Zoti i madhërishëm thotë: Pasha fuqinë Time, do ta kthejë çdo shpirt në trupin e tij. Kështu shpirtrat do të dalin nga Suri si bletat dhe do të mbulojnë çdo gjë në mes të qiellit e tokës, do të vijë çdo shpirtë te trupi i tij dhe do të hyjë në të, atëherë All-llahu e urdhëron tokën të qahet për ta dhe dalin ata prej aty duke shpejtuar te Zoti i tyre, paraqiten para Tij, duke u ngutur e duke i ngritur kokat lartë, e dëgjojnë thirrësin duke thirrur nga një vend i afërt dhe që të gjithë ata qëndrojnë në këmbë duke shikuar"[270].**

Kjo gjithsesi është e ditur: Se I Dërguari (s.a.v.s.) na informoi për këtë dhe se All-llahu i madhëruar nuk u krijon atyre shpirtra të tjerë nga ata që i kanë patur në dun'ja, por ata janë shpirtrat të cilët kanë përfituar të mirën dhe të keqën, Ai u krijoi atyre trupa të rinjë pastaj i kthej ata në ta.

---

[270] **Zingjiri është shumë I dobët.** Aty gjindet: Jezid Ibn Eban err-Rrekashi I cili është I dobët (ed-Duafa el-kebir: 4/373/1983) dhe në transmetimin e tij gjindet një I panjohur.

Argumenti i tetëdhjetë e nëntë: Se shpirti dhe trupi do të grinden para duarve të Zotit të madhërishëm në Ditën e Kijametit. Ali Ibn Abdul-Azizi tha: Na tregoi Ahmed Ibn Junusi, na tregoi Ebu Bekr Ibn Ijjashi nga Ebi Sa'd El-Bekkali nga Ikreme nga Ibn Abbasi (r.a.) se tha: Nuk ndërpritet grindja në mes njerëzve në Ditën e Kijametit derisa do të grinden edhe shpirti me trupin dhe shpirti thotë: O Zot, unë isha një shpirt prej Teje që më vendose në këtë trup prandaj nuk kam unë gabim, ndërsa trupi thotë: O Zot, unë isha një trup që më krijove dhe ky shpirt hyri në mua si zjarri në të, me të unë lëvizja, me të ulesha, me të shkoja, me të vija prandaj nuk kam unë gabim. Tha: U thuhet: Unë do të gjykojë në mes jush, më tregoni nëse një i verbër dhe një njeri pa këmbë të kenë hyrë në një kopsht dhe njeriu pa këmbë i thotë të verbërit: Unë po shohë frute dhe sikur të kisha këmbë do t'i merrja, atëherë i verbëri i tha: Unë do të bartë në qafën time. Atëherë ai e barti dhe morën frytet të cilat i ngrënën së bashku. Pra, cili ka mëkatuar nga ata dy? Tha: Që të dytë kanë mëkatuar. Tha: Gjykuat kundër vetës tuaj[271].

Argumenti i nëntëdhjetë: Hadithet dhe citatet të cilat argumentojnë dënimin e begatinë e varrit deri në Ditën e ringjalljes edhe pse dihet se trupi është kalbur, ndërsa dënimi dhe begatia i ndodhin pandërpre shpirtit deri në Ditën e Kijametit.

Argumenti i nëntëdhjetë e një: Informimet e të sinqertit e të besueshmit (s.a.v.s.) në hadithin e saktë për shehidët: **Kur u pyetën ata se çfarë po dëshironi? Thanë: Po dëshirojmë që të rikthehen shpirtrat në trupat tanë që edhe njëherë të vritemi për ty".** Prandaj kjo pyetje dhe ajo përgjigje i bëhet atyre që janë të gjallë, që dinë, që flasin, që pranojnë kthimin në dun'ja, që pranojnë të hynë në trupat prej nga kanë dalur dhe këta shpirtra janë pyetur derisa shëtisnin nëpër Xhennet, kurse trupat janë coptuar e kalbur.

Argumenti i nëntëdhjetë e dy: Ajo që u transmetua nga Selman El-Farisiu dhe nga Sahabët e tjerë (r.a.) në një hadith të saktë **se shpirtrat e besimtarëve në Berzah shëtisin kahdo që dëshirojnë, ndërsa shpirtrat e pabesimtarëve janë në Sixhxhin.** E përmendëm atë më herët.

Argumenti i nëntëdhjetë e tre: Shikimi i shpirtrave nga I Dërguari (s.a.v.s.) në krahun e djathtë dhe në atë të majtë të Ademit (a.s.) në natën e Isras e të Mi'raxhit, të cilët ai i pa duke qëndruar në një vend të caktuar.

Argumenti i nëntëdhjetë e katër: Shikimi i shpirtrave të pejgamberëve në qiej nga ana e të Dërguarit (s.a.v.s.), përshëndetja e tyre me selam dhe mikpritja e tyre atë sikurse na tregoi ai (s.a.v.s.) këtë derisa trupat e tyre gjinden në tokë.

Argumenti i nëntëdhjetë e pesë: Shikimi i tij (s.a.v.s.) shpirtrat e fëmijve rreth Ibrahim El-Halil-it (a.s.)[272].

Argumenti i nëntëdhjetë e gjashtë: Shikimi i shpirtrave nga I Dërguari (s.a.v.s.) në Berzah duke u dënuar me lloj-lloj dënimi në hadithin e saktë që e transmetoi Semurete (r.a.) te Buhariu, e nuk ka dyshim se trupat e tyre janë kalbur e janë zhdukur, por ai (s.a.v.s.) pa duke u vepruar ato dënime me shpirtrat e tyre.

Argumenti i nëntëdhjetë e shtatë: Informimi i All-llahut të madhëruar për ata që vriten në rrugën e Tij se janë të gjallë te Zoti i tyre duke u furnizuar, se ata janë të gëzuar dhe presin me gëzim vëllezërit e tyre që do tu bashkangjiten. Nuk ka dyshim se ka të bëjë me shpirtrat e tyre sepse trupat janë në dhe duke pritur kthimin e shpirtrave në Ditën e ringjalljes.

Argumenti i nëntëdhjetë e tetë: Hadithi të cilin e transmetoi Ibn Abbasi (r.a.), e ne po e përmendim atë edhe këtu që të sqarohet se sa argumente të shumta ka në të, e të

[271] Aty gjindet Sa'd Seid Ibnl-Mirzebani, El-Bekkal, El-A'ver, El-Kufi, I cili është I dobët dhe mudel-lis (nuk e përmend transmetuesin, e fshehë atë): Takrib: 1/305/252.

[272] E transmetoi Buhariu (1386) dhe Ahmedi në "El-Musned" (5/9).

cilat qesin poshtë thënien e të pafeve dhe të bidatxhinjëve për shpirtin. E ne kemi përmendur atë transmetim më herët ku thuhet: Derisa një ditë I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) ishte i ulur e këndoi këtë ajet: *"...e, sikur t'i shihje mizorët kur janë në agoni të vdekjes, e melekët kanë shtrirë duart e tyre (me ndëshkim)...",* tha: **"Pasha Atë që shpirti im është në dorën e Tij, nuk ka asnjë shpirtë i cili ndahet nga kjo botë përveçse do ta shoh vendin e vet në Xhennet apo në Zjarr, pastaj tha: Kur i vie atij momenti rreshtohen tek ai dy rreshta të melekëve të cilët rënditën mes Lindjes dhe Perëndimit me fytyra të ndritura si dielli, ai i shikon ata dhe nuk sheh asgjë tjetër përveç tyre edhe nëse ju shihni se ata (të vdekurit) u shikojnë juve, çdonjëri nga ata melekë mbanë në dorën e tij qefin dhe aromë, nëse ai është besimtar e përgëzojnë me Xhennet dhe i thonë: Dil o shpirtë i mirë në kënaqësi të All-llahut dhe Xhennetin e Tij, ty All-llahu të ka përgatitur nga fisnikëria diçka që është më mirë se sa krejt bota dhe çfarë ka në të, ata melekë vazhdimisht e përgëzojnë, e rrethojnë atë dhe ata janë më të butë e më të mëshirshëm me të se sa nëna me fëmijën e saj, pastaj e nxjerrin shpirtin e tij nga çdo thua dhe nyje, i vdesin një nga një dhe i lehtësohet atij, ju e shihni atë të fortë derisa arrinë fytin e tij, tha: Ai (shpirti) e urren daljen nga trupi më shumë se foshnja kur del nga mitra, atëherë shpejton çdo melek se cili do ta merr atë, por e merr meleku i vdekjes, pastaj I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) e këndoi këtë ajet: *"Thuaj: "Meleku i vdekjes, i cili është caktuar për ju, ua merr shpirtrat, e pastaj do të ktheheni te Zoti juaj"* /Es-Sexhde : 11/. E pret atë meleku i vdekjes me qefinë të bardhë, pastaj e përqafon atë dhe e mbanë atë më shumë se nëna foshnjen e saj, pastaj del nga ai një aromë më e mirë se e miskut, kështu që i marrin erë atij, gëzohen me të dhe thonë: Mirë se erdhe o shpirtë i mirë dhe trup i mirë, o All-llah mëshiroje shpirtin e tij dhe mëshiroje trupin nga i cili ka dalur, tha: E ngritin atë, kurse në qiell ka krijesa të All-llahut të madhëruar që vetëm Ai e di numrin e tyre, del nga ai një aromë më e mirë se e miskut, kështu që melekët luten dhe gëzohen me të, u hapen atyre dyert e qiellit dhe luten për të çdo melekë në çdo qiell që ai kalon derisa të përfundojnë me të para duarve të El-Melikul-Xhebbarit (Mbretit, Mbizotëruesit), me atë rast Mbizotëruesi i madhëruar thotë: Mirë se erdhe o shpirtë i mirë që doli nga një trup i mirë dhe kur Zoti i madhëruar i thotë një shpirti: Mirë se erdhe, i bëhet atij e dashur çdo gjë dhe i largohet atij çdo ngushtim, pastaj i thotë këtij shpirti të mirë: Dërgone atë në Xhennet, paraqitnja atij vendin e tij në Xhennet dhe paraqitni atij lumturinë e begatinë të cilën i kam përgatitur, pastaj zbritne atë në tokë sepse prej saj i kam krijuar, në të do t'i kthejë dhe prej saj prap do t'i nxjerri, pasha Atë që shpirti i Muhammedit është në dorën e Tij, ai (shpirti) urren të dalë nga aty më shumë se që urrente të dalë nga trupi i tij dhe thotë: Ku po më dërgoni, a në atë trup që kam qenë, i thonë: Ne jemi të urdhëruar që ta bëjmë atë, kështu që patjetër duhet të të ndodhë kjo. Zbresin me të brenda kohës së pastrimit dhe mbështjelljes me qefin dhe atë shpirtë e fusin mes trupit dhe qefinëve"[273].** Vështro, pra, se sa raste në këtë hadith dëshmojnë të pavërtetën e të devijuarve për shpirtin.

Argumenti i nëntëdhjetë e nëntë: Atë që përmendi Abdurr-Rrezzaku nga Muammeri nga Zejd Ibn Esleme nga Abdurrahman Ibnul-Bejlemani nga Abdullah Ibn Omeri (apo Ibn Amri r.a.) se tha: Kur besimtari të vdes dërgohen tek ai dy melekë me aromë nga Xhenneti dhe me një pëlhurë në të cilën mbështillet shpirti i tij, del ai me një aromë aq të mirë sa që hunda asnjëherë nuk ka nuhatur më të mirë derisa ta

[273] **Zingjiri transmetues i tij është i dobët.** E përmendëm këtë më herët.

vendosin kështu para të Gjithmëshirshmit xhel-le xhelaluhu dhe me atë rast melekët i bëjnë sexhde All-llahu të madhëruar para tij edhe ai bën sexhde pas tyre, pastaj thirret Mikaili (a.s.) të cilit i thuhet: Merre këtë shpirt dhe dërgoje te shpirtrat e besimtarëve derisa të pyes për të në Ditën e Kijametit[274].

Transmetimet nga Sahabët (r.a.) janë të qarta se shpirti i besimtarit bën sexhde para duarve të All-llahut tek Arshi në momentin e gjumit dhe pas vdekjes, e kur arrinë tek All-llahu përshëndetja më e mirë e tij është të thotë: All-llahumme Entes-selam ve minkes-selam, tebarekte ja dhel-xhelali vel-ikram – O All-llah, Ti je paqja, prej Teje vie paqja, shumë i begatuar je Ti o Pronari i ndritshmërisë dhe fisnikërisë.

Më tregoi gjykatësi Nurud-Din Ibnus-Saigi i cili tha: E kam pasur një teze e cila ishte grua e mirë dhe adhuruese e devotshme, e vizitova atë në sëmundjen e vdekjes së saj dhe ajo më tha: Kur shpirti të shkojë tek All-llahu dhe të ndalet para duarve të Tij cila është përshëndetja dhe thënia e tij? Tha: Më erdhë e vështirë pyetja e saj dhe mendova për të pastaj thashë: Thuaj: All-llahumme Entes-selam ve minkes-selam, tebarekte ja dhel-xhelali vel-ikram. Tha: Kur ajo vdiç e pashë në ëndërr dhe ajo më tha: All-llahu të shpërbleftë me mirësi, unë vërtetë u befasova dhe nuk dita çfarë të them pastaj mu kujtua ajo thënie të cilën ma the dhe e thashë.

**KAPITULL**

Argumenti i njëqind: Dituria në të cilën u pajtuan të gjithë banorët e tokës rreth takimit të shpirtrave të atyre që kanë vdekur, pyetja e tyre, informimi nga ata për disa çështje të fshehta dhe vërtetimi i tyre haptas. Këto janë shumë më tepër se sa të ngarkohemi me përmendjen e tyre.

Argumenti njëqind e një: Edhe më çudi se kjo më lartë është se shpirtit të atij që është në gjumë i ndodhin disa gjurmë (shenja) të cilat pastaj i sheh haptas në trupin e tij, ato janë rrjedhojë e ndikimit të shpirtit në shpirt sikurse përmendi një gjë të tillë El-Kajrevani në librin “El-Bustan – Kopshti” nga disa nga selefi.

Tha: E kam pasur një fqi i cili fyente Ebu Bekrin dhe Omerin (r.a.), një ditë e teproi me fyerjen e tyre dhe ne u grindëm, kështu që shkova në shtëpinë time i preokupuar dhe i pikëlluar sa që fjeta pa ngrënë darkë, atëherë e pashë të Dërguarin e All-llahut (s.a.v.s.) në ëndërr dhe i thashë: O I Dërguar i All-llahut, filani po i fyen shokët e tu. Tha: Cilët nga shokët e mi? Thashë: Ebu Bekrin dhe Omerin. Ai më tha: Merre këtë shufër dhe preje atë. E mora atë e shtriva dhe e preva, e pashë sikur dora ime u godit nga gjaku i tij kështu që e hodha shufrën dhe fillova ta fshijë dorën për toke, kur u zgjova e dëgjova një bërtimë nga shtëpia e tij. Thashë: Çështë kjo bërtimë? Thanë: Filani vdiç papritmas, e kur gdhiu shkova ta shikojë atë dhe gjeta se kishte një vijë në vendin e prerjes[275].

Në librin “El-Menamat – Ëndërrat” të Ibn Ebid-Dun’jas transmetohet nga një plak i fisit Kurejsh se tha: E pashë në Sham (Siri) një njeri të cilit i ishte nxirë gjysma e faqës së tij të cilën ai e mbulonte dhe e pyeta unë për këtë? Ai tha: E kam vendosur që për hatër të All-llahut kushdo që më pyet për këtë ta informojë. Unë e fyesha shumë Ali Ibn Ebu Talibin (r.a.) dhe derisa një natë isha në gjumë më erdhë dikush në ëndërr e më tha: A ti je ai që më fyen mua? Atëherë ai më goditi në gjysmën e fytyrës time dhe kur gdhiva gjysma e ftytrës time ishte nxirë sikurse po e sheh[276].

Përmendi Muside nga Hisham Ibn Hisani nga Vasili, shërbëtori i Ebu Ujejnes, nga Musa Ibn Ubejde nga Safijja e bija e Shejbes se tha: Isha te Aishja (r.a.) kur erdhë

---

[274] **Zingjiri transmetues është i dobët.** Aty gjindet: Abdurrahman Ibnul-Bejlemani, shërbëtori i Omerit, nga Medina i cili banoi në Harran, ai është i dobët (Takrib: 1/474/885).

[275] Them: Kjo është vetëm një ëndërr. Ndërsa shikimi I të Dërguarit (s.a.v.s.) në ëndërr është e vërtetë sepse shejtani nuk mund të shfaqet në pamjen e tij.

[276] Them: Kjo është vetëm një ëndër dhe aty gjindet një plak që nuk I është përmendur emri.

tek ajo një grua me dorë të mbyllur kështu që gratë filluan ta shikojnë atë, e ajo tha: Nuk kam ardhur te ti përveçse për këtë dorë, njëmend babai im ishte një njeri tolerant dhe unë pashë në ëndërr disa puse ku kishte burra të cilët mbanin enë e të cilët u jepnin të pinin atyre që kalonin aty, aty e pashë edhe babain tim e i thashë: Ku është nëna ime? Ai më tha: Shiko, kur shikova e pashë nënën time e cila nuk kishte përveçse një cop pëlhure dhe tha: Ai kurrë nuk dha lëmoshë (sadak) përveç asaj cop pëlhure dhe pak dhjamë të një lope që e kishin prerë, kështu që ai dhjamë i shkrihej dhe ushqehej me të kurse ajo thoshte: Ah, etja ime! Tha: E mora një enë nga ato enë dhe i dhashë të pijë, atëherë nga lartë dikush tha: Asaj që i dha të pijë All-llahu ja thaftë dorën, kështu që dora ime u bë kështu si po e shihni.
El-Harith Ibn Esed El-Muhasibiu, Isbegu, Half Ibnul-Kasimi dhe një grup tjetër përmendën nga Seid Ibn Mesleme se tha: Derisa një grua ishte te Aishja (r.a.) tha: Ia dhashë betimin të Dërguarit (s.a.v.s.) që mos t'i bëjë shirk All-llahut asgjë, të mos vjedhi, të mos bëjë zina (prostitucion), të mos e mbysë fëmijën tim, të mos bëjë ndonjë shpifje para duarve e këmbëve të mia dhe të mos kundërshtoj në ndonjë të mirë, e unë e plotësova premtimin ndaj Zotit tim dhe Ai më plotësoi mua dhe betohem në All-llahun se Ai nuk do të më dënojë. Atëherë asaj i erdhë në ëndërr një melek dhe i tha: Kurrsesi, ti zbulohesh, i shfaqë zbukurimet e tua, të mirat i mohon, fqiun e dëmton, burrin e kundërshton, pastaj i vendosi pesë gishtërinjët e tij mbi fytyrën e saj dhe i tha: Pesë për pesë, e sikur të shtoshe ne do të shtonim, kur ajo gdhiu i gjeti gjurmët e gishtërinjëve në fytyrën e saj[277].
Abdurrahman Ibnul-Kasimi, shoku i Malikit, tha: E dëgjova Malikun duke thënë: Njëmend Ja'kub Ibn Abdullah Ibnul-Eshexhxhi ishte nga më të mirët e këtij ummeti, ai fjeti në ditën në të cilën ra shehid dhe u tha shokëve të tij: Vërtetë unë pashë ëndërr një çështje për të cilën po ju informojë! Pashë ëndërr sikur hyra në Xhennet dhe më dhanë të pi qumësht. Kur ai e rrëfeu këtë volli me qëllim dhe volli qumësht, pas kësaj ai ra shehid. Ebul-Kasimi tha: Ai ishte në një betejë në det ku nuk kishte qumësht, ndërsa unë dëgjova edhe nga të tjerët përveç Malikut duke përmendur këtë. Është përmendur edhe se tha: Unë pashë ëndërr sikur hyra në Xhennet dhe më dhanë të pijë qumësht. Disa nga ata që ishin aty i thanë: Të bëjë be që të vjellësh, atëherë ai volli qumësht të pastër (i bardhë si bora) kurse në anije nuk kishte as qumësht e as një dele.
Kur lexuesi i Kur'anit Nafi'u fliste nga goja e tij nuhatej aromë misku, e dikush i tha: A gjithmonë parfymosesh? Ai tha: Kurrë nuk preku parfym e as që e ofroi atë, por unë e pashë të Dërguarin (s.a.v.s.) në ëndërr duke lexuar në gojën time dhe prej atëherë nuhatet nga goja ime kjo aromë.
Muside përmendi në librin e tij të ëndërrave nga Rebi'ë Ibnurr-Rrekashi se tha: Më erdhët dy njerëz të cilët u ulën afër meje dhe bënë gibet (folën keq) për një njeri, por unë ua ndalova, pastaj më vonë erdhë njëri nga ata tek unë dhe më tha: Unë pashë ëndërr sikur një zezak më ofroi një enë me kofshë të derrit që nuk kisha parë mish më të trashë dhe më tha: Ha. I thashë: Të ha mish të derrit? Por ai më frikësoi dhe e ngrëna. Kur gdhiva goja më kishte ndryshuar dhe erën e atij mishi e kam gjetur dy muaj.
El-Ala Ibn Zijadi e kishte shprehi që natën gjatë një kohe të falej, e një natë i tha familjes së tij: Unë po ndihem i lodhur, e kur të arrijë kjo kohë ju më zgjoni, por ata nuk e zgjuan, e ai tha: Derisa isha në gjumë më erdhë dikush në ëndërr dhe më tha: Qohu o Ala Ibn Zijad dhe përmende All-llahun që Ai të përmend ty, pastaj ai mori disa qime mbi ballin tim të cilat mbetën të ngritura ashtu. Dhe ato i mbetën ashtu të

[277] **I dobët.** Aty gjindet: Musa Ibn Ubejde, Ebu Abdul-Aziz El-Mediniu, I cili është I dobët, posaqërisht në Abdullah Ibn Dinarin (Takrib: 2/286/1483).

ngritura derisa vdiç. Jahja Ibn Bistami tha: Ne e pastruam atë ditën kur ai vdiç dhe ato qime ishin ashtu të ngritura mbi ballin e tij.
Ibn Ebid-Dun'ja përmendi nga Ebu Hatim Err-Rraziu nga Muhammed Ibn Aliu se tha: Ishim në Mekkë të ulur në Mesxhidul-Haram (Qabe) kur u ngritë një njeri i cili gjysmën e fytyrës e kishte të nxirë kurse gjysmën tjetër të bardhë dhe tha: O njerëz, merrni mësim nga unë! Unë i fyesha dy shejhët (Ebu Bekrin dhe Omerin r.a.), e derisa isha një natë në gjumë më erdhë dikush në ëndërr i cili e ngriti dorën e tij dhe më goditi në fytyrën time, e më tha: O armik i All-llahut, o fasik (i prishur), a ti po i fyen Ebu Bekrin dhe Omerin (r.a.)?! Kështu që gdhiva në këtë gjendje që jam.
Muhammed Ibn Abdullah El-Mehlebiu tha: Pashë ëndërr sikur qëndroja në fushën e bijve të filanit dhe aty qëndronte ulur I Dërguari (s.a.v.s.) mbi një kodër dhe para tij qëndronin në këmbë Ebu Bekri dhe Omeri (r.a.), e Omeri (r.a.) i tha: O I Dërguar i All-llahut, ky po më fyen mua dhe po e fyen Ebu Bekrin, kurse ai i tha: Ma sjellë atë o Ebu Hafs. E sollën atë kur ja ai ishte El-Ummaniu i cili ishte i njohur me fyrjen e tyre, atëherë I Dërguari (s.a.v.s.) tha: Shtrije atë, dhe e shtrinë, pastaj tha: Preje, dhe e preu atë. Tha: Nuk më zgjoi veçse bërtima e tij. Thashë: Pse nuk i tregoi për atë që pashë, ndoshta pendohet? Kur u afrova afër shtëpisë së tij e dëgjova një çarje të madhe, e pyeta: Çfarë është kjo çarje? Thanë: El-Ummaniu është prerë mbrëmë në shtratin e tij. Tha: Iu ofrova qafës së tij dhe pashë se prej veshi në vesh kishte një vijë të kuqe si gjaku i tubuar.
El-Kajrevani tha: Më informoi një dijetar i yni i cili ishte nga bëmirësit dhe tha: Më infromoi Ebul-Hasen El-Matlebiu, imami i xhamis së Pejgamberit (s.a.v.s.) i cili tha: Pashë në Medine çudira! Një njeri i fyente Ebu Bekrin dhe Omerin (r.a.) dhe derisa një ditë pas namazit të sabahut ishim duke ndejtur papritmas erdhë një njeri të cilit i kishin dalur sytë dhe i pikonin mbi fytyrën e tij, e ne e pyetëm se çfarë është rrëfimi i tij? Ai tha: Mbrëmë e pashë të Dërguarin (s.a.v.s.) në ëndërr dhe para tij qëndronin Aliu, Ebu Bekri dhe Omeri (radiAll-llahu anhum), të cilët thanë: O I Dërguar i All-llahut, ky po na dëmton dhe po na fyen! I Dërguari i All-llahut më tha: Kush po të urdhëron kështu o Ebu Kajs? I thashë: Aliu (r.a.) dhe sinjalizova nga ai. Atëherë u drejtua Aliu nga unë me fytyrën dhe dorën e tij, ai kishte mbledhur gishtat e tij kurse kishte shtrirë gishtin sinjalizues dhe të mesëm, e i drejtoi në sytë e mi dhe tha: Nëse po gënjen All-llahu t'i nxjerrt sytë, dhe i futi dy gishtat e tij në sytë e mi, kur u zgjova e gjeta vetën time në këtë gjendje. Ai pastaj qante, i lajmëronte njerëzit dhe ishte penduar haptas.
El-Kajrevani tha: Më informoi një plak bëmirës i cili tha: Më tregoi një dijetar i cili tha: Ishte një njeri i cili agjëronte shumë dhe e zgjate atë, por ai e vononte iftarin. Një natë pa ëndërr sikur dy veta të zinjë e kishin kapur atë për nënsjetullat e teshat e tij dhe dëshironin ta hedhnin në një furrë të skuqur, tha: U thashë atyre dyve: Përse po e veproni këtë? Thanë: Sepse ti po e kundërshton Sunnetin e të Dërguarit të All-llahut (s.a.v.s.), ai ka urdhëruar të shpejtohet iftari kurse ti po e vonon atë. Tha: Kur gdhiu e gjeti se fytyra iu kishte nxirë nga flaka e zjarrit, kështu që ai ecte ndër njerëzit me fytyrë të mbështjellur.
Edhe më çudi se kjo është se njeriu i cili është shumë i etur, i uritur apo i sëmurë sheh se si dikush i dha të pijë, apo të hajë, apo e shëroi me ndonjë ilaç, e kur ai të zgjohet vëren se e gjithë ajo që kishte i ka kaluar. Njerëzit kanë përjetuar kështu çudira.
Përmendi Maliku nga Ebirr-Rrixhali nga Umrete nga Aishja (r.a.) se një robëreshë e saj i kishte bërë magji dhe se një person hyri tek ajo duke qenë e sëmurë, e i tha: Ty të është bërë magji. Ajo i tha: E kush më ka bërë magji? I tha: Një robëreshë në dhomën e saj të cilën e ka lagur një fëmijë (me urinë). Ajo e thirri atë robëreshë e

cila tha: Më prit derisa ta pastrojë urinën nga tesha ime, pastaj i tha asaj: A më ke bërë magji? Tha: Po. I tha: Çfarë të shtyri në atë? Tha: Dëshirova ta shpejtojë lirimin tim. Atëherë, Aishja (r.a.) e urdhëroi vëllaun e saj që ta shesë atë te beduinët te dikush që do të sillet keq me të dhe e shiti atë. Pastaj Aishja (r.a.) pa në ëndërr që të pastrohet nga tri puse të cilat janë të lidhur ndërmjet vete, e kur ajo piu dhe u pastrua nga ata u shërua (me urdhërin e All-llahut)[278].

Semmak Ibn Harbit i kishte humbur shikimi dhe ai e pa në ëndërr Ibrahim El-Halilin (a.s.) i cili ia fshiu sytë e tij dhe i tha: Shko te lumi Eufrat dhe zhytu në të tri herë. Kur ai e veproi këtë filloi të shohë.

Ismail Ibn Bilal El-Hadremiu ishte verbuar dhe në ëndërr dikush i tha: Thuaj: Ja Karibu, ja Muxhib, ja Semiud-dua', ja Letifun bimen jesha, rudde alejje besari – O Ti që je shumë afër, o Ti që i përgjigjesh lutjeve, o Ti që i dëgjon lutjet, o Ti që je i butë me atë që dëshiron ma kthe shikimin tim. El-Lejth Ibn Sa'di tha: Unë e kam parë kur ishte verbuar dhe pastaj filloi të shohë.

Ubejdil-lah Ibn Ebi Xha'feri tha: U ankova për diçka dhe më mundoi shumë, unë e këndoja Ajetul-Kursinë dhe fjeta, atëherë pashë dy njerëz duke qëndruar para meje dhe njëri i tha shokut të tij që të këndoi ajetin ku gjinden treqind e gjashtëdhjetë mëshira, e ndoshta këtë të varfër e godet ndonjë mëshirë e tij? Kur u zgjova gjeta lehtësi.

Ibn Ebid-Dun'ja tha: U sëmua një grua e mirë me një sëmundje të lukthit dhe ajo pa në ëndërr duke i thënë dikush: La ilahe il-lAll-llah të vluar dhe me ujë të lules, të cilin ajo e piu dhe All-llahu i largoi sëmundjen që kishte.

Tha: Poashtu tha: Unë pashë në ëndërr sikur thosha: Kasia, mjalta dhe uji i leblebiave janë shërim i dhimbjes së kërdhokullave, kur u zgjova më erdhë një grua e cila ankohej nga dhimbja e kërdhokullës të cilës i përshkruajta atë dhe ajo patë dobi nga ajo.

Xhalinjusi tha: Ajo që më shtyri të çajë damarët e zgjatur ishte se unë u urdhërova me të në ëndërr dy herë. Tha: Atëbotë isha djal i ri dhe e njoh një njeri të cilin e shëroi All-llahu nga një dhimbje që kishte në belin e tij me çarjen e damarëve të zgjatur pasi që kishte parë një ëndërr.

Ibnul-Harrazi tha: E mjekoja një njeri që ishte i sëmurë nga lukthi i cili më mungoi një kohë pastaj e takova dhe e pyeta për gjendjen e tij, e ai më tha: E pashë në ëndërr një njeri në tesha të një asketi i mbështetur në një shkop i cili u ndal pranë meje dhe më tha: A ti je njeriu me sëmundje të lukthit? I thashë: Po. Ai më tha: Përmbaju rrëshirës dhe trandafilit me mjaltë të ëmbël. Kur gdhiva pyeta për ta dhe më thanë: El-Kubba është rrëshira, kurse el-xhelenxhebin është trandafili i ëmbëlsuar me mjaltë të cilët i përdora disa ditë dhe u shërova, kur unë i thashë: Ai është Xhalinusi.

Ndodhitë në këtë kapitull janë shumë më tepër se sa të përmendën. Disa njerëz thanë: Baza e mjekësisë është nga ëndërrat dhe nuk ka dyshim se shumë baza të tij bazohen në ëndërra. Sikurse janë disa edhe nga praktika, disa nga anologjia, e disa nga inspirimet dhe kush dëshiron të dijë për këtë le të shikojë në "Historia e mjekëve", në librin "El-Bustan – Kopshti" të El-Kajrevanit, e të tjera.

**KAPITULL**

Argumenti i njëqind e dy: Thënia e Tij: *"Nuk ka dyshim se ata që përgënjeshtruan argumentet Tona dhe nga mendjemadhësia u larguan prej tyre, atyre nuk u hapen dyert e qiellit..."* (El-A'rafë : 40). Ky është argument se besimtarëve u hapen dyert e Xhennetit dhe kjo hapje u bëhet shpirtrave në momentin e vdekjes sikurse është përmendur në shumë hadithe: **Se qielli i hapet shpirtit të besimtarit derisa të**

[278] **I saktë.** Nuk e kam gjetur në "El-Muvett'a", e transmetoi Ahmedi në "El-Musned" (6/40).

**përfundojë para duarve të Zotit të madhërishëm. Ndërsa shpirtit të pabesimtarit nuk i hapen dyert e qiellit dhe as trupit të tij nuk i hapen dyert e Xhennetit.**

**KAPITULL**

Arguemnti i njëqind e tre: Ështa thënia e të Dërguarit (s.a.v.s.): **"O Bilal, kahdo që eca në Xhennet dëgjova shushurimën e hapave të tu para vete, e me çfarë e arrite atë? Tha: Sa herë që prisha abdestin, qoftë natën apo ditën, pas tij mora abdest të ri dhe i fala dy reqate. Ai (s.a.v.s.) i tha: Me këto dy reqate fitove"[279].** Është e ditur se shushurima të cilën ai (s.a.v.s.) e dëgjoi para vete ishte e shpirtit të Bilalit sepse trupi i tij nuk ishte bartur në Xhennet.

Argumenti i njëqind e katërt: Hadithet dhe gjurmët të cilat janë përmendur rreth vizitës së varrezave, përshëndetjes së tyre me selam dhe të folurit me ta, informatat të cilat u përmendën se ata i njohin ata dhe kthimi i selamit nga ata. I kemi përmendur ato më herët.

Argumenti i njëqind e pesë: Ankimi i shumë shpirtrave të të vdekurve para farefisit të tyre e para të tjerëve për disa çështje që i dëmtojnë ata dhe të cilat i gjejnë ata ashtu si u ankuan, si dhe largimi i atyre pengesave prej tyre.

Argumenti i njëqind e gjashtë: Sikur shpirti të ishte shprehje e vetëm një dukurie të trupit, apo një substancë e zhveshur pa trup i cili nuk nuk bashkohet me të, thëniet: Doli, shkoi, u ngritë, erdhë, u ulë, lëvizi, hyri, doli dhe të ngjashme do të ishin thënie të kota sepse këto cilësi nuk mund t'i vërtetohen dukurive dhe gjërave substanciale të zhveshura, e çdo i mençur e dinë vërtetësinë e thënies së tij dhe të të tjerëve, ndërsa shpifja ndaj të gjitha atyre informatave është sofistikë[280] dhe nuk thuhet: Rezultat i këtij argumenti është të përmbajturit për shprehjet dhe thëniet e njerëzve, kurse ato mund të nënkuptojnë realitetin dhe alegorinë, e ndoshta qëllim i tyre është hyrja trupore dhe dalja sepse ne kemi argumentuar me dëshminë e mendjes dhe natyrshmërisë rreth kuptimit të këtyre shprehjeve, e çdonjërit i dëshmon mendje dhe ndjenja e tij se ai që ka hyrë, ai që ka dalë dhe ai që është bartë nuk është vetëm trupi i tij, prandaj dëshmia e ndjenjës dhe e mendjes rreth kuptimit të këtyre shprehjeve dhe bashkangjitja e tyre për shpirtin në mënyrë bazore ndërsa për trupin në mënyrë pasuese është nga dëshmitë më të vërteta dhe se të mbështeturit në këtë është thjesht të shprehur.

Argumenti i njëqind e shtatë: Trupi është një mjet dhe vend i veprimit të shpirtit, prandaj hyrja në trup, dalja nga ai dhe bartja prej tij i përngjanë hyrjes së mjetit të tij në kalin apo shtazën e tij, e sikur shpirti të mos ishte i përgatitur për hyrje, dalje, bartje, lëvizje dhe qetësim kjo do t'i përngjante hyrjes së mjetit të njeriut dhe daljes së tij nga shtëpia pa hyrë edhe ai vetë, e kjo kuptohet se është e pavërtetë obligativisht dhe çdonjëri e di se shpirti i tij është ai që ka hyrë, ai që ka dalur, ai që është bartur, ai që ka udhëhequr trupin, ai është që trupin e ka bërë pasues të tij gjatë hyrjes dhe daljes, e që të gjitha këto janë bazore për shpirtin ndërsa pasuese për trupin, por për trupin vlenë shikimi kurse për shpirtin dituria dhe mendja.

Argumenti i njëqind e tetë: Sikur shpirti të ishte një dukuri sikurse thonë ata do të ndodhte që njeriu në çdo kohë të ndërrojë njëqind mijë apo edhe më shumë shpirta, ndërsa njeriu është njeri me shpirtin e tij e jo me trup dhe njeriu tani nuk do të ishte njeriu që ishte pak më parë, kurse kjo është një e pavërtetë. Sikur shpirti të ishte i zhveshur dhe ndërlidhja e tij me trupin të ishte vetëm me udhëheqje, e jo edhe me vendbanim e hyrje në të nuk do të kishte kurrfarë pengese në shkëputjen e asaj

---

[279] **I saktë.** E transmetoi Tirmidhiu (3689) dhe tha: Ky hadith është I saktë por garib (I panjohur).

[280] Thënia e tij "sofistika" është një lloj argumentimi I cili bazohet në mashtrim dhe gabim, kurse "sofistët" janë një sekt I vjetër grek të cilët I kundërshtoi Sokrati dhe zbuloi gabimet e tyre.

ndërlidhje me trupin, ai ndërlidhet edhe me ndonjë tjetër sikurse lejohet që një udhëheqës të ndërprejë udhëheqjen e një shtëpie apo të një qyteti dhe të ndërlidhet me udhëheqjen e tjetrës, e sipas këtij përcaktimi ne do të dyshojmë se ky shpirt që është i Zejdit a është shpirti i parë apo tjetër nga ai? Pastaj, Zejdi a është ai njeri apo tjetër kush, e asnjë i mençur nuk e lejon këtë. Prandaj sikur shpirti të ishte dukuri apo ndonjë substancë e thjeshtë do të ndodhte ky dyshim i përmendur.
Argumenti i njëqind e nëntë: Çdonjëri prej ne është i bindur se shpirti i tij përshkruhet me dituri, mendim, dashuri, urrejtje, kënaqësi, hidhërim e gjendje të tjera shpirtërore dhe e di se ai i përshkruar nuk është me këtë një dukuri e trupit, e as substancë e zhveshur e ndarë nga trupi i tij që nuk është afër tij, poashtu ai është i bindur se këto kuptime janë rrjedhojë e diçkaje që është brenda trupit të tij sikurse është i bindur se kur ai dëgjon, sheh, nuhatë, shijon, prekë, lëvizë dhe qetësohet se janë çështje ekzistuese me të dhe të bashkangjitura me shpirtin e tij, e se thelbi i shpirtit është ai që i bëri të gjitha ato, ai nuk i bëri ato me diç të zhveshur dhe as me një dukuri por i bëri me diç që është i kufizuar në brendësi të botës i cili bartet prej një vendi në një vend, lëvizë, qetësohet, del, hynë dhe sikur ai të mos ishte ky trup do të ishte thjesht në pozitën e një gjëje të ngurt.
Argumenti i njëqind e dhjetë: Sikur shpirti të ishte i zhveshur dhe ndërlidhja e tij me trupin vetëm një ndërlidhje udhëheqëse si ndërlidhja e kapitenit me anijen dhe e barrës me deven, ai do të kishte mundësi që ta lëshojë udhëheqjen e atij trupi dhe të angazhohet me udhëheqjen e një trupi tjetër sikurse mund ta bëjnë këtë kapiteni dhe devet, e kjo lejon bartjen e shpirtrave nga disa trupa në trupa të tjerë. Nuk thuhet se: Shpirti është bashkuar me trupin e tij kështu që i ndalohet atij bartja, sepse ne themi: Bashkimi në një i atij që nuk mund të përkufizohet me atë që përkufizohet është i pamundur sepse sikur të bëhet një me të do të prishej me prishjen e tij dhe se ata pas unjësimit nëse mbesin ata janë dy e jo një, e nëse zhduken zhduken që të dytë dhe kështu ndodhi e treta, e këtu nuk ka kurrfarë unjësimi, poashtu nëse mbetët njëri e zhduket tjetri edhe ky nuk është unisim. Ndërsa dashuria natyrore e shpirtit për trupin është sepse ai përmes tij arrinë kënaqësitë, kështu që nëse trupat janë të barbartë në arritjen e kërkesave të tyre edhe përkatësia e tyre do të ishte e barabartë, atëherë thënia e juaj: Shpirti i përcaktuar është dashurues i trupit të përcaktuar, është e pavërtetë. Shembulli i kësaj: Nëse i eturi ka para vete enë të barabarta të cilat çdonjëra ia realizon qëllimin e tij, nuk do të ketë mundësi të dallojë ndonjërën nga ato.
Argumenti i njëqind e njëmbëdhjetë: Sikur shpirti i njeriut të ishte substancë e zhveshur, as brenda botës e as jashta saj, as i ngjitur me botën e as i ndarë nga ai, as i ndarë e as anësor, obligativisht do të njihej ekzistenca e tij me këtë cilësi sepse dituria e njeriut për shpirtin dhe cilësitë e tij është më e shprehur se çdo gjë e ditur dhe se dituria e tij për të tjerat është pasuese e diturisë për shpirtin e tij, e në mënyrë të prerë dihet se kjo është e pavërtetë sepse të gjithë njerëzit e botës e dinë se vërtetimi i kësaj ekzistence është e pamundur për mendjet në mënyrë prezente dhe joprezente, prandaj ai që thotë këtë për shpirtin dhe Zotin e tij, nuk e ka njohur as shpirtin e as Zotin e tij.
Argumneti i njëqind e dymbëdhjetë: Trupi të cilin ne e shohim është vend i të gjitha cilësive të shpirtit dhe i kuptimeve të tija tërësore e pjesore, si dhe vend i fuqisë së lëvizjeve të vetëdëshiruara, e sipas kësaj obligoi që bartësi i atyre kuptimeve dhe cilësive të jetë trupi dhe ai që banoi në të. Ndërsa që vendi i tij të jetë një substancë e zhveshur që nuk është as brenda botës e as jashta saj, është e pavërtetë obligativisht.
Argumenti i njëqind e trembëdhjetë: Sikur shpirti të ishte i zhveshur nga trupi dhe i pabashkangjitur do të pengohej që veprimi i tij të ndalet në prekjen e vendit të

veprimit sepse ai që është i pabashkangjitur nuk mund të prekë atë që është i bashkangjitur, e sikur çështja të ishte kështu do të ishte veprimi i tij si një çpikje pa patur nevojë që të arrihet prekja dhe takimi në mes vepruesit dhe vendit të veprës, kështu ndonjëri prej nesh do të kishte mundësi të lëvizë trupat pa i prekur ata ose të prekë diçka që duhet prekur. E meqë shpirti sipas jush është i fuqishëm që të lëvizë trupin pa patur ndërmjet tyre kurrfarë prekjeje, kështu ai nuk mund të pengohet fuqia e tij që të lëvizë trupin e tjetërkujt pa e prekur, e s'ka dyshim se kjo është e pavërtetë. Sipas kësaj u kuptua se shpirti nuk mund t'i lëvizë gjërat përvecçse me një kusht, e ai është prekja e vendit të lëvizjes ose të preket nga diç që preket dhe çdo gjë që prek trupin apo është nga ata që preket është trup. Nëse thuhet: Lejohet që ndikimi i shpirtit në lëvizjen e trupit të tij të veçant të jetë i pakushtëzuar me prekje, kurse ndikimi i tij në lëvizjen e gjërave të tjera të kushtëzohet nga ndodhja e prekjes në mes trupit të tij dhe të atij tjetrit. E ne përgjigjemi: Meqë trupi i pranon ndikimet e shpirtit pa u përqëndruar në arritjen e prekjes mes shpirtit dhe trupit, atëherë obligohet që gjendja të jetë e tillë edhe me trupat e tjerë sepse trupat janë të barabartë në pranimin e lëvizjes dhe se përkatësia e shpirtit në të gjitha ato është e barabartë, e nëse ai është i zhveshur nga masa dhe dukuritë e masës atëherë përkatësia e qenies së tij ndaj të gjithëve është e barabartë. Sipas kësaj, kurdo që përkatësia e një qenie vepruese është e barabartë për të gjithë dhe përkatësitë e ndikimeve të tij për atë veprues janë të barabarta, edhe ndikimi i tij sa i përket të gjithëve do të jetë i barabartë. Nëse vepruesi nuk ka nevojë që të prek vendin e veprimit për disa, do t'i obligohet atij që mos të ketë nevojë për të gjithë, e nëse ka nevojë që të prekë disa, do të ketë nevojë që t'i prekë të gjithë. Nëse thuhet: Shpirti është i dashuruar vetëm në këtë trup e jo edhe në të tjerët, kështu që ndikimi i tij në të është më i fortë se në të tjerët, ne themi: Kjo dashuri e fortë rivendikon që ndërlidhja e tij me trupin dhe veprimi i tij në të të jetë më i fortë, ndërsa të ndryshojë rivendikimi i qenies së tij në krahasim me ata trupa është e pamundur dhe ky është një argumnet tepër i fortë.

Argumenti 114: Të gjithë të mençurit janë pajtuar se njeriu është ky i gjalli, folësi, i ushqyeri, që rritet, që ndien dhe që lëvizë me dëshirë dhe këto cilësi janë dy llojesh: Cilësi të trupit të tij dhe cilësi të shpirtit të tij folës, e sikur shpirti të ishte substancë e zhveshur, as brenda botës e as jashta saj, as i ngjitur e as i ndarë, sipas kësaj njeriu nuk do të ishte as brenda botës, e as jashta saj, e as i ngjitur e as i ndarë prej saj, ose një pjesë e tij do të ishte në botë ndërsa një pjesë tjetër as brenda botës dhe as jashta saj, e çdo i mençur e dinë detyrimisht se kjo është e pavërtetë dhe se njeriu komplet me trupin dhe shpirtin e tij është brenda botës dhe kjo e pavërtetë i përngjanë thënies së atyre që thanë se shpirti njerëzor është i vjetër (i pafillim) i pakrijuar, kështu që gjysmën e tij e përcaktuan si të krijuar ndërsa gjysmën tjetër si të pakrijuar. Nëse thuhet: Ne jemi të bindur që njeriu është sikurse thuani, vetëmse ne i vërtetojmë atij një substancë të zhveshur e cila e udhëheqë njeriun e përshkruar me ato cilësi.

Themi: Ajo substancë që ju po e vërtetoni a është e ndryshme nga njeriu apo ajo është realiteti i njeriut dhe ju nuk keni tjetër nga njëra nga këto, e nëse thuani: Ai është tjetër nga njeriu, atëherë fjala juaj kthehet në atë se ju vërtetuat se njeriu e posedon një udhëheqës që është tjetër nga ai të cilin e quajtët shpirt. Kurse ne tani jemi duke biseduar për realitetin e njeriut e jo për udhëheqësin e tij sepse Udhëheqësi i njeriut dhe i tërë botës së lartë e të ulët është All-llahu i Vetmi dhe Ngadhënjyesi.

Argumenti 115: Nëse çdo të mençuri i thuhet: Ç'është njeriu? Ai sinjalizon në këtë krijaturë dhe atë që e mbanë atë, e nuk i bie ndërmend atij ndonjë çështje e

ndryshme nga ai, që nuk është brenda botës e as jashta saj, e dituria e kësaj është e detyrueshme dhe nuk pranon kurrfarë dyshimi.
Argumenti i 116: Të gjithë të mençurit e botës gjykojnë se të folurit i drejtohet kësaj krijature e çdo gjëje që qëndron dhe banon në të, kështu thuhet edhe për lavdërimin, poshtërimin, shpërblimin, dënimin, stimulimin, frikësimin, e sikur një njeri të thoshte: I urdhëruari, i ndaluari, i lavdëruari, i nënçmuari, folësi dhe i mençuri është një substancë e zhveshur që nuk është në këtë botë, as jashta saj, as e ngjitur me të e as e ndarë, do t'i bënte të qeshnin të mençurit dhe do të pajtoheshin në përgënjeshtrimin e kësaj. Prandaj, çdo gjë që e dëshmon natyrshmëria mendore dhe qartësia e saj pavërtetësinë e saj, do të ishte argumentimi i vërtetësisë së saj argumentim për saktësinë e ekzistimit të pamundurës. All-llahut i takon pëlqimi.
**KAPITULL**
Nëse thuhet: Ju i përmendët argumentet sinjalizuese për trupësinë dhe bashkangjitjen e tij, por cila është përgjigjeja juaj ndaj argumenteve të kundërshtuesve tuaj për këtë? Sepse ata argumentuan mendimin e tyre në disa aspekte:
**Aspekti i parë:** Pajtimi i të mençurve në thënien e tyre: Shpirti dhe trupi, Nefsi (shpirti) dhe trupi, kështu që e përcaktojnë atë si diçka tjetër nga trupi, e sikur ai të ishte trup kjo thënie nuk do të kishte kuptim.
**Aspekti i dytë:** Është çështja më e fortë me të cilën argumentohen, e ajo është se dihet se në ekzistencë ka të tilla që nuk pranojnë ndarjen si: Pika, substanca e vetmuar, madje qenia e të oliguarit në ekzistim (vaxhibul-vuxhud, e që është All-llahu), atëherë obligohet që edhe dituria për këtë të mos pranojë ndarjen, sipas kësaj obligohet që i përshkruari me atë dituri, i cili është vendqëndrimi i tij, të mos pranojë ndarjen dhe ai është shpirti dhe sikur ai të ishte trup do të pranonte ndarjen.
Ky argument mund të vërtetohet në një mënyrë tjetër, e themi se sikur vendi i diturive të përgjithshme të ishte trup ose trupor atëherë ato dituri do të ndaheshin sepse gjendja e të ndarit është ndarja, kurse ndarja e atyre diturive është e pamundur.
**Aspekti i tretë:** Pamjet mendore të përgjithshme janë të zhveshura pa dyshim, e të zhveshurit e tyre ose do të jenë si shkak i atij që i është marrur, ose si shkak i marrjes, e shkaku i parë është i kotë sepse ato pamje janë marrur nga persona të përshkruar me përcaktime të ndryshme dhe me gjendje të përcaktuara, atëherë vërtetohet se shkak i tyre është marrja, e kjo është fuqia mendore e quajtur shpirt.
**Aspekti i katërt:** Fuqia mendore ka forcë të veprojë gjëra ta pakufishme, ajo ka forcë të konceptoj gjëra të pakufishme ndërsa forca trupore nuk ka mundësi të bëjë veprime të pakufishme sepse forca trupore ndahet me ndarjen e vendit të saj, e ai që ka forcë për një pjesë duhet të jetë më i dobët se ai që ka forcë për të gjithën, kurse ai që ka forcë për të gjithën shton ndaj atij që ka forcë për një pjesë shumfishe të pakufishme, e shtesa e pakufishme me të kufishmin është i kufishëm.
**Aspekti i pestë:** Sikur fuqia mendore të ishte e mishëruar në një mjet trupor do të obligohej që ajo fuqi mendore vazhdimisht të konceptoj atë mjet ose do të pengohej nga konceptimi i tij plotësisht dhe që të dyja janë të pavërteta, sepse konceptimi i asaj fuqie mendore të atij mjeti nëse është esenca e ekzistimit të tij, kjo është e pamundur, e nëse është pamje e barabartë e ekzistimit të tij duke qenë ajo e mishëruar në atë fuqi mendore e cila është e mishëruar në atë mjet, atëherë do të obligonte bashkimin e dy pamjeve të ngjashme dhe kjo është e pamundur. Nëse kjo del si e pavërtetë atëherë vërtetohet se fuqia mendore sikur të konceptoj mjetin e saj do të ishte konceptimi i asaj shprehje për vetë arritjen e atij mjeti te fuqia mendore, kështu obligohet arritja e atij konceptimi pëndërpre, nëse mjafton kjo masë në arritjen e konceptimit, e nëse nuk mjafton atëherë pengohet arritja e konceptimit në

ndonjë kohë sepse sikur një gjë e tillë të arrihet në ndonjë kohë e jo në tjetrën, do të ishte si shkak i ndonjë çështje të shtuar në vetë prezentimin e pamjes së mjetit.
**Aspekti i gjashtë:** Çdonjëri koncepton vetën e tij, e konceptimi i diçkaje është shprehje për prezentimin e realitetit të të diturës te dijetari, e nëse ne njohim vetën tonë ajo ndodhë ose për shkak të prezentimit të vetës tonë në vetën tonë, ose për shkak të prezentimit të një pamje të barabartë të vetës tonë në vetën tonë, e pjesa e dytë është e kotë ose përndryshe do të obligohej bashkimi i dy të ngjashmëve, e kështu u vërtetua se nuk ka kuptim dituria jonë për vetën tonë përveç prezentimit të vetës tonë nga vetja jonë dhe kjo në realitet ndodhë nëse ajo është një qenie e cila qëndron me një shpirt që është i panevojshëm për vend sepse sikur ai të është prezent në atë vend do të ishte prezent tek ai vend, kështu u vërtetua se ky kuptim arrihet nëse shpirti qëndron vetvetiu i panevojshëm për ndonjë vend në të cilin mishrohet.
**Aspekti i shtatë:** Ajo që argumentoi Ebul-Berekat El-Bagdadi dhe i quajti të tjerat të pavërteta, e tha: Ne nuk dyshojmë se ndonjëri prej nesh mund të imagjinoj një det prej zhive, një mal prej margaritari dhe yje e hëna, e kjo pamje imagjinuese nuk është joekzistuese sepse fuqia e imagjinuesit sinjalizon në ato pamje dhe dallon pamjet nga njëra-tjetra, ndonjëherë ai imagjinues është aq i fortë sa që bëhet imagjinata e tij si diçka e dëshmuar dhe ndijore, ndërsa dihet se asgjëja dhe mosekzistimi i pastër nuk mund të vërtetojë atë kurse ne e dimë detyrimisht se ato pamje nuk ekzistojnë në çështje të përcaktuara, e sipas kësaj u vërtetua se ato ekzistojnë në mendime kështu që themi: Vendi i këtyre pamjeve ose është trup ose i mishëruar në trup, ose as trup e as i mishëruar në trup.
E, dy pjesët e para janë të pavërteta sepse pamja e detit dhe e malit është një pamje e madhe kurse truri është i vogël kështu që vulosja e të madhit në të voglin është e pamundur, kështu që u vërtetua se vendi i asaj pamje imagjinuese nuk është as trup e as diçka fizike.
**Aspekti i tetë:** Sikur fuqia mendore të ishte fizike do të dobësohej gjithmonë në pleqëri, por nuk ndodhë kështu.

---

-----------------------------------------------------------------------------------------------
-----------------------------------------------------------------------------------------------
-----------------------------------------------------------------------------------------------

## ÇËSHTJA E NJËZET
## NEFSI DHE RRUHI A JANË NJË GJË APO DY GJËRA TË NDRYSHME?

**Dijetarët dhanë mendime të ndryshme për këtë:**
Disa thanë: Ata janë një dhe kështu thanë shumica.
Disa të tjerë thanë: Ata janë të ndryshëm dhe ne po e zbulojmë sekretin e kësaj çështjeje me ndihmën e All-llahut dhe fuqinë e Tij, e themi: Nefs i thuhet disa gjërave:
E para: Err-Rruh (shpirti). El-Xhevheriu tha: Nefsi është shpirti sepse thuhet: Harexhet nefsuhu (doli shpirti i tij). Ebu Harrashi tha (në poezi): Nexha Salimen ven-nefsu minhu bishidkihi ve lem jenxhu il-la xhefnu sejfin ve mi'zeru (Shpëtoi Salimi derisa shpirti ishte afër gabzherrit të tij, por nuk e shpëtoi atë përveçse këllëfi i shpatës dhe tesha e tij).
Nefsi është edhe gjaku, e thuhet: Salet nefsuhu (doli gjaku i tij) dhe në një hadith thuhet: **"Nëse ngordhë në ujë diçka që nuk i rrjedhë gjaku nuk e ndytë atë".**
Nefs i thuhet edhe trupit, e poeti tha: Nubbi'tu enne Beni temim ed'halu ebnaehum tamure nefsul-mundhiri (Jam informuar se Beni Temimët i kanë futur fëmijët e tyre në gjakun e shpirtit të Mundhirit).

Nefs i thuhet edhe syrit të keq, thuhet: Esabet fulanen (e ka goditur filanin), d.m.th. syri i keq.
Them: Nefs në Kur'an i thuhet vetës plotësisht sikurse thënia e Tij: *"...përshëndeteni vetën tuaj..."* (Nur : 61), e thënia e Tij: *"...dhe mos e mbyteni vetën tuaj..."* (En-Nisa : 29), e thënia e Tij: *"(Përkujtoju) Ditën që vjen kur secili njeri do të përpiqet për vetveten dhe secilit njeri do t'i plotësohet ajo që meriton..."* (En-Nahl : 111) dhe thënia e Tij: *"Secili njeri është pengë i veprës së vet"* (El-Muddeththir : 38).
Nefs i thuhet edhe vetëm shpirtit sikurse thënia e Tij: *"O ti shpirt i bindur plotësisht!"* (El-Fexhr : 27), e thënia e Tij: *"...nxirrni shpirtrat tuaj..."* (El-En'amë : 93), e thënia e Tij: *"...dhe ndaloi veten (shpirtin) prej epsheve"* (En-Naziat : 40) dhe thënia e Tij: *"...njëmend shpirti është shumë nxitës për të keqen..."* (Jusuf : 53).
Ndërsa shprehja Err-Rruh (shpirt) nuk merr kuptimin e trupit as i vetmuar e as me shprehjen Nefs, ndërsa shprehja Err-Rruh ndonjëherë ka për qëllim Kur'anin të cilin All-llahu ia shpalli të Dërguarit të Tij, All-llahu i madhëruar thotë: *"Po kështu me urdhërin tonë ne të shpallëm ty shpirtin (Kur'anin)..."* (Esh-Shura : 52).
Poashtu me atë shprehje i thuhet edhe shpalljes e cila i është shpallur të dërguarve të Tij, All-llahu i madhëruar thotë: *"...Ai me urdhërin e vet ia sjell shpirtin (shpalljen) atij që do nga robërit e vet, për t'ua tërhequr vërejtjen ndaj ditës së takimit (të Kijametit)"* (Gafir : 15) dhe thotë i Madhëruari: *"Me udhërin e Tij ia zbret melekët me shpirtin (shpallje) atij që Ai dëshiron nga robtë e vet (duke u thënë) t'ua tërhiqni vërejtjen (t'i njoftoni) se nuk ka të adhuruar (zot) tjetër vetëm Unë, pra të më keni frikën"* (En-Nahl : 2). E quajti atë shpirt si shkak i realizimit të jetës së dobishme sepse jeta pa të nuk i bënë dobi pronarit të saj në asnjë mënyrë, madje jeta e shtazëve është më e mirë se ajo jetë dhe me përfundim më të sigurt.
Është quajtur Err-Rruhi (shpirti) me këtë emër sepse nga ai mvaret jeta e trupit, kështu edhe Err-Rrihu (era) është quajtur me këtë emër si shkak i jetës që realizohet me të. Prandaj edhe shumësi i saj (erës) është ervah (si shumësi i shpirtit) dhe poeti tha: Idha dhehebitil-ervahu min nahvi erdikum, vuxhidet limeserriha ala kebidi berden – Kur erërat të shkojnë kah toka juaj unë nga gëzimi i tyre gjejë ftohje në mushkëritë e mia.
Nga kuptimet e tij është edhe: Err-rrevhu verr-rrejhan vel-istiraha (kënaqësia, aroma e mirë dhe pushimi). Është quajtur Nefsi Rruh si shkak i realizimit të jetës me të, kurse është quajtur Nefsi me këtë emër si shkak i një gjëje të shtrenjtë (nefis) dhe të lartë, ose si shkak i frymës së diçkaje kur të dalë dhe si shkak i daljes dhe hyrjes së shumtë në trup është quajtur Nefs, e i thuhet edhe Nefes sepse sa herë që njeriu flenë ai del nga ai dhe kur të zgjohet kthehet tek ai, e pastaj kur të vdes del tërësisht dhe kur të varroset kthehet tek ai, e pasi që të pyetet del nga ai dhe kur të ringjallet i kthehet.
Pra, dallimi mes Nefsit dhe Rruhit është në cilësitë e tyre e jo edhe në qenien e tyre, ndërsa gjaku është quajtur Nefs sepse dalja e tij e cila shkakton vdekjen obligon daljen e shpirtit (Nefsit) dhe jeta nuk plotësohet vetëmse me të sikurse nuk plotësohet përveçse edhe me Nefs (shpirt), për këtë tha: Tesilu ala haddidh-dhabati nufusuna ve lejset ala gajridh-dhabati tesilu – Në tehun e shpatave rrjedh gjaku jonë dhe në diç tjetër përveç tehut të shpatave ai nuk rrjedhë.
Poashtu thuhet: Fadat nefsuhu (gufoi shpirti i tij), harexhet nefsuhu (doli shpirti i tij), farekat nefsuhu (u nda shpirti i tij) sikurse thuhet edhe: Harexhet ruhu (doli shpirti i tij) dhe farekat ruhu (u nda shpirti i tij), por shprehja fada apo fejd ka qëllimin e lëshimit me shpejtësi të madhe (gufoi), ndërsa shprehja efada ka për qëllim kur ai del me zgjedhjen dhe dëshirën e tij, e kur ai del me detyrim atëherë

All-llahu i madhëruar është Ai i Cili e shtyenë atë në momentin e vdekjes kështu që ai del me të shpejtë.

**KAPITULL**

Një grup tjetër nga njohësit e hadithit, fikhut dhe sufizmit thanë: Err-Rruh është tjetër nga Nefsi. Mukatil Ibn Sulejmani[281] tha: Njeriu posedon jetë, shpirt (Er-Rruh) dhe Nefs, e kur ai flen del Nefsi i tij me të cilin i kupton gjërat, ai nuk ndahet nga trupi por del si një litar i zgjatur i cili ka një rrezatim kështu që i sheh ëndërrat me Nefsin i cili del nga ai dhe mbetët jeta e shpirti në trupin e tij kështu që ai rrotullohet dhe merrë frymë, e nëse ai lëvizë i kthehet ai më shpejt se lëvizja e qerpikut. Kur All-llahu i madhëruar dëshiron që ta vdesë atë në gjumë ia ndalë atë Nefs që ka dalë. Ai poashtu tha: Kur njeriu të ketë fjetur del nga ai Nefsi i tij dhe ngritet lartë, e kur ai shehë ndonjë ëndërr kthehet dhe e lajmëron shpirtin pastaj kur të gdhinë e di se ka pa kështu e ashtu.

Ebu Abdullah Ibn Mendeh[282] tha: Pastaj dhanë mendime të ndryshme rreth Rruhit dhe Nefsit dhe disa thanë: Nefsi është tokësor dhe i zjarrët, kurse Rruhi është nga drita dhe shpirtëror.

Disa të tjerë thanë: Rruhi është hyjnor, kurse Nefsi është njerëzor dhe krijesat me të u sprovuan.

Një grup tjetër, e që janë pronarët e gjurmëve, thanë: Rruhi është tjetër nga Nefsi dhe Nefsi është tjetër nga Rruhi, pikqëndrimi i Nefsit është me Rruhin, kurse Nefsi është pamja e robit, kështu që dëshira, epshi dhe sprova janë të brymosur në të dhe nuk ka armik më të rrezikshëm për njeriun se sa Nefsi i tij. Nefsi nuk do tjetër përveç dun'jas dhe në të është i dashuruar, ndërsa Rruhi të fton në ahiret dhe atij i jep përparësi, e dëshira është pasuese e Nefsit kurse shejtani pason Nefsin dhe epshin, ndërsa meleku është me mendjen dhe shpirtin kurse All-llahu i madhëruar u dhuron atyre inspirimin dhe pëlqimin e Tij.

Disa të tjerë thanë: Shpirtrat janë çështje e All-llahut, realitetin dhe diturinë e të cilëve e fshehu nga krijesat.

Të tjerët thanë: Shpirtrat janë nga drita e All-llahut dhe nga jeta e Tij.

Pastaj ata ranë në kundërshtim rreth asaj se a vdesin me vdekjen e trupave edhe shpirtrat apo nuk vdesin?

Një grup tjetër thanë: Shpirtrat nuk vdesin dhe nuk zhduken.

Një grup tjetër thanë: Shpirtrat janë në pamjen e krijesave, ata kanë duar, këmbë, sy, dëgjim, shikim dhe gjuhë.

Disa të tjerë thanë: Besimtari ka tre shpirtra, kurse munafiku (dyfytyrshi) dhe pabesimtari kanë nga një shpirt.

Disa thanë: Pejgamberët dhe siddikinët (besimtarët shumë të sinqertë) kanë nga pesë shpirtra.

Disa të tjerë thanë: Shpirtrat janë hyjnorë të cilët janë krijuar në qiell dhe kur ata të pastrohen kthehen në qiell.

Them: Shpirti i cili shijon vdekjen dhe mirret është një shpirt, e ai është Nefsi.

Ndërsa shpirti me të cilin All-llahu i ndihmon të dashurit e Tij është tjetër shpirt sikurse thotë All-llahu i madhëruar: *"...ata janë që në zemrat e tyre (Ai) ka skalitur besimin dhe e ka forcuar me shpirt nga ana e Tij..."* (El-Muxhadele : 22). Kështu është çështja edhe me shpirtin i cili përforcoi shpirtin e El-Mesih Ibn Merjemit sikurse thotë All-llahu i madhëruar: *"All-llahu (atë ditë) i thotë: "O Isa, bir i*

---

[281] Mukatil Ibn Sulejman Ibn Beshir El-Ezdi El-Hurasani, Ebul-Hasen El-Belhi, të cilin e përgënjeshtruan dhe e larguan, është akuzuar për texhsim (personifikim), vdiç në vitin 105, nga të shtatët (Takrib: 2/272).

[282] Ibn Mendeh, hafizi shetitës I quajtur Ebu Abdullah Muhammed Ibn Jahja, I cili vdiç në Rexhep në vitin 301h. (Tedhkiretul-Huffadh: 2/741).

*Merjemes, përkujtoj të mirat e Mia ndaj teje dhe ndaj nënës sate, kur të fuqizova me shpirtin e shenjtë..."* (El-Maide : 110). Gjithashtu shpirti të cilin ia hedhë atyre robërve që Ai dëshiron është tjetër nga shpirti i trupit.
Poashtu forcat të cilat gjinden në trup quhen shpirtra, e thuhet: Shpirti vrojtues, shpirti dëgjues, shpirti që merr erë, e këta shpirtra janë fuqi të vendosura në trup të cilët vdesin me vdekjen e trupave, e këta janë tjetër nga shpirti i cili nuk vdes me vdekjen e trupit dhe nuk kalbet sikurse kalbet ai, ndonjëherë me fjalën shpirt është për qëllim diçka më e veçantë se e gjithë kjo e që është fuqia e njohjes së All-llahut, e pendimit në Të, e dashurisë për Të dhe ngritjes së interesit në kërkimin dhe dëshirën për Të. Përkatësia e atij shpirti me këtë shpirt është si përkatësia e shpirtit me trupin, kështu që kur shpirti e humbë atë është si në pozitën e trupit kur e humbë shpirtin e tij, ai është shpirti me të cilin Ai ndihmon të dashurit dhe adhuruesit e Tij, e për këtë njerëzit thonë: Filani ka shpirt kurse filani nuk ka shpirt, se ai është viç i devës, se ai është kallam i zbrazët dhe të ngjashme.
E, dituria ka shpirtë, bëmirësia ka shpirtë, sinqeriteti ka shpirtë, dashuria dhe pendimi kanë shpirt, mbështetja në All-llahun dhe besnikëria kanë shpirt, e njerëzit dallojnë në këta shpirtra me dallim të madh, disa i mbulojnë ata shpirtra dhe ai bëhet shpirtëror, ndërsa disa nuk i posedojnë ata apo shumicën e tyre dhe kështu bëhen tokësor e shtazorë. All-llahu na ndihmoftë.

**ÇËSHTJA E NJËZET E NJË**

**A ËSHTË NEFSI NJË APO TRE?**

Nga shumë njerëz dëgjohet se njeriu ka tri Nefse: Nefsi Mutmeinne (i bindur plotësisht dhe i qetë), Nefsi Levvame (vetqortues) dhe Nefsi Emmare (shumë nxitës për të keqën), e te disa ndikon njëri kurse te të tjerët ndikon tjetri dhe këtë e argumentojnë me thënien e Tij: *"O ti shpirt i bindur plotësisht!"*(El-Fexhr : 27), e me thënien e Tij: *"Betohem në Ditën e Kijametit. Betohem në shpirtin që është shumë qortues?"* (El-Kijame : 1-2) dhe me thënien e Tij: *"...unë nuk e shfajsoj veten time, pse nefsi është shumë nxitës për të keqen..."* (Jusuf : 53). Si rezultat del se ai është një nefs por që ka disa cilësi, kështu që duke u bazuar në cilësitë e tij quhet i bindur plotësisht bazuar në bindjen e tij ndaj Zotit të tij, e në adhurimin, dashurinë, pendimin tek Ai, mbështetjen në Të, të kënaqurit me të dhe qetësinë tek Ai, sepse cilësia e dashuris, frikës dhe shpresës në Të i ka ndërprerë shikimin në dashurinë, frikën dhe shpresën në dikë tjetër, kështu që ai mjafton me dashurinë e Tij ndaj dikujt tjetër dhe me përmendjen e Tij ndaj përmendjes së dikujt tjetër, prandaj përmallimi për Të dhe dashuria për takimin me Të i ka ndërprerë çdo përmallim për dikë tjetër. Bindja e plotë në All-llahun e madhëruar është një realitet të cilën e ngulitë All-llahu i madhëruar në zemrën e robit të Tij, e cila tubon zemrën e tij të hutuar e të shkapërderdhur kah Ai deri në atë shkallë që i duket se është ulur para Tij, dëgjon me Të, shikon me Të, lëvizë me Të dhe prek me Të, kështu ajo bindje kalon në shpirtin, zemrën dhe nyjet e tij, në fuqitë e tij të jashtme e të brendëshme të cilat e tërheqin shpirtin e tij tek All-llahu, i zbuten lëkura, zemra dhe nyjet e tij në shërbimin e Tij dhe afrimin tek Ai, e asnjëherë nuk mund të arrihet bindja e plotë përveçse me All-llahu dhe përmendjen e Tij dhe ky është kuptimi i thënies së Tij të cilën ia zbriti të Dërguarit të Tij ku thotë: *"Ata që besuan dhe me të përmendur All-llahun, zemrat e tyre qetësohen; pra ta dini se me të përmendur All-llahun zemrat stabilizohen"* (Err-Rra'd : 28). Qetësimi i zemrës, bindja e saj dhe siguria arrihen me largimin e frikës, shqetësimit dhe pasigurisë nga ajo, e kjo nuk arrihet me asgjë tjetër përveçse me All-llahun dhe përmendjen e Tij, ndërsa qetësimi në diçka tjetër është mashtrim dhe bindja në të është pamundësi të cilën All-llahu i madhëruar e ka caktuar se ai që qetësohet në diçka tjetër do ta kaplojë frika, shqetësimi dhe

pasiguria nga ana e tij kushdo qoftë ai, madje sikur robi të qetësohet në diturinë, gjendjen dhe punën e tij do t'i zhveshen ato, e All-llahu i madhëruar i ka bërë cak të shtizave të sprovës ata shpirta që qetësohen në dikë tjetër përveç Tij që kështu ta kuptojnë robërit dhe të dashurit e Tij se kush lidhet me dikë tjetër përveç Tij ajo lidhje do t'i shkëputet dhe se ata që qetësohen në dikë tjetër përveç All-llahut nuk do t'i arrijnë interesat dhe qëllimet e tyre.

Realiteti i asaj bindje të plotë me të cilën shpirti kalon në Nefsi Mutmeinne është që të bindet plotësisht në njohjen e emrave dhe cilësive të Tij, në apsolutetin e Tij, në atë që Ai dhe të dërguarit e Tij na informuan për Vetën e Tij, e të cilat i pranon, u nënshtrohesh atyre, të hapet gjoksi për to dhe zemra të gëzohet me to sepse ato janë çështje që ia bëri të njohura Zoti i madhëruar robit të Tij përmes të Dërguarit të Tij. Në këtë aspekt zemra do të vazhdojë të jetë në pasigurinë dhe shqetësimin më të madh derisa mos të përzihet në kënaqësinë e zemrës së tij besimi në emrat dhe cilësitë e Zotit të madhëruar, njëshmëria e Tij, qëndrimi i Tij mbi Arshin dhe të folurit e Tij me shpallje, të cilat zbresin në zemren e tij të ndezur nga etja si uji nga ujvara kështu që qetësohet dhe gëzohet me këtë, i zbuten zemra dhe nyjet e tij në atë mënyrë që pothuase e sheh çështjen ashtu sikurse lajmëruan të dërguarit, madje e gjithë kjo shndërrohet në zemrën e tij ngjashëm me shikimin e diellit në mes të ditës dhe sikur në këtë ta kundërshtojnë të gjithë ata që janë në Lindje e Perëndim të tokës ai nuk ua vë veshin atyre, e kur ai ndien vetmi thotë: Siddiku më i madh (Ebu Bekri) ishte i bindur në besimin e tij edhe pse ai ishte vetë ndërsa të gjithë banorët e tokës e kundërshtonin atë dhe kjo nuk i pakësoi atij asgjë prej bindjes së tij. Këto janë shkallët e para të bindjes, pastaj vazhdon të forcohet sa herë që dëgjon ndonjë ajet i cili përfshinë ndonjë cilësi të Zotit të tij dhe kjo është një çështje e cila nuk ka fund. Kjo bindje është një nga bazat e imanit mbi të cilën është ndërtuar ai, pastaj bindet në lajmërimin e Tij për atë që është pas vdekjes që ndërlidhet me Berzahun dhe atë që pason në Ditën e Kijametit sikurse i sheh të gjitha ato me sytë e tij, e ky është realiteti i bindjes me të cilën All-llahu i madhëruar i përshkruajti pronarët e imanit kur thotë: *"...dhe që janë të bindur plotësisht për (jetën e ardhshme në) botën tjetër (ahiretin)"* (El-Bekare : 4). Besimi në botën e ardhme nuk mund të arrihet përderisa nuk bindet zemra në atë që lajmëroi All-llahu i madhëruar për të me një bindje në të cilën nuk ka kurrfarë dyshime e pasigurie, e ky është besimtari i vërtetë në Ditën e fundit sikurse transmetohet kjo në hadithin e Harithit (r.a.) i cili tha: Gdhiva besimtar! Kurse I Dërguari i All-llahut (s.a.v.s.) tha: **"Njëmend çdo e vërtetë e ka realitetin e vet, atëherë cili është realiteti i imanit tënd?" Ai tha: E largova shpirtin tim nga dun'jaja e banorët e saj dhe më duket sikur shikojë Arshin e Zotit tim haptas, sikur i shikojë banorët e Xhennetit duke u vizituar dhe sikur i shikojë banorët e Zjarrit duke u dënuar në të. I Dërguari (s.a.v.s.): "Ky është një rob të cilit All-llahu ia ndriti zemrën"[283].**

## KAPITULL

Bindja në emrat dhe cilësitë e Zotit të madhëruar është dy lloje: Bindje që ka të bëjë me besimin dhe vërtetimin e tyre, dhe bindje të cilën e rivendikon dhe e obligojnë gjurmët e adhurimit, si p.sh: Bindja në kader (përcaktim), e që vërtetimi dhe besimi në të rivendikon bindjen në rastet e përcaktimeve në të cilat nuk është urdhëruar robi që t'i largojë e as që ka mundësi t'i largojë kështu që u dorëzohet dhe është i kënaqur me to, ai nuk hidhërohet, nuk ankohet dhe nuk i luhatet imani i tij, kështu ai nuk pikëllohet për atë që i ka kaluar dhe nuk gëzohet për atë ju dha sepse fatkeqësia për të është e përcaktuar para se të arrijë tek ai dhe para se të krijohet sikurse thotë i

[283] E transmetoi Ibn Ebi Shejbe në "El-Musannef" (11/43), Zubejdi në "It'hafus-sadetil-muttekin" (9/327). Këtë hadith e përmendi edhe Tekijjud-din El-hindiu në "Kenzul-Ummal" (12, 36990).

Madhëruari: *“Nuk ndodhë asnjë fatkeqësi në tokë e as në trupin tuaj, e që të mos jetë në shënime (libër – Levhi Mahfudh) para se të ngjajë ajo, e kjo për All-llahun është lehtë. Ashtu që të mos dëshproheni tepër për atë që u ka kaluar, e as të mos gëzohi tepër me atë që Ai u ka dhënë...”* (El-Hadid : 22-23) dhe thotë: *“Çfarëdo e keqe që ndodh (godet), nuk mund të jetë ndryshe, vetëm sipas caktimit të All-llahut, e kush i beson All-llahut, Ai ia udhëzon zemrën e tij...”* (Et-Tegabun : 11). Më shumë se një nga selefi (të parët) thanë: Ai është robi të cilin e godet fatkeqësia kurse ai e di se është prej All-llahut kështu që pajtohet me të dhe dorëzohet. Kjo është një bindje ndaj dispozitave të cilësive, ndaj obligimeve të tyre dhe gjurmëve të tyre në botë, si dhe ajo është një masë shtesë ndaj bindjes së vetëm diturisë dhe besimit të saj, kështu është çështja edhe me cilësitë e tjera, me gjurmët dhe ndërlidhjet e tyre si dëgjimi, shikimi, kënaqësia, hidhërimi dhe dashuria, këto janë bindje të imanit.
Ndërsa bindja e ihsanit (bëmirësisë së plotë): Është bindja ndaj urdhërit të Tij qoftë në praktikim, sinqeritet apo këshillim, kështu ai nuk vendos para urdhërit të Tij kurrfarë dëshire dhe kurrfarë epshi e tradite, ai nuk pranon kurrfarë dyshimi që kundërshton lajmërimin e Tij dhe kurrfarë dëshire e cila kundërshton urdhërin e Tij, madje nëse një gjë e tillë i bie ndërmend atij e konsideron si ves (pëshpëritje e shejtanit) dhe për të është më mirë që të rrëzohet nga qielli në tokë se sa ta marrë atë në konsideratë, e kjo i përngjanë asaj që i tha I Dërguari (s.a.v.s.) **sarihul-iman** (sinqeriteti i imanit) dhe shenjë e kësaj bindje është që të qetësohet nga frikësimi dhe shqetësimi i mëkatit në qetësinë, ëmbëlsinë dhe gëzimin e pendimit, e kjo i lehtësohet kur të kuptoj se kënaqësia dhe gëzimi është në fitimin e pendimit e të cilën çështje nuk mund ta kuptoj përveç atij që ka shijuar të dy çështjet dhe zemra e tij është ballafaquar me gjurmët e tyre. E s’ka dyshim se pendimi ka një qetësi i cili përballë mëkatit ka shqetësim dhe frikë që sikur mëkatari të hulumtoj në brendësi të zemrës së tij do të gjejë se ajo i është mbushur me frikësime, shqetësime dhe pasiguri të cilat nuk mund t’i shohë si shkak i dehjes nga hutia dhe epshi sepse çdo epsh ka dehje e cila ia kalon dehjes së alkoholit, kështu edhe hidhërimi posedon dehje më të madhe se dehja e pijes, prandaj ti e sheh të dehurin dhe të hidhëruarin se si vepron atë që nuk e vepron konsumuesi i alkoholit. Ai poashtu qetësohet nga frikësimi i hutisë dhe refuzimit në qetësinë e drejtimit kah All-llahu dhe ëmbëlsira e përmendjes së Tij, kah ndërlidhja e dashurisë dhe njohjes së shpirtit për Të, e shpirti nuk mund të arrijë qetësi pa këtë asnjëherë. Sikur njeriu të jetë i drejtë ndaj shpirtit të tij do ta gjejë atë tepër të shqetësuar, të frikësuar dhe të pasigurt kur ai i humbë ato, por dehja ia mbulon ato dhe kur t’i heqet mbulesa i sqarohet realiteti në të cilin ishte.

**KAPITULL**

Këtu ekziston një sekret i rëndësishëm që duhet ta potencojmë dhe ta vërejmë atë, e ai është se All-llahu i madhëruar i përcaktoi çdo pjese të njeriut plotësinë të cilën derisa nuk e arrijnë do të jenë në shqetësim dhe jostabilitet si shkak i humbjes së asaj plotësie e cila i është përcaktuar asaj, si p.sh. plotësia e syrit është në shikim, plotësia e veshit është në dëgjim, plotësia e gjuhës është në të folur dhe nëse këto pjesë i humbin fuqitë e tyre me të cilat arrihet plotësimi atëherë ndodhë dhimbja dhe mangësimi sipas humbjes së saj, ndërsa plotësia, begatia, gëzimi, kënaqësia dhe lumturia e zemrës u përcaktua në njohjen e All-llahut të madhëruar, dëshirën, dashurinë, pendimin, kthyerjen kah Ai, dshurinë për Të dhe gëzimin me Të, e nëse këto i mungojnë zemrës ajo do të ndiej dhimbje dhe shqetësim më të madh se sa syri i cili ka humbur dritën e shikimit e gjuha e cila ka humbur fuqinë e të folurit dhe ndjenjen e shijimit. Ai nuk ka rrugdalje që të arrijë qetësinë në asnjë aspekt edhe

sikur të arrijë nga kjo botë dhe shkaqet e saj të gjithaa ato që i ka arritur, përderisa të mos jetë vetëm All-llahu i dashuri i tij, Zoti i tij, i adhuruari i tij dhe qëllimi i tij, si dhe të jetë vetëm Ai i Cili do t'i ndihmojë në arritjen e kësaj. E vërteta është se ai nuk ka mundësi të arrijë qetësi pa e realizuar *vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm prej Teje ndihmë kërkojmë,* e edhe thëniet e komentatorëve rreth bindjes apo qetësisë mbështetën në këtë.

Ibn Abbasi (r.a.) tha: El-Mutmeinne (shpirti i bindur plotësisht) është shpirti vërtetues. Katadeja tha: Ai është besimtari të cilit i është qetësuar shpirti në atë që premtoi All-llahu. El-Haseni tha: Është ai që vërtetoi atë që tha All-llahu i madhëruar. Muxhahidi[284] tha: Është shpirti i cili është bindur në Zotin e tij dhe i cili i është dorëzuar asaj që Ai bënë me të. Transmetoi Mensuri nga ai se tha: Ai është shpirti i cili është bindur në All-llahun Zotin e tij dhe e ka nënshtruar zemrën ndaj urdhërit dhe bindjes së Tij. Ibn Ebi Nexhih[285] tha: Shpirti mutmeinn është shpirti i nënshtruar dhe i qetësuar në All-llahun. Poashtu tha: Është ai që është bindur në takimin me All-llahun. Pra, thëniet e selefit rreth shpirtit të bindur plotësisht kanë të bëjnë me këto dy baza: Bindja e diturisë dhe e imanit, si dhe bindja e dëshirës dhe punës.

**KAPITULL**

Kur ai qetësohet (bindet) nga dyshimi në bindje, nga injoranca në dituri, nga hutia në përkujtim, nga tradhëtia në pendim, nga mossinqeriteti në sinqeritet, nga gënjeshtra në mosgënjeshtër, nga dobësia në zellshmëri, nga vetëdashuria në nënshtrim, nga vërdallja në përulje dhe nga dembelia në veprim, atëherë shpirti i tij ka ballafaquar bindjen apo qetësinë e plotë, e bazë e gjithë kësaj dhe fillim është zgjuarja e cila është çelësi i parë i mirësisë sepse i hutuari nga përgatitja për takimin me Zotin e tij dhe furnizimi për vendëkthimin e tij është në pozitën e të fjeturit madje edhe në gjendje më të keqe se ai, sepse i mençuri e kupton premtimin e dënimin e Tij dhe të drejtat që i përcaktojnë urdhëresat, ndalesat dhe dispozitat e Zotit të madhëruar, por atë e pengon nga kuptimi i vërtetë dhe e ulë atë që të kuptojë kotja e zemrës, e që është hutia e tij në të cilën ai është shtrirë dhe e cila i ka zgjatur, ai është qetësuar dhe përjetësuar në ngacmimet e epsheve kështu që është ashpërsuar përjetësia dhe qetësia e tij, si dhe është zhytur në pluhurin e epsheve, e kanë sunduar atë traditat dhe shoqërimi me të papunët, është bërë i kënaqur tu përngjajë atyre që humbin kohën, kështu ai është në shtratin e tij me ata që flejnë, në dehjen e tij me ata që janë të dehur dhe kurdo që zbulohet nga zemra e tij kotja e kësaj hutie me ndonjë qortim të vërtetë në zemrën e tij, ai i përgjigjet këshilluesit të All-llahut në zemrën e robit të tij besimtar, ose ndonjë interes të cilin e gërmon kazma e mendjes në vendin i cili pranon, kështu që kur është goditur me të në mendjen e tij është rritur ajo me një rritje të madhe e cila i ka ndriçuar atij pallatet e Xhennetit, e poeti thotë:

**Ah, mjer për ty o shpirt, ndihmom ti mu,**
**Me nxitim prej teje në errësirën e e netëve,**
**Ndoshta ti fiton në Kijamet me një jetë të mirë në ato lartësi.**

E ai mendim formoi një dritë në ndriçimin e të cilës pa atë se për çfarë u krijua, pa atë që do ta gjejë para duarve të Tij që nga momenti i vdekjes e deri në momentin e hyrjes në shtëpinë e përjetësisë, ai pa shpejtësinë e kalimit të dun'jas, mosrealizimin

---

[284] Muxhahid Ibn Xhebr Ebul-Haxhxhaxh El-Mekijj El-Mahzumij, shërbëtori I Saib Ibn Ebis-Saibit. E lexoi Kur'anin para Ibn Abbasit (r.a.) tridhjetë herë. Vdiç në vitin 100h. apo pak më vonë (Tabekatush-Shejrazi : f.69).

[285] Abdullah Ibn Ebi Nexhih, Ebu Jesar Eth-Thekafiu, është I besueshëm por është akuzuar për kaderin, ndoshta edhe ka fshehur transmetuesin, vdiç në vitin 31h. apo pak më vonë (Takrib: 2/456).

e premtive të tij ndaj fëmijve të saj, vrasja e dashnorëve të saj dhe veprimet e llojllojshme kundër tyre, kështu u zgjua në atë ndriçim me vendosmëri duke thënë: *“O i mjeri unë që kam lënë mangu respektimin ndaj All-llahut dhe që kam qenë prej atyre që talleshin!”* (Ez-Zummer : 56), e filloi të kaloj pjesën e mbetur të jetës së tij, e cila nuk ka vlerë, duke zënë atë që i ka kaluar, duke ringjallur atë që e kishte vdekur, duke shfrytëzuar begatitë të cilat i kanë kaluar dhe duke shfrytëzuar rastin e mundësisë e cila poqëse i kalon i kanë kaluar të gjitha mirësitë. Pastaj në dritën e atij zgjimi vëren begatitë e shumta të Zotit ndaj tij që prej momentit kur është zënë në mitër e deri në atë moment të tij dhe ai kalon nëpër to haptas, fshehtas, natën, ditën, i zgjuar, në gjumë, fshehtas dhe haptas, e sikur të angazhohet që t’i përfshijë të gjitha llojet e tyre nuk do të kishte mundësi dhe mjafton se më e afërta është begatia e shpirtit të cilit All-llahu çdo ditë i dhuron njëzet e katër mijë begati e çfarë të themi për të tjerat. Pastaj në atë dritë ai sheh se ashtu sikurse nuk ka mundësi t’i përfshijë ato nuk ka mundësi as të kryej hakkun e tyre dhe sikur Begatuesi t’i kërkojë llogari për to një begati do t’ia përfshijë të gjitha veprat e tij, atëherë ai bindet se nuk mund të shpresojë në shpëtim përveçse me faljen, mëshirën dhe mirësinë e All-llahut.
Pastaj ai vëren në dritën e atij zgjimi se sikur ai të ketë vepruar mirësi sa të gjithë njerëzit dhe xhindët do t’i konsideroj ato të pakta pranë madhështisë së Zotit të madhëruar dhe të asaj që Ai e meriton me ndritshmërinë e fytyrës së Tij e madhështinë e fuqisë së Tij, kjo sikur punët e tij të ishin nga ai dhe çfarë të themi kur ato janë thjeshtë mirësi e dhunti e All-llahut të cilat Ai ia lehtësoi, ia mundësoi ato, ia përgatiti dhe Ai ia dëshiroi ato, e sikur Ai të mos ia mundësonte ato ai nuk do të gjente ndojë rrugë deri te ato kështu që ai nuk i sheh ato nga veta e tij dhe se All-llahu i madhëruar nuk pranon asnjë punë të cilën pronari e sheh prej vetës së tij derisa të mos e kuptojë ai se ajo është vetë pëlqim, mirësi dhe dhunti e Tij, se ajo është prej All-llahut e jo prej vetës së tij dhe se nga vetja e tij nuk ka tjetër përveç të keqës e shkaqeve të saj, çfarëdo begatie që ai posedon i është vetëm prej All-llahut, është një sadak që Ai ia dhuroi, është një mirësi që Ai e dërgoi tek ai pa e merituar atë me ndonjë shkak apo mjet. Kështu ai e sheh se Zoti dhe i adhuruari i tij është Ai që meriton çdo mirësi, kurse ai e meriton çdo të keqe dhe kjo është bazë e të gjitha veprave të mira të hapta e të fshehta, dhe se Ai i ngritë ato e i vendosa në divanin e të djathtëve (pronarët e Xhennetit).
Pastaj atij i shëndritë në dritën e zgjimit një ndriçim tjetër në dritën e të cilës ai i shehë të metat e vetës së tij, mangësitë e punës së tij, krimet dhe të këqijat që i kanë parapri, shkeljen e ndalesave dhe dembelinë nga kryerja e shumë të drejtave e obligimeve, e kur kjo i bashkohet dëshmisë së begative të All-llahut ndaj tij ai kupton se e drejta e Begatuesit ndaj tij në begatitë e urdhërat e Tij nuk i lë atij asnjë të mirë me të cilën ai mund të ngritë kokën e tij, kështu i qetësohet zemra e tij, i coptohet shpirti i tij, i përulen pjesët e trupit të tij dhe drejtohet kah All-llahu kokëulur duke qenë në mes dëshmisë së begative të Tij dhe njohjen e krimeve të tij, të metave të shpirtit të tij e mangësive të punës së tij duke thënë: **“I pranojë të gjitha begatitë e Tua ndaj meje dhe e pranojë mëkatin tim, falëm mua sepse nuk mund t’i falë gabimet askush përveç Teje”[286],** me këtë ai nuk i sheh vetës asnjë të mirë, nuk e sheh vetën meritues për të dhe kjo i obligon atij dy çështjë të mëdha:
**E para:** Shikimin e shumtë të begative që Ai ia dhuroi.

[286] E transmetoi Buhariu (6323) dhe (11/134) në “Kitabud-daevat”, Ibn Maxhe (3872), Ahmedi në “El-Musned” (4/122, 125). Fillimi I këtij hadithi është kështu: **“O All-llah Ti je Zoti im, nuk ka tjetër zot përveç Teje, Ti më krijove…”.**

**E dyta:** Shikimin e paktë të obligimeve çfarëdo që janë ato.
Pastaj i ndriçon atij një ndriçim tjetër në dritën e të cilës sheh rëndësinë, rrezikun dhe fisnikërinë e kohës së tij, se ajo është kapitali i lumturisë së tij kështu që është koprracë ndaj humbjes së asaj që e ofron te Zoti i tij sepse në humbjen e saj është dështimi, pikëllimi dhe pendimi, kurse në ruajtjen dhe ndërtimin e saj ka fitim dhe lumturi kështu që bëhet koprracë që t'i humbë frymët e tij në atë që nuk i bënë dobi në Ditën e kthimit të tij.

**KAPITULL**

Pastaj ai vëren në dritën e atij ndriçimi atë që rivendikon zgjimi i tij nga kotja e hutisë atë pendim, llogari, mbikëqyerje dhe inatosje për Zotin e tij para të cilave nuk i jep përparësi asgjëje. Ai këtë fat të tij, këtë kënaqësi, këtë afërsi dhe këtë fisnikëri refuzon ta shesë me një çmim të ulët në një botë e cila shpejt përfundon dhe ai sheh me dritën e syrit të tij botën e ardhme dhe atë e do.
Të gjitha këto janë gjurmë të zgjimit e rivendikime të tij dhe ato janë shkallët e para të Nefsit Mutminne nga të cilat filloi udhëtimi për te All-llahu dhe bota e ardhme.

**KAPITULL**

Ndërsa Nefsi Levvame (shpirti shumë qortues) për të cilin u betua All-llahu i madhëruar në thënien e Tij: *"Dhe betohem në shpirtin shumë qortues"*, u dhanë mendime të ndryshme. Një grup thanë: Ai është shpirti i cili nuk përforcohet në një gjendje. Këta u bazuan në kuptimin e fjalës televveme që ka kuptimin e lëvizjes së shumtë, pra ai ka shumë rrotullime e ngjyrosje dhe ai është nga argumentet më të mëdha të All-llahut sepse ai është një krijesë e Tij që ndryshon shumë brenda një momenti e çfarë të themi brenda ditës, muajit, vitit dhe jetës, ai ndryshon shumë, kujton, harron, pranon, refuzon, zbutet, zbulon, pendohet, ashpërsohet, do, urren, gëzohet, pikëllohet, kënaqet, hidhërohet, respekton, frikësohet, prishet dhe shumë gjendje të cilat ai i mveshë brenda një kohe. Kjo pra është një thënie.
Një grup tjetër thanë: Fjala është marrur nga el-levm (qortimi) pastaj dhanë mendime të ndryshme dhe një grup thanë: Ai është shpirti i besimtarit dhe kjo është nga cilësitë e tij të zhveshura, ndërsa Hasan El-Basriu tha se besimtari çdoherë qorton vetën e tij dhe thotë: Çfarë dëshirova me këtë? Pse e bëra këtë? Më mirë të kisha bërë diçka tjetër, e të ngjashme.
Disa të tjerë thanë: Ai është shpirti i besimtarit i cili bënë gabim pastaj ai e qorton atë dhe ky qortim është prej imanit në të kundërtën e pabesimtarit i cili nuk qorton vetën e tij për ndonjë gabim por e qorton atë se pse i kaloi pa e bërë.
Një grup tjetër thanë: Ky qortim i takon të dyve sepse çdonjëri qorton vetën e tij qoftë i mirë apo i keq, kështu që i lumturi e qorton vetën si shkak i veprimit të mëkatit ndaj All-llahut dhe lënien e bindjes ndaj Tij, ndërsa i palumturi e qorton atë kur i kalon ndonjë e keqe pa e bërë.
Një grup tjetër thanë: Ky qortim do të ndodhë në Ditën e Kijametit sepse çdonjëri qorton vetën e tij, nëse është i keq për të keqën e tij e nëse është i mirë për mangësitë e tij.
E të gjitha këto thënie janë të vërteta dhe nuk ka kundërshtim në mes tyre sepse shpirti përshkruhet me të gjitha këto dhe bazuar në këtë është quajtur levvame, por levvame-ja është dy lloje:
Shpirti qortues dhe i qortuar, e që është shpirti injorant dhe mizorë të cilin e qortojnë All-llahu dhe melekët e Tij.
Shpirti qortues dhe i paqortuar, është ai i cili vazhdimisht qorton vetën e tij për mangësitë në bindjen në All-llahun me gjithë përpjekjen e tij, e ky shpirt nuk është i qortuar. Shpirtrat më fisnik janë ata të cilët qortojnë vetën e tyre në bindjen ndaj All-llahut dhe durojnë qortimin e qortuesve në kënaqësinë e Tij, e që në këtë nuk e

frikëson qortimi i asnjë qortuesi dhe ky është shpirti që ka shpëtuar nga qortimi i All-llahut. Ndërsa ai shpirt që kënaqet me veprat e tij e nuk qorton vetën e tij dhe nuk duron për All-llahun qortimin e qortuesit është ai shpirt që do ta qortojë All-llahu i madhëruar.

**KAPITULL**

Ndërsa Nefsi Emmare (shpirti nxitës për të keqën) është shpirti i urrejtur i cili urdhëron çdo të keqe dhe kjo është natyra e tij përveç atij që All-llahu e përforcon dhe e ndihmon, e asnjë njeri nuk mund të shpëtojë nga e keqja e vetës së tij përveçse me pëlqimin e All-llahut sikurse thotë All-llahu i madhëruar duke treguar për gruan e Azizit: *"Unë nuk e shfajsoj veten time, pse shpirti është shumë nxitës për të keqen, përveç atë që e ka mëshiruar Zoti im, se Zoti im është që fal e mëshiron shumë"* (Jusuf : 53), e thotë: *"...e sikur të mos ishte mirësia e All-llahut ndaj jush dhe mëshira e Tij, askush prej jush nuk do të pastrohej kurrë..."* (En-Nurë : 21) dhe thotë All-llahu i madhëruar për krijesën më të dashur të Tij: *"Dhe sikur Ne të mos të kishim forcuar ty, ti gati anove diçka pak te ta"* (El-Isra : 74). I Dërguari (s.a.v.s.) ua mësonte ligjëratën e nevojës duke thënë: **" Falënderimi i takon All-llahut, Atë e falënderojmë, nga Ai ndihmë e falje kërkojmë, te All-llahu kërkojmë strehim nga të këqijat e vetës sonë dhe nga e keqja e veprave tona, atë që e udhëzon All-llahu nuk ka kush që mund ta devijoj kurse ata që Ai e humbë nuk ka kush që mund ta udhëzoj"[287],** pra e keqja është e fshehtë brenda nefsit dhe ajo obligon të keqën e veprave, e sikur All-llahu ta lë robin në dorën e Nefsit të tij do të shkatërrohej nga e keqja e tij dhe ajo që rivendikojnë të këqijat e veprave, e nëse Ai e ndihmon atë do ta shpëtojë nga të gjitha ato, e ne e lusim All-llahun e madhëruar që ta na strehoj nga e keqja e shpirtrave tanë dhe e keqja e veprave tona. All-llahu i madhëruar e sprovoi njeriun me ata dy shpirtra, El-Emmaretu (shpirti nxitës për të keqen) dhe El-Levvame (shpirti shumë qortues), sikurse që e fisnikëroi edhe me shpirtin Mutmein (të bindur plotësisht), e në realitet ai është një shpirt i cili është Emmare, pastaj Levvame, pastaj Mutmeinne i cili është më i ploti e më i miri dhe e përforcoi atë me disa ushtar, kështu ia bëri atij melekun shoqërues të tij, shok të tij që e pason dhe e forcon atë, e hedhë në të të vërtetën, e stimulon, ia paraqet pamjen e mirë të tij, e qorton për të kotën, e bën asket në këtë botë dhe i shfaqë atij pamjen e saj të keqe, e fuqizon me atë që e ka mësuar nga Kur'ani, dhikret dhe punët e mira, i bën atij që ta vizitojnë misionarët e mirësisë dhe ndihmesat e pëlqyera nga të gjitha anët, e sa herë që ai i pranon ato me të mirë e falënderim, e falënderimi i takon All-llahut, i shtohen ndihmat e saj kështu që forcohet në luftën e tij kundër Nefsit Emmare. E ushtar të tij është imani dhe jekini (bindja e thellë), i cili është komandantë i ushtarëve të tij dhe ushtritë islame të gjitha janë nën flamurin e tij, e të cilat shikojnë atë nëse ai qëndron qëndrojnë edhe ato, e nëse ai humbë ata ikin, pastaj udhëheqës të asaj ushtrie dhe rreshtat e parë të saj janë degët e imanit të ndërlidhura me pjesët e trupit me të gjitha llojet e tyre si Namazi, Zekati, Agjërimi, Haxhi, Xhihadi, urdhërimi në vepra të mira dhe pengimi nga veprat e këqija, këshillimi i njerëzimit, bëmirësia ndaj tyre me të gjitha bëmirësitë, si dhe degët e tij të fshehta të lidhura për zemrën si sinqeriteti, mbështetja, kthimi, pendimi, mbikëqyrja, durimi, butësia, përulja, varfëria, mbushja e zemrës me dashurinë për All-llahun dhe të Dërguarin e Tij, madhërimi i urdhërave të All-llahut, i të drejtave të Tij dhe inatosja për All-llahun, trimëria, morali i pastër, besnikëria, mëshira, ndërsa sundim i gjithë kësaj janë sinqeriteti dhe besnikëria dhe nuk ka për çka të lodhet besniku e i sinqerti derisa është përqëndruar në rrugën e drejtë në të cilën ai

[287] E transmetoi Muslimi në "El-Xhumua" (46), Ahmedi në "El-Musned" (1/350), Bejhekiu në "El-Kubra" (3/214) dhe Taberani në "El-Kebir" (10/121).

udhëton duke qenë i shtrirë, ndërsa mos të lodhet atij që i është ndaluar besnikëria dhe sinqeriteti sepse atij i është ndërprerë rruga, e kanë marrë atë shejtanët nëpër tokë të hutuar, e nëse ai do le të punojë e nëse do le të mos punoj sepse puna e tij i shton atij vetëm largim prej All-llahut. Marrë përgjithësisht ajo që është për All-llahun e me All-llahun është nga ushtritë e Nefsit Mutmeinn.

Ndërsa Nefsi Emmare e ka shejtanin shok i cili e pason atë, ai i premton atij, i jep shpresa, e hedhë në të të pavërtetën, e urdhëron me të keqe, ia zbukuron atë, i jep shpresë të gjatë, ia paraqetë të pavërtetën në një pamje pranuese e të mirë, e përforcon me lloje të ndryshme të kotësive, me shpresime të rrejshme, me epshe shkatërruese, nga ai depërton në të çdo gjë e urrejtur, e nuk ka ndihmesë më të mirë për të nga shpirtrat se sa epshet e dëshirat e tyre, këtë e kanë kuptuar vëllezërit e tij nga shejtanët e njerëzve kështu që nuk kërkojnë ndihmë në pamjet e ndaluara me diçka më të mirë se sa epshet e dëshirat e tyre, e nëse i mundon ndonjë pamje e kërkojnë atë në atë që ai e do dhe e dëshiron, pastaj përpiqen të arrijnë atë kështu që e zënë atë pamje, e nëse shpirti u hapë atyre derën e epshit hynë nga ajo dhe hulumtojnë rreth e përqark, bëjnë shkatërrime, prishin, zëjnë rob dhe veprojnë atë që vepron armiku kur sulmon vendin e armikut të tij, kështu ata rrënojnë aty shenjat e imanit, Kur'anit, Dhikrit, Namazit, i shkatërrojnë xhamiat, i ndërtojnë sinagogat, kishat, kafenetë, shtëpitë publike, i drejtohen mbretit dhe e zënë rob atë, ia marrin pushtetin, e bartin atë nga adhuruesit e All-llahut në adhurimin e lavireve dhe të idhujve, nga fuqia e bindjes në nënçmimin e mëkatit, nga dëgjimi i All-llahut në dëgjimin e shejtanit, nga përgatitja e takimit me Zotin e botëve në përgatitjen e takimit me vëllezërit e shejtanëve, e derisa ai ishte i kujdesshëm ndaj të drejtave të All-llahut dhe asaj që Ai urdhëroi kur qe ai filloi të jetë i kujdesshëm ndaj derrave, e derisa ai ishte në këmbë që t'i shërbejë El-Azizit Err-Rrahimit (Të Gjithfuqishmit të Mëshirshmit) kur ai filloi të qëndrojë në Këmbë duke i shërbyer shejtanit të mallkuar.

Është për qëllim se meleku është shoqërues i Nefsit Mutmeinne, kurse shejtani është shoqërues i Nefsit Emmare. Transmetoi Ebul-Ahvesi nga Ata Ibnus-Saibi nga Murrete nga Abdullahi se tha: I Dërguari (s.a.v.s.) tha: **"Njëmend shejtani ka inspirim në birin e Ademit e edhe meleku ka inspirim në të, e inspirimi i shejtanit është premtim i të keqës dhe përgënjeshtrim i së vërtetës, ndërsa inspirimi i melekut është premtim i mirë dhe vërtetim i së vërtetës, andaj kush e ndien atë le ta dijë se është prej All-llahut dhe la ta falënderojë All-llahun, e kush ndien diçka tjetër le të kërkojë strehim te All-llahu nga shejtani i gjuajtur[288]. Pastaj e tha ajetin:** ***"Shejtani u premton varfëri dhe ju urdhëron me imoralitet...".*** Atë e transmetoi edhe Amri nga Ata Ibnus-Saibi dhe shtoi në të se thuhej: Kur ndonjëri prej jush ndien inspirimin e melekut le ta falënderojë All-llahun dhe le të kërkojë nga mirësia e Tij, e nëse ndien inspirimin e shejtanit le të kërkojë falje nga All-llahu dhe le të kërkojë strehim të mbrohet nga shejtani.

**KAPITULL**

Shpirti Mutmeinn, meleku dhe ushtria e tij e imanit rivendikojnë nga Nefsi Mutmeinn tevhidin (njëshmërinë në All-llahun), bëmirësinë, devotshmërinë, durimin, mbështetjen, pendimin, kthimin kah All-llahu, shkurtimin e shpresës dhe përgatitjen për vdekje e atë që pason pas saj. Ndërsa shejtani dhe ushtria e tij e kufrit

[288] **I dobët.** E transmetoi Tirmidhiu në "Tefsirul-Kur'an, 2988), e tha: Ky është një hadith I mirë por I panjohur, ai është hadith I transmetuar nga El-Ahvesi të cilin nuk e njohim të ngritur përvec nga hadithi I Ebul-Ahvesit. E transmetoi atë Ibn Kethiri në "Telbisu Iblis" f.42. Them: Ata Ibnus-Saibi filloi t'I përzinte gjërat dhe transmetimi I Ebul-Ahvesit është pas asaj përzierje. E transmetoi Ebu Ja'la (4999) dhe Ibn Hibbani (40) në "Mevaridudh-Dham'an" të gjithë ata nga Ibnus-Saibi.

(mosbesimit) rivendikojnë nga Nefsi Emmare të kundërtën e kësaj dhe All-llahu i madhëruar ia nënshtroi shejtanit të gjitha ato që nuk janë për Të, që nuk dëshirohet me to fytyra e Tij dhe që nuk janë bindje ndaj Tij, e këtë e bëri pronë të tij ku e sjellë Nefsin Emmare që aty të punojë dhe i kërkon që t'i marrë veprat nga Nefsi Mutmeinne e t'i bëjë forcë të tij, kurse Nefsi Emmare nxiton shumë që t'i bëjë të gjitha veprat fat të tij dhe vështirësia më e madhe për Nefsin Mutmeinn është që t'i shpëtojë veprat nga shejtani dhe Nefsi Emmare, e sikur një vepër të ngritet tek Ai ashtu si duhet robi të shpëtonte, por Nefsi Emmare dhe shejtani refuzojnë që edhe një vepër e tij të arrijë tek All-llahu sikurse thanë disa njohës të mirë të All-llahut dhe Nefsit të tyre: Pasha All-llahun sikur ta dijë se më është ngritur mua një vepër tek All-llahu do të gëzohesha për vdekjen më shumë se gëzimi i atij që i ka munguar një kohë të gjatë familjes. Abdullah Ibn Omeri (r.a.) tha: Sikur ta dijë se All-llahu ka pranuar prej meje vetëm një sexhde unë nuk do të gëzohesha me diçka joprezent më shumë se sa me vdekjen: *"All-llahu pranon vetëm prej të sinqertëve"* (El-Maide : 27).

**KAPITULL**

Nefsi Emmare është ngritur kundër Nefsit Mutmeinn dhe sa herë që ky vie me ndonjë mirësi ai e ballafaqon me ndonjë të keqe që t'ia shkatërroj atë. Nëse Nefsi Mutmeinn vie me iman dhe tevhid, Nefsi Emmare vie me atë që prishë imanin si dyshimi dhe nifaku, si dhe ajo që prishë tevhidin si shirku, dashuria e dikujt tjetër përveç All-llahut, frika e shpresimi i tij, e nuk mbetët i kënaqur përderisa nuk i jep përparësi në dashuri, frikë dhe shpresim dikujt tjetër para dashurisë, frikës dhe shpresimit të All-llahut, kështu çka është për Të e vonon kurse çka është për krijesat i jep përparësi dhe kjo është gjendja e shumicës së njerëzve. Nëse Nefsi Mutmeinn vie me pasimin e pastër të të Dërguarit, Nefsi Emmare vie me gjykimin e mendimeve dhe thënieve të njerëzve para shpalljes, e paraqet dyshime të humbura të cilat e pengojnë plotësimin e atij pasimi dhe gjykimin e Sunnetit e mosinteresimin për mendimet e njerëzve, kështu fillon një luftë në mes atyre dy Nefseve dhe fiton ai që All-llahu e ndihmon. Nëse Nefsi Mutmeinn vie me sinqeritet, besnikëri, mbështetje, pendim dhe mbikëqyerje, Nefsi Emmare vie me të kundërtat e tyre, e nxjerrë atë nëpër disa kallëpe, i betohet në All-llahun se nuk ka qëllim tjetër përveç bëmirësisë dhe pëlqimit, por All-llahu e di se ai është gënjeshtar dhe se qëllim i tij është pasimi i epshit të tij dhe ikja nga burgu i pasimit dhe gjykimit të pastërt të Sunnetit në fushën e dëshirës dhe epshit të tij. E pasha All-llahun, ai nuk ka kaluar përveçse nga fusha e pasimit dhe nënshtrimit në burgun e epshit, dëshirës, ngushtësisë së tij, errësirës së dhe egërsisë së tij, ai është i burgosur në këtë botë, në Berzah edhe më ngushtë dhe në Ditën e ringjalljes edhe më ngushtë se në të parat.

Nga çuditë më të mëdha të tij është se ai i bënë magji mendjes dhe zemrës, kështu që i shfaqë gjërat më të ndritura dhe më të vlefshme në pamje të keqe, ndërsa shumica e njerëzve janë me mendje e ëndërra të fëmijëve që nuk kanë arritë kufirin e fëmijërisë së parë e çfarë të themi për pjekurinë me të cilën i mençuri e i rrituri dallon mirësinë e dy të mirëve, të cilës i jep përparësi, e edhe të keqës nga dy të këqijat dhe largohet nga ajo. Ai i shfaqë pamjen e tevhidit të pastër i cili është më i ndritur se pamja e diellit dhe e hënës në një pamje të mangët e të urrejtur, ua mangëson pozitat dijetarëve dhe i zbret ata në shkallën e adhurimit të pastër, të mjerimit, të nënështrimit dhe varfërisë së pastër për të cilën nuk kanë pushtet, e as dëshirë, e as ndërmjetësim përveç me lejën e All-llahut, kështu që shpirti magjik i shfaqë atë masë përfundim të mangësisë, ulje të vlefshmërisë së tyre dhe nuk bëjnë dallimin në mes të mjerëve e të varfërve kështu që largohen shpirtrat e tyre me të madhe nga zhveshja e tevhidit, e thonë: *"A mendon ai t'i bëjë zotat një Zot? Vërtet,*

*kjo është gjë shumë e çuditshme!"* (Sad : 5). Ai i paraqet atyre pasimin e pastërt të Dërguarit (s.a.v.s.), atë që ka ardhur nga ai dhe dhënien përparësi asaj para mendimeve të njerëzve në pamjen e një mangësie të dijetarëve, largim nga thëniet e tyre dhe të asaj që ata kuptuan nga All-llahu dhe I Dërguari i Tij, e s'ka dyshim se kjo është sjellje e keqe me ta, dalje para tyre, e cila gjë shkakton supozim të keq për ta, se atyre u ka kaluar e sakta e si të kemi ne forcë që t'ua kthejmë atyre, të fitojmë dhe të jemi të kemi fat në saktësi para tyre, kështu ata largohen ata nga kjo me të madhe dhe i bëjnë thëniet e tyre gjykuese të cilët patjetër duhet pasuar, kurse thëniet e të Dërguarit (s.a.v.s.) janë të paqarta (të përngjashme) të cilat duhet të paraqiten para thënieve të tyre, e cilat nga ato të përputhen i pranojna ndërsa ato që i kundërshtojnë ato i refuzojnë, ose i komentojmë, ose i dorzojmë, pastaj shpirti magjik betohet në All-llahun duke thënë: Ne nuk dëshirojmë tjetër veçse bëmirësi dhe pëlqim, por ata janë që All-llahu e di se çka kanë në zemrat e tyre.

**KAPITULL**

Ai (Nefsi Emmare) e shfaqë ihlasin (sinqeritetin) në një pamje nga e cila duhet ikur, e që është dalja nga gjykimi i mendjes normale, sjellje dinake e dyfytyrshe e cila e tërheqë gjendjen e pronarit të tij dhe qëndrimin në mes njerëzve. Kurdo që ai i bënë veprat e tij me sinqeritet dhe nuk vepron asgjë për askend do të largohet nga ata dhe ata do të largohen nga ai, do t'i urrejë ata dhe ata do ta urrejnë, do t'i armiqësojë ata dhe ata do ta armiqësojnë, ai do të ecë në një rrugë kurse ata do të jenë në një rrugë tjetër, kështu ai ikë nga kjo sa të ketë mundësi dhe qëllim i tij është që të jetë i sinqertë në një masë të vogël të veprave të tij të cilat nuk ndërlidhen me ta dhe veprat e tjera të tij t'i bëjë për dikë tjetër përveç All-llahut.